# Sahîhu-l-Buhâri në gjuhën shqipe - libri 5.

Titulli i origjinalit:

صحيح البخاري

**Përktheu:**
**Ismail AHMEDI**

Redaktor profesional:
Bahri ef. ALIU

Redaktor gjuhësor:
Mahmud HYSA

Korrektor:
Ismail AHMEDI

Redaktor teknik:
Nysret S. SIMNICA

Realizimi kompjuterik:
nip shuli prishtinë

*"... Çkado që ju jep Pejgamberi, merreni, dhe çkado që jua ndalon, shmangiuni..."*

*Kur'ani, 59: 7.*

# Përmbajtja

# Shënime për librin

Kjo vepër, libri i pestë "*Sahihu-l-Buhari*" është vazhdim i përkthimit të koleksionit më autoritativ të haditheve të Muhammedit a.s. në gjuhën shqipe. Në këtë libër janë përkthyer pjesët tematike për *Umren, Agjërimin* dhe *Shitblerjen.* Gjatë përkthimit të kësaj vepre kemi pasur parasysh marrëveshjen e përbashkët të grupit punues për metodologjinë e punës me qëllim që lexuesi të mos vërejë dallime të mëdha gjatë leximit të veprave të përkthyera (*libri 1, 2, 3, 4 dhe 5*).

Përkitazi me punën që është bërë, veprës po i japim këto shënime:

- Ajetet e Kur'anit i kemi përkthyer aq sa gjenden në tekstin origjinal. Në tekstet origjinale të haditheve ajetet janë theksuar shpeshherë në formë të shkëputur, varësisht nga tematika me të cilën ka të bëjë ajo pjesë e ajetit. Në fund të çdo ajeti është shënuar emri i sures dhe numri i ajetit.

- Disa tituj tematikë të haditheve janë shënuar në bazë të përmbajtjes konkrete të hadithit. Kjo është bërë me qëllim që të gjithë hadithet të radhiten në mënyrë tematike në gjuhën shqipe.

- Gjatë përkthimit, brenda tekstit të haditheve kemi përdorur kllapën e vogël, e cila është në funksion të shpjegimit dhe të kuptimit më të plotë të hadithit në gjuhën shqipe.

- Autori i koleksionit "*Sahihu-l-Buhari*", Buhariu, apo siç theksohet në tekstin origjinal (*Ebu Abdull-llahu)*, herë herë i shpjegon hadithet brenda tekstit të veprës. Mirëpo në disa raste këtë formë të shpjegimit e bën në margjina të tekstit, duke i sinjalizuar përmes numrave, kështu që për këtë formë të shpjegimit është përdorur kllapa e mesme, ndërsa forma e parë është përkthyer ashtu siç qëndron në origjinal.

- Vargu i transmetuesve të haditheve (senedi) është përkthyer besnikërisht, natyrisht pa e ndryshuar fare radhitjen e tyre.

- Termat islame dhe toponimet janë përdorur ashtu siç janë në origjinal dhe janë shpejguar në formë të fjalorit.

- Për komentimin e "*Sahihu-l-Buhari*" jemi mbështetur në komentin e *Hasan ef. Shkapurit*; në "*Fet-hul-Bari bisherhi sahihi-l-Buhari*" të *Eskalaniut*; në *Subulu-s-Selam Sherh Bulugu-l-Meram min Edil-leti-l-Ahkam të Eskalianiut.*

- Hadithet janë radhitur sipas principit numerik dhe përkthimi i tyre në këtë vepër fillon aty ku përfundon libri i katërt. Sipas këtij parimi janë përkthyer të gjitha hadithet pa lënë manash asnjë hadith, përkundër përmbajtjeve shpeshherë, identike, të disa haditheve. Këtij kriteri i jemi përmbajtur për arsye që të kemi një përkthim sa më të plotë e origjinal të koleksionit të haditheve "*Sahihu-l-Buhari*".

- Ky kontribut është kryer me mund të madh, por vullneti i pakursyer i tejkaloi të gjitha vështirësitë dhe kështu kjo vepër u krye dhe lexuesi shqiptar do të ketë në duar një literaturë islame sa të rëndësishme aq edhe të nevojshme.

Duke përfunduar këto shënime të shkurtëra për librin e pestë, i shprehim mirënjohje redaktorit profesional Bahri ef. Aliut, për kontributin e çmueshëm dhe sugjerimet e duhura të cilat na ndihmuan që vepra Sahihu-l-Buhari të jetë sa më e plotë nga çdo këndvështrim.

Po ashtu falënderojmë redaktorin gjuhësor, Prof. Dr. Mahmud Hysa, i cili me përgjegjësi shkencore bëri redakturën e tekstit duke iu përmbajtur normave të gjuhës arabe dhe kritereve islame.

Më në fund po theksojmë se realizimi i këtij projekti, pjesa e parë, të "*Sahihu-l-Buhari*" i përbërë prej tetë librave është kryer në tërësi dhe së shpejti shpresojmë që lexuesi shqiptarë do t'i ketë në duart e veta këto abetare të para në gjuhën shqipe mbi Islamin burimor që vjen pas Kur'anit.

Jemi të vetëdijshëm se çdo punë njerëzore ka të meta, pra edhe kjo e jona. Ndaj çdo vërejtje dhe sugjerim qëllimmirë nga ana e lexuesve do ta plotësojë punën tonë.

*Prishtinë, më 10.07.1994* *Ismail Ahmedi*

# صحيح البخاري

لأبي عبد الله محمد بن إسماعيل بن إبراهيم
ابن المغيرة بن بردزبه البخاري الجعفي
رضي الله تعالى عنه ونفعنا به
آمين

الجزء الثالث

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

# ٢٦ - كتاب العمرة

## باب العُمرةِ . وُجوبُ العُمرةِ وفضلُها

وقال ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما : ليسَ أحدٌ إلا وعليهِ حَجّةٌ وعُمرة

وقال ابنُ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما : إنها لَقرينتُها في كتابِ الله ﴿ وأَتِمّوا الحجَّ والعُمرةَ لله ﴾ [ ١٩٦ البقرة ]

١٧٧٣ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن سُمَيٍّ مولى أبي بكرِ بنِ عبدِ الرحمنِ عن أبي صالحٍ السَّمانِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه أن رسولَ اللهِ ﷺ قال « العمرةُ إلى العمرةِ كَفّارةٌ لما بينهما ، والحجُّ المبرورُ ليس له جَزاءٌ إلاّ الجنةُ »

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahîm*

# 26. Pjesa mbi Umren

## Umra- detyrimi dhe rëndësia e saj

Ka thënë Ibn Umeri r.a.: **"Nuk ekziston askush e që s'është obliguar me haxhin dhe umren"**. Ka thënë Ibn Abbasi r.a.: **"Vërtetë ajo** (umra) **së bashku** (me haxhin theksohen) **në Librin e All-llahut:**

***"Plotësoni haxhin dhe umren në emër të All-llahut..."***

*(El-Bekare: 196).* [1]

1 Umra apo siç njihet në terminologjinë Islame "haxhi i vogël" përbëhet prej: tavafit rreth

**1773.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa këtë e informoi Maliku ktë Sumejji, rob i lirë i Ebu Bekr b. Abdu-r-Rahmanit, këtë Ebu Salih Es-Semmani dhe këtë Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s ka thënë:

**"Umra deri në umre është mbrojtëse kundër mëkateve të haxhiut** (të bëra ndaj All-llahut xh.sh.), **ndërsa haxhi** (i kryer) **me dinjitet, pa mëkate e i respektuar** (te All-llahu), **për këtë s'ka shpërblim** (tjetër) **përveç Xhennetit".** [2]

باب مَن اعتمرَ قبلَ الحجِّ

١٧٧٤ — حدثنا أحمدُ بنُ محمدٍ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا ابنُ جريجٍ « أنَّ عِكرِمةَ بنَ خالدٍ سألَ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما عنِ العُمرةِ قبلَ الحجِّ فقال : لا بأسَ . قال عكرمةُ قال ابنُ عمرَ : اعتمرَ النبيُّ ﷺ قبلَ أن يحجَّ » . وقال إبراهيمُ بنُ سعدٍ عنِ ابنِ إسحاقَ حدَّثني عِكرمةُ بنُ خالدٍ « سألتُ ابنَ عمرَ . . مثلَه »

حدثنا — عمرُو بنُ عليٍّ حدَّثَنا أبو عاصمٍ أخبرَنا ابنُ جُرَيجٍ قال عِكرِمةُ بن خالدٍ « سألتُ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما . . مثلَه »

---

Qabes dhe vrapimit (respektivisht nxitimit të të ecurit) ndërmjet Safa dhe Merves. Ky ibadet mund të kryhet në çdo kohë gjatë një viti.
Nafiu tranmseton që Ibn Umeri në një rast ka thënë: "Nuk ekziston asnjë njeri që të mos e ketë farz haxhin dhe umren". Këtë konstatim e kanë shënuar edhe Ibn Huzejme, Daru Kutni dhe Hakemi duke shtuar thanë edhe këtë: "... nëse është i aftë të udhëtojë". Seid b. Ebu Arube në Menasikun e tij thekson që Abdull-llah b. Umeri ka thënë: "Haxhi dhe Umra janë farz". Kështu mendojnë edhe: "H. Umeri, Abdull-llah b. Mes'udi, Xhabiri, A'tai, Tavusi dhe shumë bashkëkohanikë të tyre. Shafiu, Maliku dhe Ahmedi e radhisin umren në detyrimet e vaxhibit, ndërsa Ebu Hanifja thotë se umra është synet nëse nuk është zotuar për arsye se kështu nënkuptohet nga pjesa e dytë e ajetit i cili e detyron baxhin (shih: El-Bekare: 196.)

2 Ibn Abbasi dhe Seid b. Xhubejri konsiderojnë se haxhi dhe umra janë kryer plotësisht, nëse haxhiu niset nga shtëpia dhe e vesh ihramin në Mikatë, jo për çështje tregtie, apo diç tjetër por vetëm për shkak të haxhit dhe umres në emër të All-llahut xh.sh.
Sipas mendimit të Shafiut s'është e pëlqyeshme që umra të kryhet shumë herë brenda një viti. Këtë qëndrim e mbështet edhe Maliku, ndërsa sipas shkollës Hanefite umra mund të kryhet brenda një viti më shumë herë, por është e pa pëlqyeshme që ajo të kryhet më 9, 10, 11, 12 dhe 13 të muajit dhu-l-hixhxhe.

## Kryerja e umres para haxhit

**1774.** Na ka treguar Ahmed b. Muhammedi, këtë e ka informuar Abdull-llahu, këtë ibu Xhurejxhi, këtë Ikrime b. Halidi i cili e ka pyetur Ibn Umerin r.a. për kryerjen e umres para haxhit. Për këtë çështje ai u përgjigj: **"Nuk pengon"**. Ikrime me këtë rast, tha: Ka thënë Ibn Umeri që: **"Pejgamberi s.a.v.s e ka kryer umren para kryerjes së haxhit".** Ndërkaq Ibrahim b. Sadi duke transmetuar nga Ibn Is'haku, deklaroi: Më ka treguar Ikrime b. Halidi kësisoj: **"E kam pyetur edhe Ibn Umerin për të njëjtën gjë".**

Na ka treguar Amr b. Aliu këtij i tha Ebu Asimi, këtë e informoi Ibn Xhurejxhi që Ikrime b. Halidi ka thënë: **"Për të njëjtën gjë e pyeta edhe Ibn Umerin r.a..".** [3]

باب كم اعتمر النبي ﷺ ؟

١٧٧٥ — حدثنا قتيبة حدثنا جرير عن منصور عن مجاهد قال « دخلت أنا وعروة بن الزبير المسجد ، فإذا عبد الله بن عمر رضي الله عنهما جالس إلى حجرة عائشة ، وإذا ناس يصلون في المسجد صلاة الضحى ، قال فسألناه عن صلاتهم فقال : بدعة . ثم قال له : كم اعتمر رسول الله ﷺ ؟ قال : أربعا ، إحداهن في رجب . فكرهنا أن نرد عليه »

## Sa umre ka kryer Pejgabmeri s.a.v.s.?

**1775.** Na ka treguar Kutejbe, kurse këtij i tha Xheriri, e këtij Mensuri që Muxhahidi ka thënë: "Kemi hyrë unë dhe Urve b. Zuhejri në xhami (të Pejgamberit). Aty afër dhomës së Aishes ishte ulur Abdull-llah b. Umeri, kurse njerëzit tjerë falnin në xhami duha-namazin. E pyetëm Abdull-llah b. Umerin (tha Muxhahidi) për namazin e tyre, e ai u përgjigj: **"Risi" është** (të falet në xhami). Pastaj (vazhdoi Muxhahidi) duke pyetur: **"Sa umre Pe-**

---

3 Muhadithët tjerë kanë shënuar që Ikrime b. Halid b. El-Makburiu ka thënë:
- Erdha në Medine me një grup të mekasve, aty takova Abdull-llah b. Umerin e i thashë: "Na, akoma asnjëherë nuk e kemi kryer haxhin, prandaj a mund të nisemi të kryejmë umren tani nga Medina?"
- Po, s'keni kurrëfarë pengese. Pejgamberi a.s. e ka kryer umren para haxhit (u përgjigj Abdull-llah b. Umeri).-
(Ikrime tha) kështu edhe ne e kemi kryer umren.

**jgamberi s.a.v.s. ka kryer"?** U përgjigj: **katër, njerën prej tyre e kreu** (në muajin) **rexheb. Na vinte keq** (tha Muxhahidi) **që ta demantojmë atë.**

١٧٧٦ — قال وسمعنا استنانَ عائشةَ أمِّ المؤمنينَ في الحجرةِ فقال عُروةُ : يا أُمَّاهُ يا أمَّ المؤمنينَ ، ألا تسمعينَ ما يقولُ أبو عبدِ الرحمنِ ؟ قالت : ما يقول ؟ قال يقول : إن رسولَ اللهِ ﷺ اعتمرَ أربعَ عُمراتٍ إحداهنَّ في رجب . قالت : يرحمُ اللهُ أبا عبدِ الرحمنِ ، ما اعتمرَ عُمرةً إلا وهوَ شاهدُه ، وما اعتمرَ في رجبٍ قطُّ »

**1776.** Tha në dhomë dëgjuam (kërcëllimën) e larjes së dhëmbëve të Aishes, nënës së besimtarëve, Urve pyeti: **"Nënë, a s'dëgjon se ç'thotë Ebu Abdu-r-Rahmani?"**

**- Ç'tha?** - pyeti Aishja. **Tha** (u përgjegj Urva) **që Pejgamberi s.a.v.s ka kryer katër umre a njëren prej tyre e ka kryer në** (muajin) **rexheb.** Aishja u përgjigj: **All-llahu e mëshiroftë Ebu Abdu-r-Rahmanin! Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka kryer asnjë umre pa prezencën e tij, ndërsa në muajin rexheb s'ka kryer asnjë umre".** [4]

١٧٧٧ — حدثنا أبو عاصمٍ أخبرَنا ابنُ جُريجٍ قال أخبرَني عطاءٌ عن عُروةَ بنِ الزُّبيرِ قال « سألتُ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت : ما اعتمرَ رسولُ اللهِ ﷺ في رجبٍ »

**1777.** Na ka treguar Ebu Asimi, të cilin e informoi Ibn Xhurejxhi, duke i thënë:

4 Bejhekiu ka shënuar që Aisheja ka thënë: "Pejgamberi a.s. në jetën e tij ka kryer tre umre: njërën në muajin shevval, ndërsa dy në muajin dhu-l-ka'de". Bejhekiu e ka shënuar edhe deklaratën e Ebu Hurejres në të cilën thuhet se Muhammedi a.s. ka kryer tre umre, të gjitha në muajin dhu-l-kade.
Shumica e Sahabeve dëshmojnë se umre-ja e parë e Muhammedit a.s. ka qenë e planifikuar në cilësinë e marrëveshjes së Hudejbijes në vitin e 6 të hixhretit, ndërsa është kryer në muajin dhu-l-kade. Umren e dytë Muhammedi a.s. e kreu në muajin dhu-l-kade të vitit 7 të hixhretit, umren e tretë e kreu në vitin e 8 të hixhretit në muajin dhu-l-kade nga Xhirani. Umren e katërt e kreu përsëri në muajin dhu-l-kade gjatë Haxhit Lamtumirës.
Gjatë ditëve të ibadeteve të haxhillëkut nuk lejohet që umra të kryhet si ibadet i veçantë. Muhammedi a.s. në Mikatë vendosi ta kryej umren në kuadër të ibadeteve të haxhillëkut.

- Ma përcolli A'tai prej Urve b. Zuhejrit duke thënë: "**E pyeta Aishen r.a.** (për umren në muajin rexheb) **ajo u përgjigj: Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka kryer umre në muajin rexheb.**

١٧٧٨ — حدّثنا حسّانُ بنُ حسّانٍ حدّثنا همّامٌ عن قتادةَ «سألتُ أنساً رضيَ اللهُ عنه: كم اعتمرَ النبيُّ ﷺ؟ قال أربعٌ: عُمرةُ الحُدَيبيةِ في ذي القَعدةِ حيثُ صدَّهُ المشركون، وعُمرةٌ مِنَ العامِ المُقبِلِ في ذي القَعدةِ حيثُ صالحَهم، وعُمرةُ الجِعرانةِ إذ قسَمَ غنيمةَ ـ أُراهُ ـ حُنَين. قلتُ: كم حجَّ؟ قال: واحدةً»

**1778.** Na ka treguar Hassan b. Hassani, ndërsa këtij i tha Hemmami duke transmetuar prej Katades:

E pyeta Enesin r.a.: "**Sa umre ka kryer Pejgamberi s.a.v.s.**"? U përgjigj **katër - umren e Hudejbies në** (muajin) **dhu-l-kade kur idhujtarët e pengonin; umren e vitit vijues në** (muajin) **dhu-l-kade, ashtu siç ishte marrë vesh me ata; umren e Xhiranes, kur bëri ndarjen e plaçkës së luftës së Hunejnit. Sa herë është bërë haxhi?** (e pyeta) **një herë** (u përgjigj).[5]

١٧٧٩ — حدّثنا أبو الوليدِ هشامُ بنُ عبدِ الملكِ حدّثنا همّامٌ عن قتادةَ قال «سألتُ أنساً رضيَ اللهُ عنه فقال: اعتمرَ النبيُّ ﷺ حيثُ ردُّوه، ومنَ القابلِ عمرةَ الحُدَيبيةِ، وعُمرةً في ذي القَعدةِ، وعُمرةً مع حَجَّتِه»

**1779.** Na ka treguar Ebu-l-Velid Hisham b. Abdu-l-Meliku, ndërsa këtij i tha Hemmami duke transmetuar prej Katades i cili ka thënë: e pyeta Enesin r.a. (për umren e Pejgamberit) e ai u përgjigj:

**Pejgamberi s.a.v.s. një umre e kreu atë vit në të cilin idhujtarët e refuzuan; umren e Hudejbies në vitin vijues; umren** (në muajin) **dhu-l-kade, dhe umren e kryer së bashku me haxhillëkun e tij.**

5 Beteja në luginën e Hunejnit ka qenë kundër fisit Hevazin më 5 shevval të vitit 8 të hixhretit, pikërisht menjëherë pas çlirimit të Mekkes.

١٧٨٠ – حدثنا هُدبةُ حدثنا همّامٌ وقال « اعتمرَ أربعَ عُمَرٍ في ذي القَعدةِ، إلاّ التي اعتمرَ مع حجَّتِهِ: عُمرتَهُ من الحُدَيبيةِ، ومن العامِ المُقبلِ، ومنَ الجِعْرانةِ حيثُ قسَمَ غنائمَ حُنَينٍ، وعُمرةً مع حجَّتِهِ »

**1780.** Na ka treguar Hudbe që Hemmami ka thënë: **Pejgamberi kreu katër umre** (të tëra) **në muajin dhu-l-kade** (duke mos llogaritur) **umren** e **kryer së bashku me haxhillëkun e tij; umra e Hudejbies pastaj e vitit të ardhshëm, Xhiranës kur bëri ndarjen e plaçkës së luftës së Hunejnit dhe umren e kryer së bashku me haxhillëkun e tij.**

١٧٨١ – حدثنا أحمدُ بنُ عثمانَ حدثنا شُرَيحُ بنُ مَسلَمةَ حدثنا إبراهيمُ بنُ يوسفَ عن أبيهِ عن أبي إسحاقَ قال « سألتُ مَسروقاً وعطاءً ومُجاهداً فقالوا: اعتمرَ رسولُ اللهِ ﷺ في ذي القَعدةِ قبلَ أن يحجَّ. وقال: سمعتُ البَراءَ بنَ عازبٍ رضيَ اللهُ عنهما يقول: اعتمرَ رسولُ اللهِ ﷺ في ذي القَعدةِ قبلَ أن يحجَّ مرَّتَين »

**1781.** Na ka treguar Ahmed b. Uthmani ndërsa këtij i tha Shurejh b. Mesleme, këtij Ibrahim b. Jusufi ndërsa ky dëgjoi prej të atit që Ebu Is'haku ka thënë:

E pyeta Mesrukun, A'tain dhe Muxhahidin (për umren e Pejgamberit) ata u përgjigjën: **Pejgamberi s.a.v.s. e kreu umren në muajin dhu-l-kade para se ta kryejë haxhin**. Tha (Ebu Is'haku): e dëgjova Berra b. Azibin r.a. duke thënë: **Pejgamberi s.a.v.s. e kreu umren dy herë** (në muajin dhu-l-kade) **para se ta kryejë haxhin.**

باب عُمرةٍ في رمضانَ

١٧٨٢ – حدثنا مسدَّدٌ حدثنا يحيى عن ابنِ جُرَيجٍ عن عطاءٍ قال سمعتُ ابنَ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما يُخبِرُنا يقول « قال رسولُ اللهِ ﷺ لامرأةٍ منَ الأنصارِ – سمَّاها ابنُ عبَّاسٍ فنسيتُ اسمَها – ما منَعَكِ أن تَحُجِّي معنا؟ قالت: كان لنا ناضحٌ، فركِبَهُ أبو فلانٍ وابنُهُ – لِزوجِها وابنِها – وترَكَ ناضحاً نَنضَحُ عليهِ. قال: فإذا كان رمضانُ اعتمري فيهِ، فإنَّ عُمرةً في رمضانَ حَجَّةٌ » أو نحواً مما قال

## Umra në Ramazan

**1782.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa këtij i tha Jahjai, ky dëgjoi prej Ibn Xhurejxhit që A'tai ka thënë: Dëgjova Abdull-llah b. Abbasin r.a. duke thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s. i tha një femre të ensarëve të cilën Ibn Abbasi e kishte emërtuar vetë, por ia harrova emrin.." Ç'të pengoi që nuk erdhe**

**me neve në haxh?"** Ajo u përgjigj: **Kemi një deve** (e cila vën në lëvizje rrotën për ujitje) **e të cilës i ka hipur i ati i filan filanit me të birin** (bashkëshortin e ensarës së sipërmendur me të birin), **ndërsa tjetrën e ka lënë që të ujisim** (palmishten). (Në muajin). **Ramazan bëre umren sepse kryerja e umres në këtë muaj** (ka thënë Muhammedi a.s.) **është sikur haxhi** (i kryer me mua), **ose ashtu siç ka thënë.** [6]

باب العمرة ليلة الحصبة وغيرها

١٧٨٣ - حدثنا محمد بن سلام أخبرنا أبو معاوية حدثنا هشام عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها «خرجنا مع رسول الله ﷺ موافين لهلال ذي الحجة، فقال لنا: من أحب منكم أن يهل بالحج فليهل، ومن أحب أن يهل بعمرة فليهل بعمرة، فلولا أني أهديت لأهللت بعمرة. قالت: فمنا من أهل بعمرة، ومنا من أهل بحج، وكنت ممن أهل بعمرة، فأظلني يوم عرفة وأنا حائض، فشكوت إلى النبي ﷺ فقال: ارفضي عمرتك، وانقضي رأسك وامتشطي، وأهلي بالحج. فلما كان ليلة الحصبة أرسل معي عبد الرحمن إلى التنعيم، فأهللت بعمرة مكان عمرتي»

## Umra gjatë buajtjes në Muhassab dhe në vende tjera

**1783.** Na ka treguar Muhammed b. Selami, ndërsa këtë e informoi Ebu Muaviu, këtë Hishami duke transmetuar nga i ati i tij që Aishja r.a. ka thënë: Dolëm me Pejgamberin s.a.v.s. (prej Medinës të orientuar sipas) hënës së re dhu-l-hixhxhe e ai na tha: **"Kush dëshiron të hyjë nën ihram për haxhillëk, le të hyjë, e kush dëshiron të hyjë nën ihram për umren ie të hyjë për të." Sikur të mos kisha siguruar kurban për vete më herët, edhe unë do të isha orientuar për umren. Disa prej nesh** (vazhdoi Aishja) **janë të**

---

6 Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ibn Maxhe në përmbledhjet e tyre të haditheve theksojnë që Muhammedi a.s. ensarijës së përmendur i ka thënë: "Umra e kryer gjatë ditëve të Ramazanit është e barabartë me haxhin".
Nesaiu rreth të njëjtit rast ka shënuar që Muhammedi a.s. i është përgjigjur një ensariu dhe bashkëshortes së tij: "Kryeni umren gjatë ditëve të Ramazanit, sepse umra e kryer gjatë këtij (muaji) është e barabartë me haxhin".
Taberaniu ka shënuar që Ebu Taliku dhe bashëkshortja e tij Ummu Ma'kil e kanë pyetur Muhammedin a.s. duke i thënë: "O Resulall-llah, cili detyrim është i barabartë me haxhin e kryer së bashku me ty?
- Umra e kryer gjatë ditëve të Ramazanit.-u përgjigj Muhammedi a.s.

**vendosur për umre, ndërsa disa për haxhin. Unë isha ndër ato që vendosa për umren. Ditën e Arefatit** (dita e nëntë e muajit dhu-l-hixhxhe) **isha me menstruacione dhe iu ankova Pejgamberit s.a.v.s. e ai m'u përgjigj: "Lëre tani umren tënde, shprishi flokët tua, krehu dhe sille vendimin për haxh! Natën e** (buajtjes) **në Muhassab e dërgoi me mua Abdu-r-Rahmanin deri në Ten'imë, atje bëra nijet për umren në vend të umres sime** (të mëhershme).[7]

باب عمرة التنعيم

١٧٨٤ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن عمرو سمع عمرو بن أوس أن عبد الرحمن بن أبي بكر رضي الله عنهما أخبره «أن النبي ﷺ أمره أن يردف عائشة ويعمرها من التنعيم» . قال سفيان مرة : سمعت عمراً، كم سمعته من عمرو

## Umra nga Ten'imi

**1784.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lahi, ndërsa këtij i tha Sufjani, duke transmetuar prej Amrit, ky dëgjoi prej Amr b. Eusit që Abdu-r-Rahman b. Ebu Bekr r.a. e ka informuar se **Pejgamberi s.a.v.s. i urdhëroi që ta ulë pas** (deves) **Aishen të kryejë umren e saj nga Ten'imi.** Sufjani njëherë deklaroi se: **"E dëgjova Amrin, dhe sa e sa herë e kam dëgjuar atë prej Amrit".**[8]

---

7 Mendimet e sahabeve ndryshojnë rreth kryerjes së umres ditëve të haxhit. Në pyetjen e Muxhahidit, h. Umeri r.a. është përgjigjur: "Umra është e mirë për atë që s'ka vepra tjera të mira". Aishja Muxhahidit në të njejtën pyetje iu përgjigj:
"Më mirë të kisha agjëruar tre ditë ose ushqyer 10 varfanjakë në vend të umres së përsëritur (për së dyti) nga Ten'imi".
Tavusi tha: "Kur e kryen umren menjëherë pas haxhit të kryer, unë s'di a do të shpërblehet apo dënohet për te".
Ebu Hanifja konsideron që umra mund të kryhet për çdo vit dhe më shumë herë si dhe në çdo kohë, por është e papëlqyeshme (mekruh) që ajo të kryhet më 9, 10, 11, 12 dhe 13 të muajit dhu-t-hixhxhe.

8 Banori i Mekkes i cili dëshiron të kryejë umren duhet sipas mendimit të shumë dijetarëve që të dalë në Hil dhe atje të veshë ihramin. Ten'imin Muhammedi a.s. e ka përcaktuar si vend për veshjen e ihramit të umres, sepse ky është vendi më i afërt i Mekkes. Vendimi për kryerjen e umres mund të mirret nga çdo vend periferik jo larg Mekkes. Hili është 3-4 mila larg Mekkes ashtu siç është edhe Ten'imi nga ky qytet. Këtë mendim e mbështet edhe një version i deklaratës së Aishes që Muhammedi a.s. i ka thënë Abdu-r-Rahmanit:

١٧٨٥ — حدثنا محمد بن المثنى حدثنا عبد الوهاب بن عبد المجيد عن حبيب المعلم عن عطاء حدثني جابر بن عبد الله رضي الله عنهما أن النبي ﷺ أهل وأصحابه بالحج وليس مع أحد منهم هدي غير النبي ﷺ وطلحة، وكان علي قدم من اليمن ومعه الهدي فقال: أهللت بما أهل به رسول الله ﷺ، وأن النبي ﷺ أذن لأصحابه أن يجعلوها عمرة يطوفوا بالبيت ثم يقصروا ويحلوا، إلا من معه الهدي، فقالوا: ننطلق إلى منى وذكر أحدنا يقطر. فبلغ النبي ﷺ فقال: لو استقبلت من أمري ما استدبرت ما أهديت، ولولا أن معي الهدي لأحللت. وأن عائشة حاضت فنسكت المناسك كلها، غير أنها لم تطف بالبيت. قال: فلما طهرت وطافت قالت: يا رسول الله، أتنطلقون بعمرة وحجة وأنطلق بالحج؟ فأمر عبد الرحمن بن أبي بكر أن يخرج معها إلى التنعيم، فاعتمرت بعد الحج في ذي الحجة. وأن سراقة بن مالك بن جعشم لقي النبي ﷺ وهو بالعقبة وهو يرميها، فقال: ألكم هذه خاصة يا رسول الله؟ قال: لا، بل للأبد»

**1785.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna e këtij i tha Abdu-l-Vehab b. Abdu-l-Mexhidi, këtij i tha Habib Mual-limi, ndërsa ky dëgjoi prej Atait se e ka informuar Xhabir b. Abdi-l-lahi r.a. që **Pejgabmeri s.a.v.s. dhe sahabët e tij kishin vendosur të kryejnë haxhin, mirëpo asnjëri prej tyre përveç Pejgamberit s.a.v.s. dhe Talhas nuk kanë patur kurban. Aliu erdhi prej Jemenit dhe, pasi që me vete kishte patur kurban, tha: "Hyra nën ihram ashtu siç bëri edhe Resulull-llahi s.a.v.s."**

**Pejgamberi s.a.v.s. i njoftoi sahabet e tij që të bëjnë nijet umren, pastaj të bëjnë tavaf Qaben, më vonë të shkurtojnë flokët dhe më në fund të lirohen nga ihrami me përjashtim të atij që posedon kurban.** Pastaj deklaruan (sahabët) vazhduam për në Minne, ndërsa disa prej nesh ndinë një impuls të madh për veprim të jashtëm. Kjo ndikoi që Pejgamberi s.a.v.s. të thotë: **"Të kisha ditë para kësaj që di tani, nuk do të kisha përgatitur kurban. E të mos kisha kurban, me të vërtetë tani do të isha liruar prej ihramit".**

Aishja r.a. në ato momente gjendej në mensturancione dhe i kishte kryer të gjitha detyrimet e haxhit, përveç tavafit përreth Qabes. Kur (tha Xhabiri)

---

"Hip në deve dhe pas saj merre motrën tënde dhe nxirre nga Haremi që të vendos për umren". Ai (tha Aishja) në atë moment nuk përmendi Ten'imin e as Xhiranen.

**përsëri u pastrua, kreu tavafin përreth Qabes, e tha: O Pejgamber, ju ktheheni me umren dhe haxhin, ndërsa unë vetëm me haxhin** (e kryer) **në** (muajin) **dhu-l-hixhxhe." Atëherë Pejgamberi i urdhëroi Abdu-r-Rahman Ebu Bekrit të shkojë me te deri në Ten'imë dhe** (kështu) **e kreu umren pas haxhit në muajin dhu-l-hixhxhe.** Suraka b. Malik b. Xhu'shumi e takoi Pejgamberin s.a.v.s. në Akabe (në Minne) duke gjuajtur gurë e i tha: **"O Pejgamber a është ky** (veprim) **i veçantë i haxhit dhe umres?** (Pejgamberi) **u përgjigj: Jo ky është** (veprim) **i përjetshëm.**

باب الاعتمار بعد الحج بغير هدي

١٧٨٦ — حدثنا محمد بن المثنى حدثنا يحيى حدثنا هشام قال أخبرني أبي قال أخبرتني عائشة رضي الله عنها قالت « خرجنا مع رسول الله ﷺ موافين لهلال ذي الحجة، فقال رسول الله ﷺ: من أحب أن يهل بعمرة فليهل، ومن أحب أن يهل بحجة فليهل، ولولا أني أهديت لأهللت بعمرة. فمنهم من أهل بعمرة، ومنهم من أهل بحجة، وكنت ممن أهل بعمرة، فحضت قبل أن أدخل مكة، فأدركني يوم عرفة وأنا حائض، فشكوت إلى رسول الله ﷺ فقال: دعي عمرتك، وانقضي رأسك وامتشطي، وأهلي بالحج، ففعلت. فلما كانت ليلة الحصبة أرسل معي عبد الرحمن إلى التنعيم، فأردفها، فأهلت بعمرة مكان عمرتها، فقضى الله حجها وعمرتها، ولم يكن في شيء من ذلك هدي ولا صدقة ولا صوم »

## Umra pas haxhit pa përgatitjen e kurbanit

**1786.** Na ka treguar Muhammed b. Muthenna ndërsa këtij i tha Hishami të cilin e informoi im atë ndërsa këtë e lajmëroi Aishja r.a. duke thënë: **"Dolëm** (prej Medines) **me Pejgamberin s.a.v.s.** (të orientuar) **sipas hënës së re të** (muajit) **dhu-l-hixhxhe. Pejgamberi s.a.v.s tha: "Kush dëshiron të hyjë nën ihram për umren, le të hyjë, e kush dëshiron të hyjë nën ihram për haxhin, le të hyjë. Po të mos kisha përgatitur kurban, do të kisha vendosur edhe unë për umren".**

**Kështu disa prej as-habëve hynë nën ihram për umren e disa vendosën për haxhin. Unë isha prej atyre** (tha Aishja) **që vendosa për umren dhe fitova menstruacionet para se të hyj në Mekke. Pikërisht ditën e Arefatit kam qenë me menstruacione, dhe iu ankova Pejgamberit s.a.v.s. e ai m'u përgjigj: "Lëre tani umren tënde, shprishi flokët tua, krehu dhe sille vendimin për haxhin"! Kështu edhe veproi** (mirëpo) **natën e buajtjes**

**në Muhassab e dërgoi me mua Abdu-r-Rahmanin deri në Ten-imë.** E uli (Aishen Abdu-r-Rahmani) pas veti në deve dhe atje ajo hyri nën ihram për umren në vend të umres (së mëhershme).

**Ashtu Allahu kishte vendosur** (tha Hishami) **për haxhin dhe umren e saj dhe asgjë për këto** (s'nevojitej) **as kurban, as lëmoshë e as agjërim.**[9]

باب أجرِ العُمرةِ على قَدْرِ النَّصَب

١٧٨٧ — حدثنا مسدَّدٌ حدثنا يزيدُ بن زُرَيعٍ حدثنا ابنُ عونٍ عن القاسم بن محمد، وعن ابنِ عونٍ عن إبراهيمَ عن الأسود، قالا: قالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها: يا رسولَ الله، يَصدُرُ الناسُ بنُسُكين وأصدُرُ بنُسُكٍ؟ فقيل لها: انتظري، فإذا طهُرْتِ فاخرُجي إلى التنعيم فأهلِّي، ثم ائتينا بمكانِ كذا، ولكنها على قَدْرِ نفقتِكِ، أو نَصَبِكِ.

## Shpërblimi i umres është (sipas mundit të dhënë)

**1787.** Na ka treguar Museddedi këtij i tha Jezid b. Zureji, duke transmetuar prej Ibn Aunit ndërsa ky dëgjoi prej Kasim b. Muhammedit, ky prej Ibn Aunit ky prej Ibrahimit dhe El Esvedit të cilët deklaruan se Aishja r.a. ka thënë:

**- O Resulall-llah, njerëzit kthehen me nga dy rituale** (të kryera), **ndërsa unë vetëm me një?** (Pejgamberi) **iu përgjigj: "Prit! kur të pastrohesh, dil deri në Ten'imë dhe atje vendos** (për umren), **pastaj ec në këtë e këtë vend** (Ebtah) **mirëpo umra bëhet sipas mundësisë tënde, apo përpjekjes tënde".**[10]

---

9 Edhe pse Aishja e ka kryer umren menjëherë pas kryerjes së detyrimeve të haxhit, ajo në emër të dënimit nuk ka therë kurban as ka ushqyer 10 varfanjakë e as ka agjëruar 10 ditë.
Kjo këtë, s'është dashur ta bëj pikërisht për shkak se nuk ka vendosur për haxhin dhe umren në Mikatë, por aty vendosi vetëm për kryerjen e umres, respektivisht më vonë ka vendosur për kryerjen e haxhit. Përveç kësaj ajo edhe për umren vendosi pas 10 ditëve të muajit dhu-l-hixhxhe, dhe e kreu pas kryerjes të detyrimeve të haxhillëkut dhe ditëve të kaluara të haxhit.

10 All-llahu xh.sh. e shpërblen njeriun në bazë të veprave të mira dhe kontributit të dhënë. Kështu banorët e Mekkës për umren e kryer prej ndonjë vendi më afër Mekkes do të shpërblehen më pak sesa ata që e kryejnë atë nga ndonjë vend më larg saj. Shafiu

باب المعتمر إذا طاف طواف العمرة ثم خرج هل يجزئه من طواف الوداع؟

١٧٨٨ – حدثنا أبو نعيم حدثنا أفلح بن حميد عن القاسم عن عائشة رضي الله عنها قالت «خرجنا
مهلين بالحج في أشهر الحج وحرم الحج، فنزلنا بسرف، فقال النبي ﷺ لأصحابه: من لم يكن معه هدي
فأحب أن يجعلها عمرة فليفعل، ومن كان معه هدي فلا. وكان مع النبي ﷺ ورجال من أصحابه ذوي قوة
الهدي فلم تكن لهم عمرة. فدخل علي النبي ﷺ وأنا أبكي، فقال: ما يبكيك؟ قلت: سمعتك تقول
لأصحابك ما قلت، فمنعت العمرة. قال: وما شأنك؟ قلت: لا أصلي. قال، فلا يضيرك، أنت من بنات آدم،
كتب عليك ما كتب عليهن، فكوني في حجتك، عسى الله أن يرزقكيها. قالت: فكنت حتى نفرنا من
منى فنزلنا المحصب، فدعا عبد الرحمن فقال: اخرج بأختك من الحرم فلتهل بعمرة، ثم افرغا من طوافكما،
أنتظركما ها هنا. فأتينا في جوف الليل، فقال: فرغتما؟ قلت: نعم. فنادى بالرحيل في أصحابه، فارتحل الناس،
ومن طاف بالبيت قبل صلاة الصبح، ثم خرج موجهاً إلى المدينة»

## Mu'atemiri, nëse kryen tavafin e umres pastaj kthehet (në shtëpi) a do të mjaftojë si tavaf lamtumirës?

**1788.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, kurse këtij i tha Eflah b. Humejdi, ndërsa ky dëgjoi prej Kasimit, ky prej Aishes r.a. e cila ka thënë: **"Dolëm prej** (Medines) **duke kënduar telbijen** (All-llahumme Lebbejk) **për haxh në muajin e haxhit dhe ditëve të shenjta të haxhit, pastaj u vendosa në Serif, dhe me këtë rast Pejgamberi s.a.v.s. u tha as-habëve të tij:**

**- Kush nuk ka kurban, a dëshiron që haxhin e tij ta bëjë umre, le ta bëjë atë, e kush ka kurban, mos ta bëjë atë. Pejgamberi s.a.v.s. dhe disa shokë të tij të pasur kanë patur kurbane dhe nuk janë vendosur për umren. Pastaj hyri tek unë Pejgamberi s.a.v.s. unë isha duke qarë e ai më tha: "Pse qan?"**

**- Dëgjova se çfarë u ke thënë shokëve tuaj, ndërsa unë jam e penguar prej umres.**

**- Çfarë ke?** (e pyeti Muhammedi a.s.)

konsideron që më mirë është të kryhet umra prej Xhiranes sepse këtë e ka bërë edhe Pejgamberi a.s., e pastaj prej Ten'imit sepse kështu e ka porositur Aishen.

**- Nuk falem, i thashë** (për shkak të menstruacioneve).

**- Nuk të dëmton kjo,** - tha ai. **Ti je njëra ndër bijat e Ademit, detyrohesh me atë që janë detyruar edhe ato para teje. Qëndro edhe më tutje në haxhin tënd! All-llahu me umren më vonë do të dhurojë ty. Isha** (në haxh) **deri sa nuk e lëshuam Minnen e më vonë u vendosëm në Muhassab. Kurse** (Muhamedi a.s.) **e ftoi Abdu-r-Rahmanin e i tha: "Dil me motrën tënde prej Haremit e ajo le të vendosë atje për umren pastaj kryeni tavafin përreth Qabes e unë do t'u pres këtu."**

**- U kthyem në mesnatë e ai na pyeti: A përfunduat? Po, iu përgjegja.** Pastaj lejoi që ndërmjet shokëve të tij të kumtohet nisja e njerëzve, po edhe të atyre që bënë tavaf Qaben, u nisën para namazit të sabahut, por edhe ai u nis për në Medine.

باب يَفعلُ بالعُمرةِ ما يَفعلُ بالحجِّ

١٧٨٩ - حدثنا أبو نُعيم حدثنا همّامٌ حدثنا عطاءٌ قال حدثني صفوانُ بنُ يَعلى بنِ أُميّةَ يعني عن أبيه
«أنّ رجلاً أتى النبيَّ ﷺ وهو بالجِعرانةِ، وعليه جُبّةٌ وعليه أثرُ الخَلوقِ - أو قال صُفرةٌ - فقال: كيفَ تأمرُني
أن أصنعَ في عُمرتي؟ فأنزلَ اللهُ على النبيِّ ﷺ، فسُتِرَ بثوبٍ، ووَدِدتُ أني قد رأيتُ النبيَّ ﷺ وقد أُنزِلَ
عليه الوحيُ. فقال عمرُ: تعالَ، أيسُرُّكَ أن تنظرَ إلى النبيِّ ﷺ وقد أنزلَ اللهُ عليه الوحيَ؟ قلتُ: نعم، فرفعَ
طرَفَ الثوبِ، فنظرتُ إليه له غَطيطٌ - وأحسبُهُ قال: كغَطيطِ البَكرِ - فلما سُرِّيَ عنهُ قال: أينَ السائلُ
عنِ العُمرةِ؟ اخلَعْ عنكَ الجُبّةَ، واغسِلْ أثرَ الخَلوقِ عنكَ وأنقِ الصفرةَ، واصنَعْ في عُمرتِكَ كما تَصنعُ في حجِّكَ»

## (Haxhiu) kryen gjatë umres atë që kryen edhe gjatë haxhit

**1789.** Na ka treguan Ebu Nuajmi këtij i tha Hemmami, këtij At'ai, ky e dëgjoi prej Safvan b. Ja'la b. Umejjes, ky nga i ati që Pejgamberit s.a.v.s. i ka ardhur një njeri deri sa ishte në El-Xhirane. (Njeriu) i veshur me gunë (xhybe) të parfumuar, apo siç tha: (Safvani) të bojadisur, tha: **"Ç'më urdhëron të bëj për umren time?"** Atëherë All-llahu ia shpalli Pejgamberit s.a.v.s. ajetin e ai u mbulua me një pekt. Unë me të vërtetë do të dëshiroja ta shoh Pejgamberin s.a.v.s. në momentin e pranimit të shpalljes e Umeri i tha: **"Eja, a gëzohesh ta shohësh Pejgamberi s.a.v.s. gjatë kohës kur All-llahu ia dërgon shpalljen?" Po** (iu përgjigja). **Atëherë ai ia ngriti një kënd të petkut dhe e pashë se me vështirësi** (Pejgamberi) **merrte frymë. Më duket se tha: Si i virgjër". Kur përfundoi kjo, pyeti: "Ku është ai që pyeti për umren? Heqe gunën** (xhyben) **pastroi gjurmët e parfumit, pastrohu nga**

**bojatisja dhe kryeje për umren tënde atë që kryen edhe për haxhin tënd** (përveç qëndrimit në Arefat dhe gjuajtjes së gurëve).

١٧٩٠ - حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن هشامِ بنِ عُروةَ عن أبيهِ أنهُ قال «قلتُ لعائشةَ
زوجِ النبيِّ ﷺ - وأنا يومئذٍ حديثُ السنِّ - أرأيتِ قولَ اللهِ تباركَ وتعالى {إنَّ الصَّفا والمروةَ من شعائرِ الله،
فمن حجَّ البيتَ أوِ اعتمرَ فلا جُناحَ عليهِ أن يَطوَّفَ بهما} فلا أرى على أحدٍ شيئاً أن لا يطوَّفَ بهما. فقالت
عائشةُ: كلاّ، لو كانت كما تقولُ كانت فلا جُناحَ عليهِ أن لا يطوَّفَ بهما، إنما أُنزِلَتْ هذهِ الآيةُ في الأنصارِ،
كانوا يُهِلُّونَ لمناةَ، وكانت مَناةُ حَذْوَ قُدَيدٍ، وكانوا يتحرَّجونَ أن يطوفوا بينَ الصَّفا والمروةِ. فلما جاءَ
الإسلامُ سألوا رسولَ اللهِ ﷺ عن ذلكَ، فأنزلَ اللهُ تعالى {إنَّ الصفا والمروةَ من شعائرِ اللهِ، فمن حجَّ البيتَ أوِ
اعتمرَ فلا جُناحَ عليهِ أن يطوَّفَ بهما} زادَ سُفيانُ وأبو معاويةَ عن هشامٍ «ما أتمَّ اللهُ حجَّ امرئٍ ولا عُمرتَهُ
لم يَطُفْ بينَ الصَّفا والمروةِ»

**1790.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku këtë Hisham b. Urve, ndërsa ky dëgjoi prej të atit duke thënë: "I kam thënë Aishes r.a. bashkëshortës së Pejgamberit s.a.v.s. mirëpo atëherë isha i ri: "**A i dëgjove fjalët e All-llahut të Madhëruar? "Me të vërtetë Safa dhe Merve janë shenja** (për haxh) **të All-llahut dhe, cili viziton Qaben, ose kryen umren, s'është gjynah ato të bëhen tavaf". Më duket se s'ka** (as çfarë përgjegjësie) **nëse nuk bëhen tavaf".**

**- Jo assesi, s'është ashtu sepse siç thua ti, do të** (kuptohej): "**...S'ka gjynah ai i cili nuk i bën tavaf...". Ky ajet u kushtohet ensarëve** (banorëve të Medines) **të cilët i bënin tavaf vetëm Menatit** (statujë, zot i periudhës paraislame) **Menati gjendej përballë Kudejdes dhe vazhdonin që edhe më tutje të bëjnë tavaf ndërmjet Safasë dhe Merves** (duke iu frikësuar gjynahut). **Kur u shpall** (feja Islame) **ata e pyetën Pejgamberin s.a.v.s. për** këtë (çështje) **dhe All-llahu i Madhëruar e shpalli** (këtë ajet):

> ***"Me të vërtetë Safa dhe Merve janë shenja (për haxh) të All-llahut, dhe cili viziton Qaben ose kryen umren, s'është gjynah që ato të bëhen tavaf."***
>
> *(El-Bekare:158).*

Sufjani dhe Ebu Muaviu shtuan, duke transmetuar prej Hishamit: "**All-llahu nuk e konsideron haxh të plotë nga askush, e as umren e tij** (të kryer) **derisa mos ta kryejë tavafin ndërmjet Safasë dhe Merves".**

## باب متى يحل المعتمر ؟

وقال عطاء عن جابر رضي الله عنه :

« أمر النبي ﷺ أصحابه أن يجعلوها عمرة ويطوفوا ، ثم يقصروا ويحلوا »

١٧٩١ — حدثنا إسحاق بن إبراهيم عن جرير عن إسماعيل عن عبد الله بن أبي أوفى قال « اعتمر رسول الله ﷺ واعتمرنا معه ، فلما دخل مكة طاف وطفنا معه ، وأتى الصفا والمروة وأتيناها معه ، وكنا نستره من أهل مكة أن يرميه أحد . فقال له صاحب لي : أكان دخل الكعبة ؟ قال : لا »

### Kur Mu'temiri lirohet nga ihrami?

A'tai, duke transmetuar prej Xhabirit r.a., tha: **"Pejgamberi s.a.v.s i ka urdhëruar shokët e tij** (që haxhin e tyre) **ta bëjnë umre, të bëjnë tavaf** (Qaben), **pastaj të shkurtojnë flokët dhe të lirohen nga ihrami".**

**1791.** Na ka treguar Is'hak b. Ibrahimi, duke transmetuar prej Xheririt këtij i tha Ismaili, i cili e dëgjoi prej Abdull-llah b. Ebu Eufait duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e kreu umren dhe me te e kryem edhe ne, e kur hyri në Mekke, kreu tavafin** (përreth Qabes) **me te tavafin e kryem edhe ne. Pastaj shkoi deri në Safa dhe Merve, me të shkuam edhe ne dhe e strehuam prej mekasve që të mos e sulmojë dikush". Më pastaj një shok imi i tha:**

**- A hyri ai** (atëherë) **në Qabe? Jo** (u përgjigj).

١٧٩٢ — قال فحدثنا ما قال لخديجة قال « بشروا خديجة ببيت في الجنة من قصب ، لا صخب فيه ولا نصب »

**1792.** Tha: **Atëherë na trego** (vazhdoi Ismaili) **se çfarë i tha Hatixhes? "Përgëzoni Hatixhen në Xhen-net me një shtëpi prej shavari në të cilën nuk do të ketë britmë e as dhembje".**

١٧٩٣ — حدثنا الحميدي قال حدثنا سفيان عن عمرو بن دينار قال « سألنا ابن عمر رضي الله عنهما عن رجل طاف بالبيت في عمرة ولم يطف بين الصفا والمروة ، أيأتي امرأته ؟ فقال : قدم النبي ﷺ فطاف بالبيت سبعا ، وصلى خلف المقام ركعتين ، وطاف بين الصفا والمروة سبعا ، وقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة »

**1793.** Na ka treguar El Humejdi, ndërsa këtij i tha Sufjani, këtij Amr b. Dinari i cili deklaroi:

**- E pyetëm Ibn Umerin r.a. për një njeri, i cili edhe pse kish bërë tavaf Qaben gjatë umres, po nuk kishte bërë tavaf ndërmjet Safas dhe Merves se a mundej ai t'i afrohej bashkëshortës së tij? Tha: "Pejgamberi s.a.v.s. erdh (në Meke), bëri Tavaf Qaben shtatë herë, fali dy reqatë namaz pas Mekami-Ibrahim, pastaj kreu tavafin shtatë herë ndërmjet Safa dhe Merves e ju tek Pejgamberi keni shembullim më të mirë."**

١٧٩٤ — قال : وسألنا جابرَ بنَ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما فقال « لا يَقرَبَنَّها حتى يَطوفَ بينَ الصَّفا والمَروة »

**1794. Tha: E pyetëm Xhabir b. Abdull-llahun r.a. i cili tha: "Assesi të mos i afrohet derisa të bëjë tavaf ndërmjet Safa dhe Merves".**

١٧٩٥ — حدثنا محمدُ بنُ بَشّارٍ حدَّثنا غُنْدَرٌ حدَّثنا شُعبةُ عن قَيسِ بنِ مُسلمٍ عن طارقِ بنِ شِهابٍ عن أبي موسى الأشعَريِّ رضيَ اللهُ عنه قال « قَدِمتُ على النبيِّ ﷺ بالبَطحاءِ وهوَ مُنيخٌ فقال : أحَجَجْتَ ؟ قلتُ نعم . قال : بما أهلَلْتَ ؟ قلتُ : لَبَّيكَ بإهلالٍ كإهلالِ النبيِّ ﷺ . قال : أحسنتَ ، طُفْ بالبيتِ وبالصفا والمروةِ ثم أحِلَّ . فطُفتُ بالبيتِ وبالصفا والمروةِ ، ثم أتيتُ امرأةً من قَيسٍ فَفَلَتْ رأسي ، ثم أهلَلتُ بالحجِّ ، فكنتُ أُفتي به . حتى كانَ في خِلافةِ عمرَ فقال : إنْ أخَذنا بكتابِ اللهِ فإنهُ يأمرُنا بالتَّمامِ ، وإن أخذنا بقولِ النبيِّ ﷺ فإنه لم يَحِلَّ حتى بَلَغَ الهَدْيُ مَحِلَّه »

**1795.** Na ka treguar Muhammed b. Besh-shari, këtij i tha Gunderi këtij Sh'ube, këtij Kajs b. Muslimi, këtij Tarik b. Shihabi, këtij Ebu Musa el-Eshari i cili tha:

**- Erdha te Pejgameri s.a.v.s. në Bat-ha aty ku ishte vendosur e më tha:**

**- A ke vendosur të kryejsh haxhin?**

**- Po, iu përgjigja.**

**- Si e ke bërë nijet? - pyeti.**

**I thashë: "Të përgjigjem i vendosur** (pikërisht) **siç është vendimi i Pejgamberit s.a.v.s.". U përgjigj:**

- **Mirë ke bërë,** (atëherë) **bëre tavaf Qaben Safa** dhe Merven dhe **pastaj lirohu nga ihrami! E bëra tavaf Qaben Safa** dhe Merven, **pastaj shkova te një grua** (e fisit) **Kajs e cila më morriti kryet dhe më në fund vendosa të kryej haxhin. Kështu kam dhënë fetva** (përgjigje juridike islame) **deri në** (periudhën) **e hilafetit Umer i cili tha: "Nëse veprojmë me Librin e All-llahut, atëherë Ai na urdhëron që të plotësojmë** (vazhdojmë detyrimet) **e nëse u përmbahemi fjalëve të Pejgamberit s.a.v.s. atëherë ai nuk lirohet nga ihrami derisa nuk l arrin kurbani në vendin e vet".**

١٧٩٦ — حدثنا أحمدُ بنُ عيسى حدَّثنا ابنُ وَهبٍ أخبرنا عمرٌو عن أبي الأسودِ أنَّ عبدَ اللهِ مَولى أسماء بنتِ أبي بكرٍ حدَّثهُ أنه كان يَسمعُ أسماء تقولُ كلَّما مرَّتْ بالحَجُونِ: صلَّى اللهُ على محمدٍ، لقد نَزَلْنا معَهُ ها هنا ونحنُ يومئذٍ خِفافٌ، قليلٌ ظَهرُنا، قليلةٌ أزوادُنا. فاعتَمَرْتُ أنا وأختي عائشةُ والزُّبيرُ وفلانٌ وفلان، فلما مَسَحْنا البيتَ أحلَلْنا، ثم أهلَلْنا مِنَ العَشيِّ بالحجِّ»

**1796.** Na ka treguar Ahmed b. Isai ndërsa këtij i tha Ibn Vehbiu, këtë e informoi Amri, duke transmetuar prej Ebu-l-Esvedit që Abdull-llahu, rob i lirë i Esmës, bijës së Ebu Bekrit, ka treguar se e ka dëgjuar Esmën duke thënë: **"Sa herë që kaloja afër Haxhunit, All-llahu e mëshiroftë Muhammedin, qëndronim së bashku këtu. Atëherë kishim valixhe, shpina jonë ishte e vogël, por edhe furnizimet tona ishin të vogla. Umren e kam kryer unë, motra ime Aishja, Zubejri, filani e filani. Kur e prekëm Qaben** (duke bërë tavaf), **u liruam prej ihramit dhe në mbrëmje vendosëm për haxh".**

باب ما يقولُ إذا رجَعَ مِنَ الحَجِّ أوِ العُمرةِ أوِ الغَزْوِ؟

١٧٩٧ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسُفَ أخبرنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما «أن رسولَ اللهِ ﷺ كان إذا قفَلَ من غزوٍ أو حجٍّ أو عُمرةٍ يُكبِّرُ على كلِّ شَرَفٍ منَ الأرضِ ثلاثَ تكبيراتٍ ثم يقول: لا إلهَ إلاّ اللهُ وحدَهُ لا شريكَ له، لهُ المُلكُ ولهُ الحمدُ وهوَ على كلِّ شيءٍ قدير. آيِبونَ، تائبونَ، عابدونَ، ساجدونَ، لربِّنا حامدون. صدَقَ اللهُ وَعدَه، ونصرَ عبدَه، وهزَمَ الأحزابَ وَحدَه»

## Çka shqipton (haxhiu) kur kthehet nga haxhillëku ose umra dhe (heroi) nga lufta?

**1797.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi këtij i tha Maliku, këtij Nafiu, këtij Abdull-llah b. Umeri r.a.:

**"Kur Pejgamberi s.a.v.s. kthehej nga beteja, haxhi ose umra, shqiptonte tre tekbire mbi secilën maje të kodrinës duke thënë: "S'ka Zot përveç një All-llahu, Ai është i pashoq, Atij i përket tërë sundimi i pakufizuar dhe për Atë qoftë lavdërimi, si dhe Ai është i Gjithëfuqishëm mbi çdo gjë". Kthehemi të penduar duke iu lutur të përkulur Zotit tënd, duke falenderuar sepse All-llahu e plotësoi premtimin e Tij, i ndihmoi robit të vet, dhe vetëm Ai i shkatërroi grupet** (armiqësore)".

باب استقبال الحاج القادمين، والثلاثة على الدابة

١٧٩٨ — حدثنا معلى بن أسد حدثنا يزيد بن زريع حدثنا خالد عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « لما قدم النبي ﷺ مكة استقبلته أغيلمة بني عبد المطلب، فحمل واحدا بين يديه وآخر خلفه »

## Pritja e haxhiut dhe të treve në deve

**1798.** Na ka treguar Mual-la b. Esedi ndërsa këtij i tha Jezid b. Zureji, këtij Halidi, këtij Ikrime kurse ky e dëgjoi prej Abbasit r.a. duke thënë:

**"Kur arrinte Pejgamberi s.a.v.s. në Mekke, në pritjen e tij dilnin edhe fëmijët e Benu Abdu-l-Muttalibit, Ai hipte në deve njërin prej tyre para dhe tjetrin pas vetes".**

باب القدوم بالغداة

١٧٩٩ — حدثنا أحمد بن الحجاج حدثنا أنس بن عياض عن عبيد الله عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما « أن رسول الله ﷺ كان إذا خرج إلى مكة يصلي في مسجد الشجرة، وإذا رجع صلى بذي الحليفة ببطن الوادي، وبات حتى يصبح »

## Arritja (në shtëpi) në mëngjes

**1799.** Na ka treguar Ahmed b. Haxhxhaxhi, kurse këtij i tha Enes b. Ijadi, duke transmetuar prej Ubejdi-l-Lahit, ndërsa ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Umerit r.a.:

**"Kur shkonte Pejgabmeri s.a.v.s. deri në Mekke, falej në xhaminë Shexhere, a kur kthehej, falej në Dhu-l-Hulejfe, (ndërsa) ka buajtur në mes të luginës".**

باب الدخول بالعشي

١٨٠٠ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا همام عن إسحاق بن عبد الله بن أبي طلحة عن أنس رضي الله عنه قال «كان النبي ﷺ لا يطرق أهله، كان لا يدخل إلا غدوة أو عشية»

## Hyrja (në shtëpi) para mbrëmjes

**1800.** Na ka treguar Musa b. Ismaili këtij i tha Hemmami, këtij Is'hak b. Abdi-l-Lah b. Ebi Talha, ndërsa ky dëgjoi prej Enesit r.a. duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka ardhur natën në familjen e tij. Nuk hynte (në kohë tjetër) përveç në mëngjes ose para mbrëmjes".**

باب لا يطرق أهله إذا بلغ المدينة

١٨٠١ – حدثنا مسلم بن إبراهيم حدثنا شعبة عن محارب عن جابر رضي الله عنه قال «نهى النبي ﷺ أن يطرق أهله ليلا»

## Kur (njeriu) arrin në qytet natën, nuk duhet të shkojë në familjen e vet

**1801.** Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, ndërsa këtij i tha Shube këtij Muharibi, ky e dëgjoi prej Xhabirit r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar (që njeriu) të shkojë në familje natën".**

باب من أسرع ناقته إذا بلغ المدينة

١٨٠٢ – حدثنا سعيد بن أبي مريم أخبرنا محمد بن جعفر قال: أخبرني حميد أنه سمع أنساً رضي الله عنه يقول «كان رسول الله ﷺ إذا قدم من سفر فأبصر درجات المدينة أوضع ناقته، وإن كانت دابة حركها». قال أبو عبد الله: زاد الحارث بن عمير عن حميد «حركها من حبها»
حدثنا قتيبة حدثنا إسماعيل عن حميد عن أنس قال «جدرات». تابعه الحارث بن عمير

## Ai i cili i grah deves së tij kur arrin në qytet

**1802.** Na ka treguar Se'id b. Ebi Merjem, këtë e informoi Muhammed b. Xhaferi, këtë Humejdi i cili e ka dëgjuar Enesin r.a. duke thënë:

**"Kur kthehej Pejgamberi s.a.v.s. nga udhëtimi dhe i shihte kodrinat e Medines,** (atëherë) **i grahte deves së tij e nëse ajo ishte ndonjë tjetër kafshë shale, i grahte edhe më shpejt". Ebu Abdi-l-Lahi tha:** (ndërsa) **Harith b. Umejri prej Humejdit shtoi: "I grahte asaj për shkak të dashurisë ndaj Medines."**

Na ka treguar Kutejbe kurse këtij i tha Ismaili, këtij Humejdi ndërsa ky dëgjoi prej Enesit i cili ka thënë: **"Muret" (e Medines).** (Këtë) **e ka mbështetur Harith b. Umejri.**

باب قول الله تعالى [ ١٨٩ البقرة ] : ﴿ وأتوا البيوت من أبوابها ﴾

١٨٠٣ – حدثنا أبو الوليد حدثنا شعبة عن أبي إسحاق قال: سمعت البراء رضي الله عنه يقول «نزلت هذه الآية فينا، كانت الأنصار إذا حجوا فجاءوا لم يدخلوا من قبل أبواب بيوتهم، ولكن من ظهورها، فجاء رجل من الأنصار فدخل من قبل بابه، فكأنه عُيِّر بذلك، فنزلت ﴿ وليس البر بأن تأتوا البيوت من ظهورها، ولكن البر من اتقى، وأتوا البيوت من أبوابها ﴾

## Fjalët e All-llahut të Madhëruar:

***"Hyni nëpër shtëpi nëpërmjet dyerve të tyre"***

*(El-Bekare: 189.).*

**1803.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Shube, këtij Ebu Is'haku duke thënë:

- Kam dëgjuar Berrain r.a. i cili thonte: **"Ky ajet është shpallur për ne** (rreth çështjes sonë). **Kur ensarët e kryenin haxhin dhe ktheheshin** (nëpër shtëpi), **ata nuk hynin nëpërmjet dyerve** (të shtëpive) **të tyre, por prapa**

**tyre. Pastaj erdhi një njeri prej ensarëve dhe hyri nëpër derën** (e shtëpisë së tij). **Kjo, iu konsiderua atij turp, e lidhur me këtë është** shpallur:

> ***"Nuk është mirësia të hyni nëpër shtëpi nga ana e prapme, por mirësia është tek ai i cili i frikësohet (All-llahut) dhe hyni në shtëpi nëpërmjet dyerve të tyre".*** [11]

*(El-Bekare: 189).*

باب السَّفَرُ قِطْعَةٌ مِنَ العَذَابِ

١٨٠٤ - حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسْلَمَةَ حدثنا مالكٌ عن سُمَيٍّ عن أبي صالحٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال «السَّفَرُ قِطعةٌ منَ العذابِ: يَمنَعُ أحدَكم طَعامَهُ وشَرابَهُ ونَومَه، فإذا قَضَى نَهْمَتَه فَلْيُعَجِّلْ إلى أهلِه»

## Udhëtimi është pjesë e dënimit

**1804.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, këtij i tha Maliku duke transmetuar prej Sumejjes ky e dëgjoi prej Ebu Salihut, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Udhëtimi është pjesë e dënimit: e pengon individin nga ushqimi i rregulltë, freskimi** (pija) **dhe gjumi, andaj kur e kryen dëshirën** (qëllimin) **le të nxitojë për në familje të vet".** [12]

---

11 Ebu Huzejme dhe Hakemi në përmbledhjet e tyre të haditheve theksojnë që Xhabiri ka thënë:

"Kurejshitët më heret quheshin Hums dhe kanë qenë të mbështjellur në ihrame, e në shtëpitë e tyre hynin nëpërmjet dyerve, ndërsa mendinasit dhe arabët tjerë hynin dhe dilnin me ihrama nëpërmjet anës së kundërt të hyrjes (respektivisht shtëpive). Në një rast Muhammedi a.s. ka qenë në një kopsht të Medines dhe doli nëpërmjet derës e me këtë doli edhe Kutbe b. Amir Ensariu. Të pranishmit në mënyrë publike reaguan e thanë:
"O Resulall-llah, Kutbe bëri mëkat sepse doli me ty nëpërmjet derës".
- Pse e bëre këtë? - e pyeti Muhammedi a.s.
- Sepse të pashë ty që edhe ti këtë e bëre - u përgjigj.
- Unë jam Hums - tha Muhammedi a.s.
- Por unë jam ithtar i të njëjtës fe si ti - u përgjigj Kutbiu. Shumë shpejt pas këtij rasti është shpallur ajeti i lartpërmendur.

12 Qëndrimi i panevojshëm në udhëtim meriton qortim ( është i papëlqyeshëm). Ky ndonjëherë mund të shkaktojë dëme morale dhe materiale. Udhëtimi i arsyeshëm është i preferueshëm. Ibn Umeri transmetoi prej Pejgamberit a.s.: "Udhëtoni, kështu do të pasuroheni!" e në një version tjetër thuhet: "Udhëtoni, që të jeni të shëndoshë!"

باب المسافر إذا جد به السير يعجل إلى أهله

١٨٠٥ — حدثنا سعيد بن أبي مريم أخبرنا محمد بن جعفر قال أخبرني زيد بن أسلم عن أبيه قال «كنت مع عبد الله بن عمر رضي الله عنهما بطريق مكة، فبلغه عن صفية بنت أبي عبيد شدة وجع، فأسرع السير، حتى كان بعد غروب الشفق نزل فصلى المغرب والعتمة — جمع بينهما — ثم قال: إني رأيت النبي ﷺ إذا جد به السير أخر المغرب وجمع بينهما»

## Udhëtarit, kur i vështirësohet udhëtimi le të nxitojë të kthehet në familjen e tij

**1805.** Na ka treguar Seid b. Ebu Merjeme, këtë e informoi Muhemmed b. Xhaferi, këtë Zejd b. Esleme, i cili dëgjoi prej atit të tij duke thënë:

**- Kam qenë me Abdull-llah b. Umerin r.a. në rrugë për në Mekke, e iu kumtua se Safia** (bashkëshortja e tij) **e bija e Ebu Ubejdit është sëmurur rëndë. Ai nxitoi në udhëtim deri pas zhdukjes së kuqërrimes së akshamit** (në qiell) **pastaj e fali akshamin dhe jacinë së bashku** (në një kohë) **dhe tha: E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. kur i vështirësohej udhëtimi, e zvarriste akshamin dhe i bashkonte të dy** (namazet)".

# 27. Pjesa mbi atë që është i penguar (të kryej haxhin), dënimi për shkak të gjuetisë dhe fjala e All-llahut të Madhëruar:

بسم الله الرحمن الرحيم

# ٢٧ - كتاب المحصر

وقوله تعالى [ ١٩٦ البقرة ] : ﴿ فإنْ أُحصِرتُم فما استَيْسَرَ مِنَ الهَدْيِ، ولا تَحلِقوا رُءوسَكم حتى يَبلُغَ الهَديُ مَحِلَّه ﴾ . وقال عطاء : الإحصارُ مِن كلِّ شيءٍ يَحبِسُه

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 27. Pjesa mbi atë që është i penguar (të kryej haxhin), dënimi për shkak të gjuetisë dhe Fjala e All-llahut të Madhëruar:

***"Nëse jeni të penguar** (prej haxhit dhe umres), **atëherë therni kurban i cili është më lehtë për ta gjetur. Mos i rruani kokat tuaja, përderisa të mos arrijë kurbani në vend të vetin".***

*(El-Bekare: 196)*

**A'tai tha: Të penguarit do të thotë** (të pengohesh) **prej çdo sendi".**

[Ebu Abdull-llahu (Buhariu) ka thënë: (të penguarit sipas Kur'anit) do të thotë: mos tu afrohesh bashkëshorteve.]

١٨٠٦ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع « أن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما حين خرج إلى مكة معتمرا في الفتنة قال: إن صددت عن البيت صنعت كما صنعنا مع رسول الله ﷺ. فأهل بعمرة، من أجل أن رسول الله ﷺ كان أهل بعمرة عام الحديبية ».

## Kur Mu'temiri pengohet (prej umres)

**1806.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi këtij i tha Maliku, këtij Nafiu që Abdull-llah b. Umeri r.a. kur shkonte në Mekke gjatë kohës së trazirave si mu'temir tha:

**"Nëse pengohem prej Qabes, do të bëj ashtu siç bëmë** (dikur) **me Pejgamberin s.a.v.s. Ai, vendosi për umren** (në dhu-l-hulejfe) **për shkak se Pejgamberi s.a.v.s. vendosi për umren vitin e Hudejbies".**[13]

١٨٠٧ – حدثنا عبد الله بن محمد بن أسماء حدثنا جويرية عن نافع أن عبيد الله بن عبد الله وسالم بن عبد الله أخبراه أنهما كلما عبد الله بن عمر رضي الله عنهما ليالي نزل الجيش بابن الزبير فقالا: لا يضرك أن لا تحج العام، وإنا نخاف أن يحال بينك وبين البيت. فقال: خرجنا مع رسول الله ﷺ، فحال كفار قريش دون البيت، فنحر النبي ﷺ هديه، وحلق رأسه. وأشهدكم أني قد أوجبت العمرة إن شاء الله، أنطلق، فإن خلي بيني وبين البيت طفت، وإن حيل بيني وبينه فعلت كما فعل النبي ﷺ وأنا معه. فأهل بالعمرة من ذي الحليفة، ثم سار ساعة، ثم قال: إنما شأنهما واحد، أشهدكم أني قد أوجبت حجة مع عمرتي. فلم يحل منهما حتى دخل يوم النحر وأهدى، وكان يقول: لا يحل حتى يطوف طوافا واحدا يوم يدخل مكة »

**1807.** Na ka treguar Abdull-llah b. Muhammed b. Esma, duke transmetuar prej Xhuverijes ky prej Nafiut, ky prej Ubejdull-llah b. Abdi-l-lahit dhe Salim b. Abdi-l-lahit të cilët i kanë folur Abdull-llah b. Umerit r.a. natën kur ushtria e (Haxhxhaxhit) zbriti në (Mekke) në Ibn Zubejr duke thënë:

13 Pengesa nga kryerja e haxhit ose umres mund të ndodhë për arsye të sëmuarjes së haxhiut, aktivitetit armiqësor, vendimi dhe ligji qeveritar e të ngjashme. Vitin e Hudejbijes, Muhammedin a.s. dhe shokët e tij idhujtarët i kanë penguar nga hyrja në Mekke, ndërsa muslimanët u rruan e therën kurbanët jasht Haremit. Në kushte normale në kohë kur Qabja mund të vizitohet, haxhiu nuk duhet të rruhet derisa t'i arrijë kurbani në vendin e caktuar e të theret.

**- Nuk dëmtohesh, nëse nuk e kryen haxhin këtë vit. Na, me të vërtetë frikësohemi se mos do të pengohesh prej Qabes. Tha: Dolëm me Pejgamberin s.a.v.s. kurse kurejshitët pabesimtarë na penguan prej Qabes, e Pejgabmeri s.a.v.s. e theri kurbanin e tij** (në Hudejbije), **pastaj e rroi kokën. Ju dëshmoj se unë ia kam vënë vetes detyrë umren.** (Unë) **nëse do All-llahu, do të nisem, nëse ndërmjet meje dhe Qabes nuk ka kurrfarë pengese, do ta bëj tavaf, dhe, nëse paraqitet ndërmjet meje dhe asaj ndonjë pengesë, do të veproj ashtu siç veproi Pejgamberi s.a.v.s. kur isha me te, pastaj hyri nën ihram për umren në Dhu-l-Hulejfe dhe udhëtoi një orë e tha: Çështja e umres dhe haxhit është njëlloj. Ju dëshmoj që ia kam bërë vetes detyrë haxhin me umren time. Kështu ai, nuk është liruar** nga (disiplina) **e haxhit dhe umres deri ditën e dhjetë të dhu-l-hixhxhes, dhe theri kurban duke thënë: "Nuk lirohet prej ihramit** (haxhiu) **deri sa të kryejë një tavaf** (Qaben, Safa dhe Merven) **ditën e hyrjes në Mekke".**

١٨٠٨ – حدّثني موسى بنُ إسماعيلَ حدّثنا جُويرِيةُ عن نافعٍ «أنّ بعضَ بني عبدِ الله قال له: لو أقمتَ بهذا»

**1808.** Na ka treguar Musa b. Ismaili ndërsa këtij i tha Xhuvejriu, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej bijve të Abdull-llahut i cili i ka thënë (Abdull-llah b. Umerit:) **"Të qëndrosh këtu (respektivisht) këtë vit"**.

١٨٠٩ – حدّثنا محمدٌ قال حدّثنا يحيى بنُ صالحٍ حدّثنا مُعاويةُ بنُ سَلاّمٍ حدّثنا يحيى بنُ أبي كثيرٍ عن عِكرمةَ قال: قال ابنُ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما «قد أُحصِرَ رسولُ اللهِ ﷺ فحلَقَ رأسَه، وجامعَ نِساءَه، ونحرَ هَديَه، حتى اعتمرَ عاماً قابلاً»

**1809.** Na ka treguar Muhammedi, ndërsa këtij i tha Jahja b. Salihu, këtë e informoi Muavije b. Sel-lami, ky dëgjoi prej Jahja b. Kethirit, ky prej Ikrimes i cili ka thënë:

**- Abdull-llah b. Abbasi deklaroi: "Pejgamberi s.a.v.s. është penguar (prej umres) andaj e rroi kokën fjeti me bashkëshortet dhe theri kurban, a umren e kreu vitin vijues".**

باب الإحصار في الحج

١٨١٠ – حدثنا أحمد بن محمد أخبرنا عبد الله أخبرنا يونس عن الزهري قال أخبرني سالم قال : كان ابن عمر رضي الله عنهما يقول « أليس حسبكم سنة رسول الله ﷺ ، إن حبس أحدكم عن الحج طاف بالبيت وبالصفا والمروة ثم حل من كل شيء حتى يحج عاما قابلا فيهدي أو يصوم إن لم يجد هديا » . وعن عبد الله أخبرنا معمر عن الزهري قال : حدثني سالم عن ابن عمر .. نحوه

## Pengimi i haxhit

**1810.** Na ka treguar Ahmed b. Muhammedi, këtij i tha Abdull-llahu, këtij Junusi, ky dëgjoi prej Zuhriut duke thënë:

- Salimi u përgjigj: **Ibn Umeri r.a. thonte:**

**"A s'është jeta e Pejgamberit s.a.v.s. shembull tipik për ju nëse dikush prej jush pengohet prej haxhit, bën tavaf** (kur të mundet) **Qaben, Safan dhe Merven, pastaj lirohet (nga ihrami) deri në kryerjen e haxhit vitin vijues, ther kurbanin ose agjëron nëse nuk gjen kurban".** Është transmetuar prej Abdull-llahut, këtë e informoi Ma'meri këtë Zuhriu duke thënë:

(Kjo që u tha më lart) **ia ka transmetuar Salimi nga Ibn Umeri.**

باب النحر قبل الحلق في الحصر

١٨١١ – حدثنا محمود حدثنا عبد الرزاق أخبرنا معمر عن الزهري عن عروة عن المسور رضي الله عنه « أن رسول الله ﷺ نحر قبل أن يحلق ، وأمر أصحابه بذلك »

## Therja e kurbanit para rruarjes gjatë haxhit të penguar

**1811.** Na ka treguar Mahmudi, këtij i tha Abdu-r-Rezaku, këtij Ma'meri, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Urves, ky prej Misverit r.a.: **që Pejgamberi s.a.v.s ka therë kurban para se të rruhet dhe po kështu i ka urdhëruar as-habët** (të veprojnë).

١٨١٢ – حدثنا محمدُ بنُ عبدِ الرحيمِ أخبرنا أبو بَدْرٍ شُجاعُ بنُ الوليدِ عن عُمرَ بنِ محمدٍ العُمَريِّ . قال وحدَّثَ نافعٌ أنَّ عبدَ اللهِ وسالمًا كلَّما عبدَ اللهِ بنَ عُمرَ رضيَ اللهُ عنهما فقال « خرَجْنا مع النبيِّ ﷺ مُعتمرين فحالَ كفارُ قُريشٍ دُونَ البيتِ ، فنحَرَ رسولُ اللهِ ﷺ بُدْنَهُ وحَلَقَ رأسَهُ »

**1812.** Na ka treguar Muhammed b. Abdu-r-Rahimi ndërsa këtij i tha Ebu Bedr Shuxha' b. Velidi, i cili e dëgjoi prej Umer b. Muhammed el-Umerijjit që Nafiu ka thënë se Abdull-llahu dhe Salimi ia kanë përcjellur (atë që u tha më lart) Abdull-llah b. Ummerit r.a. duke thënë:

**"Dolëm** (prej Medines) **me Pejgamberin s.a.v.s. me qëllim të kryerjes së umres. Mirëpo, kurejshitët pabesimtarë na penguan rrugës për në Qabe dhe Pejgamberi s.a.v.s. e theri deven e tij dhe pastaj e rroi kokën".**

**باب** مَن قال : ليسَ على المُحصَرِ بَدَل .

وقال رَوحٌ عن شِبلٍ عن ابنِ أبي نَجيحٍ عن مُجاهدٍ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما إنَّما البَدَلُ على مَن نَقَضَ حَجَّهُ بالتَّلذُّذِ ، فأمَّا مَن حَبَسَهُ عُذرٌ أو غيرُ ذلكَ فإنَّهُ يَحِلُّ ولا يَرجِعُ ، وإن كانَ معهُ هَدْيٌ وهوَ مُحصَرٌ نَحَرَهُ إن كانَ لا يَستطيعُ أن يَبعثَ بِهِ ، وإنِ استطاعَ أن يَبعثَ بِهِ لم يَحِلَّ حتى يَبلُغَ الهَدْيُ مَحِلَّهُ . وقال مالكٌ وغيرُهُ : يَنحرُ هَدْيَهُ ويَحلِقُ في أيِّ مَوضعٍ كانَ ولا قضاءَ عليه ، لأنَّ النبيَّ ﷺ وأصحابَهُ بالحُدَيبيةِ نَحَروا وحَلَقوا وحَلُّوا من كلِّ شيءٍ قبلَ الطوافِ وقبلَ أن يَصِلَ الهَدْيُ إلى البيتِ ، ثمَّ لم يُذكَرْ أنَّ النبيَّ ﷺ أمرَ أحدًا أن يَقضوا شيئًا ولا يَعودوا له . والحُدَيبيةُ خارجٌ منَ الحَرَمِ

## Mbi atë i cili thotë: "I penguari prej haxhit nuk është i detyruar që ta kryejë atë më vonë

Reuhi tha duke transmetuar prej Shiblit, ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Ebi Nexhihit, ky prej Muxhahidit, ky prej Ibn Abbasit r.a.:

"(Haxhi) **me vonesë është i detyrar ta kryejë vetëm ai i cili e prish haxhin e tij** (me marrëdhënie të jashtme), **ndërsa ai i cili pengohet** (ndalohet) **me arsye ose të ngjashme, lirohet prej ihramit dhe nuk kthehet** (përsëri në haxh). **Nëse haxhiu i penguar ka kurban, ai do ta therë atë nëse s'ka mundësi që ta dërgojë** (në Qabe), **por nëse ka mundësi që ta dërgojë** (në Qabe), **ai mbetet në ihram derisa kurbani të arrijë në vend të vetin".**

Maliku, por edhe të tjerët, thanë: **"Do të therë kurbanin e vet dhe do të rruhet, në cilindo vend dhe nuk obligohet** (me ibadet) **kompenzues sepse Pejgamberi s.a.v.s. dhe as-habët e tij therën kurban në Hudejbije, u rruan dhe u liruan nga të gjitha** (shtrëngesat) **para tavafit** (përreth Qabes) **si dhe para se të arrijë kurbani në Qabe". Pastaj nuk është përmendur se Pejgamberi s.a.v.s. ndonjërit i ka urdhëruar** që **diçka të kryejë** (në mënyrë) **të kompenzuar e as të përtëritur, derisa Hudejbija është jashta Haremit.** [14]

١٨١٣ – حدثنا إسماعيلُ قال حدَّثني مالكٌ عن نافعٍ أنَّ عبدَ اللهِ بنَ عُمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال حينَ خرجَ إلى مكةَ مُعتمِراً في الفتنةِ « إن صُدِدتُ عنِ البيتِ صَنعنا كما صَنعنا مع رسولِ اللهِ ﷺ . فأهلَّ بعُمرةٍ مِن أجلِ أنَّ النبيَّ ﷺ كان أهلَّ بعُمرةٍ عامَ الحُدَيبيةِ . ثمَّ إنَّ عبدَ اللهِ بنَ عمرَ نَظرَ في أمرهِ فقال : ما أمرُهما إلاّ واحدٌ . فالتفتَ إلى أصحابهِ فقال : ما أمرُهما إلا واحدٌ ، أُشهِدُكم أني قد أوجَبتُ الحجَّ معَ العمرةِ . ثمَّ طافَ لهما طوافاً واحداً . ورأى أنَّ ذلكَ مُجزِئٌ عنه ، وأهدى »

**1813.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut që Abdull-llah b. Umeri r.a. ka thënë kur doli gjatë kohës së trazirave për në Mekke me qëllim të kryerjes së umres:

**"Nëse pengohem prej Qabes, do të veproj ashtu siç vepruam me Pejgamberin s.a.v.s.". Pastaj vendosi për umren, sepse edhe Pejgamberi s.a.v.s vendosi për umren vitin e Hudejbijes. Kështu Abdull-llah b. Umeri e shikoi këtë çështje dhe tha:**

- Qëllimi i vërtetë (i haxhit dhe umres) **është një. - Pastaj iu drejtua as-habëve të vet duke thënë: "Qëllimi i haxhit dhe umres është një. Ju marr dëshmitar se jam obliguar për kryerjen e haxhit me umren".**

---

14 Haxhi joobligativ i prishur përmes marrëdhënieve të jashtme nuk kompenzohet, ndërsa haxhi obligativ duhet përsëritur rishtazi vitin vijues. Ky është qëndrim i Ibn Abbasit. Ebu Hanife ka thënë: haxhiu i penguar kur të lirohet nga pengesa, ta kompenzojë haxhin qoftë ai obligativ apo joobligativ". Shkaku i këtyre mendimeve të ndara rreth kësaj çështjeje qëndron në mendimin që Muhammedi a.s. ditën e Hudejbijes a ka therur kurbanin e tij në zonën e Hiles ose të Haremit. A'tai vërteton që Muhammedi a.s. ka therur kurban në Harem. Këtë mendim e mbështet edhe Ebu Hanifja.

**Pastaj bëri një tavaf në emër të umres dhe haxhit pse konsideroi se kjo mjafton dhe më vonë theri kurban.**

باب قول الله تعالى [ ١٩٦ البقرة ] : ﴿ فمن كان منكم مريضا أو به أذى من رأسه ففدية من صيام أو صدقة أو نسك ﴾ وهو مخير ، فأما الصوم فثلاثة أيام

**Fjalët e All-llahut të Madhëruar:**

***"Cili prej jush është i sëmurë ose ka dhembje koke le ta kompenzojë me agjërim ose lëmoshë, ose kurban".***

*(El-Bekare: 196).*

(Haxhiu në këto) **ka të drejtë zgjedhjeje, a sa i përket agjërimit, ai zgjat vetëm tri ditë.**

١٨١٤ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن حميد بن قيس عن مجاهد عن عبد الرحمن بن أبي ليلى عن كعب بن عجرة رضي الله عنه عن رسول الله ﷺ أنه قال « لعلك آذاك هوامك ؟ قال نعم يارسول الله . فقال رسول الله ﷺ : احلق رأسك ، وصم ثلاثة أيام أو أطعم ستة مساكين أو انسك بشاة »

**1814.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, këtij Humejd b. Kajsi, ndësa ky dëgjoi prej Muxhahidit, ky prej Abdu-r-Rahman b. Ebi Lejlës, ky prej Ka'b b. U'xhres r.a. i cili deklaroi se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ndoshta të shqetësojnë morrat?"**

**- Po, o Resulall-llah, - u përgjegj.**

**Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Rruje kokën e pastaj agjëro tri ditë ose ushqe 6 të varfër, ose ther në emër të kurbanit një dele".** [15]

15 Një numër dijetarësh me konstruktin e fjalisë "të ushqehen të varfërit" nënkuptojnë ushqimin e gjashtë varfanjakëve, duke i dhënë secilit nga 1, 67 kg. (gjysëm sa'a) grurë ose elb, respektivisht hurma. Ky është qëndrimi i Malikut, Shafiut, Is-hakut dhe Ebu Davudit. Ebu Hanife konsiderón që duhet dhënë gjysëm sa'a vetëm në drithë, ndërsa sa' të tërë gjithsej (3.34 kg.) në elb ose hurma. Ebu Hanife po kështu konsideron që tërë shuma mund t'i jepet vetëm njërit në vend të gjashtë varfanjakëve.

باب قولِ اللهِ تعالى [ ١٩٦ البقرة ] : ﴿ أو صَدَقةٍ ﴾ وهيَ إطعامُ ستةِ مساكينَ

١٨١٥ – حدَّثنا أبو نُعَيمٍ حدَّثَنا سَيفٌ قال حدثني مُجاهدٌ قال سمعتُ عبدَ الرحمنِ بنَ أبي ليلى أنَّ كعبَ بنَ عُجْرةَ حدَّثَهُ قال « وَقَفَ عليَّ رسولُ اللهِ ﷺ بالحُدَيبيةِ ورأسي يَتهافتُ قَمْلاً ، فقال : يُؤذِيكَ هَوامُّكَ ؟ قلت : نعم . قال : فاحلِقْ رأسَكَ — أو قال : احلِقْ — قال : فيَّ نزلَتْ هذهِ الآيةُ ﴿ فمَن كان منكم مَريضاً أو بهِ أذًى من رأسهِ ﴾ إلى آخرِها . فقال النبيُّ ﷺ : صُمْ ثلاثةَ أيامٍ ، أو تَصدَّقْ بفَرَقٍ بين ستةٍ ، أو انسُكْ بما تَيسَّرَ »

**Fjala e All-llahut të Madhëruar**

***"Ose lëmoshë, kjo do të thotë ushqimi i 6 varfanjakëve".***
*(El-Bekare: 196)*

**1815.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij i tha Sejfiu që Muxhahidi ka thënë:

- E kam dëgjuar Abdu-r-Rahman b. Ebi Lejlën që Ka'b b. Uxhre ka treguar se:

**"Në Hudejbije Pejgamberi s.a.v.s. qëndroi pak më lart meje. Unë u krova** (prej morrave) **e ai më pyeti:**

**- A të shqetësojnë morrat?**

**- Po - iu përgjigja.**

**- Rruje kokën tënde ose tha: "Rruaju"**

**- Për shkak timin tha** (Ka'bi) **është shpallur ajeti** (vijues).

***"Cili prej jush është i sëmurë ose ka dhembje koke..."***
*(El-Bekaretu: 196).*

Pejgamberi s.a.v.s. lidhur me këtë tha: **"Agjëro tri ditë ose jep lëmoshë nga një ferek** (nga 10 gr.) **6 varfanjakëve ose ther kurban nëse të bie më lehtë".**

باب الإطعامُ في الفِدْيةِ نصفُ صاعٍ

١٨١٦ — حدثنا أبو الوليدِ حدَّثنا شُعبةُ عن عبدِ الرَّحمنِ بنِ الأصبهانيِّ عن عبدِ اللهِ بنِ مَعقِلٍ ، قال «جَلستُ إلى كعبِ بنِ عُجرةَ رضيَ اللهُ عنهُ فسألتُهُ عنِ الفِديةِ ، فقال : نزَلَتْ فيَّ خاصَّةً وهيَ لكم عامةً . حُمِلتُ إلى رسولِ اللهِ ﷺ والقَملُ يتناثَرُ على وَجهي ، فقال : ما كنتُ أُرَى الوَجَعَ بلَغَ بكَ ما أرَى ـ أو ما كنتُ أُرَى الجَهْدَ بلَغَ بكَ ما أرَى. تجدُ شاةً ؟ فقلتُ : لا . فقال : فصُمْ ثلاثةَ أيامٍ ، أو أطعِمْ ستةَ مساكينَ لكلِّ مسكينٍ نصفَ صاعٍ»

## Ushqimi (për të varfërit) në emër të kompenzimit është një gjysëm sa'i (respektivisht 1 kg. e 67 dkg.)

**1816.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, ndërsa këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Abdu-r-Rahman b. El-Esbihanit, që Abdull-llah b. Ma'kili ka thënë:

**"U ula** (në xhaminë) **te Ka'b b. Uxhre r.a. dhe e pyeta për kompenzimin, e ai m'u përgjigj"**: (Ajeti mbi kompenzimin) **është shpallur për mua në mënyrë të veçantë, ndërsa për ju, është i përgjithshëm. Më dërguan te Pejgamberi s.a.v.s** (ndërsa) **morrat më kishin kapluar aq shumë saqë më kishin zbritur mbi fytyrë. Më tha: Nuk mendoj se je i sëmurë. Atë që e vërej, respektivisht që më duket mua, ka të bëjë me peshën** (e problemit) **i cili të ka gjetur. Nuk mendoj se ke gjetur dele** (për kurban)? **Iu përgjegja: nuk kam. Atëherë agjëro tri ditë - tha ai, ose ushqe 6 varfanjakë** (duke u ndarë) **secilit nga 1.666 kg.** (grurë).

باب النُّسُكُ شاةٌ

١٨١٧ — حدثنا إسحاقُ حدثنا رَوحٌ حدَّثنا شِبلٌ عنِ ابنِ أبي نَجيحٍ عن مُجاهدٍ قال: حدَّثني عبدُ الرحمنِ ابنُ أبي ليلى عن كعبِ بنِ عُجرةَ رضيَ اللهُ عنهُ «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ رآهُ وأنهُ يسقُطُ على وَجهِهِ القَملُ ، فقال : أيؤذيكَ هَوامُّكَ ؟ قال : نعم . فأمرَهُ أن يَحلِقَ وهوَ بالحُديبيةِ ، ولم يتبيَّنْ لهم أنهم يَحِلُّونَ بها ، وهم على طَمَعٍ أن يَدخُلوا مكةَ . فأنزَلَ اللهُ الفِديةَ ، فأمرَهُ رسولَ اللهِ ﷺ أن يُطعِمَ فَرَقاً بينَ ستةٍ ، أو يُهدِيَ شاةً ، أو يَصومَ ثلاثةَ أيامٍ»

## (Sintagma) kurban (e theksuar në ajetin e mëparshëm) nënkupton dele-kurban

**1817.** Na ka treguar Is-haku ndërsa këtij i tha Reuhi, këtë e informoi Shibli, ky dëgjoi prej Ibn Ebi Nexhihit, ky prej Muxhahidit, ky prej Abdu-r-Rrahman b. Ebi Lejlës, ky prej Ka'b b. Uxhres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. derisa e shikonte, morrat i binin përmbi fytyrë. E pyeti:

**- A të mundojnë morrat?**

**- Po - u përgjegj** (Ka'bi).

**Pastaj urdhëroi** (Muhamedi a.s.) **që të rruhet. Ai atëherë gjendej në Hudejbije, mirëpo as-habët nuk e kishin të qartë sepse ata qysh atje ishin të liruar nga ihrami. Ata dëshironin të hyjnë në Mekke dhe All-llahu e shpalli ajetin** (e përmendur) **mbi kompenzimin, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi që ai** (kompenzim) **të jipet me ushqim që do të thotë një ferak** (t'ju ndahet) **6** (varfanjakëve) **ose të therë një dele në emër të kurbanit ose të agjërojë tri ditë.**

١٨١٨ – ومن محمد بن يوسف حدثنا ورقاء عن ابن أبي نجيح عن مجاهد أخبرنا عبد الرحمن بن أبي ليلى عن كعب بن عجرة رضي الله عنه « أن رسول الله ﷺ رآه وقمله يسقط على وجهه » مثله

**1818.** Prej Muhammed b. Jusufit është transmetuar, e këtij i tha Verkai, ndërsa këtij Ibn Ebi Nexhihi, këtij Muxhahidi, këtij Abdu-r-Rahman b. Ebi Lejla i cili dëgjoi prej Ka'b b. Uxhres r.a. që: **Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë, derisa morrat i binin mbi fytyrë...** [16]

16 Nga hadithi i sipërmendur mund të konstatohet: - për vrasjen e morrave gjatë kohës së haxhit duhet të jepet kompenzim. Këtë mendim e mbështet Maliku. Shafiu konsideron që për këtë duhet ndarë lëmoshë simbolike; - kurbani i theksuar më lart më së paku duhet të jetë dele. - agjërimi në emër të kompenzimit është tri ditë dhe atë jasht ditëve të bajrameve; - hadithi është plotësim dhe koment i tekstit kur'anor; - kujdesi i udhëheqësit ndaj anëtarëve të bashkësisë së vet dhe ardhshmërisë së tyre më të mirë.

باب قول الله تعالى [ ١٩٧ البقرة ] : { فلا رفث }

١٨١٩ – حدثنا سليمان بن حرب حدثنا شعبة عن منصور عن أبي حازم عن أبي هريرة رضي الله عنه
قال : قال رسول الله ﷺ « من حج هذا البيت فلم يرفث ولم يفسق ، رجع كما ولدته أمه »

**Fjalët e All-llahut të Madhëruar:**

***"... (gjatë kohës së haxhit) ndalohet marrëdhënia e jashtme"***
*(El-Bekare: 197.*

**1819.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij î tha Shu'be, ky dëgjoi prej Mensurit, ky prej Ebu Hazimit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

"Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: **"Kush e kryen haxhin në këtë shtëpi dhe s'ka patur marrëdhënie me grua e as është grindur me dikë, ai kthehet në shtëpi si ditën e lindjes nga nëna e tij.**

باب قول الله عز وجل [ ١٩٧ البقرة ] : { ولا فسوق ولا جدال في الحج }

١٨٢٠ – حدثنا محمد بن يوسف حدثنا سفيان عن منصور عن أبي حازم عن أبي هريرة رضي الله عنه
قال : قال النبي ﷺ « من حج هذا البيت فلم يرفث ولم يفسق رجع كيوم ولدته أمه »

**Fjala e All-llahut të Madhëruar:**

***"S'ka grindje e as konteste ditët e haxhit"***
*(El-Bekare: 197.)*

**1820.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, ndërsa këtij i tha Sulejmani duke transmetuar prej Mensurit, ky dëgjoi prej Ebu Hazimit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha:

**"Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: "Kush e kryen haxhin në këtë shtëpi dhe nuk ka patur marrëdhënie me gruan, e as është grindur me dikë, kthehet në shtëpi si ditën e lindjes nga nëna e tij".**

بسم الله الرحمن الرحيم

# ٢٨ - كتاب جزاء الصيد

باب قول الله تعالى [ ٩٥ المائدة ] : ﴿ لا تقتلوا الصيد وأنتم حرم ، ومن قتله منكم متعمداً فجزاء
مثل ما قتل من النعم يحكم به ذوا عدل منكم هدياً بالغ الكعبة أو كفارة طعام مساكين أو عدل ذلك صياماً
ليذوق وبال أمره ، عفا الله عما سلف ، ومن عاد فينتقم الله منه ، والله عزيز ذو انتقام . أحل لكم صيد
البحر وطعامه متاعاً لكم وللسيارة وحرم عليكم صيد البر ما دمتم حرماً ، واتقوا الله الذي إليه تحشرون ﴾

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 28. Pjesa mbi dënimin e gjuetisë

**Fjalët e All-llahut të Madhëruar:**

***"O besimtarë, mos gjuani duke qenë nën ihram. E cilido që e vret** (egërsirën) **me qëllim, për dënim do të therë një shtazë shtëpiake të ngjashme me kafshën e gjuajtur. Këtë e vërtetojnë dy vetë të drejtë duke dërguar kurban në Qabe, ose duke i ushqyer të varfërit për të larë mëkatin, ose të agjërojë në këtë masë, që ta ndiejë ndëshkimin e mëkatit të bërë. Perëndia e fal atë që ka kaluar** (para ndalimit). **E, kush vepron edhe pas ndalimit, Perëndia do ta ndëshkojë. Perëndia është i Plotfuqishëm dhe ndëshkues.***

*(El-Maide: 95).*

*"U është lejuar gjuetia në det e ushqimi i saj, është kënaqësi e juaj, në shtëpi dhe në udhëtim. E, u është ndaluar gjuetia në tokë derisa gjendeni nën ihram. Druajuni Perëndisë para cilit do të tuboheni".*

*(El-Maide: 96).*

باب إذا صاد الحلال فأهدى للمحرم الصيد أكله

ولم ير ابن عباس وأنس بالذبح بأسا. وهو في غير الصيد، نحو الإبل والغنم والبقر والدجاج والخيل
يقال عدل ذلك: مثل. فإذا كسرت عدل فهو زنة ذلك. قياما: قواما: يعدلون: يجعلون عدلا

١٨٢١ — حدثنا معاذ بن فضالة حدثنا هشام عن يحيى عن عبد الله بن أبي قتادة قال «انطلق أبي عام الحديبية، فأحرم أصحابه ولم يحرم. وحدث النبي ﷺ أن عدوا يغزوه، فانطلق النبي ﷺ، فبينما أنا مع أصحابه يضحك بعضهم إلى بعض، فنظرت، فإذا أنا بحمار وحش، فحملت عليه فطعنته فأثبته، واستعنت بهم فأبوا أن يعينوني. فأكلنا من لحمه، وخشينا أن نقتطع، فطلبت النبي ﷺ أرفع فرسي شأوا وأسير شأوا، فلقيت رجلا من بني غفار في جوف الليل، قلت: أين تركت النبي ﷺ؟ قال: تركته بتعهن، وهو قائل السقيا. فقلت: يا رسول الله، إن أهلك يقرءون عليك السلام ورحمة الله، إنهم قد خشوا أن يقتطعوا دونك، فانتظرهم. قلت: يا رسول الله أصبت حمار وحش وعندي منه فاضلة. فقال للقوم: كلوا. وهم محرمون»

## I lejohet muhrimit ngrënia e gjahut të gjuajtur nga personi i cili s'është nën ihram

**Ibn Abbasi dhe Enesi nuk e konsiderojnë të dëmshme therjen** (e shtazës) **e cila nuk konsiderohet** (shtazë) **e gjuetisë siç janë: devja, delja, lopa, pula dhe kali.**

Sintagma **"ADLU"** është e barabartë me **"MITHLU"**. Nëse vokalizohet me **"KESRETUN"**, atëherë lexohet **"IDLU"**. Kjo është në formën **"ZINETU"** që do të thotë: të kesh drejtpeshim, apo të qëndrosh drejt.

(Termi kur'anor) **"ja'dilun"** do të thotë: **All-llahut ti bësh shoq të barabartë.**

**1821.** Na ka treguar Muadh b. Fedaleti këtij i tha Hishami duke transmetuar prej Jahja-it e ky prej Abdull-llah b. Ebi Katades i cili tha:

**"U nis babai im vitin e Hudejbijes** (në rrugë). **Pastaj shokët e tij i veshën ihramët, ndërsa ai nuk e veshi. Atëherë është informuar Pejgam-**

**beri s.a.v.s. se një armik tenton ta sulmojë, mirëpo Pejgabmeri s.a.v.s. e vazhdon** (rrugën). **Derisa isha me shokët, ata qeshnin njëri me tjetrin.** (Në atë moment) **shikova** (anash) **dhe e pashë gomarin e egër, e sulmova atë e plagosa dhe e lidha si dhe kërkova ndihmën e tyre, mirëpo ata nuk deshën të më ndihmojnë. Pastaj hëngrën nga pak prej mishit të tij. U frikësuam që të mos na ndërprejë rrugën** (armiku), **prandaj dëshlrova që të arrijë Pejgamberin s.a.v.s. i graha kalit tim që të arrij sa më shpejt në qëllimin e caktuar. Në mesnatë takova një njeri** (të fisit) **Benu Gifar dhe e pyeta:**

**- Ku e ke lënë Pejgamberin s.a.v.s.?**

- **E lashë - tha ai - në Tahinë, kurse pushimin e mesditës mendonte ta bëjë në Es-Sukja.** (Më vonë e arrita) **dhe i thashë: "O Resulall-llah, shokët tuaj të përshëndesin dhe për ty lusin Mëshirën e All-llahut. Ata, frikësohen se mos po ndërpriten prej teje, andaj priti ata! I thashë: O Resulall-llah, kam goditur një gomar të egër dhe prej tij kam ende mish. Atëherë i tha popullit: "hani!" edhe pse gjendeshin** (nën) **ihram.** [17]

17 Rastin konkret e kanë theksuar shumica e muhadithëve në përmbledhjet e tyre. Tahaviu ka shënuar që Ebu Seid Huduriu ka thënë:

"Pejgamberi a.s. e ka dërguar Ebu Kataden në jug që të mbledhë zeqatin, ndërsa ai me sahabet tjerë u nis për në Mekke. Në udhëtim e sipër qëndroi në Asfan. Këtu i arriti dhe iu bashkangjit Ebu Katade i cili nuk kishte për qëllim të kryejë haxhillëkun prandaj edhe nuk ishte veshur në ihram. Në atë moment u paraqit gomari i egër, mirëpo sahabet i ulën kokat në tokë që të mos provokohen e ta mbysin. Kur e pa Ebu Katade, e ngarendi kalin, e kapi shigjetën e cila në atë moment i ra prej dore e bërtiti:

"Shokë, ma jepni!" Ata u përgjigjën: "Na në këtë punë s'mund të të ndihmojmë asgjë". Ebu Katade pastaj vetë e mori shigjetën, iu vërsul gomarit dhe e gjuajti. Shokët këtë veprim nuk ia pëlqyen dhe kur arriten tek Pejgamberi a.s. e pyetën mbi gjuetinë e Ebu Katades. Ai në këtë veprim s'ka parë kurrfarë dëmi".

Muhadithët tjerë këtë rast e paraqesin në versione tjera, të cilat e plotësojnë njera tjetrën. Disa mishin e gjahut e kanë ngrënë të zirë, disa të pjekur, e atë që kishte mbetur e morën me vete. Mirëpo disa të tjerë nuk kanë dashur as ta shijojnë dhe Ebu Kataden e kanë gjykuar shumë ashpër.

### باب إذا رأى المحرمون صيدا فضحكوا ففطن الحلال

١٨٢٢ – حدثنا سعيد بن الربيع حدثنا علي بن المبارك عن يحيى عن عبد الله بن أبي قتادة أن أباه حدثه قال «انطلقنا مع النبي ﷺ عام الحديبية، فأحرم أصحابه ولم أحرم، فأنبئنا بعدو بغيقة، فتوجهنا نحوهم، فبصر أصحابي بحمار وحش، فجعل بعضهم يضحك إلى بعض، فنظرت فرأيته، فحملت عليه الفرس، فطعنته فأثبته، فاستعنتهم فأبوا أن يعينوني، فأكلنا منه. ثم لحقت برسول الله ﷺ وخشينا أن نقتطع، أرفع فرسي شأوا وأسير عليه شأوا. فلقيت رجلا من بني غفار في جوف الليل فقلت له: أين تركت رسول الله ﷺ؟ فقال: تركته بتعهن، وهو قائل السقيا. فلحقت برسول الله ﷺ حتى أتيته، فقلت: يا رسول الله إن أصحابك أرسلوا يقرءون عليك السلام ورحمة الله وبركاته، وإنهم قد خشوا أن يقتطعهم العدو دونك، فانظرهم، ففعل. فقلت: يا رسول الله إنا اصدنا حمار وحش، وإن عندنا فاضلة. فقال رسول الله ﷺ لأصحابه: كلوا، وهم محرمون»

### Kur muhrimët e shohin gjahun e gjuajtur dhe e qeshin atë, e ai që s'është nën ihram e kupton këtë

**1822.** Na ka treguar Seid b. Rebi', këtij i tha Ali b. Mubareku, ky dëgjoi prej Jahja-it, ky prej Abdull-llah b. Ebu Katades, ky prej të atit të tij i cili tha:

**- U nisëm me Pejgamberin s.a.v.s. vitin e Hudejbjes** (për në Mekke), **as-habët e tij i veshën ihramet, kurse unë nuk i vesha. U informuam për armikun në Gajkat dhe u nisëm në drejtim të tyre. Shokët e mi, e panë një gomar të egër dhe filluan të qeshin me njëri tjetrin.** (Në atë moment) **edhe unë e pashë dhe vrapova me kalë dhe e shpova** (me shigjetë). **Unë e përforcova** (për toke) **pastaj kërkova ndihmën e tyre, por ata refuzuan të më ndihmojnë. Pastaj hëngrën prej tij. Më vonë iu bashkangjita Pejgamberit s.a.v.s. Mirëpo, duke u frikësuar që mos po ndërpritemi prej tij i graha kalit duke dëshiruar të arrij qëllimin e caktuar. Në mesnatë e takova një njeri prej** (fisit) **Benu Gifar dhe i thashë: "Ku e ke lënë Pejgamberin s.a.v.s.? U përgjigj.**

**- E lashë në Tehinë dhe mendonte që pushimin e mesditës ta bëjë në Sukja. Pastaj e kam ndjekur Pejgamberin s.a.v.s. derisa e arrita e i thashë: O Resulall-llah, më dërguan shokët e tu, të përshëndesin dhe lusin për ty Mëshirën e All-llahut. Ata janë frikësuar që armiku mos t'i shkëpusë prej teje, andaj priti! Ai atë e bëri. Më vonë i thashë: "O**

**Resulall-llah, ne kemi gjuajtur një gomar të egër dhe prej tij kemi edhe pakëz mish tepër." Resulall-llahu s.a.v.s.** (atëherë) **u tha as-habëve: "Hani" edhe pse ata gjendeshin nën ihram."**

باب لا يعين المحرم الحلال في قتل الصيد

١٨٢٣ - حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا سفيان حدثنا صالح بن كيسان عن أبي محمد نافع مولى أبي قتادة سمع أبا قتادة رضي الله عنه قال «كنا مع النبي ﷺ بالقاحة من المدينة على ثلاث» ح

وحدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان حدثنا صالح بن كيسان عن أبي محمد عن أبي قتادة رضي الله عنه قال «كنا مع النبي ﷺ بالقاحة، ومنا المحرم ومنا غير المحرم» ، فرأيت أصحابي يتراءون شيئا، فنظرت فإذا حمار وحش - يعني وقع سوطه - فقالوا لا نعينك عليه بشيء، إنا محرمون، فتناولته فأخذته، ثم أتيت الحمار من وراء أكمة فعقرته، فأتيت به أصحابي، فقال بعضهم: كلوا، وقال بعضهم: لا تأكلوا. فأتيت النبي ﷺ وهو أمامنا فسألته فقال: «كلوه حلال». قال لنا عمرو: اذهبوا إلى صالح فسلوه عن هذا وغيره. وقدم علينا هاهنا

## Muhrimi nuk i ndihmon në gjueti (individit) që s'është nën ihram

**1823.** Na ka treguar Abdull-llah b. Muhammedi, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Salih b. Kejsanit, ky prej Ebu Muhammedit që Ebu Katade r.a. ka thënë:

**"Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në El-Kahatu,** (tre konaqe larg) **Medines".**

Sipas një senedi tjetër thuhet:

Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lahi, këtij i tha Sufjani, këtij Salih b. Kejsani, ky dëgjoi prej Ebu Muhammedit që Ebu Katade ka thënë:

**"Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në El-Kahatu. Një grup i yni ishte nën ihram, mirëpo ka patur edhe të atillë që s'kanë qenë nën ihram. Atëherë i pashë shokët sesi shikoheshin njëri me tjetrin, mirëpo, kur shikova** (anash) **e pashë gomarin e egër. Pastaj** (konsideron transmetuesi) **i ra kamxhiku, ndërsa ata i thanë:**

**"Na jemi nën ihram dhe s'të ndihmojmë** (në gjueti) **në asgjë".**

(Më në fund) e **mora** (kamxhikun) **dhe i dola gomarit pas, e plagosa, dhe e rrëzova dhe ua solla shokëve të mi. Disa prej tyre thonin: "Hani" kurse të tjerët thonin: "Mos hani". Kur erdha te Pejgamberi s.a.v.s., i cili qëndronte përpara nesh dhe e pyeta** (për këtë rast), **u përgjigj: "Hani, kjo është e lejuar". Na tha Amri: "Shkoni deri te Salihu dhe pyete për këtë** (çështje) **dhe të tjera". Mirëpo** (Salihu) **këtu** (në Mekke) **na ka arritur** (shtoi Sufjani).

باب لا يشير المحرم إلى الصيد لكي يصطاده الحلال

١٨٢٤ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا أبو عوانة حدثنا عثمان – هو ابن موهب – قال أخبرني عبد الله
ابن أبي قتادة أن أباه أخبره «أن رسول الله ﷺ خرج حاجا فخرجوا معه، فصرف طائفة منهم فيهم
أبو قتادة فقال: خذوا ساحل البحر حتى نلتقي، فأخذوا ساحل البحر، فلما انصرفوا أحرموا كلهم إلا أبو قتادة
لم يحرم. فبينما هم يسيرون إذ رأوا حمر وحش، فحمل أبو قتادة على الحمر فعقر منها أتانا، فنزلوا فأكلوا من
لحمها وقالوا: أنأكل لحم صيد ونحن محرمون؟ فحملنا ما بقي من لحم الأتان. فلما أتوا رسول الله ﷺ قالوا:
يا رسول الله، إنا كنا أحرمنا، وقد كان أبو قتادة لم يحرم، فرأينا حمر وحش، فحمل عليها أبو قتادة فعقر منها
أتانا، فنزلنا فأكلنا من لحمها، ثم قلنا: أنأكل لحم صيد ونحن محرمون؟ فحملنا ما بقي من لحمها. قال: منكم
أحد أمره أن يحمل عليها أو أشار إليها؟ قالوا: لا، قال: فكلوا ما بقي من لحمها»

### Muhrimi nuk e tregon gjahun për arsy se, ai që s'është nën ihram mos ta gjuajë (për veti)

**1824.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Ebu A'vane, këtij Uthmani-ky është- biri i Meuhebit i cili tha se Abdull-llah b. Ebi Katade e ka informuar i ati i tij **që Pejgamberi s.a.v.s. doli si haxhi dhe me të, dolën edhe ata, Pastaj një grup prej tyre u kthye** (në anën tjetër), **në mesin e tyre ishte edhe Ebu Katade. Atëherë ai u tha: "Mos e lëshoni bregdetin derisa të takohemi. Nuk e lëshuan rrugën dhe kur u nisën i veshën ihramët përveç Ebu Katades i cili nuk i veshi ato.**

**Derisa ashtu udhëtonin rastësisht i kanë parë gomarët e egër. Ebu Katade u është vërsulur dhe e plagosi** (rrëzoi) **një gomaricë.** (Me këtë rast) **pushuan pakëz, hëngrën prej saj mish dhe thanë:**

**"A është e lejuar të hamë mish të gjahut derisa jemi nën ihram?" Ajo pjesë që mbeti prej mishit të saj e morën me veti. Kur arritën te Pejgamberi s.a.v.s. thanë?:**

**"O Resulall-llah, me të vërtetë kemi qenë nën ihram, ndërsa Ebu Katade nuk ishte nën ihram. Kur i pamë gomarët e egër, Ebu Kotode u vërsul pas tyre dhe e qëllol një gomaricë. Pastaj u ulëm dhe kemi ngrënë mish prej saj dhe** (në fund) **u pyetëm: A është e lejuar që të hamë mish të gjahut derisa jemi nën ihram". "E kemi sjellur mishin i cili ka mbetur".**

(Pejgamberi a.s.) **pyeti: A e urdhëroi dikush prej jush që t'i vësulet asaj, apo dikush ta tregoi atë?. U përgjegjën: - Jo, Atëherë tha:** (Pejgamberi) **hani edhe atë pjesë të mishit që ka mbetur!.**

باب إذا أهدى للمحرم حمارا وحشيا حيا لم يقبل

١٨٢٥ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن عبيد الله بن عبد الله بن عتبة بن مسعود عن عبد الله بن عباس عن الصعب بن جثامة الليثي أنه أهدى لرسول الله ﷺ حمارا وحشيا وهو بالأبواء - أو بودان - فرده عليه، فلما رأى ما في وجهه قال: إنا لم نرده عليك إلا أنا حرم »

## Nëse (personi pa ihram) ia dhuron gomarin e egër të gjallë personit nën ihram, ai nuk e pranon atë

**1825.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, këtij Ibn Shihabi, ky dëgjoi prej Ubejdi-l-lah b. Abdi-l-lah b. Utbe b. Mes'udit, ky prej Abdull-llah b. Abbasit, ky prej Sa'b b. Xheth-thamete-l-Lejthijj **që ky, i ka dhuruar Pejgamberit s.a.v.s. një gomar të egër derisa ishte në Ebva ose -Veddan- e ai e refuzoi atë. Kur e shikoi në fytyrë se u mërzit, i tha: "E refuzuam vetëm pse kemi qenë nën ihram."** [18]

18 Shabiu, Tavusi, Muxhahidi, Xhabiri, Lejthi dhe Maliku duke u mbështetur në rastin e përmendur konsiderojnë që haxhiut nën ihram nuk i lejohet ngrënia e mishit të gjahut nga personi i cili është i lirë dhe pa ihram. Mirëpo Ebu Hanife, Ebu Jusufi, Muhammedi, Atai dhe Seid b. Xhubejri e sipas një versioni edhe Ahmedi kanë thënë që gjahu i gjuajtur nga individi i cili s'është nën ihram mishin e tij mund ta hajë edhe haxhiu nën ihram nëse ai (haxhiu) në këtë gjueti nuk ka marrë pjesë. Këta dijetarë qëndrimet e tyre i mbështesin në hadithin të cilin Muslimi me gjithë sened e transmeton në Sahihin (kolekcionin) e tij

باب ما يَقْتُلُ المُحْرِمُ مِنَ الدَّوَابِّ

١٨٢٦ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما أن رسولَ اللهِ ﷺ قال «خمسٌ منَ الدَّوابِّ ليسَ على المحرمِ في قتلهنَّ جُناح»

وعن عبدِ اللهِ بنِ دينارٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ أن رسولَ اللهِ ﷺ قال . .

## Kafshët të cilat lejohen që t'i mbysë personi nën ihram

**1826.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Abdull-llah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Pesë lloje të shtazëve i lejohen muhrimit që t'i mbysë."**

(Maliku sipas një senedi tjetër) transmeton prej Abdull-llah b. Dinarit, ky dëgjoi prej Ibn Umerit **që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:** (Atë që u përmend më lart).

١٨٢٧ – حدثنا مسدَّدٌ حدَّثنا أبو عَوانةَ عن زيدِ بنِ جُبَيرٍ قال : سمعتُ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يقول «حدَّثتني إحدَى نِسوةِ النبيِّ ﷺ عنِ النبيِّ ﷺ : يَقتُلُ المحرمُ . . »

**1827.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Ebu A'vane, duke transmetuar prej Zejd b. Xhubejrit i cili tha:

---

në të cilin Muadh b. Abdu-r-Rahmani thotë:

"Kemi qenë nën ihram së bashku me Talha b. Abdull-llahin të cilit iu dhurua një shpend nga gjuetia. Talhën në këtë moment e kishte zënë gjumi kështu që ndonjëri prej nesh e hëngri shpendin, mirëpo disa të tjerë këtë nuk e kanë dashur. Kur u zgjua Talha, i dha disa udhëzime mbi ngrënien e shpendit të sipërpërmendur e tha: "Na kemi ngrënë së bashku me Pejgamberin a.s. e ai në këtë na jepte udhëzime".

Nesaiu në Musnedin e tij nëpërmjet Behziut transmeton që Pejgamberi a.s. është nisur prej Medines për në Mekke si haxhi, mirëpo në Revha kanë gjetur një gomar të egër të plagosur. Rastin ia paraqitën Pejgamberit a.s. e ai u përgjigj: "Lere atë! Ndoshta do t'i arrijë zotëriu". Më vonë arriti zotërin i gjahut e tha: "O Resulall-llah, ky gomar është i juaji". Pejgamberi a.s. atëherë i urdhëroi Ebu Bekrit e ai pastaj na ndau të pranishmëve e më vonë vazhduan udhëtimin. A'tai, Maliku, Shafiu, Ahmedi dhe Is-haku thanë:

"Gjuetia e egërsirës në emër të haxhinjve nën ihram, i ndalohet ngrënia personit nën ihram, ndërsa gjahu i cili s'është gjuajtur në emër të haxhinjve nën ihram i lejohet ngrënia haxhiut nën ihram". Është transmetuar që ky ka qenë qëndrim edhe i h. Umerit r.a.

**- Dëgjova Ibn Umerin r.a. duke thënë:**

**"Më ka treguar njëra prej bashkëshorteve të Pejgamberit s.a.v.s. duke transmetuar prej Pejgamberit s.a.v.s.:**

**"Haxhiut nën ihram i** (lejohet) **të mbysë** (atë që dëmton).

١٨٢٨ — حدثنا أصبغ قال أخبرني عبد الله بن وهب عن يونس عن ابن شهاب عن سالم قال: قال عبد الله بن عمر رضي الله عنهما قالت حفصة قال رسول الله ﷺ «خمس من الدواب لا حرج على من قتلهن: الغراب والحدأة والفأرة والعقرب والكلب العقور»

**1828.** Na ka treguar Esbegu, këtij i tha Abdull-llah b. Vehbi, këtij Junuzi, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Salimit i cili tha që Abdull-llah b. Umeri r.a. ka thënë: **Hafsa tha: Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Pesë lloje të shtazëve ndaj të cilave s'ka gjynah ai i cili i mbyt ato,** (e këto janë): **sorra, skyfteri, miu, shkrapi dhe qeni i cili sulmon** (njerëzit).

١٨٢٩ — حدثنا يحيى بن سليمان قال حدثني ابن وهب قال أخبرني يونس عن ابن شهاب عن عروة عن عائشة رضي الله عنها أن رسول الله ﷺ قال «خمس من الدواب كلهن فاسق يقتلن في الحرم: الغراب والحدأة والعقرب والفأرة والكلب العقور»

**1829.** Na ka treguar Jahja b. Sulejmani, këtij i tha Ibn Vehbi, këtij Junusi, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Urves e ky prej Aishes r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Pesë lloje të shtazëve janë të dëmshme dhe lejohet mbytja e tyre duke qenë nën ihram. Këto janë: sorra, skyfteri, shkrapi, miu dhe qeni sulmues".** [19]

---

19 Nga hadithi i theksuar mund të konstatohet:
- Muhrimit i lejohet të mbysë cilindo prej këtyre dëmtuesve të theksuara në hadith. Kjo i lejohet edhe secilit person i cili s'është në ihram. Këtë e dëshmon hadithi të cilin e shënon në sahihun (kolekcionin) e tij Muslimi që Aisheja ka thënë:
- E kam dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Katër lloje të shtazëve janë të lejuara të mbyten në Hil e në Harem e këto janë: krahëthatët, sorra, miu dhe qeni i cili sulmon". Ndërsa në hadithet tjera është theksuar edhe gjarpëri e në disa tjera edhe hakoqi (derri i egër, i patredhur).

١٨٣٠ - حدثنا عمر بن حفص بن غياث حدثنا أبي حدثنا الأعمش قال حدثني إبراهيم عن الأسود
عن عبد الله رضي الله عنه قال «بينما نحن مع النبي ﷺ في غار بمنى إذ نزل عليه {والمرسلات} وإنه ليتلوها
وإني لأتلقاها من فيه وإن فاه لرطب بها، إذ وثبت علينا حية فقال النبي ﷺ: اقتلوها. فابتدرناها فذهبت،
فقال النبي ﷺ: وقيت شركم كما وقيتم شرها»

**1830.** Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijathi, këtij i tregoi i ati im, këtij E'ameshi, ky dëgjoi prej Ibrahimit, kurse ky prej Esvedit që Abdull-llahu r.a. ka thënë:

**- Derisa ishim me Pejgamberin s.a.v.s. në shpellë në Minne, i është shpallur (sureja) "Vel-murselati". Ai e këndonte, ndërsa unë e mësova nga goja e tij. Goja e tij** (me atë këndim) **ishte akoma e freskët, kur na sulmoi gjarpëri dhe Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Mbyteni!" Na nxituam, por ai iku. Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Ai shpëtoi prej dëmit tuaj ashtu siç shpëtuat edhe ju prej dëmit të tij".**

١٨٣١ - حدثنا إسماعيل قال حدثني مالك عن ابن شهاب عن عروة بن الزبير عن عائشة رضي الله
عنها زوج النبي ﷺ «أن رسول الله ﷺ قال للوزغ: فويسق، ولم أسمعه أمر بقتله»

**1831.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Urve b. Zubejrit ky u informua prej Aishes r.a. bashkëshortes së Pejgamberit s.a.v.s. që Pejgamberi s.a.v.s. për zhapinin ka thënë: **"shkelje e vogël e ligjit"**. Nuk e ka dëgjuar (Aisheja r.a.) që të urdhërojë mbytjen e tij (zhapinit).

---

Ibn Mundhiri krahas këtyre të pestëve theksoi edhe: ujkun, tigrin, ndërsa të tjerët shtuan edhe "sipas natyrës së tyre edhe shtazët tjera shkyese". Sipas kësaj shumica konstatojnë që muhrimi ka të drejtë të mbysë secilën shtazë dëmtuese;

- nën nocionin "qeni i cili sulmon njerëzit" bëjnë pjesë edhe: luani, tigri, leopardi, luqerbulla (rrëqebulli) dhe egërsirat tjera të rrezikshme, Dhelpra dhe hijena nuk bëjnë pjesë në këtë grup të dëmtuesve e këto dyja të fundit i ndalohen muhrimit që t'i mbysë.

Ebu Abdi-l-lah (Buhariu) ka thënë: **"Me këtë konsiderojmë që Minna është pjesë e Haremit dhe ata mbytjen e gjarpërit nuk e kanë konsideruar të dëmshme** (gjynah)". [20]

## باب لا يُعضَدُ شجرُ الحرَم

وقال ابنُ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما عن النبيِّ ﷺ «لا يُعضَدُ شَوكُه»

١٨٣٢ — حدثنا قُتَيبةُ حدثنا الليثُ عن سعيدِ بنِ أبي سعيدٍ المَقبُريِّ عن أبي شُرَيحٍ العَدَويِّ أنهُ قال لعمرِو بنِ سعيدٍ وهو يَبعثُ البُعوثَ إلى مكةَ «ائذنْ لي أيُّها الأميرُ أحدِّثْكَ قولاً قامَ بهِ رسولُ اللهِ ﷺ للغَدِ من يومِ الفتحِ، فسمِعَتْهُ أُذُناي ووَعاهُ قلبي وأبصرَتْهُ عَيناي حينَ تكلَّمَ بهِ، إنهُ حَمِدَ اللهَ وأثنى عليهِ ثمَّ قال: إنَّ مكةَ حرَّمَها اللهُ ولم يُحرِّمْها الناسُ، فلا يَحِلُّ لامرئٍ يُؤمِنُ باللهِ واليومِ الآخِرِ أن يَسفِكَ بها دماً، ولا يَعضِدَ بها شجرةً. فإنْ أحدٌ ترخَّصَ لقتالِ رسولِ اللهِ ﷺ فقولوا له: إنَّ اللهَ أذِنَ لرسولِهِ ﷺ ولم يأذَنْ لكم، وإنما أذِنَ لي ساعةً مِن نهارٍ، وقد عادَتْ حُرمتُها اليومَ كحُرمتِها بالأمسِ، وليُبلِّغِ الشاهدُ الغائبَ. فقيلَ لأبي شُرَيحٍ: ما قال لكَ عمرٌو؟ قال: أنا أعلمُ بذلكَ منكَ يا أبا شُرَيحٍ، إنَّ الحرَمَ لا يُعيذُ عاصياً، ولا فارّاً بدَمٍ، ولا فارّاً بخُرْبةٍ» خُربة: بليّة.

20 Nga deklarata e Aishes mund të nxirret përfundimi që ndalohet mbytja e zhapinit. Muslimi e ka sjellur hadithin ku transmetohet nëpërmjet Sa'd b. Ebi Vekkasit se Muhammedi a.s. ka urdhëruar që zhapini të mbytet.

Ibn Abbasi ka thënë: "Muhrimi i cili e mbyt zhapinin duhet që në emër të kësaj shkeljeje të shpërndajë lëmoshë".

Aisheja e ka mbytur zhapinin përreth Qabes. Ibrahim b. Nafiu e ka pyetur A'tain për mbytjen e zhapinit në Harem e ai u përgjigj: "S'ka dëm nëse mbytet"

Nga Maliku është transmetuar: "Muhrimi s'ka të drejtë të mbysë zhapinin", ndërsa Ibn Kasimi ka shtuar: "Po nëse e mbyt atëherë duhet të shpërndajë lëmoshë, sepse zhapini s'është numruar ndër ato pesë (shtazët) dëmtuese".

## Nuk priten drunjtë e haremit

**Ibn Abbasi r.a. duke transmetuar prej Pejgamberit s.a.v.s. tha: "Gjembat e Haremit nuk priten".**

**1832.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Seid b. Ebi Seid El-Makburiut, ky prej Ebu Shurejh El-Adevijit, ky prej Amr b. Seidit derisa ishte duke dërguar aradha (ushtarake) për në Mekke tha:

**- "Më lejo, komandant, që të të përcjell fjalimin të cilin e mbajti Pejgamberi s.a.v.s. në agimin e ditës së çlirimit të Mekkes,** (këtë fjalim) **e dëgjuan veshët e mi, e mbajti mend zemra ime, ndërsa sytë e mi e kanë parë kur foli. Ai, e falenderoi All-llahun dhe e lavdëroi Atë, pastaj tha: "All-llahu e bëri Mekken të shenjtë, por nuk e bënë atë të shenjtë njerëzit,** (prandaj) **nuk i lejohet asnjërit që beson në All-llahun dhe Ditën e Gjykimit që** (në këtë vend) **të derdh gjak dhe këtu të prejë dru. Nëse dikush këtë ia lejon vetes,** (duke mbajtur frontin për çlirimin e saj) **e Pejgamberit s.a.v.s., thoni atij: All-llahu ia ka lejuar Pejgamberit s.a.v.s., ndërsa juve nuk u lejon. Mua më lejoi vetëm në një moment të një dite dhe shenjtëria e saj i është rikthyer asaj pikërisht siç e ka patur edhe dje. Ai që është prezent këtu, le t'ia përcjellë joprezentit!.**

**Ebu Shurejhi pyeti: "Ç'të tha Amri?"**

Tha: **"Unë këtë e di më mirë sesa ti Ebu Shurejh. Haremi nuk mund të jetë strehimore e të padëgjueshmëve e as strehim i të ikurit nga dënimi për gjakderdhje, e as strehimore e të ikurit për shkak të çrregullimit të kryer.** [21]

---

21 Imam Ahmedi në Muvettain e tij këtë dialog e përfundon me vërejtjen e Amrit: "Unë kam qenë prezent, ndërsa ti s'ke qenë prezent. Pejgamberi a.s. na ka urdhëruar që i pranishmi t'ia përcjellë jo të pranishmit e unë që tani, këtë ty ta kumtoj".

Nga hadithi i theksuar më lart kontatohet se:

- Ndalohet prerja e drunjve, por edhe të degëve si dhe gjelbërimeve tjera në Mekke. Për fajtorin sipas mendimit të Malikut duhet lutur All-llahun xh.sh. për faljen e tij. Ky është qëndrim i A'tait dhe Umerit. Sipas mendimit të Shafiut për shkeljen e sipërpërmendur haxhiu është i detyruar që për drurin e madh të prerë duhet therë (kurban) lopë ndërsa për të vogël dele e për (prerjen) e një trëndafili të egër duhet dhënë sadakë në një vlerë adekuate.

Shafiu konsideron që fajtori gjithsesi duhet të bart dënimin adekuat, përveç në rastin e

باب لا يُنفَّرُ صَيدُ الحَرَمِ

١٨٣٣ — حدثنا محمدُ بنُ المثنَّى حدثنا عبدُ الوهَّابِ حدثنا خالدٌ عن عِكرمةَ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما أنَّ النبيَّ ﷺ قال «إنَّ اللهَ حرَّمَ مكةَ، فلم تَحِلَّ لأحدٍ قبلي، ولا تَحِلُّ لأحدٍ بعدي، وإنما أُحِلَّتْ لي ساعةً من نهارٍ، لا يُختَلَى خَلاها، ولا يُعضَدُ شجرُها، ولا يُنفَّرُ صَيدُها، ولا تُلتَقَطُ لُقَطَتُها إلاَّ لمعرِّفٍ». وقال العبَّاسُ: يا رسولَ اللهِ إلاَّ الإذخِرَ لِصاغَتِنا وقُبورِنا. فقال: «إلاَّ الإذخِرَ».
وعن خالدٍ عن عكرمةَ قال: هل تدري ما «لا يُنفَّرُ صَيدُها»؟ هو أن يُنحِّيَهُ مِنَ الظلِّ يَنزِلُ مكانَهُ.

## Gjahu i Haremit nuk dëbohet

**1833.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, këtij i tha Abdu-l-Vehabi, këtij Halidi, ky dëgjoi prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Me të vërtetë All-llahu e shenjtëroi Mekken, nuk i është lejuar asnjërit çdo gjë para meje e as i lejohet ndonjërit çdo gjë pas meje. Më është lejuar vetëm një moment në një ditë. Bari i saj nuk lejohet të këputet** (pritet), (e as) **drunjtë s'lejohen të priten,** (e as) **gjahu të dëbohet, as gjësendin e huaj të gjetur** (s'lejohet) **të mirret përveç atij që shpallet".**

Tha Abbasi: **O Resulall-llah, përveç barit** (me erë të këndshme që mbuloheshin shtëpitë atëbotë). **Halidi dëgjoi prej Ikrimes i cili tha: "A di se si gjahu i Haremit nuk dëbohet?"** - (Kur njeriu) **nuk e largon nga hija** (me qëllim që) **të pushojë në vendin e tij.**

---

prerjes së degës (të përdorur) për misvak, nëse ajo nuk e dëmton drurin.

Ky është qënrimi i A'tait dhe Muxhahidit. Këta dy lejojnë prerjen e therrave, për shkak se këto mund të dëmtojnë njerëzit. Mirëpo shumica e dijetarëve nuk lejojnë prerjen e therrave në Harem.

- Të drejtën duhet përhapur gjithkund dhe në mënyrë kontinuitive në të gjitha mënyrët. Nëse s'ka mundësi praktike atëherë me fjalë;

- Haremi është vend i shenjtë dhe nuk mund të shërbejë si oazë e zullumqarëve dhe kriminelëve.

# باب لا يحل القتال بمكة

وقال أبو شريح رضي الله عنه عن النبي ﷺ : لا يسفك بها دماً

١٨٣٤ – حدثنا عثمان بن أبي شيبة حدثنا جرير عن منصور عن مجاهد عن طاوس عن ابن عباس رضي
الله عنهما قال « قال النبي ﷺ يوم افتتح مكة : لا هجرة ، ولكن جهاد ونية ، وإذا استنفرتم فانفروا ،
فإن هذا بلد حرم الله يوم خلق السماوات والأرض ، وهو حرام بحرمة الله إلى يوم القيامة ، وإنه لم يحل القتال
فيه لأحد قبلي ، ولم يحل لي إلا ساعة من نهار ، فهو حرام بحرمة الله إلى يوم القيامة ، لا يعضد شوكه ،
ولا ينفر صيده ، ولا يلتقط لقطته إلا من عرفها ، ولا يختلى خلاها . قال العباس : يا رسول الله إلا الإذخر ،
فإنه لقينهم ولبيوتهم . قال : قال إلا الإذخر »

## Nuk lejohet lufta në Mekke

Tha Ebu Shurejhi r.a. duke transmetuar prej Pejgamberit s.a.v.s.: **"Gjaku në** (Mekke) **nuk derdhet."** [22]

**1834.** Na ka treguar Uthman b. Ebi Shejbe, këtij i tha Xheriri, ky dëgjoi prej Mensurit, ky prej Muxhahidit, ky prej Tavusit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. në ditën e çlirimit të Mekkes tha: "S'ka më migrim** (prej Mekkes), **por do të ketë luftë vendimtare dhe qëllim të mirë. Kurdo që të ftoheni në marshim ushtarak, shkoni! Me të vërtetë ky qytet është i shenjtë qysh në ditën e krijimit të qiejve dhe Tokës.** (Ky vend) **është i shenjtë me shenjtërinë e All-llahut deri në Ditën e Gjykimit. Në** (këtë vend) **para meje nuk i është lejuar lufta askujt, as mua s'm'u lejua përveç në një moment vetëm në një ditë.** (Vend) **i shenjtë është, All-llahu**

---

22 Luftimet në Mekke janë rreptësisht të ndaluara ndërsa ekzekutimi i dënimit me vdekje për krimin e bërë qoftë në Harem apo në Hil është i lejuar.
Maverdiu ka thënë: "Përparësia e Mekkes mbi lagjet tjera është se me banorët e saj nuk duhet vepruar me këmbëngulësi sikur edhe të sillen në mënyrë kryegritëse dhe me ata duhet vepruar vetëm në formë paqësore. Në të kundërtën lejohet udhëheqja e luftës". Këtë mendim e mbështesin shumica e juristëve. Ekzistojnë një numër i dijetarëve që edhe këtë formë të luftës nuk e lejojnë. Ithtarët e këtij mendimi konsiderojnë që fuqitë armiqësore në Harem duhet mbajtur të rrethuar derisa të uriten dhe pa luftë të dorëzohen.

**e shenjtëroi deri në Ditën e Gjykimit.** (As) **gjembat në këtë vend nuk prehen, e as gjahu dëbohet,** (në këtë vend) **gjësendi i huaj i humbur e i gjetur mund ta marrë vetëm ai i cili e shpallë atë, dhe bari** (gjelbrimi) **në të nuk këputet."**

**Abbasi tha: O Resula-ll-llah, përveç barit** (me erë të këndshme i cili qëndronte mbi shtëpia si mbulesë) **sepse ai u nevojitet** (arëtarëve) **për shtëpiat e tyre. Ai u përgjegj: Po, përveç barit** (të atillë).[23]

باب الحِجامةِ للمُحرِم

وكَوَى ابنُ عمرَ ابنَهُ وهوَ مُحرِمٌ . ويَتداوَى ما لم يكنْ فيه طِيبٌ

١٨٣٥ — حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدَّثَنا سفيانُ قال قال عمرٌو : أولُ شيءٍ سمعتُ عَطاءً يقول « سمعتُ ابنَ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما يقول : احتَجمَ رسولُ اللهِ ﷺ وهو مُحرِمٌ » . ثم سمعتهُ يقول « حدَّثني طاوُسٌ عن ابنِ عباس » فقلت : لعله سمعَهُ منهما

## Lëshuarja e gjakut të muhrimit

**Ibn Umeri ia ka djegur** (varrën) **të birit derisa gjendej nën ihram dhe e shëronte** (me barëra) **të cilat nuk posedojnë erë.**

**1835.** Na ka treguar Ali b Abdil-lahu, këtij i tha Sufjani që Amr (b. Dinari) ka thënë: "Për her të parë e kam dëgjuar A'tain duke thënë: E dëgjova Abdull-llah b. Abbasin r.a. duke thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s ka lejuar që t'i lëshohet gjaku derisa ishte nën ihram". Pastaj dëgjova** (A'tanë) **duke thënë: Këtë mua ma transmetoi Tavusi prej Ibn Abbasit, tha: "**(Amri) **ndoshta këtë e ka dëgjuar prej atyre të dyve** (A'tait dhe Tavusit).

---

23 Në këtë pjesë tematike bëhet fjalë për lëshuarjen e gjakut si masë preventive për shërimin e dhembjeve të kokës të dhëmbit etj.
Nga hadithi i theksuar konstatohet:
- Është në interesin e përbashkët që banorëve të saj (shtetasve) t'u lejohet të propzojnë me qëllime më të mira, të bëjnë vërejtje të dobishme drejtuar udhëheqësve dhe ligjdhënësve të tyre;
- autoriteti i madb i Abbasit te Muhammedi a.s. dhe të sahabet tjerë;
- dashuria e simpatia e shprehur e Muhammedit a.s. ndaj Mekkes si qytet i vendlindjes së tij.

١٨٣٦ — حدثنا خالد بن مخلد حدثنا سليمان بن بلال عن علقمة بن أبي علقمة عن عبد الرحمن الأعرج عن ابن بحينة رضي الله عنه قال «احتجم النبي ﷺ وهو محرم بلحي جمل في وسط رأسه»

**1836.** Na ka treguar Halid b. Mehledi, këtij i tha Sulejman b. Bilali, ky dëgjoi prej Alkame b. Ebi Alkames, ky prej Abdu-r-Rrahman el-A'rexhit, ky prej Ibn Buhajnes r.a. i cili tha **"Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar që t'i lëshohet gjaku në mes të kokës së tij në** (vendin e quajtur) **Lahji Xhemel derisa gjendej nën ihram".** [24]

باب تزويج المحرم

١٨٣٧ — حدثنا أبو المغيرة عبد القدوس بن الحجاج حدثنا الأوزاعي حدثني عطاء بن أبي رباح عن ابن عباس رضي الله عنهما «أن النبي ﷺ تزوج ميمونة وهو محرم»

## Martesa e haxhiut derisa (gjendet nën) ihram

**1837.** Na ka treguar Ebu-l-Mugire Abdu-l-Kuddus b. Haxhxhaxhi duke transmetuar prej Evzaijës, ndërsa ky dëgjoi prej Ata' b. Ebi Rebahas, ky prej Ibn Abbasit r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. është martuar me Mejmunen derisa ishte nën ihram**.

---

24 Edhe Imam Ahmedi në Muvatta thekson që Muhammedi a.s. në Lahji Xhemel ka lejuar t'i lëshohet gjaku nga maja e kokës pastaj tha: "Kjo është ilaç kundër të koturit, dhembjes së kokës dhe të dhëmbëve. Prej hadithit të theksuar mund të konstatohet:
- haxhiu nën ihram mund t'i lëshohet gjak". Me këtë konstatim dakordohen shumica e dijetarëve islamë, mirëpo disa shtojnë edhe këtë: "që në atë vend të mos prejë flokët".
Abdull-llah b. Umeri mendon se haxhiu nën ihram mund të lëshojë gjak vetëm në rast nevoje për shëndetin personal, sepse edhe Muhammedi a.s. kështu ka vepuar për ta evituar dhembjen e kokës.
Rruarja e kokës pa ndonjë nevojë të madhe nuk lejohet sipas mendimit unanim të dijetarëve derisa të hedhen gurët në xhemretu-l-Akabe. Nëse haxhiu këtë e bën për arsye objektive e nevoja reale, atëherë duhet të therë (kurban) një dash në emër të kësaj shkeljeje. Pasojat janë të njëjta, sipas mendimit të disa dijetarëve, edhe me rastin e heqjes së qimeve nëpër pjesët tjera të trupit.

باب ما يُنهى من الطِّيبِ للمُحْرِمِ والمُحْرِمةِ

وقالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها : لا تلبَسُ المُحرِمةُ ثوبًا بوَرْسٍ أو زَعفرانٍ

١٨٣٨ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ يَزيدَ حدَّثَنا الليثُ حدَّثَنا نافعٌ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « قام رجلٌ فقال : يا رسولَ اللهِ ماذا تأمُرنا أن نَلبَسَ منَ الثيابِ في الإحرام ؟ فقال النبيُّ ﷺ : لا تَلبَسوا القميصَ ولا السَّراويلاتِ ولا العَمائمَ ولا البَرانِسَ ، إلاَّ أن يكونَ أحدٌ ليستْ له نَعلانِ فلْيَلبَسِ الخُفَّينِ ولْيَقطَعْ أسفلَ منَ الكَعبَينِ . ولا تَلبَسوا شيئًا مَسَّهُ زَعفرانٌ ولا الوَرْسُ . ولا تَنتَقِبِ المرأةُ المُحرِمةُ ، ولا تَلبَسُ القُفّازَينِ » . تابعَهُ موسى بنُ عُقبةَ وإسماعيلُ بنُ إبراهيمَ بنِ عُقبةَ وجُوَيريةُ وابنُ إسحاقَ في النِّقابِ والقُفّازَينِ . وقال عُبيدُ اللهِ : ولا وَرْسٌ . وكان يقول : لا تَتَنقَّبِ المُحرِمةُ ولا تَلبَسُ القُفّازَينِ . وقال مالكٌ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ : لا تَتَنقَّبِ المحرِمةُ . وتابعَهُ ليثُ بنُ أبي سُلَيم

## Muhrimit (nga të dy gjinitë) i ndalohen përdorimet kozmetike (dhe veshmbathja e ngjyrosur)

Aisheja r.a. ka thënë: "(Femra) **nën ihram nuk duhet të veshë petka** (të ngjyrosura) **me ngjyrë verdhekuq ose me safran** (me dyllë të verdhë)".

**1838.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jezidi, këtë e informoi Lejthi, këtij i tha Nafiu, duke transmetuar prej Abdull-llah b. Umerit r.a. i cili tha:

- **Një njeri u ngrit e tha: "O Resulall-llah, ç'na urdhëron të veshim prej petkave në ihram?" Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj: "Mos veshni këmishë, shallvare, çallma** (kapuça) **e as pelerinë. Nëse ndonjëri s'ka këpucë, atëherë le të mbathë mestet, por le t'i shkurtojë ato deri nën nyjet e këmbëve, mos veshni asgjë që e ka prekur safrani** (dylli i verdhë) **e as ngjyra** (verdhekuq). **Femra nën ihram nuk e mbulon fytyrën e as vesh dorëza". Këtë e kanë mbështetur edhe: Musa b. Ukbe, Ismail b. Ibrahim b. Ukbe Xhuvejrije dhe Ibn Is-haku. Ubejdull-llahu shtoi: "As ngjyrosur"** (verdhekuq) **tha ai: "Haxhinica nën ihram nuk mbulon fytyrën e as vesh dorëza". Maliku tha, duke transmetuar prej Nafiut, ndërsa ky prej Ibn Umerit: "Haxhinica nën ihram nuk e mbulon fytyrën"**. (Këtë verzion) e **mbështet** (sipas një senedi tjetër) **edhe Lejth b. Ebi Sulejmi.**

١٨٣٩ – حدثنا قتيبة حدثنا جرير عن منصور عن الحكم عن سعيد بن جبير عن ابن عباس رضي الله عنهما قال: وقصت برجل محرم ناقته فقتلته، فأتي به رسول الله ﷺ فقال: «اغسلوه وكفنوه ولا تغطوا رأسه ولا تقربوه طيبا، فإنه يبعث يهل»

**1839.** Na ka treguar Kutejbe, ndërsa këtij i ka thënë Xheriri, duke transmetuar prej Mensurit, ky dëgjoi prej Hakemit, ky prej Seid b. Xhubejrit, këtij i tha Ibn Abbasi r.a. që:

**- Një njeriu nën ihram devja e tij la ka thyer qafën dhe e ka mbytur. Atëherë, atë ia sollën Pejgamberit s.a.v.s.** (me atë rast) **ai tha: "Pastrojeni dhe mbështjelle e mos ia mbuloni kokën dhe mos i hudhni parfum sepse ai do të ringjallet duke kënduar telbije".**

## باب الاغتسال للمحرم

وقال ابن عباس رضي الله عنه: يدخل المحرم الحمام. ولم ير ابن عمر وعائشة بالحك بأسا.

١٨٤٠ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن زيد بن أسلم عن إبراهيم بن عبد الله بن حنين عن أبيه أن عبد الله بن العباس والمسور بن مخرمة اختلفا بالأبواء، فقال عبد الله بن عباس: يغسل المحرم رأسه، وقال المسور: لا يغسل المحرم رأسه. فأرسلني عبد الله بن العباس إلى أبي أيوب الأنصاري فوجدته يغتسل بين القرنين وهو يستتر بثوب، فسلمت عليه، فقال: من هذا؟ فقلت: أنا عبد الله بن حنين، أرسلني إليك عبد الله بن العباس أسألك: كيف كان رسول الله ﷺ يغسل رأسه وهو محرم؟ فوضع أبو أيوب يده على الثوب فطأطأه حتى بدا لي رأسه، ثم قال لإنسان يصب عليه: اصبب. فصب على رأسه، ثم حرك رأسه بيديه فأقبل بهما وأدبر. وقال: هكذا رأيته ﷺ يفعل»

## Pastrimi i haxhiut (muhrimit)

Ibn Abbasi r.a. tha: **"Haxhiu nën ihram hyn në banjo"**.

**Ibn Umeri dhe Aisheja nuk e kanë konsideruar fërkimin** (gjatë larjes) **të keq.**

**1840.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, këtë Zejd b. Eslemi, ndërsa ky dëgjoi prej Ibrahim b. Abdi-l-Lah b. Hunejnit, ky prej të atit që Abdull-llah b. Abbasi dhe Misver b. Mahreme nuk janë pajtuar rreth formës (larjes së Muhrimit) në Ebva:

Abdull-llah b. Abbasi ka thënë: **"Muhrimi mund ta lajë kokën"**, ndërsa Misveri tha: **"Muhrimi nuk mund ta lajë kokën"**. (Pastaj) **Abdull-llah b. Abbasi më dërgoi deri te Ebu Ejjub El-Ensariu e unë e gjeta duke u larë ndërmjet shtyllës së çekërrkut** (të burimit) **i mbrojtur nën një petk. E përshëndeta e ai më pyeti: "Kush është?" Iu përgjigja: "Unë jam, Abdull-llah b. Hunejni, më dërgoi deri te ti Abdull-llah b. Abbasi që të të pyes se si e lante kokën e tij Pejgamberi s.a.v.s. duke qenë nën ihram.** (Pastaj) **Ebu Ejjubi e vuri dorën në petk dhe u lëshua aq sa ia pashë kokën. Atëherë i tha dikujt i cili ishte duke i shtënë** (për t'u larë): **"Shti", e ai ia lëshoi ujin mbi kokën e tij, pastaj Ebu Ejjubi e lëvizi kokën me duar dhe e fërkoi para dhe pas duke thënë: "Kështu e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke vepruar".** [25]

باب لُبْسِ الْخُفَّيْنِ لِلْمُحْرِمِ إِذَا لَمْ يَجِدِ النَّعْلَيْنِ

١٨٤١ — حدثنا أبو الوَليد حدَّثنا شعبةُ قال أخبرَني عمرُو بنُ دِينارٍ سَمعتُ جابرَ بنَ زيدٍ سمعتُ ابنَ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « سمعتُ النبيَّ ﷺ يخطبُ بعَرفاتٍ : مَن لم يَجِدِ النَّعلينِ فلْيَلبَسِ الخُفَّينِ ، ومَن لم يَجِدْ إزاراً فلْيَلبَسْ سَراويلَ للمُحرِمِ »

### Mbathja e mesleve të muhrinil nëse nuk gjen këpucë

**1841.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, ndërsa këtij i tha Shu'be, këtë e informoi Amr b. Dinari, ky dëgjoi prej Xhabir b. Zejdit duke thënë se: **E dëgjova Ibn Abbasin r.a. duke thënë: "E dëgjova Pejgamberin s.a.v.s. se si fliste në Arefat: "Muhrimi i cili nuk gjen këpucë, le të mbathë meste, e, ai i cili s'posedon pelerinë të poshtme, le të veshë shallvare".**

25 Pastrimi mund të bëhet për shkaqe higjenike ose për shkak të ejakulimit. Daru Kutni dhe Bejhekiu theksojnë që Ebu Ejjub Ensariu ka thënë: "Muhrimi mund të hyjë në banjo për t'u larë, mund ta heqë dhëmbin vetë, thoin e thyer mund ta këpusë".
Shpehherë ai thoute: "Largoni prej vetes atë që u shqetëson, për shkak se All-llahu s'ka krijuar asgjë që t'u mundojë juve!"
Bejhekiu ka shënuar që Abdull-llah b. Abbasi hyri në banjo në Xhuhfe si muhrim, u la dhe pastaj tha:
"All-llahu nuk do të kujdeset për ndytësiuë e juaj".

١٨٤٢ — حدثنا أحمدُ بنُ يونسَ حدثنا إبراهيمُ بنُ سعدٍ حدثنا ابنُ شهابٍ عن سالمٍ عن عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنه «سُئلَ رسولُ اللهِ ﷺ: ما يَلبَسُ المُحرِمُ منَ الثيابِ؟ فقال: لا يَلبَسُ القميصَ ولا العَمائمَ ولا السَّراويلاتِ ولا البُرنُسَ ولا ثوباً مَسَّهُ زَعفرانٌ ولا وَرْسٌ، وإن لم يَجدْ نعلينِ فليلبَسِ الخُفَّينِ وليَقطعْهما حتى يكونا أسفلَ منَ الكعبينِ»

**1842.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, këtë e informoi Ibrahim b. Sa'di, këtë Ibn Shihabi, kurse ky dëgjoi prej Salimit, ky prej Abdull-llahut r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. është pyetur:

**"Ç'mund të veshë muhrimi prej petkave?"**

- **Nuk mund të veshë - tha: këmishë, çallmë** (kapuçin), **shallvare, pelerinë, as petkun të cilin e ka prekur safrani** (dyllë i verdhë) **as ngjyrosja** (verdhekuq) **e nëse s'gjen këpucë, le të mbathë mestet dhe le t'i shkurtojë që të bëhen nën nyje** (të këmbëve).

## باب إذا لم يجدِ الإزارَ فليلبَسِ السَّراويل

١٨٤٣ — حدثنا آدمُ حدثنا شعبةُ حدثنا عمرُو بنُ دينارٍ عن جابرِ بنِ زيدٍ عنِ ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «خطبَنا النبيُّ ﷺ بعرفاتٍ فقال: مَن لم يجدِ الإزارَ فليلبَسِ السراويلَ، ومَن لم يجدِ النعلينِ فليلبَسِ الخُفَّينِ»

## (Muhrimi) nëse s'gjen pelerinë të poshtme le të veshë shallvare

**1843.** Na ka treguar Ademi, këtij i tha Shu'be, këtij Amr b. Dinari, këtij Xhabir b. Zejdi dhe ky dëgjoi prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

- **Pejgamberi s.a.v.s. e mbajti hutben në Arefat dhe tha: Cili s'gjen pelerinë të poshtme** (mbështjellës) **le të veshë shallvare, e cili s'gjen këpucë, le të veshë meste".**

## باب لُبسِ السلاحِ للمُحرِم

وقال عِكرمةُ: إذا خَشيَ العدوَّ لبسَ السلاحَ وافتدى. ولم يُتابَعْ عليه في الفِديةِ

١٨٤٤ — حدثنا عُبيدُ اللهِ عن إسرائيلَ عن أبي إسحاقَ عنِ البَراءِ رضيَ اللهُ عنه «اعتمرَ النبيُّ ﷺ في ذي القَعدةِ، فأبى أهلُ مكةَ أن يَدَعوهُ يدخُلُ مكةَ حتى قاضاهم: لا يُدخِلُ مكةَ سِلاحاً إلا في القِراب»

## (A mund) të bart armë muhrimi?

Ikrime tha: "**Kur** (haxhiu) **frikësohet nga armiku, ngjesh armët** (dhe për këtë) **jep kompenzim.**

(Ikrimen thotë Buhariu) nuk e ka (mbështetur) askush mbi kompenzimin.

**1844.** Na ka treguar Ubejdull-llahu duke transmetuar nga Israili, ndërsa ky u informua prej Ebu Is-hakut e ky prej Berrait që **Pejgamberi s.a.v.s. e kreu umren në** (muajin) **dhu-l-ka'de** (mirëpo) **mekasit refuzuan të lejojnë që të hyjë në Mekke derisa s'pranoi të hyjë në Mekke me armë në këllëf.**

باب دُخولِ الحَرَمِ ومكةَ بغيرِ إحرامٍ ، ودَخَلَ ابنُ عمرَ

وإنَّما أمرَ النبيُّ ﷺ بالإهلالِ لمَن أرادَ الحجَّ والعمرةَ . ولم يَذكُرْهُ للحطَّابينَ وغيرِهم

١٨٤٥ – حدثنا مُسلمٌ حدَّثنا وُهَيبٌ حدَّثنا ابنُ طاوُسٍ عن أبيهِ عنِ ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ النبيَّ ﷺ وَقَّتَ لأهلِ المدينةِ ذا الحُلَيفةِ ، ولأهلِ نجدٍ قرنَ المَنازِلِ ، ولأهلِ اليمنِ يَلَمْلَمَ ، هنَّ لهنَّ ولكلِّ آتٍ أتى عليهنَّ من غيرِهم ممَّن أرادَ الحجَّ والعمرةَ ، فمَن كان دونَ ذلكَ فمِن حيثُ أنشأَ ، حتى أهلُ مكةَ مِن مكةَ »

## Hyrja në Harem dhe në Mekke pa ihram

(Kështu) hyri Ibn Umeri.

**Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi që të mbulohet me ihram vetëm ai që dëshiron të kryejë haxhin dhe umren, por s'është** (thotë Buhariu) **cekur asgjë për hamallët e drunjve dhe të tjerët.**

**1845.** Na ka treguar Muslimi, këtij i tha Vuhejbi, këtij Ibn Tavusi, këtë e informoi i ati që ka dëgjuar prej Ibn Abbasit r.a.:

"**Pejgamberi s.a.v.s. përcaktoi vendin e** (hyrjes) **nën ihram për Medinasit** (ky është vendi) **Dhul-Hulejfe, për nexhdasit Karnul-Menazil, ndërsa për banorët e Jemenit** (përcaktoi) **Jelemlemin. Këto janë për ata, dhe për secilin ardhës të rastësishëm i cili vjen** (nga këto drejtime) **dhe dëshiron** (ta kryej) **haxhin dhe umren. Ai i cili s'gjendet në këto vende, atëherë** (hyn nën ihram) **nga vendlindja. Kështu banorët e Mekkes** (hynë nën ihram), **prej Mekkes".**

١٨٤٦ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهاب عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه
«أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ دَخلَ عامَ الفتحِ وعلى رأسهِ المِغفَرُ ، فلمَّا نَزَعَهُ جاءَ رجلٌ فقال : إنَّ ابنَ خَطَلٍ متعلِّقٌ
بأستارِ الكعبة ، فقال : اقتلوه»

**1846.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, këtij Ibn Shihabi, ndërsa ky dëgjoi prej Enes b. Malikut r.a.:

**- Me të vërtetë Pejgamberi s.a.v.s. hyri ditën e çlirimit** (në Mekke) **e në kokë** (kishte) **helmetë. Pasi që e hoqi, i erdhi një person** (Ebu Berze Eslemij) **e tha: "Ibn Hatali** (Abdullahu) **është varur me perdet e Qabes?"**

**Mbyteni atë** - tha ai. [26]

باب إذا أحرمَ جاهلاً وعليهِ قميصٌ

وقال عَطاء : إذا تَطيَّبَ أو لَبِسَ جاهلاً أو ناسياً فلا كفَّارةَ عليه

١٨٤٧ – حدثنا أبو الوليدِ حدَّثَنا همَّامٌ حدَّثَنا عطاءٌ قال حدَّثني صَفوانُ بنُ يَعلى عن أبيهِ قال «كنتُ
معَ رسولِ اللهِ ﷺ ، فأتاه رجلٌ عليه جُبَّةٌ فيه أثرُ صُفرةٍ أو نحوُه ، كان عمرُ يقولُ لي : تُحبُّ إذا نَزَلَ عليهِ
الوَحيُ أن تَراهُ ؟ فنَزَلَ عليه ، ثمَّ سُرِّيَ عنه ، فقال : اصنَعْ في عُمرتِكَ ما تَصنعُ في حجِّك»

26 Rreth temës së titulluar mendimet e dijetarëve janë të ndara. Maliku, Shafiu, Ebu Hanife dhe Lejthi nuk lejojnë hyrjen në Mekke pa ihram e as të atyre të cilët s'kanë për qëllim kryerjen e umres, respektivisht haxhit nga cilado lagje qofshin, përveç depove të drurit dhe te kopshteve, si dhe të profesioneve të ngjashme si këto nga Xhidde, Taifi apo Asfani. Imam Ahmedi dhe Hasan b. Hajji konsiderojnë që s'është mirë për muslimanin i cili banon pas vendit, aty ku haxhinjtë i veshin ihramët që të byjnë në Mekke pa i veshur ihramët, por, nëse hyjnë, nuk kanë përgjegjësi e as dënim.

Muhammedi a.s. në kohën e çlirimit të Mekkes hyri në këtë qytet si komandant usbtarak e jo si haxhi, prandaj ka qenë pa ihram dhe me helmetë mbi kokë.

Prej hadithit mund të konstatohet që:

- Lejohet në Mekke ekzekutimi i dënimit ligjor mbi personin i cili shkel ligjin;
- Mekka është çliruar me fuqi usbtarake e luftë, ndërsa Shafiu konsideron që Mekka kaloi në duart e muslimanëve kur banorët e saj u dorëzuan. Në këtë qytet s'ka patur luftë të armatosur. Kjo vlen pikërisht për zonën e Mekkes në të cilën Muhammedi a.s. hyri me përcjellësit e tij.

## (Haxhiu) duke mos i njohur (regullat), hyn nën ihram me këmishë të veshur

Tha A'tai: "Nëse (haxhiu) **ven parfum ose vesh** (diçka) **nga mosnjohja ose harresa për këtë** (lëshim) **s'ka kompenzim".** [27]

**1847.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Hemmami duke transmetuar prej A'tait, ky dëgjoi prej Safvan b. Ja'lait, të cilit ia përcolli i ati duke thënë:

**"Kam qenë me Pejgamberin s.a.v.s. kur i erdhi një njeri** (i veshur) **me xhybe në të cilën vëreheshin shenjat e verdha apo të ngjashme". Umeri më tha: "Ti dëshiron që të shohësh** (Pejgamberin) **kur i vjen shpallja? Pasi që shpallja** (në ndërkohë) **i erdhi dhe ai pushoi e tha: "Vepro me umren tënde ashtu siç vepron me haxhin tënd".**

١٨٤٨ – وعَضَّ رجُلٌ يدَ رَجُلٍ ـ يعني فانتزَعَ ثَنِيَّتَه ـ فأبطلَهُ النبيُّ ﷺ

**1848. Një person e kafshoi një tjetër për dore, e ai** (tha Ibn Ja'la) **e theu dhëmbin e syrit dhe Pejgamberi s.a.v.s. e liroi** (nga përgjegjësia).

باب المُحرِمِ يَموتُ بعرفة ، ولم يَأمُرِ النبيُّ ﷺ أن يُؤدَّى عنه بقيةُ الحجِّ

١٨٤٩ – حدثنا سليمانُ بنُ حَربٍ حدَّثَنا حَمّادُ بنُ زيدٍ عن عمرِو بنِ دينارٍ عن سعيدِ بنِ جُبَيرٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « بَينا رجُلٌ واقِفٌ معَ النبيِّ ﷺ بعرَفةَ إذ وَقعَ عن راحلتِهِ فوَقَصَتْه ـ أو قال فأقعصَتْه ـ فقال النبيُّ ﷺ : اغسِلوهُ بماءٍ وسِدْرٍ ، وكفِّنوهُ في ثوبَينِ ـ أو قال ثوبيهِ ـ ولا تُحنِّطوهُ ولا تُخمِّروا رأسَهُ ، فانَّ اللهَ يَبعثُهُ يومَ القِيامةِ يُلبِّي »

---

27 Shafiu qëndron pas mendimit të A'tait, ndërsa Ebu Hanifja dhe nxënësit e tij duke patur parasysh qëndrimet e sahabëve tjerë, konsderojnë që mosdija nuk mund të jetë shkas për faljen e shkeljes së ligjit. Prandaj haxhiu për shkeljen konkrete është i detyruar të bëjë kompenzimin.

Umer b. Azizi, Urve b. Zubejri, Esved b. Jezidi, Ebu Hanife, Ebu Jusufi, Zuferi, Shafiu, Ahmedi dhe Is-haku konsiderojnë që parfumosja gjatë hyrjes nën ihram nuk është e ndaluar;

- haxhiu nën ihram nuk i lejohet veshja e ihrameve të qepura;
- mantilin e veshur, këmishën e të ngjashme muhrimi nuk i pret, por normalisht i zhvesh nëpërmjet kokës.

## Muhrimi i cili vdes në Arefat; Pejgamberi s.a.v.s. s'ka urdhëruar që për atë të kryhen (detyrimet) e pakryera të haxhit

**1849.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, ndërsa këtij i tha Hammad b. Zejdi, ky dëgjoi prej Amr b. Dinarit, ky prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. duke thënë:

**- Derisa një njeri në Arefat, qëndronte në këmbë me Pejgamberin s.a.v.s. ai u rrëzua nga devja e cila ia theu qafën apo siç tha:** (Ibn Abbasi) **ia shtypi atë. Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Pastroni atë me ujë e sidër, mbështjelleni me dy qefina dhe mos i hudhni erë, si dhe mos ia mbuloni kokën, mos e balsamoni, me të vërtetë All-llahu do ta ringjallë Ditën e Gjykimlt** (duke kënduar) **telbijen.**

١٨٥٠ – حدثنا سليمانُ بنُ حربٍ حدثنا حمّادٌ عن أيوبَ عن سعيدِ بنِ جُبيرٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « بينا رجلٌ واقفٌ مع النبيِّ ﷺ بعرفةَ إذ وقعَ عن راحلتِه فوقَصَتْه – أو قال فأوقَصَتْه – فقال النبيُّ ﷺ: اغسِلوهُ بماءٍ وسِدْرٍ، وكفِّنوهُ في ثوبَين، ولا تُمِسُّوهُ طيباً، ولا تُخمِّروا رأسَهُ، ولا تُحنِّطوهُ، فإنَّ اللهَ يبعثُهُ يومَ القيامةِ مُلبِّياً »

**1850.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, ndërsa këtij i tha Hammadi, këtij Ejjubi, e ky dëgjoi prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili ka thënë:

**"Derisa një njeri në Arefat, qëndronte në këmbë me Pejgamberin s.a.v.s. ai u rrëzua nga devja e cila ia theu qafën. Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Pastroni atë me ujë e sidër, mbështjelleni me dy qefina, dhe mos i hudhni erë, e as mos ia mbuloni kokën, si dhe mos e balsamoni, me të vërtetë All-llahu do ta ringjallë atë Ditën e Gjykimit** (duke kënduar) **telbijen.**

باب سُنَّةِ المُحرِمِ إذا مات

١٨٥١ – حدثنا يعقوبُ بنُ إبراهيمَ حدثنا هُشَيمٌ أخبرَنا أبو بِشرٍ عن سعيدِ بنِ جُبَيرٍ عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ رجلاً كان مع النبيِّ ﷺ، فوقَصَتْهُ ناقتُهُ وهوَ مُحرِمٌ فمات، فقال رسولُ اللهِ ﷺ: اغسِلوهُ بماءٍ وسِدْرٍ، وكفِّنوهُ في ثوبَيهِ، ولا تُمِسُّوهُ بطيبٍ، ولا تُخمِّروا رأسَهُ، فإنهُ يُبعَثُ يومَ القيامةِ مُلبِّياً »

## Si të veprohet me muhrimin nëse vdes?

**1851.** Na ka treguar Jakub b. Ibrahimi, ndërsa këtij i tha Hushejmi, ky dëgjoi prej Ebu Bishrit, ky prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. që një njeri ka qenë së bashku me Pejgamberin s.a.v.s. e devja e tij ia ka thyer qafën duke qenë nën ihram dhe vdiq. (Lidhur me këtë) Pejgamberin s.a.v.s. tha: **"Pastroni atë me ujë dhe sidër dhe mbështjelleni me dy qefina, por mos i hudhni parfum dhe mos ia mbuloni kokën. Ai do të ringjallet Ditën e Gjykimit duke kënduar telbijen".**

باب الحجّ والنذور عن الميّت ، والرّجلُ يَحُجُّ عن المرأةِ

١٨٥٢ — حدّثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدّثنا أبو عَوانةَ عن أبي بِشرٍ عن سعيدِ بنِ جُبَيرٍ عن ابنِ عبّاس رضيَ اللهُ عنهما « أنّ امرأةً من جُهَينةَ جاءتْ إلى النبيّ ﷺ فقالت : إنّ أمّي نَذَرَتْ أن تَحُجَّ فلم تَحجَّ حتّى ماتَتْ ، أفأحُجُّ عنها ؟ قال : نعم حُجّي عنها ، أرأيتِ لو كان على أمّكِ دَينٌ أكنتِ قاضيَتَهُ ؟ اقضوا اللهَ ، فاللهُ أحقُّ بالوفاء »

## Haxhi dhe zotimi i të vdekurit, mashkulli e kryen haxhin për femrën (bashkëshorten)

**1852.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Ebu Avanete, këtij Ebu Bishri, ndërsa ky dëgjoi prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. që një femër prej (fisit) Xhuhejne i erdhi Pejgamberit s.a.v.s. e tha:

**"Nëna ime u zotua që ta kryej haxhin, mirëpo vdiq, dhe haxhin nuk e kreu. A mund ta kryej unë në vend të saj?". Po - iu përgjigj, kryeje haxhin në vend të saj! Ç'mendon sikur nënës tënde** (t'i kishte mbetur) **ndonjë borxh a do t'ia kishe paguar? Kryeni obligimet ndaj All-llahut se All-llahu me të vërtetë është më meritori për plotësimin e obligimeve** (ndaj Tij). [28]

---

28 Nga ky hadith mund të konkludohet;

- I lejohet që bija të kryejë haxhin e zotuar për nënën e vdekur. Abdull-llah b. Umeri, Kasimi dhe Nehaiu nuk lejojnë kryerjen e haxhit për tjetrin. Maliku dhe Lejthi kanë deklaruar: "Askush s'mund ta kryejë haxhin për individin e gjallë por vetëm për të vdekur, i cili s'ka patur mundësi ta kryej vetë haxhin e detyruar".

Dijetarët e përmendur konsiderojnë që në detyrimet (farzet) fetare, fizike nuk mund të

## باب الحجِّ عمَّن لا يَستطيعُ الثبوتَ على الراحلة

١٨٥٣ - حدثنا أبو عاصمٍ عن ابنِ جُريجٍ عن ابنِ شهابٍ عن سليمانَ بنِ يَسارٍ عن ابنِ عبّاسٍ عن الفضلِ بنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهم أن امرأةً . . ح

## Kryerja e haxhit për atë që s'mund të qëndrojë mbi kafshët (e shalës)

**1853.** Na ka treguar Ebu Asimi, duke transmetuar prej Ibn Xhurejxhit, ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Sulejman b. Jesarit, ky prej Ibn Abbasit, ky prej Fadl b. Abbasit r.a. që një femër... (ndërsa sipas një senedi tjetër):

١٨٥٤ - حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدثنا عبدُ العزيزِ بنُ أبي سلمةَ حدثنا ابنُ شهابٍ عن سليمانَ بنِ يَسارٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « جاءتِ امرأةٌ من خَثعَمَ عامَ حَجَّةِ الوَداعِ قالت: يا رسولَ اللهِ إنَّ فريضةَ اللهِ على عبادِهِ في الحجِّ أدركَتْ أبي شيخاً كبيراً لا يَستطيعُ أن يَستَوِيَ على الراحلةِ، فهل يَقضي عنهُ أن أحُجَّ عنهُ؟ قال: نعم »

**1854.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Abdu-l-Aziz b. Ebu Seleme, këtij Ibn Shihabi, këtij Sulejman b. Jesari, ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

---

ketë zëvendësime që ato të kryhen nga individë tjerë qoftë edhe të ketë lënë (testament) porosi i vdekuri;

- harxhimi për haxhin e kompenzuar mund të jetë më së shumti një e treta e trashëgimisë së të vdekurit. Ky është qëndrim i Ebu Hanifes, Malikut dhe Nesaijës, ndërsa Shafiu konsideron që mund të harxhohet tërë trashëgimia. Sipas mendimit të Shafiut haxhi i pakryer është obligim si çdo borxh material i cili duhet në tërësi t'i paguhet borxhliut. Me Shafiun dakordohen: Abdullah b. Abbasi, Ebu Hurejre, A'tai, Tavusi, Ibn Sirini, Mekhuli, Evzaiu dhe Ebu Theuri.

Ebu Hanife konsideron që trashëgimtarët nuk janë të detyruar që në kurriz të trashëgimisë së të vdekurit të dërgojnë zëvendës në haxh, pa marrë parasysh që bartësi i trashëgimisë ka lënë porosi për këtë apo jo. Nëse bartësi i trashëgimisë ka lënë porosi, ajo ndryshon me lejimin (lejen) e trashëgimtarit nga një e treta e trashëgimisë së të vdekurit. Nëse një e treta e trashëgimisë nuk mund t'i mbulojë harxhimet e haxhit, atëherë ai nuk do të kryhet.

"Një femër prej (fisit) Hatha' m'erdh vitin e Haxhit Lamtumirës e tha:

**"O Resulall-llah, obligimi i All-llahut mbi robët e Tij rreth haxhit e zateti babain tim shumë plak që s'mund të qëndronte** (drejt) **në deve** (mbi kafshët e shalës), **a mund ta kryej unë haxhin për te? U përgjegj: Po.** [29]

باب حجّ المرأة عن الرجل

١٨٥٥ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ عن مالكٍ عن ابنِ شهابٍ عن سليمانَ بن يسارٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «كان الفضلُ رَديفَ النبيِّ ﷺ، فجاءتِ امرأةٌ من خَثعَمَ، فجعلَ الفضلُ ينظرُ إليها وتنظرُ إليه، فجعلَ النبيُّ ﷺ يَصرِفُ وجهَ الفضلِ إلى الشِّقِّ الآخَرِ، فقالت: إنَّ فريضةَ اللهِ أدركَتْ أبي شيخاً كبيراً لا يَثبُتُ على الراحلةِ، أفأحُجُّ عنه؟ قال: نعم. وذلكَ في حجةِ الوَداعِ»

## Kryerja e haxhit nga ana e femrës për mashkullin

**1855.** Na ka treguar Abdull-llah b. Meslemi, këtë e informoi Maliku ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Sulejman b. Jesarit që Abdull-llah b. Abbasi r.a. ka thënë:

**- Fadli ecte pas Pejgamberit s.a.v.s.** (në atë moment) **erdhi një femër nga** (fisi) **Hatha'm dhe Fadli filloi ta shikojë atë, ndërsa edhe ajo** (filloi) **ta shikojë, e Pejgamberi s.a.v.s. ia ktheu fytyrën Fadlit në anën tjetër. Femra atëherë tha:**

**"Obligimi i All-llahut** (mbi haxhin) **atin tim e zateti të moshuar shumë dhe s'mund të qëndrojë në deve.**

**- A mund ta kryej haxhin në vend të tij?"**

**- Po - tha ai. Ajo ndodhi** (tha Abdull-llahu) **në Haxhin Lamtumirës.**

---

29 Nga ky hadith mund të konkludohet:
- lejohet kryerja e haxhit për individin i cili është i paaftë për udhëtim, të verbërin, të paralizuarin dhe të sëmuarin rëndë nga e cila sëmundje mund të vdesë;
- që fëmijët të kujdesen për prindër dhe t'ua bëjnë shërbimin e duhur;
- individi i cili mund të qëndrojë vetë mbi kalë, deve, në automobil, aeroplan dhe të ngjashme, nuk mund të dërgojë për vete zëvendës (bedel);
- bashkëshortja mund ta kryejë haxhin për bashkëshortin;
- femra kërkon dituri dhe sqarime për problemet aktuale të jetës së saj.

## باب حَجِّ الصِّبْيَانِ

١٨٥٦ – حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد بن زيد عن عبيد الله بن أبي يزيد قال سمعت ابن عباس رضي الله عنهما يقول « بعثني - أو قدمني - النبي ﷺ في الثقل من جمع بليل »

## Haxhi i fëmijëve

**1856.** Na ka treguar Ebu-n-Nu'mani, i cili dëgjoi prej Hammad b. Zejdit, e ky prej Ubejdil-lah b. Ebi Jezidit i cili tha:

**- E dëgjova Ibn Abbasin r.a. duke thënë: "Më dërgoi ose** (tha) **më futi Pejgamberi s.a.v.s. në bagazh në Xhema'** (Muzdelife) **natën".**

١٨٥٧ – حدثنا إسحاق حدثنا يعقوب بن إبراهيم حدثنا ابن أخي ابن شهاب عن عمه أخبرني عبيد الله بن عبد الله بن عتبة بن مسعود أن عبد الله بن عباس رضي الله عنهما قال « أقبلت - وقد ناهزت الحلم - أسير على أتان لي، ورسول الله ﷺ قائم يصلي بمنى، حتى سرت بين يدي بعض الصف الأول، ثم نزلت عنها فرتعت، فصففت مع الناس وراء رسول الله ﷺ ». وقال يونس عن ابن شهاب « بمنى في حجة الوداع »

**1857.** Na ka treguar Is-haku, ndërsa këtij i tha Jakub b. Ibrahimi e këtij Ibn Shihabi, kurse ky dëgjoi prej xhaxhait i cili deklaroi se e ka informuar Ubejdi-l-lah b. Abdi-l-lah b. U'tbe b. Mesudin që Abdull-llah b. Abbasi r.a. ka thënë:

**"Isha duke udhëtuar** (hipur në) **gomaricën time, e isha pothuajse moshrritur. Pejgamberi s.a.v.s. qëndronte duke u falur në Minne derisa kalova ndërmjet një pjese të radhës** (safit) **të parë. Zbrita prej saj dhe ajo filloi të kullosë, ndërsa unë u rradhita me njerëz pas Pejgamberi s.a.v.s. ". Junusi tha, duke transmetuar prej Ibn Shihabit:** (kjo ndodhi) në Mine gjatë haxhit Lamtumirës".

١٨٥٨ – حدثنا عبد الرحمن بن يونس حدثنا حاتم بن إسماعيل عن محمد بن يوسف عن السائب بن يزيد قال: « حُجَّ بي مع رسول الله ﷺ وأنا ابن سبع سنين »

**1858.** Na ka treguar Abdu-r-Rahman b. Junusi këtij i tha Hatim .b Ismaili duke transmetuar prej Muhamed b. Jusufit e ky dëgjoi prej Saib b. Jezidit i cili tha:

**"E kreva haxhillëkun me Pejgamberin s.a.v.s. kur i kisha shtatë vjet".**

١٨٥٩ – حدثنا عمرو بن زرارة أخبرنا القاسم بن مالك عن الجعيد بن عبد الرحمن قال سمعت عمر بن عبد العزيز يقول للسائب بن يزيد وكان قد حج به في ثقل النبي ﷺ .

**1859.** Na ka treguar Amër b. Zurare, i cili dëgjoi prej Kasim b. Malikut, ky prej Xhuajd b. Abdu-r-Rrahimit i cili tha:

**"E dëgjova Umer b. Abdu-l-Azizin duke i thënë Saib b. Jezidit që ai ka shkuar në haxh në bagazh të Pejgamberit s.a.v.s.".** [30]

---

30 Muslimi në Sahihun (përmbledhje e haditheve) e tij thekson duke transmetuar prej Abdull-llah b. Abbasit që Pejgamberi a.s. në Revha i takoi disa kalorës e pyeti: "Kush janë ata njerëz?"

Ata u përgjigjën: Na jemi muslimanë.

Atëherë ata e pyetën kush është ai, u përgjigj që është Pejgamberi i Zotit. Atëherë një femër e ngrit fëmijën e saj dhe pyeti: "A mund ta kryej ky haxhin?"

- Po - u përgjigj ai - edhe ti do të shpërblehesh për te.

Disa dijetarë islamë konsiderojnë që haxhi i fëmijës së moshës jomadhore është i drejtë dhe i përgjigjet haxhit të obligueshëm i cili duhet ta kryejë më vonë gjatë ditëve të moshës madhore. Cili e kryen haxhin gjatë ditëve të moshës së re, nuk detyrohet që përsëri ta kryejë kur të arrijë moshën madhore.

Mendim të kundërt me këtë qëndrim kanë: Hasan Basriu, A'ta b. Ebu Rebaha, Muxhahidi, Nebaiu, Theuriu, Ebu Hanife, Ebu Jusufi, Muhammedi (jurist islam), Maliku, Shafiu, Ahmedi dhe dijetarë tjerë islamë. Këta mendojnë që haxhi i të miturit nuk është i barabartë me haxhin e obliguar të personit të moshës madhore. Haxhin e kryer gjatë ditëve të moshës jomadhore duhet përsëritur në moshën madhore.

Qëndrimi i Ebu Hanifes rreth aktit të të miturit juridikisht nuk është i rregulluar ashtu siç duhet, së bashku me këtë edhe akti i haxhit. Nëse i mituri e prish haxhin e tij, ai s'është i detyruar që ta kompenzojë, a nëse ai gjuan ndonjë gjyeti në Harem ose bën ndonjë lëshim, s'është i detyrar që ta kompenzojë. Maliku ka thënë: "I mituri mund të shkojë në haxh të hedhë gurë dhe detyrohet të ruhet nga shkeljet pikërisht si haxhinjtë moshërritur. Tavafi përreth Qabes, ngarendja ndërmjet Safa dhe Merves, gjuajtja e gurëve në Minne të gjithë këto i kryen vetë, e nëse nuk ka mundësi që këto t'i kryejë, atëherë do ta dërgojë kujdestari i tij. Për shkeljet apo lëshimet e bëra kujdestari për këtë (të miturin) jep kompenzim. Kujdestari të miturin e vesh nën ihram në Mikatë si dhe ia zhvesh atë pas kryerjes së haxhit.

## باب حج النساء

١٨٦٠ — وقال لي أحمد بن محمد: حدثنا إبراهيم عن أبيه عن جده «أذن عمر رضي الله عنه لأزواج النبي ﷺ في آخر حجة حجها، فبعث معهن عثمان بن عفان وعبد الرحمن بن عوف»

### Haxhi i femrava

**1860.** Më tha (deklaron Buhariu) Ahmed b. Muhammedi, që i ka treguar Ibrahimi, se ka dëgjuar prej të atit, ndërsa ky prej gjyshit të vet, që **Umeri r.a. ka lejuar** (shkuarjen në haxh) **bashkëshorteve të Pejgamberit s.a.v.s. në haxhin e fundit të cilin ai e kreu, duke dërguar me ato edhe Uthman b. Affanin dhe Abdu-r-Rahmani b. Aufin.**

١٨٦١ — حدثنا مسدد حدثنا عبد الواحد حدثنا حبيب بن أبي عمرة قال: حدثتنا عائشة بنت طلحة عن عائشة أم المؤمنين رضي الله عنها قالت «قلت يا رسول الله ألا نغزو ونجاهد معكم؟ فقال: لكن أحسن الجهاد وأجمله الحج حج مبرور. فقالت عائشة: فلا أدع الحج بعد إذ سمعت هذا من رسول الله ﷺ»

**1861.** Na ka treguar Museddedi, kurse këtij i tha Abdu-l-Vahidi që Habib b. Ebu Amre ka thënë:

- Na e përcolli Aisheja, e bija e Talhas, e cila ka dëgjuar prej Aishes r.a. nënës së besimtarëve, e cila tha: **"I thashë, O Resulall-llah, a s'marrim pjesë në luftë e të luftojmë së bashku me ju? U përgjigj: Lufta më e mirë dhe më e bukur për ju është haxhi i kryer pa mëkate dhe tek All-llahu i pranuar.** (Atëbotë) **Aisheja tha: Kur e dëgjova këtë prej Resulall-llahit s.a.v.s. atëherë nuk do të më shpëtojë më haxh** (pa kryer)".

١٨٦٢ — حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد بن زيد عن عمرو عن أبي معبد مولى ابن عباس عن ابن عباس رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «لا تسافر المرأة إلا مع ذي محرم، ولا يدخل عليها رجل إلا ومعها محرم. فقال رجل: يا رسول الله إني أريد أن أخرج في جيش كذا وكذا، وامرأتي تريد الحج، فقال: اخرج معها»

**1862.** Na ka treguar Ebu-n-Nu'mani, këtij i tha Hammad b. Zejdi e ky dëgjoi prej Amrit ndërsa ky prej Ebu Ma'bedit, rob i lirë i Ibn Abbasit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Pejagemberi s.a.v.s. ka thënë: "Të mos udhëtojë femra përveç me më të afërmit, dhe le të mos hyjë tek ajo mashkull përveç në prezencë të të afërmit të saj". Pastaj një njeri tha: "O Resulall-llah, dëshiroj që të shkoj në aradhën ushtarake të filan filanit, ndërsa bashkëshortja ime dëshiron të shkojë në haxh?". U përgjigj: "Dil me te".**

١٨٦٣ – حدثنا عبدانُ أخبرنا يزيدُ بنُ زُرَيع أخبرنا حبيبُ المعلِّمُ عن عطاء عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال: «لما رجعَ النبيُّ ﷺ من حجَّتِهِ قال لأمِّ سِنانٍ الأنصاريةِ: ما منعَكِ منَ الحجِّ؟ قالت: أبو فلانٍ ـ تعني زوجَها ـ كان له ناضِحانِ حجَّ على أحدِهما، والآخرُ يَسقي أرضاً لنا. قال: فإنَّ عُمرةً في رمضانَ تَقضي حَجَّةً معي» رواه ابنُ جُرَيجٍ عن عطاء سمعتُ ابنَ عباسٍ عنِ النبيِّ ﷺ. وقال عُبيدُ اللهِ عن عبدِ الكريمِ عن عطاء عن جابرٍ عنِ النبيِّ ﷺ

**1863.** Na ka treguar Abdani, **n**dërsa këtë e informoi Jezid b. Zureje, ky dëgjoi prej Habib Mual-limit, ky prej A'tait e këtë e informoi Ibn Abbasi r.a. duke thënë:

- Kur Pejgamberi s.a.v.s., u kthye nga haxhi i tha Ummu Sinan el-Ensarijes: **"Ç'të pengoj nga haxhi?"** U përgjegj: **"I ati i filan filanit mendonte në** (bashkëshortin e saj), **ka patur dy** (deve) **me njërën kreu haxhin, ndërsa tjetra na ujit tokën".**

**- Tha: Umra, në** (muajin) **Ramazan është e barabartë me haxhin** (e kryer) **me mua.** Këtë e transmeton edhe Ibn Xhurejxhi siç ia përcolli A'tai duke thënë:

**"E kam dëgjuar Ibn Abbasin që (këtë rast) e transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s.".** Edhe Ubejdull-llahu (të njëjtin transmetim e përcjell) duke dëgjuar prej Abdu-l-Kerimit, ndërsa ky e dëgjoi prej A'tait, ky prej Xhabirit dhe ky prej Pejgamberit s.a.v.s.

١٨٦٤ – حدثنا سليمانُ بنُ حربٍ حدثنا شعبةُ عن عبدِ الملكِ بنِ عُميرٍ عن قَزَعةَ مولى زيادٍ قال سمعتُ أبا سعيدٍ ـ وقد غزا معَ النبيِّ ﷺ ثِنتَي عشرةَ غزوةً ـ قال: أربعٌ سمعتُهنَّ من رسولِ اللهِ ﷺ ـ أو قال يُحدِّثُهنَّ عنِ النبيِّ ﷺ ـ فأعجبْنَني وآنَقْنَني: أن لا تُسافِرَ امرأةٌ مَسيرةَ يومَينِ ليس معَها زوجُها أو ذو مَحْرَمٍ. ولا صومَ يومَينِ: الفطرِ والأضحى. ولا صلاةَ بعدَ صلاتَينِ: بعدَ العصرِ حتى تَغرُبَ الشمسُ، وبعدَ الصُّبحِ حتى تَطلُعَ الشمسُ. ولا تُشَدُّ الرِّحالُ إلاّ إلى ثلاثةِ مَساجدَ: مسجدِ الحرامِ، ومَسجدي، ومسجدِ الأقصى»

**1864.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, ky dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Abdu-l-Melik b. Umejrit, ky prej Kaza'tes, rob i lirë i Zijadit i cili tha:

**- E kam dëgjuar Ebu Seidin, e ky ka luftuar së bashku me Pejgamberin s.a.v.s. në 12 beteja kur tha:**

**"Katër** (deklarata) **i kam dëgjuar prej Pejgamberit s.a.v.s. - ose ka thënë, për të cilat fliste,** (duke i transmetuar) **prej Pejgamberit s.a.v.s. dhe më pëlqyen dhe më gëzuan: që femra të mos udhëtojë më larg se dy ditë udhëtim nëse s'është me të bashkëshorti apo i afërmi I saj; që të mos agjërohet dy ditët e para të të dy bajramave: Ramazanit dhe Kurban bajramit; që të mos falet namaz** (nafile) **pas dy kohëve të namazeve; pas namazit të iqindisë deri sa të perëndojë dielli dhe pas namazit të Sabahut derisa të lindë dielli si dhe të mos tërhiqet** (vëmendja) **e kalorësit përveç ndaj tri xhamijave; Mesxhidú-l-Harami** (Qabja), **xhamisë sime** (në Medine) **dhe Mesxhidú-l-Aksa** (në Jerusalem)".

باب من نذر المشيَ الى الكعبة

١٨٦٥ — حدثنا ابنُ سلامٍ أخبرَنا الفزاريُّ عن حُميدٍ الطويلِ قال حدَّثني ثابتٌ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه « انَّ النبيَّ ﷺ رأى شيخاً يُهادَى بينَ ابنَيهِ قال : ما بالُ هٰذا ؟ قالوا : نَذَرَ أن يمشي . قال : إنَّ اللهَ عن تعذيبِ هٰذا نفسَهُ لغَنيٌّ . وأمرَهُ أن يَركَبَ »

## Ai i cili zotohet të shkojë këmbë deri në Qabe

**1865.** Na ka treguar Ibn Selami në bazë të informimit të Fezariut, këtij i tha Humejd Tavili, ky dëgjoi prej Thabitit, ky prej Enesit r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. ka parë një plak duke ecur i mbështetur në dy djemt e tij, e pyeti:**

**- Ç'bën ky? U përgjigjën: Është zotuar të shkojë këmbë** (në haxh). **Tha: Dënimi i vetvetës në këtë mënyrë nuk i është i nevojshëm All-llahut, dhe urdhëroi që të hipë** (në ndonjë kafshë).

١٨٦٦ — حدثنا إبراهيمُ بنُ موسى أخبرَنا هِشامُ بنُ يوسفَ أنَّ ابنَ جُرَيجٍ أخبرَهم قال : أخبرَني سَعيدُ ابنُ أبي أيوبَ أنَّ يزيدَ بنَ أبي حبيبٍ أخبرَهُ أنَّ أبا الخيرِ حدَّثهُ عن عُقبةَ بنَ عامرٍ قال « نَذَرَتْ أختي أن تمشيَ إلى بيتِ الله ، وأمرَتني أن أستَفتيَ لها النبيَّ ﷺ ، فاستفتَيتُه ، فقال ﷺ : لِتَمشِ ولتَركَبْ » . قال : وكان أبو الخيرِ لا يُفارِقُ عُقبةَ

حدثنا أبو عاصمٍ عنِ ابنِ جُرَيجٍ عن يحيى بنِ أيوبَ عن يزيدَ عن أبي الخيرِ عن عقبةَ . . فذكر الحديث

**1866.** Na ka treguar Ibrahim b. Musa, ky e dëgjoi prej Hisham b. Jusufit se Ibn Xhurejxhi' i ka informuar duke u thënë: më informoi Seid b. Ebi Ejjubi që Jezid b. Ebi Habibi ka lajmëruar që Ebu-l-Hajri ka treguar se Ukbe b. Amiri ka thënë:

**- Është zotuar motra ime që të shkojë këmbë deri në Qabe dhe më urdhëroi që për këtë ta pyes Pejgamberin s.a.v.s.. Unë e pyeta, e alejhis-selami tha:**

**"Le të shkojë këmbë, por edhe le të hipë!"**

Tha: (Jezid b. Habibi) **"Ebul-Hajri nuk e veçon Ukben".**

Na ka treguar Ebu Asimi duke transmetuar prej Ibn Xhurejxhit ndërsa ky dëgjoi prej Jahja b. Ejjubit, ky prej Jezidit, ky prej Ebu-l-Hajrit, ky prej Ukbes duke mbështetur pikërisht këtë hadith (rast). [31]

31 Nga hadithi i theksuar mund të konkludohet:

- kush zotohet që të shkojë në Qabe në këmbë më pastaj s'është në gjendje që ta realizojë atë e shkon me kafshë shale duhet të therë dele në emër të këtij lëshimi. Ky është qëndrimi i Hasan Basriut, A'tait, Shafiut dhe Ebu Hanifes i cili shton edhe këtë; që edhe ai i cili zotohet duhet të therë dele (kurban) kur shkon me kafshë shale edhe pse ka mundur të shkojë në këmbë. Dijetarët tjerë duke u bazuar në hadithet e sipërpërmendura, konsiderojnë se i zotuari i paaftë që të ecë këmbë mundet t'i hipë kafshës së shalës për në haxh pa obligime që të therë dash;

- Abdullah b. Umeri ka thënë: "I zotuari i paaftë për të ecur deri në Qabe duhet ta anulojë përkohësisht haxhin e tij, respektivisht përtëritur atë që kreu me kafshë shale, e të ecë aq sa ka udhëtuar me kafshë shale, prandaj nuk është i detyruar të therë dash." Megjithatë duhet therur kurban sipas mendimit të Abdull-llah b. Abbasit, Nehaiut dhe Malikut.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

# ٢٩ - كتاب فضائل المدينة

باب حرم المدينة

١٨٦٧ - حدثنا أبو النعمان حدثنا ثابت بن يزيد حدثنا عاصم أبو عبد الرحمن الأحول عن أنس رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « المدينة حرم من كذا الى كذا ، لا يقطع شجرها ، ولا يحدث فيها حدث . من أحدث حدثا فعليه لعنة الله والملائكة والناس أجمعين »

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 29. Pjesa mbi vlerën e Medines

## Haremi i Medines

**1867.** Na ka treguar Ebu-n-Numani këtij ia përcolli Thabit b. Jezidi, këtij Asim Ebu Abdu-r-Rrahman el-Ahveli, këtij Enesi r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Medina** (konsiderohet) **harem prej këtu e deri këtu, drunjtë** (në këtë qytet) **nuk priten. Në këtë** (qytet) **nuk bëhet kurrfarë noviteti. Kush bën** (në këtë qytet) **çfarëdo risie, All-llahu** e **mallkoftë, melaqet dhe të gjithë njerëzit"** [32]

32 Muhammed Zuhriu, Shafiu, Maliku, Ahmedi dhe Is-haku kanë thënë: "Medina është e

١٨٦٨ – حدثنا أبو معمر حدثنا عبد الوارث عن أبي التياح عن أنس رضي الله عنه «قدم النبي ﷺ المدينة، فأمر ببناء المسجد فقال: يا بني النجار ثامنوني. فقالوا: لا نطلب ثمنه إلا إلى الله. فأمر بقبور المشركين فنبشت، ثم بالخرب فسويت، وبالنخل فقطع، فصفوا النخل قبلة المسجد»

**1868.** Na ka treguar Ebu Ma'meri, këtij ia përcolli Abdu-l-Varithi, ky dëgjoi prej Ebu-t-Tejjahit, ndërsa ky prej Enesit r.a. i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. arriti në Medine dhe urdhëroi ndërtimin e xhamisë e tha:**

**- O bijtë e Nexhxharëve, ma shitni** (parcelën)!

**- Nuk kërkojmë vlerën e saj. E japim vetëm në emër të All-llahut, thanë ata. Pastaj urdhëroi që të rrëmihen varret e jobesimtarëve dhe sipas urdhëresës janë rrafshuar** (ato) **drunjtë e hurmave, janë prerë trungjet e tyre, janë rradhitur në drejtim të xhamisë - kah Qabja.**

١٨٦٩ – حدثنا إسماعيل بن عبد الله قال حدثني أخي عن سليمان عن عبيد الله عن سعيد المقبري عن أبي هريرة رضي الله عنه أن النبي ﷺ قال «حرم ما بين لابتي المدينة على لساني. قال: وأتى النبي ﷺ بني حارثة فقال: أراكم يا بني حارثة قد خرجتم من الحرم. ثم التفت فقال: بل أنتم فيه»

---

e paprekshme, në te nuk lejohet të priten drunj, as gjuetia, por megjithatë kush e kryen këtë nuk ka përgjegjësi ligjore.

Ibn Nafiu transmeton që Malikun e kanë pyetur për ndalesën e prerjes së lotuesit të groshës në Medine, e ai u përgjigj: "Prerja në Medine është e ndaluar për shkak të rritjes së gjelbërimit, estetikës së lagjeve për pushimin e njerëzve nën kurorat e drunjve".

Ibn Hazmi konsideron që drunjtë e prerë në Haremin e Medines duhet konfiskuar druprerësit. Abull-llah b. Abbasi, Ebu Hanife, Ebu Jusufi dhe Muhammedi kanë deklaruar që: "Medina s'ka Harem në kuptimin e shenjtërisë së Haremit të Mekkes e prerja e drunjve dhe gjuetia në të nuk janë rreptësisht të ndaluara, ashtu siç ndalohet në Haremin e Mekkes".

Për shkak të pamjes estetike e të ruajtjes dhe të bukurisë antike, Muhammedi a.s. e ka penguar rrënimin e fortifikateve përreth Medines. Përfundimi i hadithit tregon që prerja e gjelbërimit dhe gjyetia në Haremin e Medines është mëkat i madh.

**1869.** Na ka treguar Ismail b. Abdull-llahu, ndërsa këtij i tha vëllai i tij (Abdu-l-Hamidi), i cili dëgjoi prej Sulejmanit, ky prej Ubejdi-l-Lahit, ky prej Seid El-Makburiut, ky prej Ebu Hurejes r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Është bërë e shenjtë, përmes gjuhës sime, ajo ndërmjet dy gurishtave të Medines".**

(Më vonë) shkoi Pejgamberi s.a.v.s. tek Benu Harithët (fis) e tha: **"Ju shoh O Beni Harithë se keni dalë nga Haremi** (Medine)". **Pastaj u kthye e u tha** (atyre): **"Ju jeni përsëri në të** (Harem)".

١٨٧٠ — حدثنا محمد بن بشار حدثنا عبد الرحمن حدثنا سفيان عن الأعمش عن إبراهيم التيمي عن أبيه عن علي رضي الله عنه قال « ما عندنا شيء إلا كتاب الله وهذه الصحيفة عن النبي ﷺ : المدينة حرم ما بين عائر إلى كذا ، من أحدث فيها حدثاً أو آوى محدثاً فعليه لعنة الله والملائكة والناس أجمعين ، لا يقبل منه صرف ولا عدل . وقال : ذمة المسلمين واحدة ، فمن أخفر مسلماً فعليه لعنة الله والملائكة والناس أجمعين ، لا يقبل منه صرف ولا عدل . ومن تولى قوماً بغير إذن مواليه فعليه لعنة الله والناس أجمعين ، لا يقبل منه صرف ولا عدل » . قال أبو عبد الله : عدل فداء

**1870.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij ia përcolli Abdu-r-Rahmani, ky prej Sufjanit, ky prej A'meshit, ky prej Ibrahim Et-Tejmiut, ky prej të atit, ky prej Aliut r.a. i cili tha:

**"Te ne s'ka asgjë** (të shkruar) **përveç Librit të All-llahut dhe kësaj faqeje të shkruar prej Pejgamberit s.a.v.s.: "Medina** (konsiderohet) **Harem ndërmjet Airit e deri këtu. Cili fut ndonjë risi** (fetare), **apo e fsheh** (atë që e paramendon) **risinë, mbi te qoftë mallkimi i All-llahut, i melaqeve dhe i tërë njerëzve. Prej kësaj s'do të pranohet asgjë" Dhe shtoi: "Mbrojtja e jomuslimanëve prej muslimanëve është e njejtë. Kush e shkel kontratën e** (besën e dhënë) **muslimanit, mbi të qoftë mallkimi i All-llahut, i melaqeve dhe tërë njerëzve. Nuk do të pranohet** (tek All-llahu) **çështja obligative e as vullnetare. Kush miqësohet me ndonjë popull, pa lejen e mbikëqyrësve të vet, mbi të qoftë mallkimi i All-llahut, i melaqeve dhe i tërë njerëzve. Prej tij s'do të pranohet asgjë".** [33]

---

33 Prej këtij hadithi mund të konkludohet:
- i mallkuar është ai cili në fe fut risi dhe tek njerëzit dhunë;

باب فضل المدينة وأنها تنفي الناس

١٨٧١ — حدثنا عبدُ الله بنُ يوسفَ أخبرنا مالكٌ عن يحيى بن سعيدٍ قال: سمعتُ أبا الحُبابِ سعيدَ بنَ يسارٍ يقول سمعتُ أبا هُريرةَ رضيَ اللهُ عنه يقول: قال رسولُ الله ﷺ «أُمِرتُ بقريةٍ تأكُلُ القُرى، يقولون: يَثرِبُ، وهيَ المدينةُ، تَنفي الناسَ كما يَنفي الكِيرُ خَبَثَ الحديد»

## Vlerat e Medines (ky qytet) me të vërtetë i largon njerëzit (nga e keqja)

**1871.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Jahja b. Seidit i cili tha:

- E dëgjova Ebu-l-Hubabin - Seid b. Jesarin duke thënë:

- E dëgjova Ebu Hurejren r.a. i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Më është urdhëruar** (banimi) **në një lagje e cila ngadhnjen mbi lagjet tjera.** (Hipokritët) **i thonë: "Jethrib"** e **ajo është Medina** (qyteti). **Ajo** (ky qytet) **i largon nga vetvetja të këqiat e njerëzve, pikërisht siç e largon shakulla e farkatarit zgjyrën prej hekurit".**

باب المدينة طابة

١٨٧٢ — حدثنا خالدُ بنُ مَخلَدٍ حدثنا سليمانُ قال حدثني عمرُو بنُ يحيى عن عبّاسِ بنِ سَهلِ بنِ سعدٍ عن أبي حُميدٍ رضيَ اللهُ عنه «أقبلنا معَ النبيِّ ﷺ من تبوكَ حتى أشرفنا على المدينةِ فقال: هذهِ طابةُ»

## Medina është (qytet më i bukur) Tabetun

**1872.** Na ka treguar Halid b. Mahledi, ndërsa këtij ia përcolli Sulejmani, ky dëgjoi prej Amr b. Jahjait, ky prej Abbas b. Sehl b. Sa'dit, ky prej Ebu Humejdit r.a. i cili tha:

---

- Aliu nuk ka patur kurrfarë fshehtësish të besuara Muhammedit a.s.
- fillestari i risive dhe bashkëpunëtori i tij bashkërisht janë përgjegjës; - mbrojtje jomuslimanit me të drejtë mund t'i dalë edhe muslimanja. Ky është qëndrim i Malikut dhe Shafiut. Mbrojtja e dhënë jomuslimanit nga bashkësia islame dhe muslimani si individ është e drejtë;
- jozbatimi i premtimit, shkelja e marrëveshties apo fjalës së dhënë është haram.

**- U nisëm me Pejgamberin s.a.v.s. prej Tebukut. Kur e pamë Medinen, tha: "Ky është** (qyteti më i bukur) **Tabetun".**

باب لابتي المدينة

١٨٧٣ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن سعيد بن المسيب عن أبي هريرة رضي الله عنه أنه كان يقول «لو رأيت الظباء بالمدينة ترتع ما ذعرتها ، قال رسول الله ﷺ : ما بين لابتيها حرام»

## Gurishtet e Medines

**1873.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa këtij ia përcolli Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Seid b. Musejjebit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

**"Sikur të shoh në Medine kaproj duke kullotur nuk i kisha trembur". Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**"Hapësira ndërmjet dy gurishtave është Harem** (i shenjtë)."

باب من رغب عن المدينة

١٨٧٤ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال : أخبرني سعيد بن المسيب أن أبا هريرة رضي الله عنه قال : سمعت رسول الله ﷺ يقول «تتركون المدينة على خير ما كانت ، لا يغشاها إلا العواف - يريد عوافي السباع والطير - وآخر من يحشر راعيان من مزينة يريدان المدينة ينعقان بغنمهما فيجدانها وحشاً ، حتى إذا بلغا ثنية الوداع خرا على وجوههما»

## Ai i cili e lëshon Medinen

**1874.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij ia ka përcjellur Shuajbi, këtij Zuhriu këtij Seid b. Musejjebi, këtij Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Do ta lëshojnë Medinen, krahas të mirave që i posedon e të cilat nuk mund të fshihen, vetëm egërsirat".**

- (Prej tyre) **dëshirojnë** (të shkojnë) **egërsirat shkyese dhe shpendët grabitës. Të fundit do të shpëtojnë dy barinj prej** (fisit) **Muzejne, ata do të vijnë në Medine dhe do t'i mbledhin kopetë e tyre e do ta gjejnë këtë të shkretuar, por, kur do të arrinë deri te Thenijetu-l-Veda'** (gryka lamtumirëse), **do të rrëzohen që të dy** (të vdekur) **në fytyrat e tyre.**[34]

١٨٧٥ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسُفَ أخبرَنا مالكٌ عن هِشامِ بنِ عُروةَ عن أبيهِ عن عبدِ اللهِ بنِ الزُّبيرِ عن سُفيانَ بنِ أبي زُهيرٍ رضيَ اللهُ عنه أنهُ قال: سمعتُ رسولَ اللهِ ﷺ يقول «تُفتَحُ اليَمَنُ، فيأتي قومٌ يُبِسُّون، فيَتحمَّلونَ بأهلِيهم ومَن أطاعَهم، والمدينةُ خيرٌ لهم لو كانوا يَعلمونَ. وتُفتَحُ الشامُ، فيأتي قومٌ يُبِسُّون، فيَتحمَّلونَ بأهلِيهم ومَن أطاعَهم، والمدينةُ خيرٌ لهم لو كانوا يَعلمون. وتُفتَحُ العِراقُ، فيأتي قومٌ يُبِسُّون، فيَتحمَّلون بأهلِيهم ومَن أطاعَهم، والمدينةُ خيرٌ لهم لو كانوا يَعلمون»

**1875.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Hisham b. Urves ky prej të atit të tij ky prej Abdull-llah b. Zubejrit, ky prej Sufjan b. Ebu Zuhejrit r.a. i cili ka thënë:

**- E dëgjova Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Do të çlirohet Jemeni, populli do të vijë t'i rregullojë** (devet), **me të cilat do të bartin familjet e tyre si dhe gjithë ata të cilët i kanë** (përkrahur), **por Medina për ata është më e mira nëse ata këtë, do ta dinë.**

**- Do të çlirohet edhe Shami** (Sirija), **populli do të vijë që t'i rregullojë** (devet), **me të cilat do të bartin familjet e tyre dhe gjithë ata të cilët i kanë** (përkrahur), **ndërsa Medina për ata është më e mira nëse ata këtë do ta dinë.**[35]

---

34 Medina deri në gjysmën e parë të shekullit të parë ishte kryeqendër e muslimanëve. Njerëzit këtu vinin nga çdo anë. Numri i banorëve rritej për çdo ditë. Tregtia dhe zejtaria zhvillohej më tepër sesa në viset tjera. Me kalimin e kryeqendrës në Damask e më pastaj në Bagdad ndërpritet zhvillimi i mëtejmë i Medines. Me paraqitjen e çrregullimeve politike dhe luftërave fisnore solli që nga Medina të shpërngulen shumë njerëz të njohur. Kështu që herë herë qyteti dukej i shkretë mbi të cilin hidheshin larashët dhe përreth saj bishat e ndryshme. Me normalizimin e kushteve jetësore qyteti përsëri u gjallërua.

35 Muhammedi a.s. më deklaratën e mësipërme paralajmëroi migrimin nga Medina në viset më të pasura të çliruara. Imam Ahmedi në Musnedin e tij thekson që Xhabiri ka dëgjuar prej Muhammedit a.s. ku thotë: "Do të vijë koha kur banorët e Medines do të shkojnë të

باب الإيمانُ يأرِزُ الى المدينةِ

١٨٧٦ – حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدثنا أنسُ بنُ عياضٍ قال حدثني عُبيدُ اللهِ عن خُبَيبِ بنِ عبدِ الرحمنِ عن حفصِ بنِ عاصمٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال «إنَّ الإيمانَ ليأرِزُ الى المدينةِ كما تأرِزُ الحيَّةُ الى جُحرِها»

## (Besimtarët e vërtetë) do të koncentrohen në Medine

**1876.** Na ka treguar Ibrahim b. Mundhiri, këtij i tha Enes b. Ijadi, ky dëgjoi prej Ubejdull-llahut ky prej Hubejb b. Abdu-r-Rrahmanit, ky prej Hafs b. Asimit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Besimi i vërtetë do të përnqëndrohet** (koncentrohet) **në Medine ashtu siç strehohet gjarpëri në vrimën e vet".** [36]

باب إثمِ مَن كادَ أهلَ المدينةِ

١٨٧٧ – حدثنا حُسينُ بنُ حُرَيثٍ أخبرَنا الفضلُ عن جُعَيدٍ عن عائشةَ – هي بنتُ سعدٍ – قالت: سمعتُ سعداً رضيَ اللهُ عنه قال: سمعتُ النبيَّ ﷺ يقول «لا يَكيدُ أهلَ المدينةِ أحدٌ إلاّ انماعَ كما يَنماعُ الملحُ في الماءِ»

---

kërkojnë jetë më të mirë e kur ta gjejnë, do të kthehen në Medine do t'i ngarkojnë (marrin) familjet e do të shkojnë atje, mirëpo Medina është më e mirë për ata, sikur ta dinin këtë".

Medina pas Mekkes është qyteti më i respektuar i muslimanëve. Në Medine gjendet xhamia në të cilën Muhammedi a.s. kryente detyrën e imamit ku edhe i shpallej Kur'ani. Medina është kryeqendra e shtetit islam, aty gjenden përmendoret e rralla të kulturës islame në Gjirin Arabik.

Migrimi prej Medines në viset tjera për shkak të të mirave materiale dhe kënaqësisë individuale është shenjë e mungesës së patriotizmit dhe indiferencës ndaj këtij qyteti të respektuar.

36 Disa historianë mendojnë që muslimanët e vërtetë një ditë do të tërhiqen në Medine. Periudha e vërtetë islame pa risi është koha e Pejgamberit a.s. dhe katër halifeve të parë dhe ky është filli i shekullit të parë islam. Në shekullin e dytë, por edhe më vonë në fe depërtojnë mendimet filozofike e juridike dhe kështu muslimanët janë ndarë në medhhebe (drejtime).

## Mëkati i atij që u kurdis ngatërresa medinasve

**1877.** Na ka treguar Husejn b. Hurejthi, këtij i tha Fadli, ky dëgjoi prej Xhuajdit, ky prej Aishes e cila ka thënë:

**- Dëgjova Sa'din r.a. kur tha: "Dëgjova Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:**

**- Banorëve të Medines askush nuk mund t'ua kurdisë ngatërresën, e ajo, të mos shkrihet ashtu siç shkrihet kripa në ujë".**

باب آطام المدينة

١٨٧٨ — حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدثنا سُفيانُ حدثنا ابنُ شهابٍ قال أخبرني عروةُ سمعتُ أسامةَ رضيَ
اللهُ عنه قال «أشرفَ النبيُّ ﷺ على أُطُمٍ من آطامِ المدينة فقال: هل تَرَوْنَ ما أرى؟ إني لأرى مواقعَ الفِتَنِ
خِلالَ بُيوتِكم كَوَاقِعِ القَطْرِ» تابعهُ مَعمرٌ وسُليمانُ بنُ كثيرٍ عنِ الزُّهريّ.

## Fortifikatat e Medines

**1878.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-Lahi, ndërsa këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, i cili tha se më ka informuar Urve që ka dëgjuar prej Usames r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka hipur mbi njërën nga fortifikatat e Medines e tha: "A e shihni ju atë që unë e shoh? Unë me të vërtetë shoh** (shumë) **vende të ngatërresave ndërmjet shtëpiave tuaja pikërisht si vende të pikave** (të shiut)". (Këtë) **e ka mbështetur edhe Ma'meri, Sulejman b. Kethiri, duke transmetuar prej Zuhriut.** [37]

باب لا يدخلُ الدَّجَّالُ المدينةَ

١٨٧٩ — حدثنا عبدُ العزيزِ بنُ عبدِ اللهِ قال حدثني إبراهيمُ بنُ سعدٍ عن أبيهِ عن جَدِّهِ عن أبي بَكرةَ
رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ قال «لا يَدخُلُ المدينةَ رُعبُ المسيحِ الدَّجَّالِ، لها يومئذٍ سبعةُ أبوابٍ على كلِّ بابٍ
مَلَكانِ»

37 Përmbajtjen e vërtetë të hadithit e vërteton vrasja e dy halifeve Umerit dhe Uthmanit r.a. si dhe lëvizjet tjera në Gjiun Arabik të cilat nuk e kursyen as Medinen.

## Dexhxhali nuk do të hyjë në Medine

**1879.** Na ka treguar Abdu-l-Aziz b. Abdi-l-Lahi, ndërsa këtij i tha Ibrahim b. Sa'di, i cili dëgjoi prej të atit të tij, ky prej gjyshit, e ky prej Ebu Bekrete r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Nuk do të depërtojë në Medine tmerri i Dexhxhalit të humbur e të** (verbër). **Ajo** (Medina) **atëherë do të ketë 7 dyer dhe në secilën derë** (do të qëndrojnë) **nga dy melaqe".**

١٨٨٠ — حدثنا إسماعيل قال حدثني مالك عن نُعيم بن عبد الله المُجْمِر عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ « على أنقاب المدينة ملائكة، لا يدخلها الطاعون ولا الدجال »

**1880.** Na ka treguar Ismaili, këtij ia përcolli Maliku, i cili dëgjoi prej Nuajm b. Abdi-l-Lah Muxhmirit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Në hyrje të Medines** (qëndrojnë) **melaqet dhe në këtë** (qytet) **nuk do të depërtojë murtaja e as Dexhxhali".**

١٨٨١ — حدثنا إبراهيم بن المنذر حدثنا الوليد حدثنا أبو عمرو حدثنا إسحاق حدثني أنس بن مالك رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « ليس من بلد إلا سيطؤه الدجال، إلا مكة والمدينة، ليس له من نقابها نقب إلا عليه الملائكة صافين يحرسونها. ثم ترجف المدينة بأهلها ثلاث رجفات، فيخرج الله كل كافر ومنافق »

**1881.** Na ka treguar Ibrahim b. Mundhiri, ndërsa këtij i tha Velidi, ky dëgjoi prej Ebu Amrit, ky prej Is-hakut, ky prej Enes b. Malikut r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"S'do të mbesë qytet** (vend) **që s'do ta shkelë Dexhxhali, përveç Mekkes dhe Medines. S'do të** (mbesë) **asnjë nga hyrjet e saja pa u vendosur melaqet të rradhitura e të cilat me kujdes do ta ruajnë. Pastaj Medinen me banorët e saj do ta godasin tri dridhje dhe All-llahu me** (dridhjen) **e tretë do t'i hedhë** (prej saj jasht) **të gjithë pabesimtarët dhe hipokritët** (munafikët).

١٨٨٢ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب قال أخبرني عبيد الله بن عبد الله بن عتبة أن أبا سعيد الخدري رضي الله عنه قال « حدثنا رسول الله ﷺ حديثاً طويلاً عن الدجال ، فكان فيما حدثنا به أن قال : يأتي الدجال — وهو محرم عليه أن يدخل نقاب المدينة — بعض السباخ التي بالمدينة ، فيخرج إليه يومئذ رجل هو خير الناس — أو من خير الناس — فيقول : أشهد أنك الدجال الذي حدثنا عنك رسول الله ﷺ حديثه . فيقول الدجال : أرأيت إن قتلت هذا ثم أحييته هل تشكون في الأمر ؟ فيقولون : لا . فيقتله ثم يحييه ، فيقول حين يحييه : والله ما كنت قط أشد بصيرة مني اليوم . فيقول الدجال : أقتله فلا أسلط عليه »

**1882.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ndërsa këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit i cili tha: më ka informuar Ubejdi-l-Lah b. Abdi-l-Lah b. Utbe që Ebu Seid El-Huduriu r.a. ka thënë:

**"Na tregoi Pejgamberi s.a.v.s. ngjarjen e gjatë mbi Dexhxhalin. Rreth asaj që na foli** (Pejgamberi) **tha:**

**"Do të vijë Dexhxhali. Do të pengohet hyrja e tij në** (Medine) **pavarësisht nga vrimat e Medines, dhe do të zbresë në njërën prej luginave e cila është përreth Medines. Atëherë do t'i del** (përpara) **një njeri më i mirë në mesin e njerëzve,** (në Medine) **dhe do t'i thotë: Dëshmoj se me të vërtetë ti je ai Dexhxhali për të cilin na ka folur për ty Pejgamberi s.a.v.s." Dexhxhali** (pastaj) **do t'i përgjigjet: "Ç'mendoni? Tani unë nëse e mbys këtë** (njeri) **e pastaj ta ringjall, a do të dyshoni në këtë çështje?". Të pranishmit do të thonë: - Jo.**

Pastaj, ai do ta mbysë atë (dhe më vonë) **do ta ringjallë dhe, kur do ta ringjallë, do të thotë:** (njeriu)

**"Për All-llahun nuk kam kuptuar në asnjë kohë më shumë sesa sot!" Dexhxhali do të thotë: Do ta mbys - mirëpo ai s'do të mundet më atë ta bëjë.**

باب المدينة تنفي الخبث

١٨٨٣ — حدثنا عمرو بن عباس حدثنا عبد الرحمن حدثنا سفيان عن محمد بن المنكدر عن جابر رضي الله عنه « جاء أعرابي إلى النبي ﷺ فبايعه على الإسلام ، فجاء من الغد محموماً فقال : أقلني ، فأبى — ثلاث مرار — فقال : المدينة كالكير تنفي خبثها ، وينصع طيبها »

## Medina i largon fundërrinat

**1883.** Na ka treguar Amr b. Abbasi, këtij i tha Abdu-r-Rahmani, ky dëgjoi prej Sufjanit, ky prej Muhammed b. Munkedirit, ky prej Xhabirit r.a. i cili tha:

**- Pejgamberit a.s.v.s. i erdhi një nomad dhe u betua në Islam. Të nesërmen erdhi i nxehtë e tha: "Ma shbërë betimin!"** (Pejgamberi) **refuzoi** (këtë ta bëjë) **tri herë dhe tha: "Medina është si shakulla e farkatarit; ajo e largon nga vetvetja fundërrinën, a ruan atë që është në te** (Medine) **e mirë".**

١٨٨٤ — حدثنا سليمان بن حرب حدثنا شعبة عن عدي بن ثابت عن عبد الله بن يزيد قال: سمعت زيد ابن ثابت رضي الله عنه يقول « لما خرج النبي ﷺ إلى أحد رجع ناس من أصحابه ، فقالت فرقة: نقتلهم ، وقالت فرقة: لا نقتلهم ، فنزلت [النساء ٨٨]: ﴿فما لكم في المنافقين فئتين﴾ وقال النبي ﷺ: إنها تنفي الرجال كما تنفي النار خبث الحديد »

**1884.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, ndërsa këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Adi b. Thabitit, ky prej Abdull-llah b. Jezidit i cili tha:

- E kam dëgjuar Zejd b. Thabitin r.a. duke thënë: **Kur Pejgamberi s.a.v.s. doli në Uhud disa njerëz nga shokët e tij u kthyen pas** (dezertuan) **ndërsa një grup tjetër** (prej besimtarëve të denjë) **thanë: "Do t'i mbysim!" kurse grupi tjetër thanë: "S'do t'i mbysim!" pastaj erdhi shpallja:**

***"Pse u ndatë në dy grupe për shkak të hipokritëve..."***
*(En-Nisa: 88).* [38]

**Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Medina i largon** (ata) **njerëz ashtu siç largon zjarri zgjyrën nga hekuri".**

باب * ١٨٨٥ — حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا وهب بن جرير حدثنا أبي سمعت يونس عن ابن شهاب عن أنس رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « اللهم اجعل بالمدينة ضعفي ما جعلت بمكة من البركة » تابعه عثمان بن عمر عن يونس

38 Shih sure En-Nisa: 88-89.

## Pjesa (mbi Medinen)

**1885.** Na ka treguar Abdull-llah b. Muhammedi, ky dëgjoi prej Vehb b. Xheririt, ky prej të atit, ky prej Junusit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Enesit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. është lutur:

**"O All-llah! Bëre Medinen të përparuar dy herë më shumë sesa që i ke dhuruar Mekkes!"** (Këtë sened) e ka mbështetur edhe Uthman b. Umeri duke transmetuar prej Junusit.

١٨٨٦ — حدثنا قتيبة حدثنا إسماعيل بن جعفر عن حميد عن أنس رضي الله عنه « أن النبي ﷺ كان إذا قدم من سفر فنظر إلى جدرات المدينة أوضع راحلته ، وإن كان على دابة حركها ، من حبها »

**1886.** Na ka treguar Kutejbe, ky dëgjoi prej Ismail b. Xhaferit, ky prej Humejdit, ky prej Enesit r.a. **që Pejgamberi s.a.v.s. kur kthehej prej udhëtimit dhe i vërente muret e Medines i grahte deves së tij e nëse ishte me ndonjë kafshë** (shale) **tjetër i grahte më shpejt për shkak të dashurisë ndaj saj** (Medines)".

باب كراهية النبي ﷺ أن تعرى المدينة

١٨٨٧ — حدثنا ابن سلام أخبرنا الفزاري عن حميد الطويل عن أنس رضي الله عنه قال « أراد بنو سلمة أن يتحولوا إلى قرب المسجد ، فكره رسول الله ﷺ أن تعرى المدينة وقال : يا بني سلمة ألا تحتسبون آثاركم ؟ فأقاموا »

## Pejgamberi s.a.v.s. e përbuzte largimin nga rrethina e Medines

**1887.** Na ka treguar Ibn Selami, këtij i tha Fezariu, ky dëgjoi prej Humejd Et-Tavilit, ky prej Enesit r.a. i cili tha:

**- Benu Seleme** (fis) **dëshiruan që të shpërngulen afër xhamisë. Pejgamberi s.a.v.s. nuk dëshironte që rrethina e Medines të lihet e tha: "O Benu Seleme! A s'mendoni për hapat tuaj deri te xhamia dhe shpërblimin për ato** (hapa)?". (Pastaj) **u ndalën të qëndrojnë (në te).**

باب

١٨٨٨ - حدثنا مُسَدَّدٌ عن يحيى عن عُبيدِ اللهِ بنِ عمرَ قال: حدثني خُبيبُ بنُ عبدِ الرحمنِ عن حفصِ ابنِ عاصمٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال «ما بينَ بيتي ومِنبري رَوضةٌ من رياضِ الجنَّة، ومِنبري على حَوضي»

## Pjesa (mbi qëndrimin në rrethinë të Medines).

**1888.** Na ka treguar Museddedi, kurse këtij i tha Jahjai, ky dëgjoi prej Ubejdi-l-Lah b. Umerit, ky prej Hubejb b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Hafs b. Asimit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ajo, ndërmjet shtëpisë sime dhe minberit tim është një kopsht prej kopshteve të Xhennetit, ndërsa minberi im është mbi burimin tim (në Xhennet)".**

١٨٨٩ - حدثنا عُبيدُ بنُ إسماعيلَ حدثنا أبو أسامةَ عن هِشامٍ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت: لما قَدِمَ رسولُ اللهِ ﷺ المدينةَ وُعِكَ أبو بكرٍ وبلالٌ، فكانَ أبو بكرٍ إذا أخذَتْهُ الحُمَّى يقول:

كلُّ امرىءٍ مُصبَّحٌ في أهلِهِ والموتُ أدنى من شِراكِ نعلِهِ

وكان بلالٌ إذا أقلعَ عنه الحُمَّى يَرفعُ عَقيرَتَهُ يقول:

ألا ليتَ شِعري هل أبيتنَّ ليلةً بوادٍ وحَولي إذخِرٌ وجَليلُ

وهل أرِدَنْ يوماً مِياهَ مِجنَّةٍ وهل يَبدُوَنْ لي شامةٌ وطَفيلُ

وقال: اللهمَّ العَنْ شَيبةَ بنَ ربيعةَ وعُتبةَ بنَ ربيعةَ وأميَّةَ بنَ خَلَفٍ، كما أخرجونا من أرضِنا إلى أرضِ الوَباءِ. ثمَّ قال رسولُ اللهِ ﷺ: اللهمَّ حبِّبْ إلينا المدينةَ كحُبِّنا مكةَ أو أشدَّ. اللهمَّ باركْ لنا في صاعِنا وفي مُدِّنا، وصحِّحْها لنا، وانقُلْ حُمَّاها إلى الجُحفةِ. قالت: وقَدِمْنا المدينةَ وهيَ أوبأُ أرضِ اللهِ، قالت: فكانَ بُطحانُ يجري نَجْلاً. تعني ماءً آجِناً»

**1889.** Na ka treguar Ubejd b. Ismaili, këtij i tha Ebu Usame, ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej të atit, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**- Kur Pejgamberi s.a.v.s. erdhi në Medine, janë sëmur Ebu Bekri dhe Bilali. Kur Ebu Bekrin e kapnin ethet, thonte:**

*"Çdo njeri i cili gdhin në mesin e familjes së tij, vdekjen e ka më afër se rripin e nallëneve të tij".*

**Ndërsa, kur i kalonin ethet Bilalit, e ngrinte zërin duke** (cituar vargjet e Bekr b. Galibit):

*"Ah! të dija që a do të buaj vetëm edhe një natë në luginën* (e Mekkes), *e përreth meje bar e gjelbërime?*

*A do të arrij vetëm edhe një ditë pranë ujrave Mixhenne,*

*a do t'i shoh më Shametin e Tafilin?"* (kodrina përreth Mekkes).

**Pastaj lutej: "O All-llah! Largoje nga mëshira Yte Shejb b. Rebiën, Utbe b. Rebiën dhe Umejje b. Halefin ashtu siç na nxorën nga vendi ynë** (dhe u vendosëm) **në vendin e kolerës". Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. lutej: "O All-llah! bëre të dashur për ne Medinen ashtu siç e bëre të dashur për ne edhe Mekken, apo më tepër! O All-llah! bëre të lumtur në udhën dhe kohën tonë si dhe bëre atë të shëndoshë, kurse ethet e saj hudhi në Xhuhfe!" - Erdhëm në Medine - tha** (Aisheja), **e ajo ishte më e infektuara me kolerë. Nëpër But-hanë** (luginë) (shtoi ajo) **rrjedhte "Nexhla" që kishte për qëllim ujë i hidhur.** [39]

١٨٩٠ – حدّثنا يحيى بن بكير حدّثنا الليث عن خالد بن يزيد عن سعيد بن أبي هلال عن زيد بن أسلم عن أبيه عن عمر رضي الله عنه قال: اللّهمّ ارزقني شهادة في سبيلك، واجعل موتي في بلد رسولك ﷺ. وقال ابن زريع عن روح بن القاسم عن زيد بن أسلم عن أمّه عن حفصة بنت عمر رضي الله عنهما قالت: سمعت عمر. نحوه. وقال هشام عن زيد عن أبيه عن حفصة: سمعت عمر رضي الله عنه

39 Nga hadithi i theksuar mund të konkludojmë:

- besnikëria e Ebu Bekrit ndaj Islamit dhe Muhammedit a.s. ishte e pafund, ndërsa sahabet më të njohur rënkuan për Mekken me rrethinë. Ebu Bekri mendon mbi vdekjen se njeriu gjithmonë duhet të jetë i gatshëm për te;

- Bekimi i Medines nga Muhammed a.s. është plotësuar sepse kolera (u ndal) dhe s'bëri më kërdinë të cilën e kishte filluar, kurse mekkasit e dashuruan si vendlindjen e tyre;

- preferohet që All-llahu të lutet për shëndet përparim dhe fat në jetë si dhe të theksohen njerëzit e mirë si shembuj tipikë për të tjerët.

- dashuria ndaj vendlindjes është veti natyrore e njerëzve të cilën s'duhet refuzuar. Patriotizmi është anë pozitive e njeriut.

**1890.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Halid b. Jezidit, ky prej Seid b. Ebi Hilalit, ky prej Zejd b. Eslemes, ky prej të atit që Umeri r.a. është lutur:

**"O All-llah! më jep vdekje shehidi** (dëshmori) **në udhën tënde dhe ma jep vdekjen në qytetin e Pejgamberit Tënd s.a.v.s.".** Ibn Zureji' duke transmetuar prej Reuh b. Kasimit, ky dëgjoi prej Zejd b. Eslemes, ky prej nënës së tij dhe kjo prej Hafsës bijes së Umerit r.a. e cila tha: **"E ka dëgjuar Umerin i cili thonte të njejtën".** Hishami transmetoi prej Zejdit, (për këtë) dëgjoi prej të jatit të tij dhe ky prej Hafsës e cila tha: **"E kam dëgjuar Umerin r.a."**(po për këtë të dhënë).[40]

40 Dëshira e Umerit r.a. është plotësuar: vdiq si dëshmor (shehid) nga therja me thikë të helmuar nga Ebu Lu'lu robit të Mugire b. Shu'bes, duke falur namazin e sabahut në xhaminë e Muhammedit a.s. në Medine të mërkurën më 25 dhu-l-hixhxhe 23. (644) viti. Umeri ka vdekur në moshën 63 vjeçare dhe është varrosur afër Ebu Bekrit ku gjenden së bashku me Muhammedin a.s.

بسم الله الرحمن الرحيم

# ٣٠ - كتاب الصوم

باب وُجوبِ صومِ رمضانَ، وقولِ اللهِ تعالى [ ١٨٣ البقرة ]:

﴿ يا أيُّها الذينَ آمنوا كُتِبَ عليكمُ الصيامُ كما كُتِبَ على الذينَ مِن قبلِكم لعلَّكم تتَّقون ﴾

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 30. Pjesa mbi agjërimin

**Obligimi i agjërimit dhe fjala e All-llahut të Madhëruar:**

***"O besimtarë! u është urdhëruar agjërimi; ashtu siç u është urdhëruar atyre para jush, ndoshta do të bëhemi të devotshëm".***

*(El-Bekare: 183).*

١٨٩١ — حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدَّثنا إسماعيلُ بنُ جعفرٍ عن أبي سُهيلٍ عن أبيهِ عن طلحةَ بنِ عُبيدِ اللهِ «أنَّ أعرابيًّا جاءَ الى رسولِ اللهِ ﷺ ثائرَ الرأسِ فقال: يا رسولَ اللهِ، أخبِرني ماذا فرَضَ اللهُ عليَّ منَ الصلاة؟ فقال: الصلواتِ الخمسَ إلاَّ أنْ تَطوَّعَ شيئاً. فقال: أخبِرْني بما فرَضَ اللهُ عليَّ منَ الصيامِ؟ فقال: شهرَ رمضانَ إلاَّ أنْ تَطوَّعَ شيئاً. فقال: أخبِرْني ما فرضَ اللهُ عليَّ منَ الزكاةِ؟ قال فأخبرَهُ رسولُ اللهِ ﷺ بشرائعِ الإسلامِ. قال: والذي أكرمَكَ بالحقِّ، لا أتطوَّعُ شيئاً ولا أنقصُ مما فرَضَ اللهُ عليَّ شيئاً. فقال رسولُ اللهِ ﷺ: أفلحَ إن صدَقَ. أو دخلَ الجنةَ إن صدق»

**1891.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi ndërsa këtij i tha Ismail b. Xha'feri, ky dëgjoi prej Ebu Suhejlit, ky prej të atit, ky prej Talha b. Ubejdi-l-Lah që Pejgamberit s.a.v.s. i ka ardhur një nomad flokështrishur e i tha:

**- O Resulall-llah, më informo se ç'më ka urdhëruar All-llahu prej namazeve?**

(Pejgamberi) **iu përgjegj: Pesë** (kohët) **e namazit, përveç nëse ti dëshiron edhe diçka vullnetarisht.**

**Pastaj tha:** (nomadi) **"Më informo se ç'më ka urdhëruar All-llahu prej agjërimit?"**

(Pejgamberi) **iu përgjegj: Muajin** e **Ramazanit, përveç nëse ti dëshiron edhe diçka vullnetarisht.**

**- Më informo se ç'më ka urdhëruar All-llahu prej zeqatit? - vazhdoi nomadi.**

**Pejgamberi s.a.v.s. e informoi me të gjitha obligimet islame.** (Atëherë) **nomadi tha: Pasha Atë i cili të ka nderuar** (me pejgamberllëk) **nuk do të shtoj vullnetarisht asgjë, por edhe nuk do të shkurtoj** (lej mangët) **prej asaj që më ka obliguar All-llahu. Pejgamberi s.a.v.s.** (me atë rast) **tha:**

**"Nëse ka qenë i sinqertë do të hyjë në Xhennet".** [1]

---

1 Cili është agjërimi i parë i caktuar i muslimanit? Rreth kësaj çështjeje mendimet e dijetarëve janë të ndara. Disa mendojnë se kjo është dita e 10 e muajit muharrem, ndërsa disa konstatojnë që ky është agjërimin nga tri ditë në çdo muaj sepse kështu ka vepruar Pejgamberi a.s. pas migrimit në Medine. Me shpalljen e detyrimit të agjërimit të Ramazanit, muslimanit i është lënë e drejta e zgjidhjes së agjërimit të ditëve të theksuara më lartë, nëse dëshirojnë i agjërojnë ato e nëse s'dëshirojnë nuk janë të detyruar t'i agjërojnë.

Agjërimi i detyrueshëm i Ramazanit është caktuar në muajin Sha'ban të vitit 2 të hixhretit. Kështu Muhammedi a.s. ka agjëruar 9 Ramazana. Shafiu dhe një numër i madh i dijetarëve konsiderojnë që agjërimi i parë i Ramazanit është agjërimi i parë i caktuar i muslimanëve.

Ebu Hanife konsideron që agjërimi i parë i detyruar i muslimanëve ka qenë agjërimi i 10 ditëve të muharremit e është deroguar me shpalljen e urdhëresës së agjërimit të Ramazanit.

Agjërimi ka dobi të shumëfishta për shëndet, forcon moralin, zvogëlon histerinë e

١٨٩٢ — حدثنا مُسَدَّدٌ حدثنا إسماعيلُ عن أيوبَ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « صامَ النبيُّ ﷺ عاشوراءَ وأمرَ بصيامِهِ ، فلمَّا فُرِضَ رمضانُ تُرِكَ . وكان عبدُ اللهِ لا يَصومُهُ إلاَّ أن يُوافِقَ صومَهُ »

**1892.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Ismaili, ky dëgjoi prej Ejjubit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili tha:

"**Pejgabmeri s.a.v.s. ka agjëruar** (ditën) **e Ashures** (dita e 10 e muajit muharrem) **dhe ka urdhëruar të agjërohet.**

**Kur u bë detyrim** (farz) **Ramazani** (agjërimi në muajin Ramazan) (10 muharremi-Ashura) **është lënë. Abdull-llahu nuk ka agjëruar më përveç nëse i është përputhur me agjërimin** (e rastësishëm)".

١٨٩٣ — حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدثنا الليثُ عن يزيدَ بنَ أبي حبيبٍ أنَّ عِراكَ بنَ مالكٍ حدثهُ أنَّ عُروةَ أخبرَهُ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها « أنَّ قُريشاً كانت تَصومُ يومَ عاشوراءَ في الجاهليةِ ، ثمَّ أمرَ رسولُ اللهِ ﷺ بصيامِهِ حتى فُرِضَ رمضانُ ، وقال رسولُ اللهِ ﷺ : مَن شاءَ فليَصُمْهُ ، ومَن شاءَ أفطرَهُ »

**1893.** Na ka treguar Kutejbe b. Seid, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Jezid b. Ebu Habibit që Irak b. Maliku ka thënë se Urve e ka informuar atë që Aisheja r.a. ka thënë:

"**Kurejshitët e agjëronin ditën e Ashures para** (shpalljes së Kur'anit), **prandaj Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që ajo ditë të agjërohet, derisa s'është detyruar Ramazani: Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

---

njerëzve! Muhammedi a.s. ka thënë: "Rini, cili është prej jush i flaktë (për dashuri) dhe materialisht i rregulluar, le të martohet, e kush s'ka mundësi, le të agjërojë, sepse agjërimi është mjet për ngurtësimin e dashurisë së zjarrtë". Historianët theksojnë që Ademit a.s. i është urdhëruar të agjërojë ditët e bardha në çdo muaj, ndërsa Musait 10 ditët e muharremit. Disa autorë theksojnë që edhe për të krishterët ka qenë e paraparë të agjërojnë Ramazanin në mënyrë që ta lënë ushqimin dhe pijen gjatë ditës, si dhe mos të lidhin kurorë po kështu gjatë Ramazanit. Pasiqë Ramazani atëherë ka rënë në periudhën e ditëve të nxehta e njerëzve agjërimi u dukej i rëndë e i padurueshëm, ata e bartnin ditëve të dimrit dhe në fillim të pranverës duke i shtuar edhe 20 ditë e me këtë dëshirohej që te lirohen nga mëkatet e bëra për këtë ndryshim.

**"Kush dëshiron le ta agjërojë (ditën e Ashurës) e kush dëshiron le të mos e agjërojë".** [2]

باب فضل الصوم

١٨٩٤ - حدثنا عبد الله بن مسلمة عن مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «الصيام جُنّة، فلا يرفث ولا يجهل. وإن امرؤ قاتله أو شاتمه فليقل: إني صائم - مرتين - والذي نفسي بيده لخلوف فم الصائم أطيب عند الله من ريح المسك، يترك طعامه وشرابه وشهوته من أجلي، الصيام لي وأنا أجزي به، والحسنة بعشر أمثالها»

## Vlera e agjërimit

**1894.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Ebu-z-Zinadit, ky prej E'arexhit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Agjërimi është mbrojtës dhe** (agjëruesi) **le të mos kryejë vepra të turpshme e të këqia, nëse dikush e sulmon apo e fyen le t'i thotë dy herë: "Unë agjëroj!" Pasha Atë që shpirti Im është në duart e Tij, era e gojës së agjëruesit është më e këndshme te All-llahu sesa era e parfumit.** (Agjëruesi) **e len ushqimin, pijen dhe kënaqësitë** (thotë All-llahu) **për Mua. Agjërimi është Imi dhe Unë për te shpërblej dhe për secilën vepër të mirë do ta ketë shpërblimin e dhjetëfishuar.** [3]

---

2 Ibn Abbasi ka thënë: "Pejgamberi a.s. erdhi në Medine dhe vërejti që hebrenjtë agjëronin ditën e Ashurës duke thënë: "Kjo është dita e shpëtimit, dita në të cilën Zoti i shpëtoi Izraelitët nga egzodi i armiqëve të tyre nga Egjipti, prandaj edhe Musai e ka agjëruar". - Muhamedi a.s. tha: "Na, kemi më shumë përparsi për ta agjëruar.

3 Muslimani duhet të ketë gjithmonë jetë të rregulltë e morale, veçanërisht gjatë ditëve të agjërimit. Në agjërim nuk mund të bëhen ndërrime (transformime), siç mund të ndodhë me veprat tjera, prandaj Zoti xh.sh. këtë ibadet e përvetëson Vetë si dhe premton shpërblim shumë më të madh në krahasim me ibadetet tjera. Duhet patur, parasysh se këtu nuk bëhet fjalë vetëm për të përmbajturit nga ushqimi dhe pija por kjo do të thotë të përmbajturit edhe nga veprimtaria e pavlershme dhe fjalët e këqija.

## باب الصَّوْمُ كَفَّارَةٌ

١٨٩٥ — حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدَّثنا سفيانُ حدَّثنا جامعٌ عن أبي وائلٍ عن حُذَيفةَ قال « قال عمرُ رضيَ اللهُ عنه: مَن يحفظُ حديثاً عنِ النبيِّ ﷺ في الفتنةِ؟ قال حُذَيفةُ: أنا سمعتُه يقول: فتنةُ الرَّجلِ في أهلهِ ومالهِ وجارهِ تُكفِّرُها الصَّلاةُ والصِّيامُ والصَّدَقةُ. قال: ليسَ أسألُ عن ذِهِ، إنما أسألُ عنِ التي تَموجُ كما يَموجُ البحرُ. قال: وإنَّ دُونَ ذلكَ باباً مُغلَقاً. قال: فيُفتَحُ أو يُكسَرُ؟ قال: يُكسَرُ. قال: ذاكَ أجدَرُ أنْ لا يُغلَقَ إلى يومِ القيامةِ. فقلنا لِمَسروقٍ: سَلْهُ، أكانَ عمرُ يَعلمُ مَنِ البابُ؟ فسألَهُ فقال: نعم، كما يَعلمُ أنْ دُونَ غَدٍ الليلةَ »

## Agjërimi i fshin (mëkatet)

**1895.** Na ka treguar Ali b. Abdull-llahu ndërsa këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Xhamiut, ky prej Ebu Vailit, ky prej Hudhejfes i cili tha që Umeri r.a. ka thënë:

**"Cilit i kujtohet ngjarja e Pejgamberit s.a.v.s. rreth ngatërresës** (fitnes)?" **U përgjigj Hudhejfe: Unë e dëgjova kur thonte: "Ngatërresa** (fitneja) **e njeriut mund të jetë në familje, në pasuri dhe tek fqinjët e tij, mirëpo** (këtë) **e mbulon namazi, agjërimi dhe sadaka.** (Umeri) **tha: Nuk pyes për këtë, por pyes për** (fitnen) **e cila do të dallgëzohet si dallgët e detit.** (Hudhejfe) **u përgjigj: Tani para saj dyert janë të mbyllura.** (Umeri) **pyeti: Pra, a do të hapen apo do të thyhen?** (Hudhejfe) **u përgjigj: Do të thyhen. Tha** (Umeri) **më mirë që të mos hapen deri në Ditën e Gjykimit.** (Pastaj) **i thamë Mesrukut: "Pyete** (Hudhejfen) **a e ka ditur Umeri cilat janë ato dyer?** (Mesruku) **e pyeti e ai u përgjigj: "Po, siç e din se, para ditës së nesërme, është nata".**

## باب الرَّيَّانُ للصائمينَ

١٨٩٦ — حدثنا خالدُ بنُ مَخلَدٍ حدَّثنا سليمانُ بنُ بلالٍ قال حدَّثني أبو حازمٍ عن سهلٍ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال « إنَّ في الجنةِ باباً يُقالُ لهُ الرَّيَّانُ، يَدخُلُ منهُ الصائمونَ يومَ القيامةِ لا يَدخُلُ منه أحدٌ غيرُهم، يقال: أينَ الصائمون؟ فيقومونَ، لا يَدخلُ منهُ أحدٌ غيرُهم، فاذا دَخَلوا أُغلِقَ، فلم يَدخُلْ منهُ أحد »

## Rrejjani (derë e Xhennetit e dedikuar) për agjëruesin

**1896.** Na ka treguar Halid b. Mahledi, këtij i tha Sulejman b. Bilali, ndërsa këtij i tha Ebu Hazimi, ky dëgjoi prej Sehlit r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Në Xhennet** (ekziston) **një derë e cila quhet "Rrejjan", nëpërmjet sajë agjëruesit do të hyjnë Ditën e Gjykimit. Përveç këtyre, nëpërmjet kësaj dere s'do të hyjë askush. Do të pyetet: Ku janë agjëruesit? Ata do të ngrihen dhe nëpërmjet asaj dere s'do të hyjë askush tjetër. Pasi që të hyjnë, dera do të mbyllet dhe askush s'do të hyjë** (nëpërmjet asaj). [4]

١٨٩٧ – حدثنا إبراهيم بن المنذر قال حدثني معن قال حدثني مالك عن ابن شهاب عن حميد بن عبد
الرحمن عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «من أنفق زوجين في سبيل الله نودي من أبواب
الجنة : يا عبد الله هذا خير ، فمن كان من أهل الصلاة دعي من باب الصلاة ، ومن كان من أهل الجهاد دعي
من باب الجهاد ، ومن كان من أهل الصيام دعي من باب الريان ، ومن كان من أهل الصدقة دعي من باب
الصدقة . فقال أبو بكر رضي الله عنه : بأبي أنت وأمي يا رسول الله ، ما على من دعي من تلك الأبواب من
ضرورة ، فهل يدعى أحد من تلك الأبواب كلها ؟ قال : نعم ، وأرجو أن تكون منهم »

4 Theksohet në hadithe që në Xhennet ekzistojnë 8 dyer kryesore dhe disa tjera të cilat ndërlidhen me disa vepra të njerëzve. Kështu theksohet: dera e Muhammedit a.s., dera e mëshirës së Zotit xh.sh. dera e faljes e cila është e hapur prej krijimit të kësaj bote, dhe do të mbyllet me shkatërrimin e saj, pastaj dera e haxhit, umres, zeqatit, dera e durimtarëve, dera e atyre njerëzve që do të hyjnë në Xhennet pa dhënë llogari për punën e tyre dhe shumë dyer tjera.

Ebu Hurejre ka thënë: "Në Xhennet ekziston një derë e cila quhet "namazi Duha" (namaz i cili falet pas namazit të Sabahut pas lindjes së diellit). Në Ditën e Gjykimit do të thirret: "Ku janë ata të cilët e kanë kryer rregullisht namazin e Duhasë? Kjo është dera për në Xhennet, urdhëroni hyni!"

Ibn Abbasi transmeton që në Xhennet ekziston dera e "Gëzimit" për ata të cilët u kanë dhënë fëmijëve dhurata, janë kujdesur dhe u kanë krijuar kushte për gëzime.

Pra, njerëzit ndahen sipas llojeve të veprave të mira për të cilat do të ketë hyrje të veçanta në Xhennet.

**1897.** Na ka treguar Ibrahim b. Mundhiri ndërsa këtij i tha Ma'ni, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Humejd b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush sakrifikon dy** (gjëra) **në rrugën e All-llahut ftohet nga të gjitha dyert e Xhennetit: "O rob i All-llahut, kjo është** (vepër) **e mirë. Kush është prej atyre që i kanë kryer detyrat e namazit, do të ftohen nga dera e namazit, heronjtë e fesë do të ftohen nga dera e heronjve, agjëruesit do të ftohen nga dera e Rrejjanit. Ata që kanë dhënë sadakë do të ftohen nga dera e sadakës. Ebu Bekri r.a. tha: O Resulall-llah! do të kisha sakrifikuar për ty, të atin dhe nënën time. Sa lumturi** (e madhe) **për atë që ftohet nga ato dyer dhe a do të ftohet dikush nga të gjitha ato dyer? Po - tha** (Pejgamberi s.a.v.s.) **dhe shpresoj se edhe ti do të jesh njëri prej tyre.** [5]

**باب** هل يُقالُ رَمضانُ أو شهرُ رمضانَ ، ومَن رأى كلَّهُ واسعاً

وقال النبيُّ ﷺ « مَن صامَ رمضانَ » وقال « لا تَقدَّموا رمضانَ »

١٨٩٨ — **حدّثنا** قتيبةُ حدَّثَنا إسماعيلُ بنُ جَعفرٍ عن أبي سُهيلٍ عن أبيهِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه أنّ رسولَ اللهِ ﷺ قال « إذا جاءَ رمضانُ فُتحت أبوابُ الجنّة »

5 Nocioni sakrifikim "për një çift" nga pasuria e tij nënkupton: ai cili ndan lëmoshë qoftë edhe dy para, dy kafshë të vogla apo dy lloje të ngjashme të gjësendit apo bën mirë për dy kategori të detyrimeve si për shembull për namazin dhe agjërimin.
Theksohet që Muhammedi a.s. ka thënë: "Kush i mban (kujdeset) për dy vajza, dy motra të veta, dy teze dhe dy halla ose dy gjyshe do të gjendet me mua në Xhennet."
Për kryerjen e namazit në mënyrë të plotfuqishme duhet një angazhim paraprak dhe sakrifkim të pasurisë për blerjen e teshave të reja, por edhe furnizim me ushqim, për mbajtjen e energjisë fizike dhe ruajtjen e shëndetit. Kjo do të thotë sakrifica "për një çift" (dy kategori) dhe harxhimi "për një çift" të pasurisë së vet.
Kështu është edhe me detyrimet tjera fetare.

## A thuhet Ramazan apo muaji Ramazan?
## A janë të lejuara edhe njëra edhe tjetra?

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Cili agjëron Ramazanin..." dhe ka thënë: "...mos agjëroni para Ramazanit..."**

**1898.** Na ka treguar Kutejbe, ky dëgjoi prej Ismail b. Xha'ferit, ky prej Ebu Suhejlit, ky prej të atit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur vjen Ramazani hapen dyert e Xhennetit..."**

١٨٩٩ — حدثني يحيى بنُ بُكَيرٍ قال حدثني الليثُ عن عُقَيلٍ عن ابنِ شهابٍ قال أخبرني ابنُ أبي أنسٍ مولى التَّيميِّينَ أنَّ أباهُ حدَّثهُ أنه سمِعَ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ يقول: قال رسولُ اللهِ ﷺ «إذا دخلَ شهرُ رَمضانَ فُتِحَتْ أبوابُ السماء، وغُلِّقَتْ أبوابُ جهنَّمَ، وسُلسِلَتِ الشَّياطينُ»

**1899.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Ibn Ebi Enesit, rob i lirë i Temimijve, që i ati i ka treguar se ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë: Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: **"Kur hyn muaji i Ramazanit, hapen dyert e qiejve dhe mbyllen dyert e Xhehennemit, ndërsa shejtanët lidhen me zinxhirë".**[6]

6 Kuptimi i hadithit të përmendur është transmetuar edhe në versione tjera. Nesaiu dhe Ibn Maxhe në Synenet (përmbledhjet) e tyre theksojnë që Muhammedi a.s. ka thënë: "Zoti ua përcaktoi agjërimin e Ramazanit, ndërsa unë ua kam preferuar kryerjen e namazeve vullnetare (nafile) të natës. Cili agjëron Ramazanin, fal nafile namaz natën, duke besuar e llogaritur në shpërblimin e Zotit do të lirohet nga mëkatet sikur ditën që lind nga nëna e tij".
Haris b. Ebu Usame në Musnedin e tij ka theksuar që Selman Farisiu ka thënë:
- Pejgamberi a.s. na mbajti një fjalim ditën e fundit të muajit sha'ban duke thënë: "O njerëz, Zoti u ka dhuruar një muaj të madh, muajin e mëshirës, fatit e përparimit në të cilin gjendet edhe "Nata e Kadrit" natë, e cila është më e vlershme sesa njëmijë muaj. Zoti na përcaktoi që ditën ta agjëroni, ndërsa natën të faleni sa më shumë namaze vullnetare. Cili fal (nafile namaz) me dinjitet dhe vullnetarisht, ato do të vlejnë sa 70 namaze obligative të kryera. Ramazani është muaji i durimit, ndërsa shëprblimi për durimin është Xhenneti. Ky është muaji i ndihmës reciproke, muaji në të cilin të ardhurat

١٩٠٠ - حدثنا يحيى بن بكير قال حدثني الليث عن عقيل عن ابن شهاب قال أخبرني سالم أن ابن عمر رضي الله عنهما قال: سمعت رسول الله ﷺ يقول «إذا رأيتموه فصوموا، وإذا رأيتموه فأفطروا. فإن غم عليكم فاقدروا له». وقال غيره عن الليث: حدثني عقيل ويونس «لهلال رمضان»

**1900.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit i cili tha se ka dëgjuar prej Salimit që Ibn Umeri r.a. ka thënë: "E dëgjova Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Kur ta shihni hënën e re** (Ramazanin) **agjëroni, e kur ta shihni** (përsëri) **hani! E nëse është e mbuluar me re, përcaktoni me** (llogari)!". Të tjerët duke transmetuar prej Lejthit i cili i tregoi Ukajlit dhe Junusit thanë: **"me hënën e re të Ramazanit"**. [7]

---

dhe harxhimet e besimtarëve rriten. Cili i jep një iftar agjëruesit, llogaritet sikur e ka liruar një rob dhe për aq do të lirohet nga mëkatet e bëra ndaj Zotit xh.sh.

- O Resulall-llah (njëri nga të pranishmit tha) s'ka secili prej nesh mundësi që të japë iftar?

- Muhammedi a.s. u përgjegj: Zoti shpërblimin e theksuar ia jep edhe atij, që në emër të iftarit agjëruesit i jep një gotë qumësht ose ujë, apo së paku një hurmë, e nëse agjëruesin e ushqen me iftar, Zoti do t'ia falë mëkatet e vogla të bëra ndaj Zotit xh.sh. dhe do t'i japë ujë nga kjo pjata ime dhe asnjëherë nuk do të ndihet i etur, ndërsa në Xhennet do të ketë përsëri shpërblimin e veçantë.

Në fillim të Ramazanit All-llahu xh.sh. shpërndan ndërmjet njerëzve mëshirën e Tij, në mes (të muajit) fal mëkatet e vogla, e në fund (të Ramazanit) ua fal mëkatet edhe atyre të cilët kanë merituar zjarrin e Xhehennemit. Cili (në këtë muaj) i ndihmon robit që të lirohet, Zoti atë do ta shpëtojë nga Xhehennemi".

Taberaniu përmes Ibn Abbasit thekson që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Mos harroni! Ndër melaqet tek Zoti xh.sh. më i zgjedhuri është meleku Xhibril, ndër Pejgamberët Ademi a.s. ndër ditët, dita e premte, ndër muajt, muaji i Ramazanit, ndër netët nata e Lejletu-l-Kadrit ndërsa ndër femrat Merjemja, bija e Imranit (nëna e Isait a.s.)".

Fjalia "që të hapen dyert e Xhennetit" konsiderohet nxitje e muslimanëve për një konkurencë për vepra të mira, të cilat do të na sjellin deri te kënaqësitë e Xhennetit; nxitje për agjërim, kryerja në mënyrë të rregullt të namazit, leximi i Kur'anit dhe kryerja e veprave tjera fetare me të cilat gjatë ditëve të Ramazanit më lehtë fitohet dashuria e Zotit.

Agjërimi është në cilësinë e pancirit apo perdes të cilat e mbrojnë agjëruesin nga mëkatet. Njerëzit nëse jetojnë fetarisht ashtu siç duhet, s'kanë mëkate e as ka nevojë që të dënohen e as pra ka nevojë që dyert e Xhehennemit të hapen.

7 Përfundimi i hadithit "Fakduru lehu" Hambelitë me këtë nënëkuptojnë që ditën e vrënët

## بَاب مَنْ صَامَ رَمَضَانَ إِيمَانًا وَاحْتِسَابًا وَنِيَّةً

وَقَالَتْ عَائِشَةُ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا عَنِ النَّبِيِّ ﷺ « يُبْعَثُونَ عَلَى نِيَّاتِهِمْ »

## Cili agjëron Ramazanin me besim, përkushtim dhe me qëllim?

Ka thënë Aisheja r.a. e cila e dëgjoi prej Pejgamberit s.a.v.s.: "...(Njerëzit) **do të ringjallen me nijetet e tyre".**

---

të fundit të Sha'banit duhet agjëruar në emër të ditës së parë të Ramazanit. Ibn SHurejh dhe Ibn Kutejbe duke u bazuar në tekstin e njëjtë, konsiderojnë që hëna e re e Ramazanit vërtetohet duke llogaritur me ndërrrimin e hënës dhe lëvizjen e yjeve tjera.

Shumica e juristëve të Hixhazit, Irakut, Sirisë pastaj Maliku, Shafiu, Evzaiu, Ebu Hanife si dhe një numër bukur i madh i muhaddithinëve përveç imam Ahmedit vërtetojnë që agjërimi është i detyrueshëm e i vlershëm vetëm me pamjen e hënës së re të Ramazanit a në rast të vranësirës, atëherë me plotësimin e 30 ditëve të sha'banit.

Sipas shkollës hanefite theksohet: "Nuk është e ndaluar mbështetja në mendimin e astronomëve Ibn Mukatilit i është transmetuar mendimi i disa dijetarëve ku thuhet: "S'është dëm që të pyetet për hënën e re (muajin) sipas astronomëve si dhe (ka mbështetje në këtë muaj) pikërisht atëherë kur qëndrimi është unik".

Përfundimin e hadithit të sipërpërmendur muhaddithinët e kanë prezentuar në mënyrë pak më precize.

Abdu-r-Rezaku e transmetoi prej Ejjubit, ndërsa ky prej Nafiut që Pejgamberi a.s. për hënë e re të Ramazanit ka thënë: "Kur ta shihni agjëroni, e kur ta shihni përsëri ndërpreni agjërimin, e nëse (hëna e re) është e mjegulluar, atëherë orientohuni duke e llogaritur 30 ditë sha'banin!"

Në përmbledhjen e Ebu Davudit theksohet që Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Mos e bëni Ramazan në një-dy ditë para se të shihet hëna e re e Ramazanit, përveç nëse përputhet me agjërimin të cilin dikush prej jush e ka bërë zakon ta agjërojë (edhe më heret). Agjëroni Ramazanin kur ta shihni hënën e re, e ndërpritni atë kur ta shihni përsëri atë (në shevval.). Kur të jetë ajo e mbuluar (mjegulluar) me re, atëherë përmbushni 30 ditë, e pastaj ndërprisni agjërimin." Agjërimi pak para Ramazanit për 1-2 ditë, apo pas Ramazanit menjëherë nuk është i lejuar për shkak që masa e gjerë mos ta pranojë një ditë si agjërim të detyrueshëm duke ia bashkangjitur agjërimit të Ramazanit, ashtu siç vepruan popujt e mëhershëm.

Përveç kësaj, agjërimi permanent më tepër se një muaj është mund i vetvetes, këtë veprim All-llahu xh.sh. nuk e kërkon nga krijesat e veta. Agjërimi përveç kohës së Ramazanit është i preferueshëm, por me një ndërprerje kohë pas kohe.

Abdull-llah b. Umeri ka agjëruar në muajin sha'ban përveç ditës së fundit. Kështu ai para Ramazanit asesi nuk agjëronte.

١٩٠١ – حدثنا مُسلمُ بنُ إبراهيمَ حدَّثنا هِشامٌ حدَّثنا يحيى عن أبي سَلَمةَ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال « مَن قامَ ليلةَ القَدْرِ إيماناً واحْتِساباً غُفِرَ لهُ ما تقدَّمَ مِن ذَنْبِه ، ومَن صامَ رمضانَ إيماناً واحتِساباً غُفِرَ لهُ ما تقدَّمَ مِن ذَنْبِه »

**1901.** Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej Jahjait, ky prej Ebu Selemes, ky prej Ebu Hurejres r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Kush falet dhe lutet Natën e Kadrit me besim dhe përkushtim do t'i falen atij mëkatet e mëhershme, a kush agjëron Ramazanin me besim dhe përkushtim do t'i falen mëkatet e mëhershme".**

باب أجْوَدُ ما كانَ النبيُّ ﷺ يكونُ في رمضان

١٩٠٢ – حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدَّثنا ابراهيمُ بنُ سَعدٍ أخبرَنا ابنُ شهابٍ عن عُبَيدِ اللهِ بنِ عبدِ اللهِ ابنِ عُتبةَ أنَّ ابنَ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « كان النبيُّ ﷺ أجْوَدَ الناسِ بالخير ، وكان أجْوَدَ ما يكونُ في رمضانَ حينَ يَلقاهُ جبريلُ ، وكان جبريلُ عليهِ السلامُ يَلقاهُ كلَّ ليلةٍ في رمضانَ حتّى يَنْسَلِخَ ، يَعرِضُ عليهِ النبيُّ ﷺ القرآنَ ، فإذا لَقِيَهُ جبريلُ عليه السلامُ كان أجْوَدَ بالخيرِ منَ الرّيحِ المُرسَلةِ »

## Pejgamberi s.a.v.s. në Ramazan ishte më bujar

**1902.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Ibrahim b. Sa'di, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Ubejdi-l-Lah b. Abdull-llah b. Utbes që Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka qenë më bujari ndër njerëzit** (për të bërë) **mirë. Ishte më bujar në Ramazan, kur e takonte Xhibrili a.s., por Xhibrili a.s. e takonte në çdo natë të Ramazanit, Pejgamberi s.a.v.s i lexonte Kur'an, e kurdo që e takonte Xhibrilin a.s. ai ishte më i shkathët** (për të bërë) **mirë se era e dërguar** (e freskët)".

باب مَن لم يَدَعْ قولَ الزُّورِ والعملَ بهِ في الصَّوم

١٩٠٣ – حدثنا آدمُ بنُ أبي إياسٍ حدَّثنا ابنُ أبي ذِئبٍ حدَّثنا سعيدٌ المَقبُريُّ عن أبيهِ عن أبي هُريرةَ رضيَ اللهُ عنه قال : قال رسولُ اللهِ ﷺ « مَن لم يَدَعْ قولَ الزُّورِ والعملَ بهِ فليسَ للهِ حاجةٌ في أن يَدَعَ طعامَهُ وشرابَه »

## Moslargimi nga fjalët e këqia dhe vazhdimi i kësaj veprimtarie gjatë agjërimit

**1903.** Na ka treguar Adem b. Ebu Ijasi, këtij i tha Ibn Ebu Dhi'bi, ky dëgjoi prej Seid Makburiut, ky prj të atit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha: Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush nuk i len fjalët e këqia por vepron kështu edhe** (gjatë Ramazanit) **All-llahu s'ka nevojë që ai ta lejë ushqimin dhe pijen e tij".**[8]

باب هل يقول إني صائم إذا شتم

١٩٠٤ - حدثنا إبراهيم بن موسى أخبرنا هشام بن يوسف عن ابن جريج قال أخبرني عطاء عن أبي صالح الزيات أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال رسول الله ﷺ «قال الله: كل عمل ابن آدم له، إلا الصيام فإنه لي وأنا أجزي به، والصيام جنة، وإذا كان يوم صوم أحدكم فلا يرفث ولا يصخب، فإن سابه أحد أو قاتله فليقل إني امرؤ صائم. والذي نفس محمد بيده لخلوف فم الصائم أطيب عند الله من ريح المسك. للصائم فرحتان يفرحهما: إذا أفطر فرح، وإذا لقي ربه فرح بصومه»

## Nëse fyhet agjëruesi a duhet të thotë: "Unë agjëroj"?

1904. Na ka treguar Ibrahim b. Musai, ndërsa këtij i tha Hisham b. Jusufi, ky dëgjoi prej Ibn Xhurejxhit, ky prej A'tait, ky prej Ebu Salih Zejjatit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha: Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: **"Ka thënë All-llahu:**

**- Çdo punë I përket njeriut, përveç agjërimit. Agjërimi është Imi dhe Unë për të shpërblej; Agjërimi është mbrojtje. Nëse dikush prej jush agjëron le t'i lejë marrëdhëniet e jashtme, dhe mos të bërtasë, e nëse dikush e shan apo dëshiron të rrihet, le të thotë: "Unë jam njerl që agjëroj" Pasha Atë në duart e të cilit është shpirti i Muhammedit, era e gojës së agjëruesit me sigurl është më e këndshme te All-llahu sesa era**

8 Në një version tjetër të të njejtit hadith theksohet: "...të largohet nga të gjitha veprimet e këqia. Në hadithin e përmendur gënjeshtra në mënyrë decidive është e ndaluar, ndërsa (në hadithet) tjera (theksohet) edhe fjalët e këqia, shpifja dhe bartja e fjalëve të huaja. Vepra të mira mund të kryejnë njerëzit e mirë, por edhe të këqitë, ndërsa largimi nga aktet e këqia është veçori vetëm e individëve me moral të lartë fetar.

**e parfumit. Agjëruesi ka dy shkaqe me të cilat gëzohet: gëzohet kur bën iftar, dhe gëzohet me agjërimin e tij kur do të takojë Krijuesin e tij.** [9]

بَابُ الصَّوْمِ لِمَنْ خَافَ عَلَى نَفْسِهِ الْعُزُوبَةَ

١٩٠٥ — حَدَّثَنَا عَبْدَانُ عَنْ أَبِي حَمْزَةَ عَنِ الْأَعْمَشِ عَنْ إِبْرَاهِيمَ عَنْ عَلْقَمَةَ قَالَ «بَيْنَا أَنَا أَمْشِي مَعَ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ فَقَالَ «كُنَّا مَعَ النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: مَنِ اسْتَطَاعَ الْبَاءَةَ فَلْيَتَزَوَّجْ، فَإِنَّهُ أَغَضُّ لِلْبَصَرِ، وَأَحْصَنُ لِلْفَرْجِ. وَمَنْ لَمْ يَسْتَطِعْ فَعَلَيْهِ بِالصَّوْمِ، فَإِنَّهُ لَهُ وِجَاءٌ»

## Agjërimi i atij që frikësohet për (moralin e vet) nga beqarllëku

**1905.** Na ka treguar Abdani, ky dëgjoi prej Ebu Hamzës, ky prej A'meshit, ky prej Ibrahimit, ky prej Alkames i cili tha: Derisa isha duke ecur me Abdull-llahun r.a. tha: Kemi qenë së bashku me Pejgamberin s.a.v.s. kur tha:

**"Kush ka mundësi** (materiale) **për martesë le të martohet, sepse ajo ndikon mjaft** (ndalon) **shikimin si dhe** (konsiderohet) **preventiva më e madhe mbrojtëse për organin** (respektivisht për marrëdhënje jashtëmartesore), **e ai që s'ka mundësi le të agjërojë sepse kjo është mënyra më e mirë për frenimin** (pengimin) **e tij".** [10]

9 Iftarit i gëzohet ajo pjesë e njerëzve të ngritur në aspektin moral e fetar të cilët gëzimin e tyre nuk e manifestojnë për shkak të lejimit të ngrënies e pijes, por për arsye të kryerjes së obligimit të agjërimit dhe detyrimeve tjera fetare të ditës konkrete, duke dëshiruar që po kështu të vazhdojë edhe më tutje në Ramazanet e ardhshme.
Agjëruesi veçanërisht do të jetë krenar me agjërimin e tij kur Ditën e Gjykimit do të fitojë shpërblim të jashtëzakonshëm.

10 Nga hadithi i përmendur mund të konkludohet:
- lejohet përdorimi i mjeteve për zvogëlimin e dashurisë së flaktë tek njerëzit;
- agjërimi e zvoglon fuqinë e dashurisë;
- martesa është synet për individët e matur në aspektin seksual. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Martohuni, jipni fryte, shtoheni, e unë Ditën e Gjykimit do të mburrem me ju para popujve tjerë". Martesa është vaxhib për personat seksualisht të zhvilluar, ndërsa qortohen ata të cilët martohen duke ditur që s'mund t'ia përmbushin nevojat seksuale bashkëshortes së vet.

باب قولِ النبيِّ ﷺ « إذا رأيتمُ الهلالَ فصوموا ، وإذا رأيتموهُ فأفطِروا »

وقال صِلَةُ عن عمّارٍ « من صامَ يومَ الشكِّ فقد عصى أبا القاسم ﷺ »

١٩٠٦ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ مسلمةَ عن مالكٍ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عُمرَ رضيَ اللهُ عنهما « أنّ رسولَ اللهِ ﷺ ذكرَ رمضانَ فقال: لا تصوموا حتى تَروُا الهلالَ ، ولا تُفطِروا حتى تَروهُ ، فإن غُمَّ عليكم فاقدُروا له »

## Fjala e Pejgamberit s.a.v.s.: "Kur ta shihni hënën e re (Ramazanin) agjëroni, a kur ta shihni (për së dyti) ndërpreheni"

Silet b. Zuferi tha: duke transmetuar prej Ammarit: **"Kush agjëron ditën e dyshimtë, ai tregon mosdëgjueshmëri** (ndaj) **Ebu-l-Kasimit s.a.v.s."**.[11]

**1906.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, duke transmetuar prej Malikut, ky prej Nafiut, ky prej Abdull-llah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka përmendur në Ramazan e ka thënë:

**"Mos agjëroni derisa ta shihni hënën e re e mos e ndërpritni agjërimin derisa përsëri ta shihni. A nëse ajo** (hëna e re) **është mbuluar me re, përcaktoni atë duke llogaritur"!**

١٩٠٧ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ حدثنا مالكٌ عن عبدِ اللهِ بنِ دينارٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما أن رسولَ اللهِ ﷺ قال « الشهرُ تسعٌ وعشرونَ ليلةً ، فلا تصوموا حتى تَروهُ ، فإنْ غُمَّ عليكم فأكمِلوا العِدّةَ ثلاثين »

11 Deklaratën e Silet (b. Zuferit) e ka theksuar edhe Tirmidhiu në këtë version: "Kemi qenë te Ammar b. Jaseri e ai na solli një dele të pjekur e tha: "Hani!" Disa veta ishin tërhequr në një anë e thonin që agjërojnë, kurse Ammari u përgjigj:

- Cili agjëron ditën kur dyshon, qoftë ajo dita e fundit e sha'banit, apo dita e parë e Ramazanit, ai është i padëgjueshëm ndaj Ebu-l-Kasimit (Muhammedit a.s.)".

Dita e dyshimit është dita kur mendohet që është dita e parë e Ramazanit, pikërisht atëherë kur me anë të hënës së re nuk është mundur të vërtetohet.

Ebu Hanife konsideron se nuk është ndaluar që të agjërohet dita e dyshimit në emër të (nafiles). Ky është qëndrim edhe i: Evzaiut, Lejth b. Sa'dit, Ahmedit, Is-hakut, Umerit, Aliut Enesit, Ebu Hurejres dhe disa sahabëve të tjerë.

Esma b. Ebu Bekr e ka agjëruar si nafile.

**1907.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Abdull-llah b. Dinarit, ky prej Abdull-llah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Muaji ka 29 netë, dhe mos agjëroni derisa nuk e shihni hënën e re, nëse u është mbuluar me re** (atëherë) **plotësoheni numrin prej 30** (ditësh)".

١٩٠٨ – حدثنا أبو الوليد حدثنا شعبة عن جبلة بن سحيم قال سمعت ابن عمر رضي الله عنهما يقول: قال النبي ﷺ «الشهر هكذا وهكذا، وخنس الإبهام في الثالثة»

**1908.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Xhebele b. Suhajmit i cili tha: e dëgjova Ibn Umerin r.a. duke thënë: Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.:

**"Ky muaj është kaq** (10 ditë) **e kaq** (10 ditë) **a në të tretën** (duke treguar me dorë) **e lakoj gishtin e madh** (9 ditë)".

١٩٠٩ – حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا محمد بن زياد قال: سمعت أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال النبي ﷺ – أو قال: قال أبو القاسم ﷺ – «صوموا لرؤيته وأفطروا لرؤيته، فإن غُبِّيَ عليكم فأكملوا عدة شعبان ثلاثين»

**1909 .** Na ka treguar Ademi, duke transmetuar prej Shu'bes, i cili dëgjoi prej Muhammed b. Zijadit, e ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha:

Pejgamberi s.a.v.s. tha, ose ka thënë Ebu-l-Kasimi s.a.v.s.:

**"Agjëroni kur ta shihni** (hënën e re) **dhe ndërpritëni agjërimin kur ta shihni atë përsëri, e nëse u është mbuluar me re,** (atëherë) **plotësoheni Shabanin** (muaj) **30 ditë".**

١٩١٠ – حدثنا أبو عاصم عن ابن جريج عن يحيى بن عبد الله بن صيفي عن عكرمة بن عبد الرحمن عن أم سلمة رضي الله عنها «أن النبي ﷺ آلى من نسائه شهراً، فلما مضى تسعة وعشرون يوماً غدا – أو راح – فقيل له: إنك حلفت أن لا تدخل شهراً فقال: إن الشهر يكون تسعة وعشرين يوما»

**1910.** Na ka treguar Ebu Asimi, këtij i tha Ibn Xhurejxhi, ky dëgjoi prej Jahja b. Abdi-l-Lah b. Sejfiut, ky prej Ikrime b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Ummu Seleme r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. me betim është tërhequr një**

**muaj prej bashkëshorteve të tij dhe kur kalonin 29 ditë vinte tek ato dhe iu tha atij: "Ti je betuar që s'do të hysh tek ato një muaj?" U përgjigj: - Ndonjë muaj është edhe 29 ditë.**

١٩١١ – حدثنا عبدُ العزيز بنُ عبدِ اللهِ حدثنا سُليمانُ بنُ بلالٍ عن حُمَيدٍ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه قال «آلى رسولُ اللهِ ﷺ مِن نِسائه، وكانتِ انفكّتْ رِجلُه، فأقامَ في مَشرُبةٍ تِسعاً وعشرينَ ليلةً ثم نزل، فقالوا: يارسولَ اللهِ آليتَ شهراً، فقال: إنّ الشهرَ يكونُ تِسعاً وعشرين»

**1911.** Na ka treguar Abdu-l-Aziz b. Abdull-llahu, këtij i tha Sulejman b. Bilali, këtij Humejdi, ky dëgjoi prej Enesit r.a. duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. me betim është tërhequr nga bashkëshortet e tij, këmba** (e plagosur) **i dhimbte, kështu qëndroi 29 ditë në ballkon, pastaj zbriti** (poshtë)", **e i thanë atij: O Resulall-llah, je tërhequr prej bashkëshorteve një muaj? U përgjigj: Ky muaj është 29 ditë.**

## باب شَهْرا عِيدٍ لا يَنقُصان

قال أبو عبدِ اللهِ قال إسحاقُ: وإن كان ناقصاً فهوَ تمام. وقال محمد: لا يَجتمعانِ كلاهما ناقص

١٩١٢ – حدثنا مسدَّدٌ حدثنا مُعتمِرٌ قال سمعتُ إسحاقَ عن عبدِ الرحمنِ بنِ أبي بَكرةَ عن أبيه عنِ النبيِّ ﷺ. وحدَّثني مسدَّدٌ حدثنا مُعتمِرٌ عن خالدٍ الحذّاءِ قال أخبرَني عبدُ الرحمنِ بنُ أبي بَكرةَ عن أبيه رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال «شهرانِ لا يَنقُصانِ، شهرا عيدٍ: رَمضانُ وذو الحَجّة»

## Dy muajt e bajrameve nuk shkurtohen

Ebu Abdull-llahu (Buhariu) tha: **Is-haku po kështu ka thënë: "Edhe kur ndonjëri shkurtohet, shpërblimi është i plotë" Tha Muhammedi:**

**"Ramazani dhe dhul-hixhe** (muaj) **nuk mund të bashkohen** (mes vete) **të shkurtuar".**

**1912.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa këtij i tha Mu'temiri, ky dëgjoi prej Is-hak (b. Suvejdit), ky prej Abdu-r-Rahman b. Ebi Bekrit, ky prej të atit të tij, ky prej Pejgamberit s.a.v.s. Sipas një senedi tjetër, thuhet: Më ka treguar Museddedi, ky dëgjoi prej Mu'temirit, ky prej Halid El-Hadh-dhait, ky prej Abdu-r-Rahman b. Ebu Bekrit, ky prej të atit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Dy muaj nuk shkurtohen, dy muajt e bajrameve: Ramazani dhe Dhu-l-hixhe".** [12]

بَابُ قَوْلِ النَّبِيِّ ﷺ «لَا نَكْتُبُ وَلَا نَحْسُبُ»

١٩١٣ - حَدَّثَنَا آدَمُ حَدَّثَنَا شُعْبَةُ حَدَّثَنَا الأَسْوَدُ بْنُ قَيْسٍ حَدَّثَنَا سَعِيدُ بْنُ عَمْرٍو أَنَّهُ سَمِعَ ابْنَ عُمَرَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا عَنِ النَّبِيِّ ﷺ أَنَّهُ قَالَ «إِنَّا أُمَّةٌ أُمِّيَّةٌ لَا نَكْتُبُ وَلَا نَحْسُبُ، الشَّهْرُ هَكَذَا وَهَكَذَا. يَعْنِي مَرَّةً تِسْعَةً وَعِشْرِينَ وَمَرَّةً ثَلَاثِينَ»

## Fjala e Pejgamberit s.a.v.s. "Na nuk shkruajmë dhe nuk llogarisim"

**1913.** Na ka treguar Ademi, këtij i tha Shu'be, ndërsa ky dëgjoi prej Esved b. Kajsit, ky prej Seid b. Amrit, ky prej Ibn Umerit r.a. ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Ne jemi popull që s'dijnë shkrim-lexim: s'shkruajmë e as llogarisim** (në metodën astronomike). **Mirëpo muaji është kaq e kaq" do të thotë një herë 29, e tjetrën 30** (ditë).

بَابُ لَا يَتَقَدَّمُ رَمَضَانُ بِصَوْمِ يَوْمٍ وَلَا يَوْمَيْنِ

١٩١٤ - حَدَّثَنَا مُسْلِمُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ حَدَّثَنَا هِشَامٌ حَدَّثَنَا يَحْيَى بْنُ أَبِي كَثِيرٍ عَنْ أَبِي سَلَمَةَ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ «لَا يَتَقَدَّمَنَّ أَحَدُكُمْ رَمَضَانَ بِصَوْمِ يَوْمٍ أَوْ يَوْمَيْنِ إِلَّا أَنْ يَكُونَ رَجُلٌ كَانَ يَصُومُ صَوْمَهُ فَلْيَصُمْ ذَلِكَ الْيَوْمَ»

## Agjërimi i Ramazanit nuk lëviz përpara për një e as për dy ditë

**1914.** Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, këtij i tha Hishami, ky dëgjoi prej Jahja b. Ebu Kethirit, ky prej Ebu Seleme, ky prej Ebu Hurejres r.a. ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

12 Ahmedi në Musnedin e tij hadithin e njejtë e thekson në mënyrë më precize në këtë version: "Dy muaj në një vitë nuk mund të shkurtohen. Në të dy këto muaj ekzistojnë (festat) e bajrameve e këto janë Ramazani dhe Dhu-l-Hixhxhe".

**"Assesi të mos e lëvizë përpara agjërimin e Ramazanit askush prej jush për një ditë ose për dy ditë, përveç nëse personi agjëron agjërimin e zakonshëm atëherë le ta agjërojë edhe atë ditë".** [13]

باب قولِ اللهِ جلَّ ذِكرُهُ [ ١٨٧ البقرة ] :

﴿ أُحِلَّ لكم ليلةَ الصيامِ الرَّفَثُ إلى نسائكم، هُنَّ لِباسٌ لكم وأنتم لِباسٌ لهنَّ ، عَلِمَ اللهُ أنَّكم كنتم تختانونَ أنفسَكم فتابَ عليكم وعَفا عنكم ، فالآنَ باشِروهنَّ وابتغوا ما كتبَ اللهُ لكم ﴾

١٩١٥ – حدثنا عُبيدُ اللهِ بنُ موسى عن إسرائيلَ عن أبي إسحاقَ عنِ البَراءِ رضيَ اللهُ عنهُ قال «كان أصحابُ محمدٍ ﷺ إذا كان الرجُلُ صائماً فحضَرَ الإفطارُ فنامَ قبلَ أنْ يفطِرَ لم يأكلْ ليلتَهُ ولا يومَهُ حتّى يُمسي . وإنَّ قيسَ بنَ صِرْمةَ الأنصاريَّ كان صائماً ، فلما حَضرَ الإفطارُ أتى امرأتَهُ فقال لها : أعِندَكِ طعامٌ ؟ قالت : لا ، ولكنْ أنطلِقُ فأطلُبُ لك ، وكان يومَهُ يعمَلُ ، فغلَبَتْهُ عيناهُ ، فجاءتهُ امرأتُه ، فلما رأتهُ قالت خَيبةً لك ، فلما انتصَفَ النهارُ غُشيَ عليه ، فذُكِرَ ذلكَ للنبيِّ ﷺ فنزَلَتْ هذهِ الآيةُ ﴿ أُحِلَّ لكم ليلةَ الصيامِ الرَّفَثُ إلى نسائكم ﴾ ففرِحوا بها فرحاً شديداً ، ونزلتْ ﴿ وكُلوا واشرَبوا حتّى يَتبيَّنَ لكمُ الخيطُ الأبيضُ منَ الخيطِ الأسودِ ﴾

---

13 Mekruh është që të agjërohet dy-tri ditë para Ramazanit dhe po kështu vazhdimi i agjërimit të Ramazanit. Davudi konsideron që agjërimi i atyre ditëve nuk është i vlefshëm edhe nëse përputhet me ditët e agjërimit të mëhershm e të zakonshëm.

Shumë dijetarë konsiderojnë që agjërimi i atyre ditëve si agjërim nafile nuk është i lejuar, përveç nëse agjëruesi i ka bërë zakon t'i agjërojë edhe në muajt tjerë. Ky mendim është transmetuar prej Umerit, Aliut, Ammarit, Ibn Mesu'dit, Sha'baiut, Hasan Basriut dhe Shafiut. Ikrime ka thënë: "Cili agjëron ditën e dyshimtë, ai gabon ndaj Zotit dhe Pejgamberit të tij".

Në Sunene është theksuar që Muhammedi a.s. ka thënë: "Mos agjëroni kur të hyjë gjysma e dytë e sha'banit!" Duke u bazuar në imperativin e shprehur si dhe në hadithin e theksuar nga Buhariu Shafiu e konsideron haram agjërimin e ditës së fundit dhe të parafundit të sha'banit si dhe vazhdimin e agjërimit të Ramazanit.

## Fjalët e All-llahut të Madhëruar

*Ju lejohet netëve të agjërimit afrimi (fjetja) i bashkëshorteve tuaja. Ato janë mbulojë e juaj, e ju jeni mbulojë e tyre. All-llahu e di mirë se mund të mashtroheni, prandaj e ka pranuar pendimin tuaj dhe ua ka falur gabimin. Tani kontaktoni me ato (bashkëshortet) dhe kërkoni atë që ua ka caktuar All-llahu.*

*(El-Bekare: 187)*

**1915.** Na ka treguar Ubejdull-llah b. Musa, këtij i tha Israili, ky dëgjoi prej Ebu Is-hakut, ky prej Berrait r.a. i cili ka thënë:

**"Kur dikush prej shokëve të Muhammedit a.s. agjëronte** (në fillim të obligimit të agjërimit) **dhe kur vinte koha e iftarit, flente para se të bëj iftar si dhe nuk hante as gjatë asaj nate e as ditën e nesërme deri sa të vijë nata** (tjetër). **Kështu Kajs b. Sirmete El-Ensari ka agjëruar, në kohën e iftarit ka ardhur te bashkëshortja duke i thënë:**

**"A gjendet te ti ushqim"? Ajo u përgjigj - S'ka - por do të shkoj** (të të) **kërkoj** (huazoj). **Ai, atë ditë kishte punuar, dhe e kishte marrë gjumi. Më vonë i erdhi bashkëshortja dhe kur e pa** (duke fjetur) **i tha: "Diçka s'po të shkon!" Kah gjysma e ditës i ra të fikët. Kjo më vonë i është përmendur Pejgamberit s.a.v.s. prandaj është shpallur ky ajet:**

**"Ju lejohet netëve të agjërimit afrimi** (fjetja) **me bashkëshortet e juaja..." për këtë u gëzuan tepër. Është shpallur edhe: "Hani dhe pini** (deri në imsaq) **derisa të dallohet peri i bardhë nga peri i zi..."** [14]

باب قول الله تعالى [ البقرة ١٨٧ ]:

﴿ وكلوا واشربوا حتى يتبين لكم الخيط الأبيض من الخيط الأسود من الفجر ، ثم أتموا الصيام إلى الليل ﴾ فيه عن البراء عن النبي ﷺ

14 Bashkëshortja e Kajsit i ka sjellur bashkëshortit të saj iftar, mirëpo kur lodhej, ai flinte derisa përgatitej iftari. Ajo e zgjonte mirëpo ai nuk dëshironte të hajë duke menduar se pas gjumit nuk lejohet ngrërja. Duke agjëruar pa iftar e pa syfyr të nesërmen atij i ra të fikët dhe me mundime të mëdha e ka pritur iftarin atë ditë.

## Fjala e All-llahut të Madhëruar

*"...Dhe hani e pini deri në mëngjes (imsaq) derisa të dallohet peri i bardhë nga peri i zi, pastaj plotësoni agjërimin deri në muzg (në perëndim të diellit)".*

*(El-Bekare: 187).* [15]

**Këtë El-Berra e ka përcjellur nga Pejgamberi s.a.v.s.**

١٩١٦ — حدثنا حجاج بن منهال حدثنا هشيم قال أخبرني حصين بن عبد الرحمن عن الشعبي عن عدي بن حاتم رضي الله عنه قال « لما نزلت ﴿ حتى يتبين لكم الخيط الأبيض من الخيط الأسود ﴾ عمدت إلى عقال أسود وإلى عقال أبيض فجعلتهما تحت وسادتي ، فجعلت أنظر في الليل فلا يستبين لي . فغدوت على رسول الله ﷺ فذكرت له ذلك فقال : إنما ذلك سواد الليل وبياض النهار »

**1916.** Na ka treguar Haxhxhaxh b. Minhali, duke transmetuar prej Hushejmit i cili dëgjoi prej Husejn b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Sha'biut, ky prej Adi b. Hatimit r.a. i cili tha:

- Kur u shpall: **"Derisa të dallohet peri i bardhë nga peri i zi"** e mora perin e zi dhe perin e bardhë dhe i vura nën jastuk. Natën i shikoja, por nuk i dalloja. Të nesërmen shkova te Pejgamberi s.a.v.s. dhe ia përcolla këtë (mirëpo) ai tha: **"Ajo është errësira e natës dhe bardhësia e ditës".**

١٩١٧ — حدثنا سعيد بن أبي مريم حدثنا ابن أبي حازم عن أبيه عن سهل بن سعد ح

حدثني سعيد بن أبي مريم حدثنا أبو غسان محمد بن مطرف قال حدثني أبو حازم عن سهل بن سعد قال « أنزلت ﴿ وكلوا واشربوا حتى يتبين لكم الخيط الأبيض من الخيط الأسود ﴾ ولم ينزل ﴿ من الفجر ﴾ فكان رجال إذا أرادوا الصوم ربط أحدهم في رجله الخيط الأبيض والخيط الأسود ، ولم يزل يأكل حتى يتبين له رؤيتهما ، فأنزل الله بعد ﴿ من الفجر ﴾ فعلموا أنه إنما يعني الليل والنهار »

15 Shih përkthimin e ajetit El-Bekare: 187.

**1917.** Na ka treguar Seid b. Ebu Merjemja të cilit ia transmetoi Ibn Ebi Hazimi, ky dëgjoi prej të atit, ky prej Sehl b. Sa'dit, sipas një senedi tjetër thuhet: na ka treguar Seid b. Ebu Merjem, këtij i tha Ebu Gassan Muhammed b. Mutarifi, këtij Ebu Hazmi, këtij Sehl b. Sa'di i cili tha:

**- Është shpallur "... hani e pini derisa të dallohet peri i bardhë nga peri i zi..." e s'ishte shpallur akoma "prej agimit" e nëse ndonjëri dëshiron të agjërojë, do ta lidhte për këmbe perin e bardhë dhe të zi dhe do të hante derisa t'i dallonte ngjyrat. Atëherë All-llahu e shpalli: "Prej agimit".** (Tha Sehli): **Tani e kuptuan se me këtë është menduar në ditën dhe natën.**

باب قول النبي ﷺ « لا يمنعنكم من سحوركم أذان بلال »

١٩١٨ ، ١٩١٩ — حدثنا عُبَيدُ بنُ إسماعيلَ عن أبي أسامةَ عن عُبَيدِ اللهِ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ ، والقاسمِ بن محمدٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها « أنّ بلالاً كان يُؤذِّنُ بليلٍ ، فقال رسولُ اللهِ ﷺ : كُلوا واشرَبوا حتّى يُؤذِّنَ ابنُ أمِّ مكتومٍ ، فإنه لا يُؤذِّنُ حتّى يَطلُعَ الفجرُ » . قال القاسمُ : ولم يكنْ بينَ أذانِهما إلا أنْ يَرقَى ذا ويَنزِلَ ذا »

## Fjala e Pejgamberit s.a.v.s.

"Mos t'ju pengojë ezani i Bilalit prej syfyrit tuaj."

**1918, 1919.** Na ka treguar Ubejd b. Ismaili duke transmetuar prej Ebu Usames, ky prej Ubejdi-l-Lahit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit dhe Kasim b. Muhammedit, ky prej Aishes r.a. që Bilali këndonte ezan natën dhe Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Hani e pini derisa të këndojë ezan Ibn Ummi Mektumi** (Amr b. Kajs) **sepse ai s'këndon ezan derisa s'duket agimi". Kasimi tha: ndërmjet ezaneve të tyre ka qenë** (dallimi) **të hipë ky, a të zbresë ai.**

باب تعجيل السحور

١٩٢٠ — حدثنا محمدُ بنُ عُبَيدِ اللهِ حدّثنا عبدُ العزيزِ بنُ أبي حازمٍ عن أبيهِ أبي حازمٍ عن سهلِ بنِ سعدٍ رضيَ اللهُ عنه قال « كنتُ أتسحّرُ في أهلي ، ثمّ تكونُ سُرعتي أنْ أُدرِكَ السجودَ مع رسولِ اللهِ ﷺ »

## Nxitimi i syfyrit

**1920.** Na ka treguar Muhammed b. Ubejdull-llah, këtij i tha Abdu-l-Aziz b. Ebi Hazimi, ky dëgjoi prej të atit, Ebu Hazimit, ky prej Sehl b. Sa'dit r.a. i cili tha:

**"Kam ngrënë syfyr me familjen time, pastaj nxitova që të arrij sexhden** (namazin) **me Pejgamberin s.a.v.s."**

باب قدر كم بين السحور وصلاة الفجر

١٩٢١ — حدثنا مسلم بن إبراهيم حدثنا هشام حدثنا قتادة عن أنس عن زيد بن ثابت رضي الله عنه قال «تسحرنا مع النبي ﷺ، ثم قام إلى الصلاة. قلت: كم كان بين الأذان والسحور؟ قال: قدر خمسين آية»

## Sa është (diferenca kohore) ndërmjet syfyrit dhe namazit të sabahut?

**1921.** Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, ndërsa këtij i tha Hishami, ky dëgjoi prej Katades, ky prej Enesit, ky prej Zejd b. Thabitit r.a. i cili ka thënë:

**"Kemi ngrënë syfyr me Pejgamberin s.a.v.s. pastaj ngrihej të falë namazin. E pyeta: Sa ishte diferenca** (kohore) **ndëmjet ezanit dhe syfyrit? U përgjigj** (Zejd b. Thabiti): **Aq sa** (mund të lexohen) **50 ajete** (me një gjatësi mesatare).[16]

---

16 Arabët gjatësinë e kohës e kanë matur përveç në bazë të rrotullimit të diellit dhe hënës edhe me forma tjera të cilat kanë mundur t'i kryejnë. Kështu për shembull diferenca kohore ndërmjet syfyrit dhe ezanit të sabahut thonin se është aq sa mund të mjelet një dele.

Nga hadithi i sipërpërmendur mund të konkludohet se:

- kohën ndërmjet syfyrit dhe namazit të sabahut preferohet që të kalohet duke lexuar Kur'an si dhe duke kryer vepra tjera fetare;
- syfyrin duhet shtyrë (vonuar) deri para paraqitjes së agimit;
- netët e ramazanit duhet kaluar në shoqëri me njerëz të ditur.

باب بَرَكَةِ السَّحُورِ مِنْ غَيْرِ إِيجَابٍ، لأَنَّ النَّبِيَّ ﷺ وَأَصْحَابَهُ وَاصَلُوا وَلَمْ يُذْكَرِ السَّحُورُ

١٩٢٢ – حَدَّثَنَا مُوسَى بْنُ إِسْمَاعِيلَ حَدَّثَنَا جُوَيْرِيَةُ عَنْ نَافِعٍ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ «أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ وَاصَلَ، فَوَاصَلَ النَّاسُ، فَشَقَّ عَلَيْهِمْ، فَنَهَاهُمْ، قَالُوا: إِنَّكَ تُوَاصِلُ، قَالَ: لَسْتُ كَهَيْئَتِكُمْ، إِنِّي أَظَلُّ أُطْعَمُ وَأُسْقَى»

**Bereqeti i syfyrit, i cili s'është i obligueshëm, sepse Pejgamberi s.a.v.s dhe sahabet e tij e kanë lidhur (bashkuar agjërimin) dhe syfyri nuk është përmendur fare**

**1922.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, ndërsa këtij i tha Xhuvejriji, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Abdi-l-Lahit r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. e ka bashkuar agjërimin dhe kështu e kanë bashkuar edhe njerëzit,** (në këtë mënyrë) **është vështirësuar** (gjendja) **dhe ai e ka ndaluar** (këtë veprim). **As-habët thanë: Ti e bashkon agjërimin** (duke mos ngrënë natën). **Pejgamberi u përgjigj: Unë s'jam sikur ju. Unë jam gjithmonë i ngopur dhe** (s'jam) **i etur.**

١٩٢٣ – حَدَّثَنَا آدَمُ بْنُ أَبِي إِيَاسٍ حَدَّثَنَا شُعْبَةُ حَدَّثَنَا عَبْدُ الْعَزِيزِ بْنُ صُهَيْبٍ قَالَ سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ ﷺ «تَسَحَّرُوا، فَإِنَّ فِي السَّحُورِ بَرَكَةً»

**1923.** Na ka treguar Adem b. Ebi Ijasi, këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Abdu-l-Aziz b. Suhejbit i cili tha: E dëgjova Enes b. Malikun r.a. duke thënë, që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Hani syfyr sepse në syfyr ka bereqet!".** [17]

17 Është evidentuar se Ibn Zubejri ka agjëruar pa ndërprerje ditë e natë 15 ditë dhe për shkak të kësaj është sëmurë, ndërsa Amir b. Abdull-llahu kështu ka vepruar 16 ditë në një Ramazan. Agjërimin dy ditor (ditë e natë) e kishin bërë zakon Abdull-llah b. Zubejri dhe shumë sahabe tjerë. Këtë lloj të agjërimit e konsiderojnë mekruh: Ebu Hanifja, Maliku, Shafiu dhe shumë dijetarë tjerë.
Ibn Maxhe në Sunenin e tij si dhe Hakemi në Mustedrek kanë theksuar që Muhammedi a.s. ka thënë: "Kërkoni ndihmë në syfyr për të agjëruar gjatë ditës dhe pushoni (fleni) pas dite që të faleni (luteni) natën!"
Ibn Habbani në Sahihun e tij thekson që Muhammedi a.s. ka thënë: "Hani syfyr para

باب إذا نوى بالنهار صوماً

وقالت أم الدرداء: كان أبو الدرداء يقول: عندكم طعام؟ فإن قلنا لا، قال: فإني صائم يومي هذا

وفعله أبو طلحة، وأبو هريرة، وابن عباس، وحذيفة – رضي الله عنهم

١٩٢٤ – حدثنا أبو عاصم عن يزيد بن أبي عبيد عن سلمة بن الأكوع رضي الله عنه «أن النبي ﷺ بعث رجلا ينادي في الناس يوم عاشوراء: إن من أكل فليتم أو فليصم، ومن لم يأكل فلا يأكل»

## Sjellja e vendimit për agjërim gjatë ditës

Ummu Derda tha: Ebu-d-Derda pyeste: **"A keni ushqim** (për drekë)? Sikur t'i thonim **"Jo"**, do të thonte: **"Unë, këtë ditë do ta agjëroj".**

Këtë e kanë bërë edhe Ebu Talha, Ebu Hurejre, Ibn Abbasi dhe Hudhejfe r.a.

**1924.** Na ka treguar Ebu Asimi, këtij i tha Jezid b. Ebi Ubejdi, ky dëgjoi prej Seleme b. Ekve' r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. e ka dërguar një njeri ditën e Ashura-s të thërrasë në mesin e njerëzve:

**"Kush ka ngrënë** (në fillim të ditës) **le të vazhdojë ashtu, ose le të agjërojë, po cili s'ka ngrënë asgjë, le të mos hajë".** [18]

---

agimit, qoftë edhe një gllënkë ujë!" Nocioni (bereqet) ka të bëjë me largimin e urisë gjatë ditës, përforcimi i fuqisë fizike e trupore, nxitjen e mëshirës e dhemshurisë ndaj njerëzve të uritur inkurajon për vepra tjera humane të dobishme për njerëzit.

18 Vendimi për agjërimin e Ramazanit mund të sillet deri në drekë të ditës konkrete. Hudhejje ka thënë: "Kush vendos të agjërojë me levizjen e diellit prej zenitit, le të vazhdojë të agjërojë!"
Evzaiu, Maliku, Shafiu, Ahmed b. Hambeli dhe Is-haku konsiderojnë që agjëruesi duhet të sjellë vendim qysh gjatë natës.
Ebu Hanifja, Ebu Jusufi, Muhammedi dhe Zyferi konsiderojnë që vendimi mund të sillet deri në drekë për agjërimin e Ramazanit, për agjërimin e zotuar dhe atë vullnetar.

باب الصائم يصبح جنبا

١٩٢٥ ، ١٩٢٦ — حدثنا عبد الله بن مسلمة عن مالك عن سمي مولى أبي بكر بن عبد الرحمن بن الحارث بن هشام بن المغيرة أنه سمع أبا بكر بن عبد الرحمن قال «كنت أنا وأبي حين دخلنا على عائشة وأم سلمة ح

حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني أبو بكر بن عبد الرحمن بن الحارث بن هشام أن أباه عبد الرحمن أخبر مروان أن عائشة وأم سلمة أخبرتاه «أن رسول الله ﷺ كان يدركه الفجر وهو جنب من أهله، ثم يغتسل ويصوم. وقال مروان لعبد الرحمن بن الحارث: أقسم بالله لتقرعن بها أبا هريرة، ومروان يومئذ على المدينة، فقال أبو بكر: فكره ذلك عبد الرحمن. ثم قدر لنا أن نجتمع بذي الحليفة — وكانت لأبي هريرة هنالك أرض — فقال عبد الرحمن لأبي هريرة: إني ذاكر لك أمرا، ولولا مروان أقسم علي فيه لم أذكره لك. فذكر قول عائشة وأم سلمة، فقال: كذلك حدثني الفضل بن عباس وهن أعلم». وقال همام وابن عبد الله بن عمر عن أبي هريرة «كان النبي ﷺ يأمر بالفطر» والأول أسند

## Agjëruesi i cili agon xhunub

**1925, 1926.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, duke transmetuar prej Malikut, ky prej Sumejjit, rob i lirë i Ebu Bekr b. Abdu-r-Rrahman b. El-Harith b. Hisham b. El-Mugires i cili ka dëgjuar Ebu Bekr b. Abdu-r-Rahmanin duke thënë: **Kur hymë te Aisheja dhe Ummi Seleme, kemi qenë së bashku me të atin,** sipas një senedi tjetër thuhet:

Na ka treguar Ebu-l-Jemani, ky dëgjoi prej Shuajbit, ky prej Zuhriut, ky prej Ebu Bekr b. Abdu-r-Rahman b. Harith b. Hishamit që i ati i tij Abdu-r-Rahmani i tha Mervanit se Aisheja dhe Ummi Seleme na informuan, që **Pejgamberi s.a.v.s. ka gdhirë xhunub për shkak të marrdhënieve të jashtme me bashkëshortet e tij, e ai pastaj pastrohej dhe agjëronte".**

Mervani i tha Abdu-r-Rahman b. Harithit:

**"Të betohen në All-llahun që me këtë godit Ebu Hurejren!"** Atëbotë Mervani ishte udhëheqës i Medines. Ebu Bekri më vonë tha: **"Abdu-r-Rahmanit kjo nuk i erdhi mirë".** Pastaj ishte shkruar që të takohemi në Dhu-l-Hulejfe, aty ku kishte Ebu Hurejre pakëz tokë, kështu Abdu-r-Rahmani i tha Ebu Hurejres:

**"Do ta përkujtoj një gjë, po të mos më kishte përbetuar Mervani, unë as nuk do ta kisha përkujtuar". Pastaj e transmetoi fjalën e Aishes dhe Ummu Selemes** (në të cilën) **u përgjigj:**

**"Kështu edhe mua më ka treguar Fadl b. Abbasi, e ai këtë më së miri e di".**

Tha Hemmami dhe Ibn Abdi-l-Lah b. Umeri duke transmetuar prej Ebu Hurejres:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që të mos agjërohet** (nëse njeriu gdhin xhunub), **mirëpo hadithi i parë është më i bazuar".** [19]

باب المُباشَرَةِ للصائِمِ . وقالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها : يَحرُمُ عليهِ فَرْجُها

١٩٢٧ – حدّثنا سُليمانُ بنُ حربٍ قال عن شُعبةَ عنِ الحكمِ عن إبراهيمَ عنِ الأسودِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ

---

19 Prej hadithit të theksuar mund të konkludobet:
- preferohet debatimi me udhëheqësin rreth çështjeve shkencore;
- Mervani, sikur edhe i biri Abdu-l-Meliku, ishte njeri i ditur;
- për çështjet diskutabile duhet pyetur dijetarët si dhe duhet përmbajtuar qëndrimeve të tyre;
- mendimi i femrës së ditur (mësuar) është i vlershëm dhe i barabartë me mendimin e mashkullit. Mendimet rreth vlershmërisë së agjërimit të xhunubit janë të ndara. Sipas një mendimi të përgjithshëm të dijetarëve agjërimi i xhunubit është i vlershëm, qoftë agjërimi detyrimor (farz), apo nafile duke e shtyrë (vonuar) agjëruesi larjen derisa të lindë dielli me qëllim, apo për arsye objektive, apo për shkak të gjumit. Këtë qëndrim e mbështetën edhe: Aliu, Ibn Mesu'di, Zejd b. Thabiti, Ebu Derda, Abdull-llah b. Umeri, Ebu Umeri ka thënë që mendimin e mësipërm e mbështesin edhe dijetarët e Irakut e Hixhaxit si dhe Maliku, Ebu Hanife, Shafiu, Evzaiu, Lejthi, Ahmedi, Is-haku, Ebu Ubejdi, Ibn Xheriri, Taberiu dhe shumë të tjerë.

Agjëruesi, nëse gdhin xhunub atëherë agjërimi i tij nuk është i vlershëm kur është agjërimi i detyrueshëm (farz).

Nëse bëhet fjalë për agjërimin e detyrueshëm (farz) dhe agjëruesi gdhin xhunub, atëherë agjërimi i tij është i pavlershëm sipas mendimit të Ibrahimit, Hasan Basriut dhe Ibn Umerit.

Salim b. Abdull-llahu, Hasan Basriu, A'tai b. Ebu Rebaha konsiderojnë që nëse personi gdhin xhunub, atëherë duhet ta vazhdojë agjërimin atë ditë, mirëpo për shkak të sigurisë duhet më vonë ta zëvendësojë ditën e theksuar më lartë.

عنها قالت « كان النبيُّ ﷺ يقبِّلُ ويباشِرُ وهوَ صائمٌ ، وكان أملَكَكم لإرْبِهِ »
وقال : قال ابن عباس ( مآرب ) : حاجة . قال طاوسٌ ( أولي الإربةِ ) : الأحمقُ لا حاجةَ لهُ في النساء

## Kontaktet ndërmjet agjëruesit (dhe bashkëshortes)

**Aisheja ka thënë: "Agjëruesit i ndalohet kontakti me organin e jashtëm** (të bashkëshortes) **së tij".**

**1927.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi i cili dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Hakemit, ky prej Ibrahimit, ky prej Esvedit, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. si agjërues i ka puthur** (bashkëshortet) **dhe ka patur kontakte, mirëpo në veprime seksuale ka qenë më i përmbajtur sesa ju".**

**- Ibn Abbasi** (thotë Esvedi) **ka deklaruar: "Mearibun" do të thotë "Haxhetun" nevojë, ndërsa Tavusi ka thënë: "Uli-l-Irbeti" do të thotë** (ahmak) **njeri i cili mentalisht nuk është i zhvilluar dhe i cili nuk ndien nevojë për femra.**

باب القُبلةِ للصائم
وقال جابرُ بنُ زيدٍ : إن نظرَ فأمنى يُتِمُّ صومَهُ

١٩٢٨ - حدثنا محمدُ بنُ المثنى حدثنا يحيى عن هشام قال أخبرني أبي عن عائشةَ عن النبيِّ ﷺ ح
وحدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ عن مالكٍ عن هشامٍ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت « إنْ كان رسولُ
اللهِ ﷺ ليُقبِّلُ بعضَ أزواجهِ وهو صائم ، ثم ضحكت »

## Puthja e agjëruesit

Ka thënë Xhabir b. Zejdi:

**"Kur agjëruesi e shikon** (femrën) **dhe ejakulon e vazhdon agjërimin".**

**1928.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, ky dëgjoi prej Jahja-it, ky prej Hishamit i cili tha se më informoi i ati që ka dëgjuar prej Aishes e cila ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. si agjërues me të vërtetë i ka puthur disa prej bashkëshorteve të tij, pastaj ato qesheshin.".**

١٩٢٩ — حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن هشام بن أبي عبد الله حدثنا يحيى بن أبي كثير عن أبي سلمة عن
زينب ابنة أم سلمة عن أمها رضي الله عنها قالت « بينا أنا مع رسول الله ﷺ في الخميلة إذ حضت، فانسللت
فأخذت ثياب حيضتي، فقال: ما لك، أنفست؟ قلت نعم. فدخلت معه في الخميلة. وكانت هي ورسول الله
ﷺ يغتسلان من إناء واحد، وكان يقبلها وهو صائم »

**1929.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa këtij i tha Jahjai, ky dëgjoi prej Hisham b. Ebi Abdi-l-Lahit, ky prej Jahja b. Ebu Kethirit, ky prej Ebu Selemes, ky prej Zejnebes, e bija e Ummi Selemes, e cila dëgjoi prej të ëmës r.a. duke thënë:

**"Derisa isha me Perjgamberin s.a.v.s., në rroba prej leshi e laramane, më erdhën menstruacionet dhe pa u vërejtur dola** (prej dhome) **dhe i mora rrobet e menstruacionit. Pastaj ai më pyeti:**

**"Ç'ke? A t'erdhën menstruacionet?**

**Po, iu përgjigja. Pastaj** (shtoi Zejnebja) **hyra me rrobat e larme prej leshit, ajo dhe Pejgamberi s.a.v.s. pastroheshin nga e njejta enë, e ai si agjërues e puthte atë".**

## باب اغتسال الصائم

وبل ابن عمر رضي الله عنهما ثوبا فألقي عليه وهو صائم

ودخل الشعبي الحمام وهو صائم. وقال ابن عباس: لا بأس أن يتطعم القدر أو الشيء

وقال الحسن: لا بأس بالمضمضة والتبرد للصائم. وقال ابن مسعود: إذا كان صوم أحدكم فليصبح دهينا مترجلا

وقال أنس: إن لي أبزن أتقحم فيه وأنا صائم. ويذكر عن النبي ﷺ أنه استاك وهو صائم

وقال ابن عمر: يستاك أول النهار وآخره ولا يبلع ريقه. وقال عطاء: إن ازدرد ريقه لا أقول يفطر

وقال ابن سيرين: لا بأس بالسواك الرطب. قيل: له طعم. قال: والماء له طعم وأنت تمضمض به

ولم ير أنس والحسن وإبراهيم بالكحل للصائم بأسا

## Pastrimi i agjëruesit

(Abdull-llahu) **Ibn Umeri r.a. i ka lagur rrobat dhe i vuri mbi vete duke agjëruar. Sha'biu hyn në banjo kështu duke agjëruar.**

Ibn Abbasi tha: **"S'ka dëm** që (agjëruesi) **ta shijojë shijen** (e ushqimit) **në tenxhere apo në diç tjetër".**[20]

Hasan (El-Basriu) ka thënë: **"Agjëruesit nuk i ndalohet larja e gojës deri në fyt dhe freskimi".**

Ibn Mesu'di ka thënë:

**"Kur dikush dëshiron të agjërojë, le të gdhijë i lagur me ujë dhe i krehur?".**

Enesi ka thënë:

**"Unë kam bazen, në të cilin hyj si agjërues".**

Përmendet prej Pejgamberit s.a.v.s. që si agjërues ka pastruar dhëmbët me misvaq, ndërsa Ibn Umeri tha: **"Ai i ka larë dhëmbët me misvaq në fillim dhe mbarim të ditës, por nuk e përbinte pështymën.** A'tai tha: **"Nëse e ka përbi pështymën e tij, s'themi që e ka prishur** (agjërimin).

Ibn Sirijni ka thanë: **"S'ka dëm nga misvaqi i lagur".** (Atëherë) **i është thënë: "Misvaqi ka shije!"** (Ibn Sirini) u përgjigj: **Edhe uji ka shije dhe me të lan gojën.**

**Enesi, Hasan** (El-Basriu) **dhe Ibrahimi s'shohin diç të keqe për agjëruesin në lyerjen** (e syve) **me të zezë.**

---

20 Hasan Basriu ka thënë: "Agjërursit nuk i ndalohet shijimi i mjaltit dhe të ngjashme përmes gjuhës, por me kusht që të gjithë këtë ta pështyjë. Këtë qëndrim e mbështesin edhe: "Muxhahidi, Hakemi ndërsa Urve kështu shpeshherë ka vepruar. Në Tevdih qëndron kështu: "Preferohet largimi nga shijimi i ushqimit në Ramazan, për arsye se shumë lehtë mund të ndodhë që nëpërmjet të fytit të arrijë deri te organet e tretjes".
Ibn Abbasi ka thënë: "Femrës (nënës) nuk i ndalohet zbutja e ushqimit të fëmijës". Këtë qëndrim e mbështesin Hasan Basriu, ndërsa Maliku dhe Theuriu shtojnë që: "Vetëm nëse s'ka tjetër mundësi". Sot këto mundësi ekzistojnë dhe nëna nuk ka nevojë që fëmijës t'ia zbusë ushqimin përmes gojës.

١٩٣٠ – حدثنا أحمد بن صالح حدثنا ابن وهب حدثنا يونس عن ابن شهاب عن عروة وأبي بكر
قالت عائشة رضي الله عنها «كان النبي ﷺ يدركه الفجر جنباً في رمضان من غير حلم فيغتسل ويصوم»

**1930.** Na ka treguar Ahmed b. Salihu, këtij i tha Ibn Vehbi, ky dëgjoi prej Junusit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Urves, ky prej Ebu Bekr që Aishja r.a. ka thënë:

**"Agimi e ka gdhirë Pejgamberin s.a.v.s. në Ramazan si xhunub, por jo nga ëndërrat, po ai pastrohej dhe agjëronte".**

١٩٣١ – حدثنا إسماعيل قال حدثني مالك عن سمي مولى أبي بكر بن عبد الرحمن بن الحارث بن
هشام بن المغيرة أنه سمع أبا بكر بن عبد الرحمن «كنت أنا وأبي، فذهبت معه حتى دخلنا على عائشة رضي
الله عنها قالت: أشهد على رسول الله ﷺ إن كان ليصبح جنباً من جماع غير احتلام ثم يصومه»

**1931.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Sumejjit, rob i lirë i Ebu Bekr b. Abdu-r-Rahman b. Harith b. Hisham b. Mugires i cili e ka dëgjuar Ebu Bekr b. Abdu-r-Rahmanin duke thënë: "Shkuam me babain tim dhe hymë te Aisheja r.a. e ajo tha:

**"Dëshmoj për Pejgamberin e All-llahut që ka gdhirë xhunub nga marrëdhëniet, por jo nga ëndërrat, dhe pas asaj ka agjëruar".**

١٩٣٢ – ثم دخلنا على أم سلمة فقالت مثل ذلك

**1932. "Pastaj hymë te Ummi Selemja, por edhe ajo të njëjtën e tha".**

## باب الصائم إذا أكل أو شرب ناسياً

وقال عطاء: إن استنثر فدخل الماء في حلقه لا بأس إن لم يملك

وقال الحسن: إن دخل حلقه الذباب فلا شيء عليه. وقال الحسن ومجاهد: إن جامع ناسياً فلا شيء عليه

١٩٣٣ – حدثنا عبدان أخبرنا يزيد بن زريع حدثنا هشام حدثنا ابن سيرين عن أبي هريرة رضي
الله عنه عن النبي ﷺ قال «إذا نسي فأكل وشرب فليتم صومه، فإنما أطعمه الله وسقاه»

## Kur agjëruesi (për shkak të harresës) han ose pin

A'tai tha: **"S'ka dëm nëse agjëruesi e ka larë hundën, dhe** (nërpërmjet) **të saj i ka depërtuar uji në fyt, por s'ka mundur që këtë** (ta ndalojë)".

Hasani tha: **"Kur miza t'i hyjë në fyt agjëruesit, s'ka për këtë kurrfarë përgjegjësie".**

Hasani dhe Muxhahidi thanë: **"Nëse agjëruesi harron dhe ven marrëdhënie, nuk bart për këtë përgjegjësi".**

**1933.** Na ka treguar Abdani, këtij i tha Jezid b. Zureji, ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej Ibn Sirinit, ky prej Ebu Hurejres r.a. ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Kur** (agjëruesi) **nga harresa han e pin, le ta vazhdojë agjërimin, sepse All-llahu e ka ushqyer dhe e ka** (freskuar) **me ujë".**

بابُ سِواكِ الرَّطْبِ واليابِسِ للصائمِ

وَيُذْكَرُ عن عامرِ بنِ ربيعةَ قال «رأيتُ النبيَّ ﷺ يَستاكُ وهوَ صائمٌ مالا أُحصِي ولا أعُدُّ»
وقال أبو هريرةَ عنِ النبيِّ ﷺ «لولا أن أشُقَّ على أُمّتي لأمرتُهم بالسِّواكِ عندَ كلِّ وُضوء»
ويُروَى نحوُهُ عن جابرٍ وزيدِ بنِ خالدٍ عنِ النبيِّ ﷺ، ولم يَخُصَّ الصائمَ من غيره
وقالت عائشةُ عن النبيِّ ﷺ «السِّواكُ مَطْهَرةٌ للفَمِ، مَرْضاةٌ للرَّبِّ». وقال عطاءٌ وقَتادةُ: يَبتَلِعُ ريقَه

## Përdorimi i misvakut të njomë dhe të thatë i agjëruesit

Prej Amir b. Rebiës i cili ka thënë:

**"E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. si agjërues duke larë** (dhëmbët) **me misvaq aq shumë herë sa s'mund t'i llogarisë e as t'i numërojë".**

Ka thënë Ebu Hurejre duke transmetuar prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Sikur të mos i shkaktoja vështirësi ymmetit tim do t'i urdhëroja përdorimin e misvaqit para çdo abdesti". Pikërisht kështu transmetohet edhe prej Xhabirit, Zejd b. Halidit, ndërsa këta dëgjuan prej Pejgamberit s.a.v.s. që ai nuk e ka dalluar në veçanti agjëruesin nga të tjerët.**

Aisheja tha, duke transmetuar prej Pejgamberit s.a.v.s.:

**"Misvaku është mjet për pastërtinë e gojës dhe mënyrë për kënaqësinë e Zotit".**

A'tai dhe Katade thanë: **"Ai i cili agjëron mund ta përbijë pështymën".**

١٩٣٤ حدثنا عبدان أخبرنا عبد الله أخبرنا معمر قال حدثني الزهري عن عطاء بن يزيد عن حمران «رأيت عثمان رضي الله عنه توضأ: فأفرغ على يديه ثلاثا، ثم تمضمض واستنثر، ثم غسل وجهه ثلاثا، ثم غسل يده اليمنى إلى المرفق ثلاثا، ثم غسل يده اليسرى إلى المرفق ثلاثا، ثم مسح برأسه، ثم غسل رجله اليمنى ثلاثا، ثم اليسرى ثلاثا، ثم قال: رأيت رسول الله ﷺ توضأ نحو وضوئي هذا، ثم قال: من توضأ وضوئي هذا ثم يصلي ركعتين لا يحدث نفسه فيهما بشيء إلا غفر له ما تقدم من ذنبه»

**1934.** Na ka treguar Abdani, këtij i tha Abdull-llahu, ky dëgjoi prej Ma'merit, ky prej Zuhriut, ky prej A'ta b. Jezidit, ky prej Humranit:

**- E kam parë Uthmanin r.a. kur merrte abdest, që tri herë i lau duart, pastaj e lau gojën deri në fyt dhe hundën deri në kërcinën e saj. Pastaj tri herë e lau fytyrën, dhe tri herë e lau dorën e djathtë dhe të majtën deri në bërryl, dhe bëri mes-h kokën e tij. Pastaj e lau këmbën e djathtë tri herë dhe të majtën** (po kështu) **tri herë e tha:**

**"E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke marrë abdest kështu si unë". Pastaj shtoi:**

**"Kush merr abdest kështu siç mora unë, dhe fal dy reqatë namaz me përkushtim do t'i falen mëkatet e mëhershme** (të bëra ndaj Zotit xh.sh.).

باب قول النبي ﷺ «إذا توضأ فليستنشق بمنخره الماء»

ولم يميز بين الصائم وغيره

وقال الحسن: لا بأس بالسعوط للصائم إن لم يصل إلى حلقه ويكتحل

وقال عطاء: إن تمضمض ثم أفرغ ما في فيه من الماء لا يضيره إن لم يزدرد ريقه، وماذا بقي في فيه؟

ولا يمضغ العلك، فإن ازدرد ريق العلك لا أقول إنه يفطر ولكن ينهى عنه

فإن استنثر فدخل الماء حلقه لا بأس، لم يملك

## Fjala e Pejgamberit s.a.v.s. "Kur merr abdest, le të lahet zgavra e hundës me ujë"

Ai nuk e ka dalluar agjëruesin nga joagjëruesi.

**Hasan** (Basriu) **ka thënë: "S'ka dëm për agjëruesin nëse i qitet bar** (ilaç) **në hundë nëse ai nuk depërton deri në fytin e tij që të lejë gjurmë".**

Tha A'tai:

**"Nëse agjëruesi e lan gojën deri në fyt dhe tërë këtë ujë e hedh** (jashtë) **nuk e dëmton** (agjërimin) **përveç nëse nuk e ka përbi pështymën dhe** (ujin) **e mbetur në gojë. Nuk duhet përtypur rrëshirën, edhe pse pështyma e përtypjes** (së rrëshirës) (nëse përbihet) **s'them që e prish** (agjërimin), **por ajo ndalohet** (që të veprohet kështu), **e nëse ndonjëri e lan zgavrën e hundës, dhe uji depërton në fyt,** (në këtë rast) **s'ka dëm, se këtë ai s'ka mundur ta ndalojë** (evitojë).

**باب** إذا جامَعَ في رمضانَ

ويُذكَرُ عن أبي هريرةَ رَفَعَهُ « مَن أفطرَ يوماً من رمضانَ من غيرِ عِلّةٍ ولا مرَضٍ لم يَقضِهِ صيامُ الدهرِ وإن صامَه » وبهِ قال ابنُ مسعودٍ . وقال سعيدُ بنُ المسيِّبِ والشَّعبيُّ وابنُ جُبَيرٍ وإبراهيمُ وقتادةُ وحمّادٌ : يَقضي يوماً مكانَهُ

### Marrëdhëniet (seksuale) në Ramazan

E ka përcjellur Ebu Hurejre (prej Pejgamberit s.a.v.s.):

**"Kush e prish një ditë në Ramazan pa ndonjë shkak të arsyeshëm, apo sëmundje, nuk mund ta kompenzojë** (atë ditë) **agjërimi tërë jetës".** (Këtë mendim e mbështet edhe) Ibn Mesu'di. Ndërsa Seid b. Musejjebi, Sha'biu, Ibn Xhubejri, Ibrahimi, Katade dhe Hummadi mendojnë që:

**"Ai** (më vonë) **do ta kompenzojë vetëm me një dltë".**

١٩٣٥ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ مُنيرٍ سمِعَ يزيدَ بنَ هارونَ حدَّثَنا يحيى هوَ ابنُ سعيدٍ أنَّ عبدَ الرحمنِ بنَ القاسمِ أخبرَهُ عن محمدِ بنِ جعفرِ بنِ الزُّبيرِ بنِ العوّامِ بنِ خُوَيلدٍ عن عبّادِ بنِ عبدِ اللهِ بنِ الزُّبيرِ أخبرَهُ أنه سمِعَ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها تقولُ « إنَّ رجلاً أتى النبيَّ ﷺ فقال إنهُ احترَقَ ، قال : ما لكَ ؟ قال : أصبتُ أهلي في رمضانَ . فأُتِيَ النبيُّ ﷺ بمِكتَلٍ يُدعى العَرَقَ ، فقال : أينَ المحترِقُ ؟ قال : أنا . قال . تصدَّقْ بهذا »

**1935.** Na ka treguar Abdull-llah b. Muniri, i cili dëgjoi prej Jezid b. Harunit, ky prej Jahjait, ky prej Seidit që Abdu-r-Rahman b. Kasimi është informuar prej Muhammed b. Xha'fer b. Zubejr b. El-Awam b. Huvejlidit, ky prej Ubbad b. Abdi-l-Lah b. Zubejrit i cili ka dëgjuar prej Aishes r.a. duke thënë:

**"Pejgamberit s.a.v.s. i ka ardhur një njeri e i tha që është djegur** (ka humbur)".

**E pyeti** (Pejgamberi): **Çka ke?**

**U përgjegj: Kam patur marrëdhënie me bashkëshorten time në Ramazan.**

**Pastaj Pejgamberit s.a.v.s. ia sollën një strajcë dhe ai tha:**

**- Ku është ai i djeguri?**

**U përgjegj: - Qe ku jam.**

**- Shpërndaje këtë si lëmosbë!** (i tha Muhamedi a.s.) [21]

---

21 Duke iu përmbajtur teksteve të haditheve të theksuara, Auf b. Maliku dhe sipas një verisoni tjetër edhe Imam Maliku konsiderojnë që agjëruesi, i cili ka patur marëdhënie të jashtme (seksuale) gjatë ditës, jep në emër të dënimit vetëm lëmoshë.

Ebu Hanifja, Theuriu dhe Ebu Theuriu deklarojnë që i përmenduri duhet të jap edhe kompenzimin, nëse është i varfër do ta japë atë kur të krijojë kushte më të mira materiale.

Pasiqë në strajcën e përmendur kishte 15 sa'-a hurma, Hatabiu konsideron që ajo sasi mjafton për (kefaret) duke i dhënë secilit varfanjaku nga një mudd. (41.50 dkg.)

Hanefitët konsiderojnë se duhet ushqyer 60 varfanjakë, duke u dhënë drekë dhe darkë, ose secilit prej tyre duhet dhënë nga një gjysëm sa'-i grurë ose hurma, sepse në Muslim theksohet që Pejgamberi ka porositur edhe një strajcë hurma prej 15 sa'-a dhe ia dorëzoi njeriut të përmendur që t'ua ndajë varfanjakëve. Kështu që secilit prej 60 varfanjakëve u përkiste nga një gjysëm sa'-i hurma.

Shafiu dhe Davudi theksojnë që kefareti për shkeljen konkrete vazhdon për mashkullin dhe femrën në mënyrë të njejtë.

Ebu Hanifja, Maliku dhe Ebu Theuri konsiderojnë që kefareti duhet të jepet në mënyrë të veçantë për bashkëshortin dhe po aq për bashkëshorten, nëse ajo me dëshirë ka vënë marëdhënie. Ebzaiu mendon që: "Pasojat janë të barabarta në këtë rast edhe për bashkëshorten qoftë që të ketë vënë marëdhënie me dëshirë, apo pa të".

Maliku thotë: "Nëse bashkëshortja pa dëshirë ka vënë marëdhënie, do të japë pagesën ligjore, por jo edhe të agjërojë 60 ditë".

Për mosagjërimin e një dite me qëllim dhe pa arsyetim duhet agjëruar atë ditë dhe përveç

باب إذا جامع في رمضان ولم يكن له شيء فتصدق عليه فليكفر

١٩٣٦ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني حميد بن عبد الرحمن أن أبا هريرة رضي الله عنه قال « بينما نحن جلوس عند النبي ﷺ إذ جاءه رجل فقال: يارسول الله هلكت، قال: ما لك؟ قال: وقعت على امرأتي وأنا صائم. فقال رسول الله ﷺ: هل تجد رقبة تعتقها؟ قال لا. قال فهل تستطيع أن تصوم شهرين متتابعين؟ قال لا. قال: فهل تجد إطعام ستين مسكينا؟ قال لا. قال فمكث النبي ﷺ، فبينا نحن على ذلك أتي النبي ﷺ بعرق فيها تمر — والعرق: المكتل — قال: أين السائل؟ فقال أنا. قال: خذ هذا فتصدق به. فقال الرجل: على أفقر مني يارسول الله؟ فوالله ما بين لابتيها — يريد الحرتين — أهل بيت أفقر من أهل بيتي. فضحك النبي ﷺ حتى بدت أنيابه ثم قال: أطعمه أهلك »

## Agjëruesi kur ven marrëdhënie seksuale gjatë ditës në Ramazan dha s'disponon me asgjë (që të jap në emër të kompenzimit për një humbje) dhe i jipet ndihmë materiale, (pra) prej kësaj la të japë kompenzim (për humbjen)

**1936.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij i tha Shuajbi, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Humejd b. Abdu-r-Rahmanit që Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

**"Derisa kemi qenë duke ndejtë te Pejgabmeri s.a.v.s., i erdhi një njeri e i tha: "O Resulall-llah, unë kam humbur!"**

**E pyeti** (Muhamedi a.s.): **"Çka ke"? U përgjigj:**

**- Kam patur marrëdhënie me bashkëshorten time, e unë isha duke agjëruar.**

**Pejgamberi s.a.v.s. e pyeti: - A ke rob që ta lirosh?**

**U përgjigj: Nuk kam.**

**- A ke mundësi që të agjërosh dy muaj pa ndërprerje? - e pyeti** (Pejgabmeri).

---

saj edhe 60 ditë tjera pa ndërprerje ose duhet ushqyer me nga dy shujta 60 varfanjakë,, apo duhet ushqyer 60 ditë një varfanjak. Në vend të ushqimit të gatshëm mund të jepet edhe drithë i cili jepet në emër të sadakatu-l-fitrit, duke i dhënë secilit varfanjaku nga një gjysëm sa'i, respektivisht sa', nëse është lloji i drithit më i dobët si elbi etj.

**- S'kam mundësi - u përgjigj** (njeriu)

**- A ke** (mundësi) **që të ushqesh 60 varfanjakë? - pyeti** (Muhammedi a.s.)

**- Jo - tha ai.**

**Pastaj** (tha Ebu Hurejre) **qëndroi pakëz Pejgamberi s.a.v.s. dhe derisa na qemë aty, Pejgamberit s.a.v.s. ia sollën një strajcë në të cilën gjendeshin hurma dhe** (Muhammedi a.s.) **pyeti: "Ku është ai pyetësi?"**

**U përgjegj: Unë jam ai.**

**- Merre këtë dhe shpërndaje në emër të lëmoshës, - i tha** (Pejgamberi s.a.v.s.).

**Atëherë pyeti njeriu: A më të varfërve sesa unë o Resulall-llah! Për Zotin** (vazhdoi njeriu) **s'gjenden ndërmjet dy gurishtave** (të Medines) **më të varfër se familja ime. Pejgamberi s.a.v.s. qeshi** (aq shumë) **sa iu dukën dhëmbët e syrit pastaj i tha: "Ushqeje me atë familjen tënde".**

باب المُجامِعِ في رمَضانَ هل يُطعِمُ أهلَهُ منَ الكفّارةِ إذا كانوا مَحاويجَ ؟

١٩٣٧ - حدثنا عثمانُ بنُ أبي شَيبةَ حدَّثَنا جَريرٌ عن منصورٍ عنِ الزُّهريِّ عن حُميدِ بنِ عبدِ الرحمنِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه « جاء رجلٌ الى النبيِّ ﷺ فقال : إنَّ الأخِرَ وَقعَ على امرأتِهِ في رمَضانَ . فقال : أتجِدُ ما تُحرِّرُ رَقَبةً ؟ قال لا . قال : فتَستطيعُ أن تصومَ شهرينِ مُتتابِعَينِ ؟ قال لا . قال : أفتجِدُ ما تُطعِمُ بهِ سِتِّينَ مِسكيناً ؟ قال لا . قال : فأُتِيَ النبيُّ ﷺ بعَرَقٍ فيه تمرٌ - وهوَ الزَّبيلُ - قال : أطعِمْ هذا عنكَ ، قال : على أحوَجَ منّا ؟ ما بينَ لابَتَيها أهلُ بيتٍ أحوَجُ منّا . قال : فأطعِمْهُ أهلَكَ »

### A mund ta ushqejë familjen e vet nga (sasia) e kompenzimit (qefaretit) ai i cili ka patur marrëdhënie seksuale në Ramazan nëse kanë nevojë?

**1937.** Na ka treguar Uthman b. Ebu Shejbe, duke transmetuar prej Xheririt, ky prej Mensurit, ky prej Zuhriut, ky prej Humejd b. Abdu-r-Rrahmanit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberit s.a.v.s. i erdhi një njeri e i tha:

**"Me të vërtetë i fundit** (ndër njerëzit) **ka patur marrëdhënie me bashkëshorten e tij në Ramazan".**

**Pejgamberin s.a.v.s. e pyeti: A ke** (pasuri) **me të cilën mund ta lirosh një rob?** (duke kompenzuar lirimin).

**U përgjegj: Nuk kam.**

**- A ke mundësi të agjërosh dy muaj pa ndërprerë?** (pyeti Pejgamberi s.a.v.s.).

**U përgjegj: Nuk kam.**

**- A mund të ushqesh 60 varfënjakë? - vazhdoi** (Pejgamberi s.a.v.s.).

(Përsëri iu) **përgjegj: Nuk kam.**

(Në atë moment) **Pejgamberit s.a.v.s ia sollën** (tha Ebu Hurejre) **një strajcë në të cilën kishte hurma dhe tha: "Ushqe** (të tjerë) **me këtë, prej teje!"**

(Njeriu e pyeti Pejgamberin s.a.v.s.):

**- A është dikush më i nevojshëm sesa na?**

(vazhdoi) **ndërmjet dy gurishteve** (të Medines) **s'ka më të nevojshëm sesa na.**

(Atëherë Muhammedi a.s.) **tha: Ushqeje me këtë familjen tënde!** [22]

---

22 Nga hadithi i theksuar mund të konstatohet:
- gjatë zbatimit të kompenzimit (kefaretit) për shkak të shkeljes, duhet përmbajtur rendit të përmendur në hadhithin e theksuar;
- të varfërit duhet ndihmuar që të kryejnë pagesën e caktuar me ligjin islam.
- lëmosha e dhurata janë akte të plotfuqishme në momentin kur i pranon pranuesi pa e pohuar me fjalë në mënyrë eksplicite (direkte);
- shumën e pagesës shkelësi (i rregullave islame) mund t'ia japë edhe familjes më të afërt, respektivisht familjes së ngushtë (të shtëpisë) nëse janë nevojtarë;
- shkelësi (i ligjit) e zbaton (kefaretin) atëherë kur familja e tij materialisht është e furnizuar mirë;
- të betohesh në All-llahun për shkaqe të arsyeshme është e lejuar;
- ndaj njerëzve duhet vepruar në mënyrë dinjitoze duke u ndihmuar rreth obligimeve dhe nevojave të tyre jetësore;
- është me interes që në xhami të diskutohet mbi çështjet dhe aktivitetet e dobishme për bashkësinë islamike dhe antarët e saj.

باب الحجامة والقيء للصائم

وقال لي يحيى بن صالح حدثنا معاوية بن سلام حدثنا يحيى عن عمر بن الحكم بن ثوبان سمع أبا هريرة
رضي الله عنه: إذا قاء فلا يفطر، إنما يخرج ولا يولج. ويذكر عن أبي هريرة أنه يفطر، والأول أصح.
وقال ابن عباس وعكرمة: الصوم مما دخل وليس مما خرج. وكان ابن عمر رضي الله عنهما يحتجم وهو
صائم، ثم تركه، فكان يحتجم بالليل. واحتجم أبو موسى ليلا. ويذكر عن سعد وزيد بن أرقم وأم
سلمة أنهم احتجموا صياما. وقال بكير عن أم علقمة: كنا نحتجم عند عائشة فلا تنهى. ويروى عن الحسن
عن غير واحد مرفوعا «أفطر الحاجم والمحجوم». وقال لي عياش: حدثنا عبد الأعلى حدثنا يونس
عن الحسن مثله، قيل له: عن النبي ﷺ؟ قال: نعم. ثم قال: الله أعلم

## Lëshimi i gjakut dhe vjellja e agjëruesit

Më tha Jahja b. Salihu, ndërsa këtij i tregoi Muavije b. Sel-lami, ky dëgjoi prej Jahjait, ky prej Umer b. Hakem b. Theubanit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

**"Nëse vjell agjëruesi** (jo plot gojën) **nuk e prish agjërimin, kjo vetëm del** (për goje) **e nuk hyn** (në gojë)".

Ebu Hurejre thekson: **"Agjëruesi e ka prishur agjërimin", por (konstatimi) i parë ishte më i vërtetë.**

**Ibn Abbasi dhe Ikrime** (lidhur me këtë) **kanë thënë:**

**"Agjërimi** (ndërlidhet) **me atë që depërton brenda e jo me atë që del jasht".**

**Ibn Umeri r.a. lëshonte gjak duke qenë agjërueshëm, ndërsa më vonë këtë (veprim) e la dhe lëshonte gjak vetëm natën.**

**Ebu Musa** (El-Esharij) **e lëshonte gjakun e tij natën.**

Theksohet prej Sa'dit, Zejd b. Erkamit dhe Ummi Selemes që **duke agjëruar ka lëshuar gjak prej vetes.**

Bukejri duke transmetuar prej Ummi Alkames tha:

**"Na, duke** (agjëruar) **kemi lëshuar gjak te Aisheja dhe ajo nuk na e ndaloi".**

Duke transmetuar prej Hasan (Basriut) i cili e transmeton prej më shumë se një transmetuesi që (Muhammedi a.s. ka thënë).

**"E ka prishur agjërimin ai i cili lëshon gjak** (duke agjëruar) **dhe atij që i lëshohet** (gjaku)."

**Ajjashi më tha: Na tregoi Abdu-l-E'ala, ky prej Junusit, ky prej Hasan** (Basriut) **të cilit i është thënë:** "(A është kjo) **prej Pejgamberit s.a.v.s.? U përgjegj: Po. Pastaj shtoi: "All-llahu prap më së miri e di".**

١٩٣٨ — حدثنا مُعَلَّى بنُ أسدٍ حدَّثنا وُهَيبٌ عن أيوبَ عن عِكرِمةَ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ النبيَّ ﷺ احتجمَ وهوَ مُحرِمٌ، واحتجمَ وهوَ صائمٌ »

**1938.** Na ka treguar Mual-la b. Esedi, ky dëgjoi prej Vuhejbit, ky prej Ejjubit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar që t'i lëshohet gjaku duke qenë nën ihram (si) dhe ka lëshuar gjak duke qenë agjërueshëm.**

١٩٣٩ — حدثنا أبو مَعْمَرٍ حدَّثنا عبدُ الوارثِ حدَّثنا أيوبُ عن عِكرِمةَ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « احتجَمَ النبيُّ ﷺ وهوَ صائمٌ »

**1939.** Na ka treguar Ebu Ma'meri, ky dëgjoi prej Abdu-l-Varithit, ky prej Ejjubit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar që t'i lëshohet gjaku duke qenë agjërueshëm".**

١٩٤٠ — حدثنا آدمُ بنُ أبي إياسٍ حدَّثنا شُعبةُ قال سمعتُ ثابتاً البُنانيَّ قال « سُئلَ أنسُ بنُ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه: أكُنتم تَكرَهونَ الحِجامةَ للصائم؟ قال: لا، إلاّ مِن أجلِ الضَّعفِ » وزادَ شَبابةُ « حدَّثنا شُعبةُ: على عهدِ النبيِّ ﷺ »

**1940.** Na ka treguar Adem b. Ebu Ijasi, ndërsa ky dëgjoi prej Shu'bes i cili tha: E kam dëgjuar Thabit El-Bunaniun duke thënë: "Është pyetur Enes b. Maliku r.a.: **"A ju e keni përbuzur lëshimin e gjakut nga agjeruesi?" Jo - u përgjegj - por kjo ndodhi për shkak të dobësisë, ndërsa Shebabe**

**shtoi që i ka treguar Shu'be** (mbi lëshimin e gjakut) **në kohën e Pejgamberit s.a.v.s."** [23]

## باب الصوم في السفر والإفطار

١٩٤١ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن أبي إسحاق الشيباني سمع ابن أبي أوفى رضي الله عنه قال «كنا مع رسول الله ﷺ في سفر، فقال لرجل انزل فاجدح لي، قال: يا رسول الله الشمس، قال: انزل فاجدح لي، قال يا رسول الله الشمس، قال: انزل فاجدح لي، فنزل فجدح له فشرب، ثم رمى بيده ها هنا ثم قال: إذا رأيتم الليل أقبل من ها هنا فقد أفطر الصائم»

تابعه جرير وأبو بكر بن عياش الشيباني عن ابن أبي أوفى قال «كنت مع النبي ﷺ في سفر»

### Agjërimi dhe joagjërimi gjatë udhëtimit

**1941.** Na ka treguar Ali b. Abdull-llahu, ndërsa këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Ebu Is-hak Shejbaniut i cili ka dëgjuar që Ibn Ebu Eufa r.a. ka thënë:

- Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në rrugë (duke udhëtuar) e ai, i tha një njeriut (Bilalit):

**"Zbrit dhe ma përziej një gotë** (me qumësht dhe ujë)".

**Bilali u përgjegj: - Po dielli! O Resulall-llah?**

(Muhammedi a.s. e përsëriti) **duke thënë: Zbrit dhe ma përziej një gotë!**

(Pejgamberi s.a.v.s.) **tha: Zbrit dhe ma përziej një gotë!.** (Bilali) **zbriti dhe ia mbushi** (përziu gotën me qumësht dhe ujë) **dhe piu, pastaj tregoi me dorë** (drejtimin nga vie nata) **e tha: "Kur ta shikoni që nata vie prej këndej, agjëruesit i vie koha e iftarit.**

---

23 Hadithi i cili thekson prishjen e agjërimit gjatë lëshimit të gjakut është regjistruar në vitin e 8 të hixhrës, ndërsa është deroguar më vonë me dëshminë e transmetuar sipas Ibn Abbasit të cilën e ka thënë Mauhemmdi a.s. vitin e 10 të hixhrës gjatë marshimit ushtarak për çlirimin e Mekkes.

(Këtë version) e mbështet edhe Xheriri, Ebu Bekr b. Ajjash dhe Shejbaniu duke transmetuar prej Ibn Ebu Eufait i cili ka thënë: **"Kam qenë në një udhëtim me Pejgamberin s.a.v.s..."**

١٩٤٢ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن هشام قال حدثني أبي عن عائشة «ان حمزة بن عمرو الأسلمي قال: يارسول الله إني أسرد الصوم»

**1942.** Na ka treguar Museddedi ndërsa këtij i tha Jahjai, ky dëgjoi prej Hishamit i cili tha që më ka treguar ati im, se ka dëgjuar prej Aishes që Hamza b. Amr El-Eslemij ka thënë:

**"O Resulall-llah, unë gjithmonë agjëroj..."**

١٩٤٣ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها زوج النبي ﷺ «ان حمزة بن عمرو الأسلمي قال للنبي ﷺ: أأصوم في السفر؟ – وكان كثير الصيام – فقال: إن شئت فصم، وإن شئت فأفطر»

**1943.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Hisham b. Urves, ky prej të atit, ky prej Aishes r.a. bashkëshortes së Pejgamberit s.a.v.s. që Hamza b. Amr El-Eslemij i ka thënë Pejgamberit s.a.v.s.

**"A mund të agjëroj në udhëtim?** - ky shumë agjëronte - (Pejgamberi s.a.v.s.) iu përgjegj:

**"Nëse dëshiron agjëro, e nëse s'dëshiron mos agjëro?".** [24]

---

24 Tirmidhiu në Sunenin e tij nëpërmjet Abdull-llah b. Umerit ka theksuar që Muhammedi a.s. ka thënë: "Kur dielli perëndon e hyn nata, e dita shkon dhe hyn koha e iftarit. Këto janë shenjat më të kuptueshme të akshamit dhe të iftarit".

Nga hadithi mund të përfundohet:

- të agjërohet gjatë udhëtimit është më mirë sesa mos të agjërohet sepse edhe Muhammedi a.s. ka agjëruar. Ky është qëndrim edhe i: Esved b. Jezidit, Ebu Hanifes, ndërsa në Teudih theksohet që këtë mendim e mbështesin edhe: Shafiu, Maliku, Ebu Theuri, Uthman b. Ebu-l-Asai dh Enes b. Maliku;
- të drejtë zgjedhjeje (të agjërojë personi, apo të mos agjërojë) japin këta dijetarë: Abdull-llah b. Abbasi, Enesi, Ebu Seidi, Seid b. Musejjebi, A'tai, Seid b. Xhubejri, Hasan Basriu, Muxhahidi, Evzaiu dhe Lejthi;
- mosagjërimit i japin përparësi: Umer b. Abdu-l-Azizi, Sha'biu, Katade, Muhammedi.

## بابُ إذا صامَ أياماً من رَمضانَ ثم سافرَ

١٩٤٤ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن عُبيدِ اللهِ بنِ عبدَ اللهِ بنِ عُتبةَ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما «انّ رسولَ اللهِ ﷺ خرجَ الى مكةَ في رَمضانَ فصامَ، حتّى بلغَ الكَديدَ أفطرَ، فأفطرَ الناسُ». قال أبو عبدِ اللهِ: والكَديدُ ماءٌ بينَ عُسفانَ وقُديدٍ

## Kur (besimtari) agjëron disa ditë të Ramazanit pastaj niset në rrugë

**1944.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Ubejdi-l-lah b. Abdull-llah b. Utbes ky prej Ibn Abbasit r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. shkoi deri në Mekke gjatë Ramazanit dhe ka agjëruar, mirëpo kur arriti në El-Kedid** (emër burimi) **bëri iftar, dhe të gjithë njerëzit bënë iftar.**

Ebu Abdullahu (Buhariu) tha:

---

Aliu, Shafiu, Ahmedi dhe Is-haku.

Është transmetuar prej Umerit, Ebu Hurejres dhe Ibn Abbasit se: "Cili agjëron gjatë udhëtimit është i detyrar që atë ditë ta (zëvendësojë) agjërojë në shtëpi", ndërsa Abdu-r-Rahman b. Arifi ka thënë: "Kush agjëron gjatë udhëtimit, gabon në mënyrë të njëjtë, ashtu si ai i cili nuk agjëron e gjendet në shtëpi".

Theksohet që gjatë udhëtimit kanë agjëruar: Aishja, Kajs b. Ubbadi, Ebu-l-Esvedi, Ibn Sirini, Ibn Umeri, Amr b. Mejmuni dhe Ebu Vasili. Aliu r.a. ka thënë: "Cilin e zatet Ramazani në shtëpi e ai pastaj niset në udhëtim është i detyrar të vazhdojë agjërimin e ditëve të Ramazanit sepse në Kur'an thuhet:

"Cili prej jush është prezent (në shtëpi të vet) në muajin e Ramazanit le ta agjërojë"!

Ebu Mixhlezi ka thënë: "Le të mos udhëtojë askush gjatë Ramazanit, e nëse udhëton atëherë le të agjërojë!"

Imam Ahmedi ka thënë: "Udhëtarit i lejohet që të mos agjërojë, por nëse agjëron atëherë agjërimi është i plotfuqishëm".

Imam Ahmedi thonte se Umeri dhe Ebu Hurejre kanë urdhëruar që të agjërohen përsëri ditët të cilat janë agjëruar gjatë udhëtimit;

- të paditurit shpeshherë kritikojnë njerëzit për shkak të mosnjohurisë së tyre si dhe mosnjohjes së gjendjes faktike të problemeve. Muslimi thekson se si Hamza b. Amr Eslemi ka pyetur: "O Pejgamber! Unë ndihem i fuqishëm që të agjëroj gjatë udhëtimit, kështu që a gaboj që gjatë udhëtimit të mos agjëroj?"

- Mosagjërimi gjatë udhëtimit është një privilegj prej Zotit xh.sh. e kush e shfrytëzon është mirë, ndërsa cili dëshiron të agjërojë, ai s'është mëkatar.

**"Kedidi është ujë ndërmjet Usfanit dhe Kudejdes".** [25]

باب • ١٩٤٥ – حدثنا عبد الله بن يوسف حدثنا يحيى بن حمزة عن عبد الرحمن بن يزيد بن جابر أن إسماعيل بن عبيد الله حدثه عن أم الدرداء عن أبي الدرداء رضي الله عنه قال « خرجنا مع النبي ﷺ في بعض أسفاره في يوم حار حتى يضع الرجل يده على رأسه من شدة الحر وما فينا صائم، إلا ما كان من النبي ﷺ وابن رواحة »

**1945.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Jahja b. Hamzës, ky prej Abdu-r-Rahman b. Jezid b. Xhabirit, ky prej Ismail b. Ubejdi-l-Lahit, ky prej Ummi Derdasë dhe kjo prej Ebu Derdait r.a. i cili tha:

**"Dolëm me Pejgamberin s.a.v.s. në njërën prej udhëtimeve të tij në një ditë të nxehtë, dhe nga nxehtësia e madhe njeriu e vente dorën mbi kokën e vet. Në mesin tonë nuk ekzistonte agjërues përveç atij që qëndronte pranë Pjegamberit s.a.v.s. dhe Ibn Ruvahas** (Abdullahut).

باب قول النبي ﷺ لمن ظلل عليه واشتد الحر « ليس من البر الصوم في السفر »

١٩٤٦ – حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا محمد بن عبد الرحمن الأنصاري قال سمعت محمد بن عمرو بن الحسن بن علي عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهم قال « كان رسول الله ﷺ في سفر فرأى زحاما ورجلا قد ظلل عليه فقال: ما هذا؟ فقالوا صائم، فقال: ليس من البر الصوم في السفر »

25 Muhammedi a.s. së bashku me ushtrinë u nis prej Medines për në Mekke vitin e 8-të të hixhrës, ditën e mërkurë, dita e 10-të e Ramazanit pas namazit të iqindisë. Kur arriti në Salsalë (kodër afër Dhu-l-Hulejfes), zëdhënësi i tij thirri: "Cili dëshiron ta ndërprejë agjërimin, le ta ndërpresë, a cili dëshiron të agjërojë le të agjërojë!" "Të nesërmen Muhammedi a.s. arriti me ushtrinë në Kedidë dhe pas namazit të iqindisë e ndërpreu agjërimin duke qëndruar mbi deven e tij që ta vërejnë të gjithë njerëzit. Shumica e historianëve vërtetojnë se Muhammedi a.s. u nis prej Medines në ditën e 10 të Ramazanit ndërsa në Mekke hyri më 19 Ramazan. Nga ky hadith mund të konstatohet edhe kjo:
- që Muhammedi a.s. gjatë udhëtimit ka agjëruar ditën e parë të udhëtimit, ndërsa ditën e nesërme në Kedid publikisht e ndërpreu agjërimin. Në bazë të këtij rasti Shafiu nuk lejon mosagjërimin ditën kur personi niset në udhëtim. Mosagjërimi i ditës së parë të udhëtimit i lejohet, sipas Shafiut vetëm atij të cilin agimi e ka zatetur në rrugë.

## Fjala e Pejgamberit s.a.v.s.: Atij që i bëhet hije dhe (atë) që e djeg i nxehti, s'është devocion agjërimi (i tij) gjatë udhëtimit

**1946.** Na ka treguar Ademi, ky dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Muhammed b. Abdu-r-Rahman El-Ensariut, i cili tha që e dëgjova Muhammed b. Amr b. El-Hasan b. Aliun e ky prej Xhabir b. Abdi-l-lahit r.a. i cili tha: **"Pejgamberi s.a.v.s. ka qenë në një udhëtim dhe pa një grup njerëzish në mesin e të cilëve** (ekzistonte) **një njeri të cilit i kishin bërë hije.**

(Muhamedi a.s.) **pyeti: Ç'është kjo?**

**Iu përgjigjën:** (Ky është) **agjërues.**

(Muhamedi a.s. atëherë) **tha: "S'është devocion agjërimi gjatë udhëtimit".**

باب لم يَعِبْ أصحابُ النبيِّ ﷺ بعضُهم بعضا في الصَّومِ والإفطار

١٩٤٧ – حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسْلَمَةَ عن مالكٍ عن حُمَيدٍ الطّويلِ عن أنسِ بنِ مالكٍ قال «كُنّا نُسافِرُ مَعَ النبيّ ﷺ ، فلم يَعِبِ الصائمُ على المفطِرِ ، ولا المفطِرُ على الصائمِ »

## As-habët e Pejgamberit s.a.v.s. nuk e kanë qortuar njëri tjetrin për agjërim (gjatë udhëtimit).

**1947.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Humejd Et-Tavilit ky prej Enes b. Malikut i cili tha:

**"Udhëtonim me Pejgamberin s.a.v.s.** (në Ramazan) **dhe nuk e qortonte agjëruesi joagjëruesin e as joagjëruesi agjëruesin** (për shkak të agjërimit respektivisht mosagjërimit gjatë udhëtimit).

باب مَن أفطَرَ في السَّفَرِ ليَراهُ الناسُ

١٩٤٨ – حدّثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدّثنا أبو عَوانةَ عن مَنصورٍ عن مجاهدٍ عن طاوُسٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «خرَجَ رسولُ اللهِ ﷺ مِنَ المدينةِ الى مكةَ فصامَ حتّى بَلغَ عُسفانَ ، ثمّ دَعا بماءٍ فرَفَعَهُ الى يدِهِ ليُرِيَهُ الناسُ فأفطرَ حتّى قَدِمَ مكةَ ، وذلكَ في رَمضانَ ، فكانَ ابنُ عبّاسٍ يقولُ : قد صامَ رسولُ اللهِ ﷺ وأفطَرَ ، فمَن شاءَ صامَ ومَن شاءَ أفطَرَ »

## Joagjëruesi i cili botërisht nuk agjëron që ta shohin njerëzit

**1948.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Ebu Avane, ky dëgjoi prej Mensurit, ky prej Muxhahidit, ky prej Tavusit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. është nisur prej Medines për në Mekke dhe agjëroi deri sa arriti në Usfan,** (këtu) **kërkoi ujë, e ngriti atë** (lart) **në gjatësi të dorës së tij që njerëzit ta shohin, dhe kështu nuk agjëroi deri sa arriti në Mekke, kjo ndodhi në Ramazan.**

Ibn Abbasi thoshte: **"Pejgamberi s.a.v.s. ka agjëruar dhe s'ka agjëruar** (gjatë udhëtimit) **dhe cili ka dashur ka agjëruar e cili s'ka dashur nuk ka agjëruar".**

بــاب [ البقرة ١٨٤ ] : ﴿ وعلى الذين يطيقونه فدية ﴾

قال ابن عمر وسلمة بن الأكوع : نسخَتها ﴿ شهرُ رمضانَ الذي أُنزلَ فيه القرآنُ هُدىً للناسِ وبيِّناتٍ مِنَ الهُدَى والفُرقانِ، فمَنْ شَهِدَ منكمُ الشَّهرَ فلْيَصُمْهُ ، ومَنْ كانَ مَريضاً أو على سَفَرٍ فعِدَّةٌ مِن أيامٍ أُخَرَ ، يُريدُ اللهُ بكمُ اليُسْرَ ولا يُريدُ بكمُ العُسْرَ ولِتُكْمِلوا العِدَّةَ ولِتُكَبِّروا اللهَ على ما هَداكم ، ولعلَّكم تَشكرون ﴾ [ البقرة ١٨٥ ]

وقال ابنُ نُمَيرٍ حدَّثنا الأعمشُ حدَّثنا عَمرُو بنُ مُرَّةَ حدَّثنا ابنُ أبي ليلى حدَّثنا أصحابُ محمدٍ ﷺ « نَزَلَ رَمضانُ فشَقَّ عليهم ، فكانَ مَنْ أطعَمَ كلَّ يومٍ مِسكيناً تَرَكَ الصَّومَ مِمَّنْ يُطيقُه ، ورُخِّصَ لهم في ذلكَ ، فنَسَختْها ﴿ وأنْ تَصوموا خيرٌ لكم ﴾ فأُمِروا بالصَّوم »

## "Ata të cilët nuk mund të (agjërojnë) le ta kompenzojnë..."

*(El-Bekare: 184).*

Ka thënë Ibn Umeri dhe Seleme b. Ekve': "(Ky ajet është deroguar me ajetin):

***"...Muaji Ramazan është ai, në të cilin është shpallur Kur'ani, udhërrëfim për njerëzit dhe argument i qartë i rrugës së drejtë dhe dallues të së mirës nga e keqja. Cili prej jush do ta arrijë atë muaj, le ta agjërojë atë, e cili është i sëmurë ose në udhëtim, të njëjtin numër ditësh le t'i agjërojë më vonë, All-llahu ju dëshiron lehtësim***

***e nuk ju dëshiron vështirësi. Por ditët e caktuara t'i plotësoni dhe All-llahun ta madhëroni se u ka udhëzuar në rrugë të drejtë e të bëheni falemnderues".***

*(El-Bekare: 185)*

Ibn Numejri tha që na ka treguar El-E'ameshi, duke transmetuar prej Amr b. Murre ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Ebi Lejlës, këtij i thanë as-habët e Muhammedit s.a.v.s.:

**"Ramazani është shpallur dhe e kanë patur vështirë** (të agjërojnë kështu) **ai që ushqente për çdo ditë nga një varfënjak, e ka lënë agjërimin, pikërisht ai i cili nuk ka mundur të durojë. Këtë e kanë patur lehtësim, ndërsa më vonë e ka deroguar këtë,** (ajet) **vijues: "Të agjëroni është më mirë" dhe kështu janë urdhëruar të agjërojnë.**

١٩٤٩ — حدثنا عَيَّاشٌ حدَّثنا عبدُ الأعلى حدَّثنا عُبَيدُ اللهِ عن نافعٍ عن ابنِ عُمرَ رضيَ اللهُ عنهما « قَرَأَ

﴿ فِدْيَةٌ طَعامُ مَساكِينَ ﴾ قال : هيَ مَنْسوخةٌ »

**1949.** Na ka treguar Ajjashi, ky dëgjoi prej Abdu-l-E'ala, ky prej Ubejdil-Lahit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili tha:

**"Kompenzimi është ushqimi i varfënjakëve..."** dhe shtoi: **"Ky (ajet) është deroguar".**

## باب متى يُقضى قضاء رمضان ؟

وقال ابن عبَّاسٍ : لا بأسَ أنْ يُفرَّقَ ، لِقولِ اللهِ تعالى [ البقرة ١٨٥ ] : ﴿ فعِدَّةٌ مِن أيَّامٍ أُخَرَ ﴾ ، وقال سعيدُ بنُ المُسيَّبِ في صومِ العَشرِ : لا يَصلُح حتَّى يَبدأَ بِرمضانَ . وقال ابراهيمُ : إذا فرَّطَ حتَّى جاء رمضانٌ آخَرُ يَصومُهما ، ولم يَرَ عليهِ إطعاماً . ويُذكَرُ عن أبي هريرةَ مُرسَلاً ، وابن عبَّاسٍ أنه يُطعِمُ ، ولم يَذكُرِ اللهُ تعالى الإطعامَ ، إنما قال ﴿ فعِدَّةٌ مِن أيَّامٍ أُخَرَ ﴾ .

١٩٥٠ — حدثنا أحمدُ بنُ يونُسَ حدَّثنا زُهَيرٌ عن يَحيى عن أبي سَلَمَةَ قال : سمعتُ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها تقولُ « كانَ يَكونُ عليَّ الصَّومُ مِن رمضانَ فما أستَطيعُ أنْ أقضيَهُ إلاَّ في شَعبانَ » قال يَحيى : الشُّغلُ مِنَ النبيِّ أو بالنبيِّ ﷺ

## Kur kryhet kazaja (zëvendësimi) e Ramazanit?

Ibn Abbasi tha: **S'ka dëm që (kazaja) të kryhet me ndarje duke u bazuar në fjalën e All-llahut të Madhëruar "...I njejti numër prej ditëve tjera..."** (El-Bekare: 185).

Seid b. El-Musejjebi për (kazanë) e agjërimit dhjetëditor ka thënë: **"S'është mirë pasi që fillohet me agjërimin e Ramazanit".**

Ibrahimi ka thënë: "**Nëse** (besimtari) **nuk arrin ta kryej** (kazanë) **dhe e ka zënë Ramazani i dytë, i agjëron që të dy** (njëri pas tjetrit), **ndërsa ushqimi** (kompenzimi) **nuk i konsiderohet** (obligim)"

Ebu Hurejre në mënyrë të drejtpërdrejtë thekson këtë çështje, edhe Ibn Abbasi e përmend që **secili prej tyre ka ushqyer** (varfënjakë), **ndërsa All-llahu i Madhëruar** (në Kur'an) **nuk e ka theksuar ushqimin. Ai vetëm ka thënë:** "...(agjëroni) **të njejtin numër, prej ditëve tjera...**" (El-Bekare: 185).

**1950.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, këtij i ka thënë Zuhejri, ky dëgjoi prej Jahjait, ky prej Ebu Selemes i cili tha: E kam dëgjuar Aishen r.a. duke thënë:

**"Kam patur agjërim** (borxh) **të lënë dhe s'kam patur mundësi ta bëj kaza, vetëm në** (muajin) **shaban". Jahjai tha: "Të zërit të saj (me punë) ka qenë për shkak të Pejgamberit s.a.v.s. respektivisht me Perjamberin s.a.v.s."** [26]

---

26 Mendimi i Ibn Abbasit është që i sëmuari nëse ka ngrënë në muajin Ramazan dhe pasi që është shëruar nuk e ka zëvendësuar atë ditë gjatë tërë vitit, por ka pritur Ramazanin e ardhshëm. Ai duhet që t'i agjërojë ditët e mbetura borxh për shkak të sëmuarjes pas përfundimit të Ramazanit si dhe të ushqejë për secilën ditë të agjëruar nga një varfanjak duke i dhënë atij nga një mudd hurma (1/3 sa'-it) në ditë."

Ebu Harejre për rastin konkret ka thënë: "...për secilën ditë të agjëruar duhet dhënë varfanjakut nga një gjysëm sa'-i grurë".

Aisheja ditët të cilat i ka patur borxh t'i agjërojë i ka shtyrë (vonuar) duke pritur që Muhammedi a.s. personalisht t'ia lejojë, apo t'i urdhërojë. Kështu që ajo i agjëronte (zëvendësonte) në muajin Sha'ban kur edhe Muhammedi a.s. i përkushtohej ibadetit dhe agjërimit. Nga hadithi i përmendur mund të konkludohet:

- agjërimi (zëvendësimi) i ditëve të mbetura për shkaqe të arsyeshme mund të agjërohen në çdo kohë gjatë vitit pa kompenzim;

باب الحائض تترك الصوم والصلاة

وقال أبو الزناد: إن السنن ووجوه الحق لتأتي كثيرا على خلاف الرأي، فما يجد المسلمون بدا من اتباعها، من ذلك أن الحائض تقضي الصيام ولا تقضي الصلاة

١٩٥١ — حدثنا ابن أبي مريم حدثنا محمد بن جعفر قال حدثني زيد عن عياض عن أبي سعيد رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «أليس إذا حاضت لم تصل ولم تصم؟ فذلك نقصان دينها»

## Menstruacionet e ndërprejnë agjërimin dhe namazin

Ka thënë Ebu-z-Zinadi:

**"Synetet dhe normativat** (tjera) **të vërteta** (të sheriatit) **shpeshherë janë në kundërshtim me logjikën, dhe muslimanët s'gjejnë shtegdalje tjetër përveç që në atë mënyrë ta ndjekin. Prej tyre** (duhet theksuar): **femra me menstuacione e bën kaza agjërimin** (e ndërprerë për shkak të menstruacioneve), **ndërsa nuk e bën kaza namazin** (e ndërprerë nga e njejta arsye)". [27]

**1951.** Na ka treguar Ibn Ebu Merjem, ky ka dëgjuar prej Muhammed b. Xha'ferit, këtij i tha Zejdi, ky ka dëgjuar prej Ijadit, ky prej Ebu Seidit r.a. i cili tha:

**"A s'është rasti i femrës që sa herë i fiton menstruacionet nuk fal namaz e as agjëron, mangësi e fesë së saj?"**

- bashkëshortja duhet kujdesur për nevojat seksuale të bashkëshortit të saj dhe në bazë të tyre duhet planifikuar kryerjen e ibadeteve aq sa të jetë e mundur;

27 Ditët e Ramazanit të paagjëruara për shkaqe të arsyeshme nga ana e femrës duhet kompenzuar.

باب من مات وعليه صوم. وقال الحسن: إن صام عنه ثلاثون رجلا يوما واحدا جاز

١٩٥٢ — حدثنا محمد بن خالد حدثنا محمد بن موسى بن أعين حدثنا أبي عن عمرو بن الحارث عن
عبيد الله بن أبي جعفر أن محمد بن جعفر حدثه عن عروة عن عائشة رضي الله عنها أن رسول الله ﷺ
قال «من مات وعليه صيام صام عنه وليه»

تابعه ابن وهب عن عمرو. ورواه يحيى بن أيوب عن ابن أبي جعفر

## Individi i cili vdes dhe i mbetet borxh agjërimi

Tha Hasan (El-Basriu): "**Lejohet që të agjërojnë për te** (më vonë) **në një ditë 30 vetë".**

**1952.** Na ka treguar Muhammed b. Halidi ndërsa këtij i tha Muhammed b. Musa b. A'jeni, ky dëgjoi prej Ebu Amr b. Harithit, ky prej Ubejdil-Lah b. Ebu Xha'ferit që Muhammed b. Xha'feri duke transmetuar prej Urves, ky prej Aishes r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush vdes e i mbetet borxh agjërimi, le të agjërojnë për te më i afërmi i tij** (trashëgimtari)."

(Këtë sened) e mbështet edhe Ibn Vehbi duke transmetuar prej Amrit, si dhe (po të njëjtin) e transmeton Jahja b. Ejjubi, ky prej Ibn Ebu Xha'ferit.[28]

---

28 Këtë agjërim (zëvendësim) mund ta kryejë edhe më i afërti, qoftë nga (gjaku) i të atit, apo nënës së vdekur. Nëse agjërimin e kryen ndonjë i njohur, apo ndonjë mik i të vdekurit, atëherë ai agjërim (zëvendësim) është i vlershëm vetëm nëse kryhet me lejen dhe pëlqimin e të afërmve të personit të vdekur. Agjërimi (zëvendësimi) nuk radhitet ndër detyrimet e trashëgimtarit, apo fisit të trashëgimtarit, pra kjo është vetëm mustehab.

Nga hadithi i përmendur duhet konkluduar:

- lejohet agjërimi (zëvendësimi) për personin e vdekur. Ky është mendimi i Ahmedit, Shafiut, Ebu Theurit, Tavusit, Hasanit, Zuhriut, Katades, Hammad b. Ebu Sulejmanit, Lejth b. Sa'dit qoftë ky agjërimi (zëvendësimi) i agjërimit të Ramazanit të zotuar, apo kefaretit.

Sipas mendimit të Zuhriut, Malikut dhe Shafiut më i afërti i trashëgimtarit jep për secilën ditë të paagjëruar nga një mudd (1/3 sa'-it) grurë varfanjakut. Këta dijetarë nuk lejojnë agjërimin (zëvendësimin) për tjetrin.

Ebu Hanifja thotë: Trashëgimtarët e trashëgimisë i japin për secilën ditë të paagjëruar nga një gjysëm sa'-i grurë ose një sa' nga drithërat tjerë dhe atë, nëse trashëgimtari derisa

١٩٥٣ - حدثنا محمد بن عبد الرحيم حدثنا معاوية بن عمرو حدثنا زائدة عن الأعمش عن مسلم البطين عن سعيد بن جبير عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « جاء رجل الى النبي ﷺ فقال: يا رسول الله، إن أمي ماتت وعليها صوم شهر أفأقضيه عنها؟ قال: نعم، فدين الله أحق أن يقضى ». قال سليمان: قال الحكم وسلمة ونحن جميعا جلوس حين حدث مسلم بهذا الحديث، قالا سمعنا مجاهدا يذكر هذا عن ابن عباس، ويذكر عن أبي خالد حدثنا الأعمش عن الحكم ومسلم البطين وسلمة بن كهيل عن سعيد ابن جبير وعطاء ومجاهد عن ابن عباس « قالت امرأة للنبي ﷺ: إن أختي ماتت ». وقال يحيى وأبو معاوية عن الأعمش عن مسلم عن سعيد عن ابن عباس « قالت امرأة للنبي ﷺ: إن أمي ماتت ». وقال عبيد الله ابن عمرو عن زيد بن أبي أنيسة عن الحكم عن سعيد بن جبير عن ابن عباس « قالت امرأة للنبي ﷺ: إن أمي ماتت وعليها صوم نذر ». وقال أبو حريز حدثنا عكرمة عن ابن عباس « قالت امرأة للنبي ﷺ: ماتت أمي وعليها صوم خمسة عشر يوما »

**1953.** Na ka treguar Muhammed b. Abdu-r-Rahimi, ndërsa këtij i tha Muavije b. Amri, i cili dëgjoi prej Zaidit, ky prej A'meshit, ky prej Muslim El-Betinit, ky prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

**- Pejgamberit s.a.v.s. i erdhi një njeri e i tha:**

---

ka qenë gjallë e ka lënë këtë me testament, e nëse nuk e ka bërë këtë, atëherë trashëgimtarët nuk duhet kryer këtë.

Ahmedi, Is-haku dhe Ebu Ubejdi e dallojnë agjërimin (zëvendësimin) e Ramazanit nga agjërimi (zëvendësimi) i agjërimit të zotuar e thotë: "Agjërimin e zotuar të trashëgimtarit e agjërojnë (zëvendësojnë) trashëgimtarët e tij, ndërsa për secilën ditë të agjërimit duhet t'i japë të varfërit nga një mudd ushqim (grurë) vlera e të cilit është 1/3 sa'-it.

Dijetarët e shkollës hanefite konsiderojnë që i gjalli nuk agjëron (zëvendëson) për të vdekurin, e nëse këtë trashëgimtari e ka lënë me testament, atëherë trashëgimtarët për secilën ditë të paagjëruar për shkaqe të arsyeshme duhet dhënë të varfërit nga një gjysëm sa'-i grurë ose një sa' elb, respektivisht misër, apo diç të ngjashme me drithërat.

Mendimi unanim i dijetarëve është se askush për askë nuk mund të falë (zëvendësojë) namazin po kështu edhe të agjërojë (zëvendësojë) agjërimin, për arsye se këto janë detyrime të veçanta fizike të njeriut ndaj All-llahut xh.sh.

**"O Resulall-llah, më ka vdekur nëna, e ajo ka mbetur barxh një muaj agjërim. A mund ta agjëroj unë në vend të saj?"** - (Muhammedi a.s.) **iu përgjegj: Po, borxhi ndaj All-llahut duhet kryer sa më parë, tha ai.**

**Sulejmani** (A'meshi) **tha që:**

**- Hakemi dhe Seleme kanë thënë: "Së bashku kemi qenë duke ndejtur kur Muslimi e tregoi këtë rast, ata** (vazhduan) **duke thënë se e kemi dëgjuar Muxhahidin duke e** përmendur (këtë rast) **nëpërmjet të Ibn Abbasit. Theksohet prej Ebu Halidit e ky u informua prej A'meshit, ky prej Hakemit, Muslim El-Betinit dhe Seleme b. Kuhejlit, ky prej Seid b. Xhubejrit, A'tait dhe Muxhahidit dhe ata prej Ibn Abbasit: "Një grua i tha Pejgamberit s.a.v.s.: "Më ka vdekur motra".**

(Sipas një senedi tjetër) Jahja dhe Ebu Muavije, duke transmetuar prej A'meshit, ky prej Muslimit, ky prej Seidit, ky prej Ibn Abbasit thanë:

**- Një grua i tha Pejgamberit s.a.v.s. "Më ka vdekur nëna..."**

Tha Ubejdil-Lah b. Amr, ky prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit:

**- Një grua i tha Pejgamberit s.a.v.s.: "Më ka vdekur nëna, ndërsa asaj i ka mbetur borxh agjërimi i zotuar".**

Ebu Harizi tha: Na tregoi Ikrime duke transmetuar prej Ibn Abbasit:

**- Një grua i tha Pejgamberit s.a.v.s: "Më ka vdekur nëna, ndërsa asaj i kanë mbetur** (borxh) **agjërim prej 15 ditësh".** [29]

**باب** متى يَحِلُّ فِطرُ الصائم ؟ وأفطرَ أبو سعيدٍ الخُدْرِيُّ حينَ غابَ قُرصُ الشمسِ

١٩٥٤ — حدثنا الحُمَيديُّ حدثنا سُفيانُ حدثنا هِشامُ بنُ عُروةَ قال سمعتُ أبي يقولُ سمعتُ عاصمَ بنَ عمرَ بنِ الخطابِ عن أبيهِ رضيَ اللهُ عنه قال: قال رسولُ اللهِ ﷺ «إذا أقبلَ الليلُ مِن هاهنا، وأدبرَ النهارُ مِن هاهنا، وغربَتِ الشمسُ، فقد أفطرَ الصائمُ»

---

29 Pasi që nga disa hadithe mirret vesh që në detyrimet individuale fizike ndaj All-llahut xh.sh. s'mund të zëvendësojë askush askënd kështu që përmbajtjet e haditheve të theksuara në (përmbledhjen) e Buhariut nuk duhet kuptuar në mënyrë imperative, por vetëm si një veprim i lejuar.
Këto hadithe nuk janë në kundërshtim me ajetin:
"Askush s'do ta bartë barrën e askujt".

## Kur i lejohet agjëruesit të bëjë iftar?

**Ebu Seid El-Huduriji ka bërë iftar pasi që ka perënduar rrethi i diellit.**

**1954.** Na ka treguar Humejdiu, ndërsa këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Hisham b. Urves i cili ka thënë: e kam dëgjuar atin tim duke thënë: e dëgjova Asim b. Umer b. Hattabin, ky prej të atit të tij r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur paraqitet nata këndej, nga perëndimi, ndërsa dita shkon prej këtu, dielli perëndon, hën iftar ai që agjëron".**

١٩٥٥ – حدثنا إسحاقُ الواسطيُّ حدثنا خالدٌ عن الشَّيبانيِّ عن عبدِ اللهِ بنِ أبي أوفى رضيَ اللهُ عنهُ قال « كُنَّا مع رسولِ اللهِ ﷺ في سَفَرٍ وهوَ صائمٌ ، فلمَّا غابَتِ الشمسُ قال لِبعضِ القومِ : يا فلانُ قُمْ فاجدَحْ لنا ، فقال : يا رسولَ اللهِ لو أمسيتَ ، قال : انزِلْ فاجدَحْ لنا ، قال : يا رسولَ اللهِ فلو أمسيتَ ، قال : انزِلْ فاجدَحْ لنا ، قال : إنَّ عليكَ نهارًا ، قال : انزِلْ فاجدَحْ لنا . فنزَلَ فجدَحَ لهم ، فشَرِبَ النبيُّ ﷺ ثُمَّ قال : إذا رأيتُمُ الليلَ قد أقبلَ مِن هاهنا فقد أفطرَ الصائمُ »

**1955.** Na ka treguar Is-hak el Vasiti, këtij i tha Halidi, ky dëgjoi prej Shejbaniut, ky prej Abdil-Lah b. Ebu Eufait r.a. i cili tha: Kemi qenë me Perjgamberin s.a.v.s në një udhëtim. Ai (Muhammedi a.s.) ishte agjërueshëm dhe kur perëndoi dielli i tha njërit prej të pranishëmve (Bilalit):

**"Çohu dhe përzie një gotë** (me qumësht dhe ujë)!"

**Iu përgjegj** (njeriu): **O Resulall-llah, të kishe pritur muzgun!** (Muhammedi a.s. e përsëriti): **Zbrit dhe përzie një gotë!** (njeriu përsëri i) **tha: O Resulall-llah, të kishe pritur muzgun.** (Muhammedi a.s.) **tha: Zbrit dhe na e përziej një gotë.** (Njeriu përsëri) u **përgjegj: Me të vërtetë akoma është ditë.** (Muhammedi a.s. urdhëroi) **e tha:**

**- Zbrit dhe na e përziej një gotë** (me ujë);

(Atëherë, njeriu) **zbriti duke na përzier** (pijen) **dhe Pejgamberi s.a.v.s. piu e pastaj tha:**

**"Kur ta shihni që nata vie këndej, për atë që agjëron, është (koha) e iftarit".**

باب يُفطِرُ بما تيسَّر من الماء أو غيره

١٩٥٦ — حدثنا مُسدَّدٌ حدثنا عبدُ الواحدِ حدثنا الشَّيبانيُّ سليمانُ قال سمعتُ عبدَ الله بنَ أبي أوفى رضيَ اللهُ عنهُ قال «سِرْنا مع رسولِ الله ﷺ وهو صائمٌ، فلما غرَبَتِ الشمسُ قال انزِلْ فاجدَحْ لنا، قال: يا رسولَ الله لو أمسَيتَ، قال انزِلْ فاجدَحْ لنا، قال: يا رسولَ الله إنَّ عليكَ نهاراً، قال: انزِلْ فاجدَحْ لنا، فنزَلَ فجدَحَ، ثم قال: إذا رأيتُمُ الليلَ أقبلَ من ها هنا فقد أفطرَ الصائمُ. وأشارَ بإصبعهِ قِبَلَ المشرقِ»

## Agjëruesi bën iftar me ujë ose me diçka që është më lehtë për ta gjetur

**1956.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa këtij i tha Abdu-l-Vahidi, ky dëgjoi prej Shejbaniut i cili tha:

**- Kam dëgjuar prej Abdull-llah b. Ebi Eufait r.a. i cili tha: "Kemi udhëtuar me Perjgamberin s.a.v.s. derisa ishte duke agjëruar. Kur perëndoi dielli, tha: "Zbrit dhe na përziej një gotë** (ujë me qumësht)?"

**- O Resulall-llah, të kishe pritur muzgun,** (Muhamedi a.s.) **tha: "Zbrit dhe na e përziej** (një gotë ujë)".

(Përsëri njeriu tha:) **O Resulall-llah, akoma është ditë.**

(Muhammedi a.s. përsëriti): **"Zbrit dhe na e përziej ujin** (një gotë me ujë)".

(Njeriu) **zbriti dhe na përziu** (pijen) **dhe** (Muhamedi a.s.) **tha:**

**"Nëse e shihni që nata vie prej këndej, - duke u treguar me gishtin e tij në drejtim të** (lindjes), (atëherë) **agjëruesi bën iftarë".**

باب تعجيلِ الإفطارِ

١٩٥٧ — حدثنا عبدُ الله بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن أبي حازمٍ عن سَهلِ بنِ سعدٍ أنَّ رسولَ الله ﷺ قال «لا يَزالُ الناسُ بخيرٍ ما عجَّلوا الفِطرَ»

## Nxitimi i iftarit

**1957.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Ebu Hazimit, ky prej Sehl b. Sa'dit që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Njerëzit do të gjenden në (rrugë) të mirë aq sa do të nxitojnë me iftarin".**

١٩٥٨ — حدثنا أحمدُ بنُ يونسَ حدَّثَنا أبو بكرٍ عن سُليمانَ عنِ ابنِ أبي أوفى رضيَ اللهُ عنه قال

«كنتُ معَ النبيِّ ﷺ في سَفَرٍ، فصامَ حتَّى أمسى، قال لرجُلٍ: انزِلْ فاجدَحْ لي، قال: لو انتظرتَ حتى تُمسيَ، قال: انزِلْ فاجدَحْ لي، إذا رأيتَ الليلَ قد أقبلَ مِن ههُنا فقد أفطرَ الصائمُ».

**1958.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, këtë e informoi Ebu Bekri, ky dëgjoi prej Sulejmanit, ky dëgjoi prej Ibn Ebu Eufait r.a. i cili tha:

"Kemi qenë në udhëtim së bashku me Pejgamberin s.a.v.s. Ai agjëroi deri në muzg e i tha një njeriu:

**"Zbrit dhe ma përziej** (një gotë me qumësht dhe ujë)!"

(Njeriu) **tha: Të kishe pritur deri në muzg.**

(Muhammedi a.s. e përsëriti): **Zbrit dhe ma përziej** (një gotë me qumësht dhe ujë)! (Muhamedi a.s. shtoi): **Nëse e sheh natën duke u paraqitur në atë anë, agjëruesi bën iftar.**

### باب إذا أفطرَ في رمضانَ، ثمَّ طلعَتِ الشمسُ

١٩٥٩ — حدَّثني عبدُ اللهِ بنُ أبي شَيبةَ حدَّثَنا أبو أسامةَ عن هِشامِ بنِ عُروةَ عن فاطمةَ عن أسماءَ بنتِ أبي بكرٍ رضيَ اللهُ عنهما قالت «أفطرْنا على عهدِ النبيِّ ﷺ يومَ غيمٍ، ثمَّ طلعَتِ الشمسُ، قيلَ لهشامٍ: فأُمِروا بالقضاءِ؟ قال: بُدٌّ من قضاءٍ»؟ وقال مَعمَرٌ سمعتُ هشاماً يقولُ: لا أدري أقضَوْا أم لا»

## Nëse (agjëruesi) bën iftar në Ramazan (duke menduar se ka ra muzgu), e më vonë paraqitet dielli

**1959.** Na ka treguar Abdull-llah b. Ebu Shejbe, ky dëgjoi prej Ebu Usames, ky prej Hisham b. Urves, ky prej Fatimes, kjo prej Esmës, bijës së Ebu Bekrit r.a. e'cila tha:

**"Një ditë me mjegull në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. bëmë iftar dhe më vonë u paraqit dielli".**

**Hishamit iu tha: "Jemi urdhëruar që ta bëjmë kaza".**

**Tha: Kazaja është e domosdoshme.**

**Ma'meri tha: E dëgjova Hishamin duke thënë: "Nuk di a e kanë bërë kaza, apo jo".** [30]

## باب صوم الصبيان

وقال عمر رضي الله عنه لنشوان في رمضان: ويلك، وصبياننا صيام. فضربه

١٩٦٠ — حدثنا مسدد حدثنا بشر بن المفضل عن خالد بن ذكوان عن الربيع بنت معوذ قالت «أرسل النبي ﷺ غداة عاشوراء إلى قرى الأنصار: من أصبح مفطراً فليتم بقية يومه، ومن أصبح صائماً فليصم. قالت: فكنا نصومه بعد ونصوم صبياننا ونجعل لهم اللعبة من العهن، فإذا بكى أحدهم على الطعام أعطيناه ذاك حتى يكون عند الإفطار»

30 Kur agjëruesi bën iftar i mashtruar nga mjegulla (e madhe) e më vonë paraqitet dielli, atëherë ai s'duhet të vazhdojë të haje deri në kohën e iftarit dhe pas Ramazanit këtë ditë duhet ta agjërojë pa kompenzim (kefaret). Këtë mendim e mbështesin edhe: Ibn Sirini, Seid b. Xhubejri, Evzaiu, Theuriu, Maliku, Ahmedi, Shafiu dhe Is-haku. Muxhahidi , A'tai dhe Urve b. Zubejri deklarojnë që për rastin konkret s'duhet agjëruar (zëvendësuar) pikërisht si në rastin kur njeriu han ose pin në harresë. Është transmetuar që Umeri r.a. ka bërë iftar një ditë me mjegull diçka pak para se të perëndojë dielli. Kështu vepruan edhe njerëzit të cilët gjendeshin përreth tij. Më vonë u paraqit dielli, atëherë zëdhënësi bëri me dije që dielli akoma s'ka perënduar, ndërsa Umeri shtoi: "Kush ka bërë iftar, le ta agjërojë (zëvendësojë) këtë ditë"

## Agjërimi i fëmijëve

Umeri r.a. i tha një njeriu të dehur në Ramazan:

**"I ndjeri ti! Edhe fëmijët tanë agjërojnë, pastaj e rrahu atë".**

**1960.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Bishr b. El-Mufaddali, ky dëgjoi pre Halid b. Dhekvanit, ky prej Rrubejjes bijës së Muavedhit e cila tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. dërgoi ditën e Ashurasë** (informatën për banorët) **e fshatrave të ensarëve** (përreth Medines):

**"Cili agon si joagjërues, le të vazhdojë ashtu edhe pjesën e mbetur të asaj dite, e cili agon si agjërues, le të agjërojë!"**

(Rrubejja) tha: **Na kemi agjëruar, edhe fëmijët i kemi mësuar të agjërojnë. U kemi bërë atyre lojëra prej leshit të ngjyrosur, e nëse ndonjëri qante për ushqim, ia jepnim** (lojën) **dhe kështu** (qëndronin) **deri në iftar.** [31]

**باب** الوصالِ ، ومَن قال ليسَ في الليلِ صِيامٌ ، لقولهِ عزَّ وجلَّ ﴿ ثمَّ أتمُّوا الصيامَ إلى الليلِ ﴾ ونَهى النبيُّ ﷺ عنه رحمةً لهم وإبقاء عليهم ، وما يُكرَهُ مِنَ التعمّق

١٩٦١ — حدثنا مسدَّدٌ قال حدَّثني يحيى عن شُعبةَ قال حدَّثني قتادةُ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنهُ عن النبيِّ ﷺ قال : لاتُواصِلوا ، قالوا إنكَ تُواصِلُ ، قال : لستُ كأحدٍ منكم ، إنّي أُطعَمُ وأُسقى . أو إنّي أبيتُ أُطعَمُ وأُسقى »

31 Fëmijët e mitur nuk janë të detyruar të agjërojnë. Atyre agjërimi vetëm u preferohet, sepse në ato ditë fëmijët adaptohen të agjërojnë dhe më vonë e konsiderojnë nevojë dhe detyrë të tyre.
Is-haku konsideron që fëmija i cili i ka mbushur 12 vjet duhet dënuar nëse nuk agjëron, ndërsa Imam Ahmedi konsideron që ashtu duhet vepruar edhe me fëmijët e moshës 10 vjeçare.
Është regjistruar deklarata e Muhammedit: "Nëse fëmija mund të agjërojë tri ditë pa ndërprerje, ai detyrohet ta agjërojë tërë Ramazanin". Këta janë, sipas dijetarëve, fëmijë të cilët në gjumë mund të ejakulojnë.

## Lidhshmëria e agjërimit (agjërimi prej iftarit deri në iftar)

(Konstatimi): **"Natën s'ka agjërim"**, është bazuar në fjalën e të Madhit Zot: **"...Pastaj plotësoni agjërimin deri në muzg"** (El-Bekare: 188) **Pejgamberi s.a.v.s. këtë e ka ndaluar për hir të mëshirës ndaj atyre** (as-habëve) **që të mbajnë kondicion si dhe, e ka gjykuar çdo** (veprim) **të tepërt.**

**1961.** Museddedi tha: Më tregoi Jahjai, ky dëgjoi prej Shu'bes, i cili tha: Më tha Katade, ky prej Enesit r.a. ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Mos e bashkangjitni agjërimin"** (as-habët) **iu përgjegjën: Ti e bashkangjit.** (Muhammedi a.s.) **tha:**

**- Unë, s'jam si ju. Unë jam i ushqyer dhe s'jam i etshëm, ose ka thënë:**

**- Unë flej i ngopur e jo i etshëm.**

١٩٦٢ — **حدثنا** عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما قال «نهى رسول الله ﷺ عن الوصال، قالوا: إنك تواصل، قال: إني لست مثلكم، إني أطعم وأسقى»

**1962.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Abdull-llah b. Umerit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar lidhshmërinë** (e agjërimit). (As-habët) **thanë: Por ti bën lidhshmërinë** (agjëron ditë e natë)? (Muhammedi a.s.) **u përgjegj: "Unë s'jam si ju. Unë ushqehem dhe freskohem** (me fuqinë e durimit)".

١٩٦٣ — **حدثنا** عبد الله بن يوسف حدثنا الليث حدثني ابن الهاد عن عبد الله بن خباب عن أبي سعيد رضي الله عنه أنه سمع النبي ﷺ يقول «لا تواصلوا، فأيكم إذا أراد أن يواصل فليواصل حتى السحر، قالوا: فإنك تواصل يا رسول الله، قال: إني لست كهيئتكم، إني أبيت لي مطعم يطعمني وساق يسقين»

**1963.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Ibn Hadiut, ky prej Abdull-llah b. Habbabit, ky prej Ebu Seidit r.a. i cili e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Mos e bashkangjitni agjërimin. Nëse ndonjëri dëshiron ta bashkangjesë** (agjërimin e ditës dhe natës), **atëherë le ta bashkangjesë deri në syfyr!"** (As-habët) **i thanë: Por ti O Resulall-llah, e bashkangjet**

(agjërimin)? (Muhammedi a.s.) **u përgjegj: Unë s'jam si konstrukti juaj: unë flej, por** (kam) **ushqyes i cili më ushqen dhe furnizues me** (ujë) **i cili më freskon.**

١٩٦٤ — حدثنا عثمان بن أبي شيبة ومحمد قالا: أخبرنا عبدة عن هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها قالت «نهى رسول الله ﷺ عن الوصال رحمة لهم، فقالوا: إنك تواصل، قال: إني لست كهيئتكم، إني يطعمني ربي ويسقين». قال أبو عبد الله: لم يذكر عثمان «رحمة لهم»

**1964.** Na ka treguar Uthman b. Ebu Shejbe dhe Muhammed (b. Selami) të cilët thanë: Na informoi Abde, ky dëgjoi prej Hisham b. Urves, ky prej të atit të tij, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar lidhshmërinë e agjërimit për hir të mëshirës ndaj tyre (as-habëve) e ata i thanë: Por ti e bashkon** (agjërimin). (Muhammedi a.s.) **u përgjegj: Unë s'jam si konstrukti i juaj. Mua, më ushqen dhe më freskon Zoti im.**

[Ebu Abdull-llahu (Buhariu) tha: - Uthmani nuk e ka theksuar: "... për hir të mëshirës ndaj tyre (as-habëve)..."]

باب التنكيل لمن أكثر الوصال. رواه أنس عن النبي ﷺ

١٩٦٥ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني أبو سلمة بن عبد الرحمن أن أبا هريرة رضي الله عنه قال: «نهى رسول الله ﷺ عن الوصال في الصوم، فقال له رجل من المسلمين: إنك تواصل يا رسول الله. قال وأيكم مثلي؟ إني أبيت يطعمني ربي ويسقين. فلما أبوا أن ينتهوا عن الوصال واصل بهم يوما ثم يوما، ثم رأوا الهلال، فقال: لو تأخر لزدتكم. كالتنكيل لهم حين أبوا أن ينتهوا»

## Dënimi i merituar për atë që e ka tepruar në bashkangjitjen (e agjërimit të ditës dhe natës)

Në bazë të transmetimit të Enesit ndërsa ky prej Pejgamberit s.a.v.s.

**1965.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, ky dëgjoi prej Shuajbit, ky prej Zuhriut i cili tha: Më informoi Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmani që Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar bashkangjitjen e agjërimit** (ditën me natën), **dhe njëri ndër muslimanët i tha:**

**- O Resulall-llah, por ti e bashkangjet atë.** (Muhammedi a.s.) u **përgjegj: Cili është prej jush si unë? Unë flej, po Zoti im më ushqen dhe më freskon** (më jep ujë).

**Pasi që refuzuan ta ndërpresin bashkangjitjen** (e agjërimit) (Muhammedi a.s.) **agjëroi me ata dy ditë pa ndarë. Më vonë e panë hënën e re dhe tha**:

"**Të ishte vonuar** (hëna e re) **edhe pakëz do t'ua kisha shtuar** (agjërimin) **si dënim i mosndërprerjes** (bashkangjitjes së agjërimit).

١٩٦٦ — حدثنا يحيى حدثنا عبد الرزاق عن معمر عن همام أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « إياكم والوصال ، مرتين . قيل : إنك تواصل . قال : إني أبيت يطعمني ربي ويسقين ، فاكلفوا من العمل ما تطيقون »

**1966.** Na ka treguar Jahjai, ndërsa këtij i tha Abdu-r-Rezaku, ky dëgjoi prej Ma'merit, ky prej Hemmamit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"**Ruhuni nga bashkangjitja** (e agjërimit) **dy herë.**

**- Ju, - tha** (Muhammedit a.s.). **Por ti e bashkangjet vetë.**

**- Unë flej,** - tha ai, - e **Zoti im më ushqen dhe freskon (me ujë): Jeni të ngarkuar aq sa mundeni të bartni!**

باب الوصال إلى السحر

١٩٦٧ — حدثنا إبراهيم بن حمزة حدثني ابن أبي حازم عن يزيد عن عبد الله بن خباب عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه أنه سمع رسول الله ﷺ يقول « لا تواصلوا ، فأيكم أراد أن يواصل فليواصل حتى السحر ، قالوا فإنك تواصل يا رسول الله ، قال : لست كهيئتكم ، إني أبيت لي مطعم يطعمني وساق يسقين »

## Vazhdimi (i agjërimit) deri në syfyr

**1967.** Na ka treguar Ibrahim b. Hamza, ndërsa këtij i tha Ibn Ebu Hazimi, ky dëgjoi prej Jezidit, ky prej Abdi-l-Lah b. Habbabit, ky prej Ebu Seid El-Hudurijit r.a. i cili e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

"**Mos e bashkangjitni** (agjërimin e ditës dhe natës)!. **Cili dëshiron ta bashkangjesë** (agjërimin) **le ta bashkangjesë vetëm deri në syfyr?" Ata**

**iu përgjegjën: E ti o Resulall-llah, e bashkangjltë** (agjërimin). (Muhammedi a.s.) **u përgjegj: Unë s'jam si ju** (sepse edhe) **kur flej kam ushqyes i cili më ushqen dhe furnizues** (me ujë) **i cili më freskon.**

باب مَن أقسمَ على أخيهِ لِيُفطِرَ في التطوّعِ، ولم يرَ عليهِ قضاءً إذا كان أوفَقَ له

١٩٦٨ - حدثنا محمدُ بنُ بَشّارٍ حدثنا جعفرُ بنُ عَونٍ حدثنا أبو العُمَيسِ عن عَونِ بنِ أبي جُحَيفةَ عن أبيهِ قال «آخَى النبيُّ ﷺ بينَ سَلمانَ وأبي الدَّرداء، فزارَ سَلمانُ أبا الدَّرداء، فرأى أمَّ الدَّرداء مُتبذِّلةً فقال لها: ما شأنُكِ؟ قالت: أخوكَ أبو الدَّرداء ليسَ له حاجةٌ في الدُّنيا. فجاء أبو الدَّرداء فصنعَ له طعاماً فقال له: كُل، قال: فإني صائمٌ، قال: ما أنا بآكلٍ حتى تأكلَ. قال فأكلَ، فلما كان الليلُ ذهبَ أبو الدرداء يقومُ، قال: نَم، فنامَ. ثم ذهبَ يقومُ، فقال: نَم. فلما كانَ من آخرِ الليلِ قال سَلمانُ: قُمِ الآنَ، فصلّيا. فقال له سَلمانُ: إنّ لربِّكَ عليكَ حقّاً، ولنفسِكَ عليكَ حقّاً، ولأهلِكَ عليكَ حقّاً، فأعطِ كلَّ ذي حقٍّ حقَّه. فأتى النبيَّ ﷺ فذكرَ ذلكَ له، فقال له النبيُّ ﷺ: صدقَ سَلمانُ»

### Ai i cili i betohet vëllait të vet që ta ndërprejë agjërimin vullnetar, dhe nuk konsideron që e ka për obligim kazanë e tij, për shkak se kjo ka qenë e përshtatshme

**1968.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, ndërsa këtij i tha Xha'fer b. Auni, ky dëgjoi prej Ebu-l-Umejsit, ky prej Aun b. Ebu Xhuhejfes, ky prej të atit të tij, i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. i ka vëllazëruar Selmanin dhe Ebu-d-Derdain? Pastaj Selmani e vizitoi Ebu-d-Derdanë; e pa nënën e Derdait të depresionuar dhe e pyeti: "Ç'ke?"** (Ajo) **u përgjigj: Vëllai yt, Ebu-d-Derdai s'ka nevojë** (për femra) **në këtë botë.**

**Më vonë erdhi Ebu-d-Derdai dhe i përgatiti Selmanit ushqim e i tha: "Ha ti"!**

(Ebu-d-Derdai) **iu përgjegj: Unë agjëroj.** (Atëherë)

**- Edhe unë s'do të ha derisa ti të hash, i tha** (Selmani). (kështu) **Ebu-d-Derdai hëngri, deklaroi** (Selmani).

**Natën Ebu-d-Derdai u ngrit** (të falet), **kurse Selmani i tha - Fli - dhe ai fjeti. Pak më vonë përsëri u ngrit të falet, e Selmani i tha: - Fli! Në fund të natës Selmani i tha:**

**"Tani çou!"** Pastaj që të dy u falën.

**Selmani i tha: "Ti ke obligim ndaj Zotit tënd, ndaj vetvetes, e ke obligim edhe ndaj familjes tënde dhe secilit prej tyre jepja hakun** (të drejtën) **e vet".** (Më vonë) **Ebu-d-Derdai erdhi te Pejgamberi s.a.v.s. dhe** (këtë rast) **ia përmendi, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Selmani e ka thënë të vërtetën".** [32]

باب صوم شعبان

١٩٦٩ - حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن أبي النضر عن أبي سلمة عن عائشة رضي الله عنها قالت «كان رسول الله ﷺ يصوم حتى نقول لا يفطر، ويفطر حتى نقول لا يصوم، وما رأيت رسول الله ﷺ استكمل صيام شهر إلا رمضان، وما رأيته أكثر صياما منه في شعبان»

## Agjërimi në (muajin) Sha'ban

**1969.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Ebu-n-Nadrit, ky prej Ebu Selemes, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

---

32 Buhariu duke u mbështetur në tekstet e haditheve të thekusara konsideron që agjërimi nafile i ndërprerë nuk agjërohet (zëvendësohet). Mirëpo, juristët tjerë duke patur parasysh edhe shumë hadithe tjera, theksojnë që këtë agjërim duhet zëvendësuar (agjëruar). Këta, përveç shumë haditheve, theksojnë edhe deklaratën e transmetuar prej Termidhiut që Aishja ka thënë:

"Kemi agjëruar unë dhe Hafsa, dhe na është ofruar një ushqim të cilin e kemi dashur shumë dhe e hëngrëm. Më vonë erdhi Pejgamberi a.s.. Hafsa doli e para përpara tij e i tha:

"O Pejgamber, kemi agjëruar, mirëpo na u ofrua një ushqim të cilin e kemi dashur shumë dhe e hëngrëm?"

Ai tha: Në veud të saj agjëroni një ditë tjetër!

Daru Kutni thekson që Muhammed b. Munkediri ka thënë: - Një shok i Pejgamberit a.s. ka përgatitur ushqim dhe e ftoi Pejgamberin dhe disa shokë të tij. Kur e shtroi ushqimin, njëri prej tyre u tërhoq në një anë e Pejgamberi a.s. i tha: "Çka ke?"

Ai i tha: Në vend të saj agjëroni një ditë tjetër.

- Me këtë shpenzim e ke ngarkuar vëllain tënd e tani dëshiron të agjërosh. Ha, pastaj zëvendësoje (agjëroje) këtë ditë! - i tha Pejgamberi a.s. Nafilen e ndërprerë është vaxhib të agjërohet (zëvendësohet) dita për ditë sipas mendimit të: Ebu Bekrit, Umerit, Aliut, Ibn Abbasit, Xhabir b. bdull-llahut, Aishes dhe Ummi Selemes. Këtë mendim e mbështesin edhe: Hasan Basriu, Seid b. Xhubejri, Ebu Hanife, Maliku, Ebu Jusfi dhe Muhammedi.

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka agjëruar aq shumë sa kemi thënë që s'do ta prishë më, a ka ngrënë aq shumë sa kemi thënë që s'do të agjërojë më. Por nuk e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. që të ketë agjëruar plotësisht një muaj** (të tërë) **përveç Ramazanit,** (po kështu) **nuk e kam parë të ketë agjëruar më shumë sesa në** (muajin) **sha'ban".**

١٩٧٠ – حدثنا معاذ بن فضالة حدثنا هشام عن يحيى عن أبي سلمة أن عائشة رضي الله عنها حدثته قالت «لم يكن النبي ﷺ يصوم شهراً أكثر من شعبان، وكان يصوم شعبان كله، وكان يقول: خذوا من العمل ما تطيقون، فإن الله لا يمل حتى تملوا. وأحب الصلاة إلى النبي ﷺ ما دووم عليه وإن قلت. وكان إذا صلى صلاة داوم عليها»

**1970.** Na ka treguar Muadh b. Fedali, ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej Jahjait, ky prej Ebu Selemes të cilit i tha Aisheja r.a.:

**- Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka agjëruar në asnjë muaj më tepër** (ditë) **sesa në sha'ban. Pothuajse e agjëronte tërë sha'banin dhe thoshte:**

**"Kryeni vepra të mira, aq sa mund të bartni, sepse All-llahu nuk do të lodhet** (duke dhuruar) **derisa s'lodheni edhe ju** (duke punuar)."

**Namazi më i dashur te Pejgamberi s.a.v.s. ishte ai** (namaz) **i cili zgjat qoftë edhe** (namaz) **i shkurtë. Kur falte ndonjë namaz, atëherë në këtë ishte këmbëngulës.** [33]

---

33 Nesaiu thekson që Usame ka thënë: "O Pejgamber, po vërej që nuk agjëron në asnjë muaj më shumë sesa në muajin sha'ban?"

- Pejgamberi u përgjigj: Ky është muaji në të cilin më së shpejti veprat e njerëzve ngrihen tek Zoti, prandaj dëshiroj që veprat e mia të ngrihen tek Ai si agjërues. Tirmidhiu thekson që Enesi e ka pyetur Muhammedin a.s.: "Cili agjërim është më i mirë?"

- Agjërimi në sha'ban - u përgjigj Muhammedi a.s. sepse me këtë (muaj) i bëhet nder Ramazanit.

Pastaj Enesi pyeti: Kur është më mirë që të ndahet lëmosha? Muhammedi a.s. u përgjigj: Në muajin Ramazan. Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe përmes Ebu Hurejres theksojnë që Muhammedi a.s. ka thënë: "Mos agjëroni në gjysmën e fundit të muajit sha'ban!"

باب ما يذكر من صوم النبي ﷺ وإفطاره

١٩٧١ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا أبو عوانة عن أبي بشر عن سعيد بن جبير عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «ما صام النبي ﷺ شهراً كاملاً قط غير رمضان، ويصوم حتى يقول القائل: لا والله لا يفطر، ويفطر حتى يقول القائل: لا والله لا يصوم»

## Ç'thuhet për agjërimin dhe mosagjërimin e Pejgamberit s.a.v.s.

**1971.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Ebu Avane, ky dëgjoi prej Ebu Bishrit, ky prej Seid b. Xhubejrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka agjëruar muaj të plotë asnjëherë përveç Ramazanit.** (Por) **agjëronte aq sa thuhej: Jo, për Zotin, ai s'do ta ndërprejë, a e ka ndërprerë** (agjërimin) **aq sa thuhej: Jo, për Zotin ai s'do të agjërojë".**

١٩٧٢ – حدثني عبد العزيز بن عبد الله قال حدثني محمد بن جعفر عن حميد أنه سمع أنساً رضي الله عنه يقول «كان رسول الله ﷺ يفطر من الشهر حتى نظن أن لا يصوم منه، ويصوم حتى نظن أن لا يفطر منه شيئاً: وكان لا تشاء تراه من الليل مصلياً إلا رأيته، ولا نائماً إلا رأيته». وقال سليمان عن حميد أنه سأل أنساً في الصوم ع

**1972.** Na ka treguar Abdu-l-Aziz b. Abdi-l-Lahu, ndërsa këtij i tha Muhammed b. Xha'feri, ky dëgjoi prej Humejdit, këtë e informoi Enesi r.a. dhe tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. s'agjëronte** (gjatë) **një muaji aq shumë sa kujtonim që prej** (atij) **muaji s'ka agjëruar asgjë, po agjëronte aq shumë sa kujtonim që prej** (atij) **muaji s'ka lëshuar** (pa agjëruar asnjë ditë). **Ai ishte ashtu, natën e shihje vetëm duke u falur, por e shihje edhe duke fjetur.**

Sulejmani tha duke transmetuar prej Humejdit që ky e ka pyetur Enesin për agjërimin (e Pejgamberit s.a.v.s.).

١٩٧٣ – حدثني محمد أخبرنا أبو خالد الأحمر أخبرنا حميد قال سألت أنسا رضي الله عنه عن صيام النبي ﷺ فقال « ما كنت أحب أن أراه من الشهر صائما إلا رأيته، ولا مفطرا إلا رأيته، ولا من الليل قائما إلا رأيته، ولا نائما إلا رأيته، ولا مسست خزة ولا حريرة ألين من كف رسول الله ﷺ، ولا شممت مسكة ولا عبيرة أطيب رائحة من رائحة رسول الله ﷺ »

**1973.** Na ka treguar Muhammedi, këtij i tha Ebu Halid El-Ahmeri, ky dëgjoi prej Humejdit i cili tha: E kam pyetur Enesin r.a. për agjërimin e Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"S'kam mundur e të mos e shoh se agjëron në një pjesë të muajit, e as si joagjërues, po ashtu** (s'kam mundur) **të mos e shoh si falet në një pjesë të natës e as si flen të mos e shoh. Nuk kam prekur pëlhurë të leshit as të mëndafshit e as mëndafsh të pastër, më të butë se pëllëmba e Pejgamberit s.a.v.s. e as kam marrë erë e as amber** (lloj i erës) **më të këndshëm sesa era e Pejgamberit s.a.v.s."**

باب حق الضيف في الصوم

١٩٧٤ – حدثنا إسحاق أخبرنا هارون بن إسماعيل حدثنا علي حدثنا يحيى قال حدثني أبو سلمة قال حدثني عبد الله بن عمرو بن العاص رضي الله عنهما قال « دخل علي رسول الله ﷺ » فذكر الحديث، يعني « إن لزورك عليك حقا، وإن لزوجك عليك حقا. فقلت: وما صوم داود؟ قال: نصف الدهر »

## Të drejtat e musafirit mbi agjërimin

**1974.** Na ka treguar Is-haku, ky dëgjoi prej Harun b. Ismailit, ky prej Aliut, ky prej Jahjait, ndërsa këtij i tha Ebu Seleme, ky prej Abdull-llah b. Amr b. El-Asi r.a. i cili tha:

**- Hyri te unë Pejgamberi s.a.v.s. - pastaj e përmendi hadithin** (Abdu-ll-llahu): **"Me të vërtetë ndaj musafirit** (mikut) **tënd ke obligim dhe ndaj bashkëshortes tënde ke obligim..." E pyeta: Ç'është agjërimi i Davudit? U përgjegj:** (Të agjërosh) **gjysmën e kohës.**

باب حق الجسم في الصوم

١٩٧٥ — حدثنا ابن مقاتل أخبرنا عبد الله أخبرنا الأوزاعي قال حدثني يحيى بن أبي كثير قال حدثني

أبو سلمة بن عبد الرحمن قال حدثني عبد الله بن عمرو بن العاص رضي الله عنهما « قال لي رسول الله ﷺ : يا عبد الله ، ألم أخبر أنك تصوم النهار وتقوم الليل ؟ فقلت : بلى يا رسول الله . قال : فلا تفعل ، صم وأفطر ، وقم ونم ، فإن لجسدك عليك حقا ، وإن لعينك عليك حقا ، وإن لزوجك عليك حقا ، وإن لزورك عليك حقا . وإن بحسبك أن تصوم كل شهر ثلاثة أيام ، فإن لك بكل حسنة عشر أمثالها ، فإن ذلك صيام الدهر كله . فشددت فشدد علي . قلت : يا رسول الله إني أجد قوة ، قال : فصم صيام نبي الله داود عليه السلام ولا تزد عليه . قلت : وما كان صيام نبي الله داود عليه السلام ؟ قال : نصف الدهر . فكان عبد الله يقول بعد ما كبر : يا ليتني قبلت رخصة النبي ﷺ »

## Obligimi trupor gjatë agjërimit

**1975.** Na ka treguar Ibn Mukatili, këtë e informoi Abdull-Ilahu, këtij i tha Euzaiu, ky dëgjoi prej Jahja b. Ebu Kethirit, ky prej Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Abdull-Ilah b. Amr b. El-Asit r.a. i cili tha:

- Më tha Pejgamberi s.a.v.s.:

**"Abdull-llah, s'jam i informuar se si ti ditën agjëron, ndërsa tërë natën** (falesh)?

**- Po, o Resulall-llah, i thashë.**

**- Mos vepro ashtu! i tha ai** (Muhammedi a.s.) **dhe shtoi:**

**- Agjëro, po edhe mos agjëro, falu por edhe flij! Ti ke obligim ndaj trupit tënd, ndaj syve tu, ndaj bashkëshortes, a ke obligim edhe ndaj musafirit** (mikut) **tënd. Me të vërtetë të mjafton që të agjërosh çdo muaj nga tri ditë sepse për çdo vepër të mirë do të kesh shpërbiimin e dhjetëfishuar, a kjo do të thotë sikur të agjërosh tërë kohën. Kam qenë në këtë shumë këmbëngulës dhe i thashë:**

**"O Resulall-llah, unë akoma jam i fortë!"**

(Pejgabmeri a.s.) **m'u përgjegj:** (Atëherë) **agjëro, agjërimin e Pejgamberit Davud a.s. dhe atij** (agjërimi) **asgjë mos i shto!**

**- Si ka qenë agjërimi i Pejgamberit Davudit a.s.? e pyeta atë.**

- (Muhammedi a.s.) **m'u përgjegj: Gjysma** e (jetës) **kohës.**

**Pasi që u shty në moshë Abdull-llahu thonte:**

**"Ku të ishte fati që ta kisha pranuar lejen e Pejgamberit s.a.v.s.**

باب صوم الدهر

١٩٧٦ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني سعيد بن المسيب وأبو سلمة بن عبد الرحمن أن عبد الله بن عمرو قال « أخبر رسول الله ﷺ أني أقول: والله لأصومن النهار ولأقومن الليل ما عشت، فقلت له: قد قلته بأبي أنت وأمي. قال: فإنك لا تستطيع ذلك، فصم وأفطر، وقم ونم، وصم من الشهر ثلاثة أيام فإن الحسنة بعشر أمثالها، وذلك مثل صيام الدهر. قلت: إني أطيق أفضل من ذلك. قال: فصم يوماً وأفطر يومين. قلت إني أطيق أفضل من ذلك. قال: فصم يوماً وأفطر يوماً، فذلك صيام داود عليه السلام، وهو أفضل الصيام. فقلت: إني أطيق أفضل من ذلك، فقال النبي ﷺ: لا أفضل من ذلك »

### Agjërimi tërë jetën

**1976.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, ndërsa këtij i tha Shuajbi, ky dëgjoi prej Zuhriut, i cili deklaron: Më informoi Seid b. El-Musejjebi dhe Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmani që Abdull-llah b. Amri ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. është informuar që unë kam thënë:

**"Për All-llahun, me të vërtetë ditën do të agjëroj, a tërë natën do të falem, dhe atë deri sa të jem gjallë".**

**I thashë atij:** "(Sakrifikoj) **të atin tim, për ty dhe nënën time, këtë me të vërtetë e kam thënë".**

**- Ti këtë me të vërtetë nuk mund ta bartësh - u përgjigj ai -** (pra) **agjëro dhe ndërpreje, falu dhe fli! Agjëro prej secilit muaj nga tri ditë, sepse çdo vepër e mirë është dhuratë e dhjetëfishuar, e kjo do të thotë sikur të agjërosh tërë kohën** (jetën).

**Ju përgjegj: Unë me të vërtetë kam fuqi më shumë sesa kaq.**

(Muhammedi a.s.) **i tha: Një ditë agjëro e dy ditë jo.**

**- Unë mundem më shumë sesa kaq - e përsërita.**

**- Agjëro një ditë, a një ditë jo - i thashë - ky është agjërim i Davudit a.s. dhe ai është agjërimi më i vlershëm.**

**- Unë kam fuqi edhe më të madhe - tha ai.**

**Pejgamberi s.a.v.s. tha: Më të vlershëm se ky nuk ka.**

باب حق الأهل في الصوم، رواه أبو جحيفة عن النبي ﷺ

١٩٧٧ — حدثنا عمرو بن علي أخبرنا أبو عاصم عن ابن جريج سمعت عطاء أن أبا العباس الشاعر أخبره أنه سمع عبد الله بن عمرو رضي الله عنهما يقول «بلغ النبي ﷺ أني أسرد الصوم، وأصلي الليل فإما أرسل إلي وإما لقيته فقال: ألم أخبر أنك تصوم ولا تفطر، وتصلي؟ فصم وأفطر وقم ونم، فإن لعينيك عليك حظاً وإن لنفسك وأهلك عليك حظاً. قال: إني لأقوى لذلك. قال: فصم صيام داود عليه السلام. قال: وكيف؟ قال: كان يصوم يوماً ويفطر يوماً ولا يفر إذا لاقى. قال: من لي بهذه يا نبي الله» قال عطاء: لا أدري كيف ذكر صيام الأبد، قال النبي ﷺ «لا صام من صام الأبد» مرتين

## Të drejtat familjare gjatë agjërimit

Në bazë të transmetimit të Ebu Xhuhejfes prej Pejgamberit s.a.v.s.

**1977.** Na ka treguar Amr b. Aliu, ndërsa këtë e informoi Ebu Asimi, ky prej Ibn Xhurejxhit: E dëgjova Ata'in që Ebu-l-Abbasi, poet, e ka informuar atë që ai e ka dëgjuar Abdull-llah b. Amrin r.a. duke thënë:

**- Pejgamberit s.a.v.s. i ka arritur lajmi se unë agjëroj gjithmonë** (ditën) **e falem natën, dhe, ose ai dërgoi dikë pas meje, ose unë e takova, e më tha:**

**"A s'jam informuar që ti agjëron pandërprerje, falesh** (nafile) **e s'flen? Agjëro, por edhe ndërpreje agjërimin, falu por edhe fli, sepse sytë tuaj kanë pjesë tek ti, shpirti dhe familja yte kanë pjesën e tyre tek ti".**

**Unë jam i fortë për t'i bartur të gjitha këto,-tha (Abdull-llahu).** (Muhammedi a.s.) **u përgjegj: Agjëro si agjërimi i Davudit a.s. - Si? - pyeti** (Abdull-llahu). (Muhammedi a.s.) **u përgjigj: Ai një ditë ka agjëruar e një ditë jo, dhe nuk ikte nëse takohej** (me armikun). **Tha:** (Abdull-llahu) **O Resulall-llah të kisha vepruar edhe unë ashtu.**

**Ata-i tha: - Nuk di si e ka theksuar agjërimin e përhershëm, atëherë Pejgamberi s.a.v.s. e përsëriti dy herë: "S'ka agjërim ai që agjëron gjithmonë".** [34]

باب صوم يوم وإفطار يوم

١٩٧٨ — حدثنا محمد بن بشار حدثنا غندر حدثنا شعبة عن مغيرة قال سمعت مجاهداً عن عبد الله
ابن عمرو رضي الله عنهما عن النبي ﷺ قال «صم من الشهر ثلاثة أيام» قال: أطيق أكثر من ذلك،
فما زال حتى قال: «صم يوماً وأفطر يوماً» فقال «اقرأ القرآن في كل شهر» قال: إني أطيق أكثر، فما زال
حتى قال: «في ثلاث»

## Agjërimi një ditë po e një ditë jo

**1978.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij i tha Gunderi, ky dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Mugires i cili tha se kam dëgjuar prej Muxhahidit, ky prej Abdi-l-Lah b. Amrit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Agjëro prej çdo muaji nga tri ditë!"**

(Abdull-llahu) **tha: Unë kam mundësi edhe më tepër se kaq, dhe këtë e përsëriste shpesh, derisa** (Muhammedi a.s.) **i tha: "Agjëro një ditë a tjetrën jo"!**

Tha: (Abdu-l-llahu) **Unë kam mundësi më tepër sesa aq, - dhe këtë e përsëriste, derisa** (Muhammedi a.s.) **i tha:**

"(Atëherë) **në tri** (ditë)".

---

34 Është theksuar që Nuhi a.s. ka agjëruar tërë vitin përveç dy ditëve të para të bajrameve të Ramzanit dhe Kurban bajramit.

باب صوم داود عليه السلام

١٩٧٩ — حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا حبيب بن أبي ثابت قال سمعت أبا العباس المكي - وكان شاعراً، وكان لا يُتَّهم في حديثه - قال: سمعت عبد الله بن عمرو بن العاص رضي الله عنهما قال: قال لي النبي ﷺ «إنك لتصوم الدهر وتقوم الليل، فقلت: نعم، قال إنك إذا فعلت ذلك هجمت له العين ونفهت له النفس، لا صام من صام الدهر، صوم ثلاثة أيام صوم الدهر كله. قلت: فإني أطيق أكثر من ذلك، قال: فصم صوم داود عليه السلام: كان يصوم يوماً ويفطر يوماً، ولا يفر إذا لاقى»

## Agjërimi i Davudit a.s.

**1979.** Na ka treguar Ademi, këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Habib b. Ebu Thabitit i cili tha: E dëgjova Ebu-l-Abbas El-Mekkiun, ky ka qenë poet, mirëpo në transmetimin e tij nuk dyshohej që ka thënë se e kam dëgjuar Abdull-llah b. Amr b. El-Asin r.a. duke thënë:

**- Më ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: "Ti me të vërtetë agjëron tërë kohën ndërsa natën falesh?"**

**Ju përgjegja: Po.**

**Tha:** (Muhammedi a.s.) **Nëse vepron ashtu do të qorrohen sytë dhe do të lëshojë fuqia. S'ka agjërim ai që agjëron tërë kohën. Agjërimi në** (çdo muaj) **nga tri ditë është barazi me agjërimin e tërë kohës.**

**Ju përgjigja: Unë kam mundësi edhe më shumë.**

- (Atëherë) **agjëro, agjërimin e Davudit a.s., i tha ai.**

- (Davudi a.s.) **një ditë ka agjëruar e një ditë jo, e nëse është ndeshur** (me armikun) **nuk ka ikur.**

١٩٨٠ - حدثنا إسحاق بن شاهين الواسطي حدثنا خالد بن عبد الله عن خالد الحذاء عن أبي قلابة قال
أخبرني أبو المليح قال: دخلت مع أبيك على عبد الله بن عمرو فحدثنا أن رسول الله ﷺ ذكر له صومي،
فدخل علي، فألقيت له وسادة من أدم حشوها ليف، فجلس على الأرض وصارت الوسادة بيني وبينه،
فقال: أما يكفيك من كل شهر ثلاثة أيام؟ قال قلت: يا رسول الله... قال: خمسا. قلت: يا رسول
الله... قال: سبعا. قلت: يا رسول الله... قال: تسعا. قلت: يا رسول الله... قال: إحدى عشرة.
ثم قال النبي ﷺ: لا صوم فوق صوم داود عليه السلام: شطر الدهر، صم يوما وأفطر يوما»

**1980.** Na ka treguar Is-hak b. Shahin El-Vasitiji, ndërsa këtij i tha Halid b. Abdil-lahi, ky dëgjoi prej Halid El-Hadhdhait, ky prej Ebu Kilabes i cili tha: Më ka informuar Ebu-l-Melihu duke thënë:

- Hyra me atin tënd te Abdu-ll-llah b. Amri i cili na tha:

**"Pejgamberit s.a.v.s. i është përmendur agjërimi im dhe hyri te unë** (në shtëpi). **Ia dhashë një jastuk të lëkurës të mbushur me fije.** (Mirëpo) **ai u ul në tokë, a jastuku mbeti ndërmjet nesh".**

**Tha** (Muhammedi a.s.): **A s'të mjafton** (të agjërosh) në **çdo muaj nga tri ditë?**

**I thashë: O Resulall-llah,** (pak është).

(Muhammedi a.s.) **i tha: Pesë** (ditë).

**Iu përgjigja: O Resulall-llah,** (pak është).

(Muhammedi a.s.) **tha: Shtatë** (ditë).

**I thashë: O Resulall-llah**, (pak është).

(Muhammedi a.s.) **tha: nëntë** (ditë).

**I thashë: O Resulall-llah**, (pak është)

(Muhammedi a.s.) **tha: Njëmbëdhjetë** (ditë). **Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: "S'ka agjërim mbi agjërimin e Davudit a.s. e kjo do të thotë gjysma e kohës. Agjëro një ditë dhe tjetrën jo!"** [35]

---

35 Nga hadithi i përmendur mund të kuptohet:

باب صيام البيض : ثلاث عشرة وأربع عشرة وخمس عشرة

١٩٨١ – حدثنا أبو معمر حدثنا عبد الوارث حدثنا أبو التياح قال حدثني أبو عثمان عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «أوصاني خليلي ﷺ بثلاث: صيام ثلاثة أيام من كل شهر، وركعتي الضحى، وأن أوتر قبل أن أنام»

## Agjërimi i ditëve të bardha: E trembëdhjeta, e katërmbëdhjeta dhe e pesëmbëdhjeta

**1981.** Na ka treguar Ebu Ma'meri, ndërsa këtij i tha Abdu-l-Varithi, këtij Ebu-t-Tejahu, ky dëgjoi prej Ebu Uthmanit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha:

**"Më porositi miku im** (Muhammedi) **s.a.v.s. për tre gjëra: agjërimi i tri ditëve të secilit muaj: falja e dy reqatave duha-namazit dhe falja e vitër-namazit para se të flejë".** [36]

---

- agjërimi nafile më i mirë është ai, i Davudit a.s.;
- përkujdesja dhe mëshira e Pejgamberit ndaj sahabeve dhe angazhimi ndaj tyre për bëmirësinë personale e të përgjithshme.
- lejohet theksimi publik i veprave të mira të njerëzve;
- detyrë e secilit muslimani është nxitja për vepra të mira dhe angazhim që të pengohen njerëzit nga të këqiat.

36 Ditët e bardha janë 13, 14, dhe dita e 15 e secilit muaj kur Hëna e shkëlqen tokën gjatë tërë natës. Ibn Maxhe përmes Minhalit thekson që Muhammedi a.s. ka urdhëruar që ditët e bardha të agjërohen duke i vlerësuar ato me agjërimin e tërë kohës. Ebu Davudi thotë që Hafsa ka deklaruar: "Pejgamberi ka agjëruar nga tri ditë në çdo muaj: të hënën e parë dhe të enjten e parë gjatë një muaji si dhe të hënën e javës së fundit të muajit edhe pse këto nuk kanë qenë ditë të bardha".

Aliu thekson që Muhammedi a.s. ka thënë: "Agjërimi i Ramazanit si dhe agjërimi prej secilit muaji nga tri ditë është i barabartë sikur të agjërosh tërë vitin si dhe ky lloj i agjërimit largon nga zemra e njeriut urrejtjen".

Ibn Habibi ka thënë që Ebu Derda ka agjëruar ditën e parë, të dhjetën dhe të njëzetën të secilit muaj dhe shtoi: "Kjo (formë e agjërimit) është e barabartë me agjërimin e tërë vitit për arsye se çdo vepër e mirë llogaritet në mënyrë të dhjetëfishuar.

## باب من زار قوماً فلم يفطر عندهم

١٩٨٢ — حدثنا محمد بن المثنى قال حدثني خالد هو ابن الحارث حدثنا حميد عن أنس رضي الله عنه « دخل النبي ﷺ على أم سليم، فأتته بتمر وسمن، قال: أعيدوا سمنكم في سقائه وتمركم في وعائه فإني صائم. ثم قام إلى ناحية من البيت فصلى غير المكتوبة، فدعا لأم سليم وأهل بيتها. فقالت أم سليم: يارسول الله إن لي خويصة، قال: ما هي؟ قالت: خادمك أنس. فما ترك خير آخرة ولا دنيا إلا دعا لي به: اللهم ارزقه مالاً وولداً، وبارك له. فإني لمن أكثر الأنصار مالاً. وحدثتني ابنتي أمينة أنه دفن لصلبي مقدم الحجاج البصرة بضع وعشرون ومائة »

قال ابن أبي مريم أخبرنا يحيى بن أيوب قال حدثني حميد سمع أنساً رضي الله عنه عن النبي ﷺ

### Ai i cili viziton miqtë dhe nuk bën iftar tek ata

**1982.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, këtij i tha Halid b. Harithi, ky dëgjoi prej Humejdit, ky prej Enesit r.a.:

**- Pejgamberi s.a.v.s. hyri te Ummi Seleme e kjo i solli hurma dhe yndyrë.**

**- Ktheje yndyrën në enë, kurse hurmën në pjatë, sepse unë agjëroj - i tha ai. Pastaj shkoi në një kënd të dhomës dhe fali** (nafile) **namaz, është lutur për Ummu Sulejmen dhe familjen e saj.**

**Ummi Sulejme tha: O Resulall-llah kam një dëshirë të veçantë"!**

**- Cila është ajo? - pyeti ai.**

**- Shërbëtori yt Enesi** (tha ajo), (lutu për të, sepse) **s'ka lënë të mirë të Ahlretit e as të kësaj bote e të mos e ketë kërkuar prej** (All-llahut).

**- O All-llah - është lutur ai - jepi atij pasuri, fëmijë dhe ruaje atë** (prej të keqes).

**- Unë isha** (tha Enesi) **prej më të pasurve të ensarëve.**

**- Më ka treguar** (tha Humejdi) **edhe bija ime Umejne që ai, deri me arritjen e Haxhxhaxhit në Basër ka varrosur 120 e sa fëmijë të tij.**

Ibn Ebu Merjem tha se na informoi Jahja b. Ejjubi, duke thënë se i transmetoi Humejdit, ky dëgjoi prej Enesit r.a. e ky (të njëjtin sened) e transmeton prej Pejgamberit s.a.v.s.[37]

باب الصوم من آخر الشهر

١٩٨٣ – حدثنا الصلت بن محمد حدثنا مهدي عن غيلان ، وحدثنا أبو النعمان حدثنا مهدي بن
ميمون حدثنا غيلان بن جرير عن مطرف عن عمران بن حصين رضي الله عنهما عن النبي ﷺ أنه سأله
– أو سأل رجلا وعمران يسمع – فقال يا فلان أما صمت سرر هذا الشهر ؟ قال أظنه قال يعني رمضان ، قال
الرجل : لا ، يارسول الله . قال : فإذا أفطرت فصم يومين ، لم يقل الصلت : أظنه يعني رمضان »
قال أبو عبد الله : وقال ثابت عن مطرف عن عمران عن النبي ﷺ « من سرر شعبان »

## Agjërimi në fund të muajit

**1983.** Na ka treguar Es-Salt b. Muhammedi, ndërsa këtij i tha Mehdiu, ky dëgjoi prej Gajlanit, ky prej Ebu-n-Nu'manit, ky prej Mebdi b. Mejmunit, ky prej Gajlan b. Xheririt, ky prej Mutar-rifit, ky prej Imran b. Husajnit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. **që ai e ka pyetur atë - apo e ka pyetur një njeri, kurse Imrani dëgjonte:**

**- O filan filani - tha ai - A nuk agjërove në fund të këtij muaji?**

(Ebu-n-Nu'mani) **tha: - Mendoj tha** (Mutar-rifi) **"Kishte për qëllim** (Imrani) **Ramazanin". Njeriu u përgjegj: Jo, o Resulall-llah:** (Muhammedi a.s. tha): **"Kur ta ndërpresh,** (atëherë) **agjëro dy ditë!"**

**Salti** (në senedin e parë) nuk ka thënë: - **Mendoj që Mutarrifi tha: "Kishte për qëllim** (Imrani) **Ramazanin".**

---

37 Haxhxhaxh b. Jusufi në vitin 75 të hixhretit u vendos si guvernator në Basra, ndërsa Enesi atëherë ka patur 80 vjet. Historianët theksojnë që Enesi gjatë jetës së tij ka varrosur 123 fëmijë të tij, duke mos i llogaritur nipat. Nga hadithi mund të konkludohet: - agjërimin nafile s'duhet prishur pa ndonjë arsye të madhe; - dhurata mund të kthehet nëse ajo nuk konsiderohet fyerje për atë që e jep; - duhet ruajtur prej lukseve (salltaneteve) në ushqim, pije, veshje, si dhe aspekteve tjera të jetës; - të diturit duhet të gjenden ndër njerëz dhe t'i arsimojnë ata; - lutja pas namazit është akt i legalizuar; - të mirat e All-llahut s'duhet fshehur; - Enesi përveç një numri bukur të madh të fëmijëve ka patur edhe dy kopshte të cilat i jepnin fryte nga dy dhe më shumë herë në vit.

Ebu Abdil-Lahi (Buhariu) tha: **Thabiti ka thënë, duke transmetuar prej Mutar-rifit, ndërsa ky prej Imranit, ky prej Pejgamberit s.a.v.s. "...dy ditët e fundit të sha'banit".**

باب صوم يوم الجمعة، وإذا أصبح صائماً يوم الجمعة فعليه أن يفطر

١٩٨٤ – حدثنا أبو عاصم عن ابن جريج عن عبد الحميد بن جبير بن شيبة عن محمد بن عباد قال «سألت جابراً رضي الله عنه: أنهى النبي ﷺ عن صوم يوم الجمعة؟ قال: نعم». زاد غير أبي عاصم «يعني أن ينفرد بصومه»

**Agjërimi ditën e premte**

Kur (njeriu) zgjohet duke agjëruar ditën e premte obligohet ta ndërprejë

**1984.** Na ka treguar Ebu Asimi, ky prej Ibn Xhurejxhit, ky prej Abdu-l-Hamid b. Xhubejrit, ky prej Muhammed b. Abbadit i cili tha:

**"E pyeta Xhabirin r.a.: "A e ka ndaluar Pejgamberi s.a.v.s agjërimin të premten?"**

**- Po - u përgjigj:**

Përveç Ebu Asimit të tjerët shtuan: **"Do të thotë që të dallohet** (kjo ditë) **me agjërim".**

١٩٨٥ – حدثنا عمر بن حفص بن غياث حدثنا أبي حدثنا الأعمش حدثنا أبو صالح عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: سمعت النبي ﷺ يقول «لا يصوم أحدكم يوم الجمعة إلا يوماً قبله أو بعده»

**1985.** Na ka treguar Umer b. Hafs b. Giathi, ky dëgjoi prej të atit, ky prej A'meshit, i cili tha që ka dëgjuar prej Ebu Salihut, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha: - E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Mos të agjërojë askush prej jush vetëm ditën e premte, por** (së bashku) **me këtë, të agjërojë edhe një ditë, para ose pas saj".**

١٩٨٦ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن شعبة. ح. وحدثني محمد حدثنا غندر حدثنا شعبة عن قتادة عن أبي أيوب عن جويرية بنت الحارث رضي الله عنها أن النبي ﷺ دخل عليها يوم الجمعة وهي صائمة فقال: أصمت أمس؟ قالت: لا. قال: تريدين أن تصومي غداً؟ قالت: لا. قال: فأفطري» وقال حماد بن الجعد سمع قتادة حدثني أبو أيوب «أن جويرية حدثته فأمرها فأفطرت»

**1986.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa këtij i tha Jahjai, ky prej Shu'bes (ndërsa sipas një senedi tjetër) thuhet: Na ka treguar Muhammedi, ky dëgjoi prej Gunderit, ky prej Shu'bes, ky prej Katades, ky prej Ebu Ejjubit, ky prej Xhuvejrijes, e bija e Harithit r.a. që "**Pejgamberi s.a.v.s. hyri tek ajo ditën e premte, kur ajo agjëronte e i tha:**

**- A ke agjëruar dje? e pyeti** (Muhammedi a.s.)

**- Jo, u përgjegj ajo.**

(Muhammedi a.s.) **e pyet? A dëshiron të agjërosh nesër?**

**- Jo, u përgjegj ajo.**

(Muhammedi a.s.) **i tha: Ndërpreje** (agjërimin).

Hammad b. El-Xha'd tha që e dëgjova Kataden, ndërsa këtij i tregoi Ebu Ejjubi, ky prej Xhuvejrijes që Pejgabmeri s.a.v.s. urdhëroi dhe ajo e ndërpreu agjërimin.[38]

38 Nesaiu përmes Ebu Davudit thekson që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ebu Derda, mos e përcakto ditën e premte të vetme pa ndonjë ditë tjetër së bashku për agjërim e as mos e përcakto natën e premte (të vetme) pa ndonjë natë tjetër së bashku për lutje!"

Deklaratat e disa sahabeve që Muhammedi a.s. shpeshherë ka agjëruar të premten, nuk janë në kundërshtim me theksimet e mësipërme. Ato janë të vërteta vetëm se duhet kutpuar që Pejgamberi a.s. ka agjëruar të premten, por gjithmonë së bashku edhe me një ditë tjetër para ose pas të premtes.

Nga hadithi mund të konkludohet:

- Mekruh është të agjërohet vetëm dita e premte. Këtë qëndrim e mbështesin: Nehaiu, Shabiu, Zuhriu dhe Muxhahidi e është transmetuar edhe përmes Aliut, Ebu Umerit, Ahmedit dhe Is-hakut. Ibn Mundhiri dhe Ibn Hazmi në mënyrë kategorike e ndalojnë agjërimin ditën e premte.

Agjërimin ditën e premte e kanë lejuar: Ibn Abbasi, Muhammed b. Munkediri, Maliku, Ebu Hanife dhe Muhammed b. Hasani.

Maliku ka thënë: "Nuk kam dëgjuar asnjë dijetar të njohur i cili e ndalon agjërimin ditën e premte".

Ngrënia të premten dhe ditët e bajrameve është kërkesë logjike. Këto janë ditë të ibadeteve të gjata fetare, të shoqërimeve reciproke të njerëzve, ditë gëzimi në të cilat duhet patur më tepër energji, mikëpritje kështu që me agjërimin e këtyre ditëve do të pengoheshin rezultate të dukshme.

باب هل يخص شيئا من الأيام ؟

١٩٨٧ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن سفيان عن منصور عن إبراهيم عن علقمة « قلت لعائشة رضي الله عنها : هل كان رسول الله ﷺ يختص من الأيام شيئا ؟ قالت : لا ، كان عمله ديمة ، وأيكم يطيق ما كان رسول الله ﷺ يطيق » ؟

## A përcaktohet ndonjë ditë e javës për agjërim

**1987.** Na ka treguar Museddedi, ky dëgjoi prej Jahjait, ky prej Sufjanit, ky prej Mensurit, ky prej Ibrahimit, ky prej Alkames:

**- E pyeta Aishen r.a.: "A ka përcaktuar Pejgamberi s.a.v.s ndonjë ditë** (në javë) **për agjërim?"**

**- Jo, u përgjigj ajo. Veprimtaria e tij ishte kontinuitive, e kushdo prej jush mund ta kryej** (një vepër) **të cilën e kryente Pejgamberi s.a.v.s.?"**

باب صوم يوم عرفة

١٩٨٨ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن مالك قال : حدثني سالم قال حدثني عمير مولى أم الفضل أن أم الفضل حدثته . ح . وحدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن أبي النضر مولى عمر بن عبيد الله عن عمير مولى عبد الله بن عباس عن أم الفضل بنت الحارث « أن ناسا تماروا عندها يوم عرفة في صوم النبي ﷺ ، فقال بعضهم : هو صائم ، وقال بعضهم : ليس بصائم . فأرسلت إليه بقدح لبن وهو واقف على بعيره فشربه »

## Agjërimi ditën e qëndrimit në Arefat

**1988.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa ky dëgjoi prej Jahjait, ky prej Malikut i cili tha: Më ka thënë Salimi, ky dëgjoi prej Umejrit, rob i lirë i Ummu-l-Fadlit, që këtij i ka treguar Ummu-l-Fadli (por sipas një senedi tjetër thuhet) na tregoi Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Ebu-n-Nadrit, rob i lirë i Umer b. Ubejdil-Lahit, ky prej Umejrit, rob i lirë i Abdil-Lah b. Abbasit, ky prej Ummu-l-Fadlit, bija e Harithit **që disa njerëz kanë diskutuar tek ajo mbi agjërimin e Pejgamberin s.a.v.s. ditën e qëndrimit në Arefatë** (9 dhu-l-hixhxhe). **Disa prej tyre thanë: "Ai agjëron", disa thanë: "Nuk agjëron". Unë ia dërgova një gotë me qumësht derisa gjendej mbi deven e tij e ai e piu atë.**

١٩٨٩ – حدثنا يحيى بن سليمان أخبرني ابن وهب - أو قرئ عليه - قال أخبرني عمرو عن بكير عن كريب عن ميمونة رضي الله عنها «أن الناس شكوا في صيام النبي ﷺ يوم عرفة، فأرسلت إليه بحلاب وهو واقف في الموقف، فشرب منه والناس ينظرون»

**1989.** Na ka treguar Jahja b. Sulejmani, këtë e informoi Ibn Vehbi - ose iu lexua atij - tha më informoi Amri, e ky prej Bukejrit, ky prej Kurejbit, ky prej Mejmunes r.a. **që njerëzit kanë dyshuar në agjërimin e Pejgamberit s.a.v.s. ditën e Arefatit, andaj ajo ia dërgoi një enë me qumësht të freskët derisa ai qëndronte në Arefat e ai pinte qumësht, kurse njerëzit e shikonin.**

باب صوم يوم الفطر

١٩٩٠ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن أبي عبيد مولى ابن أزهر قال «شهدت العيد مع عمر بن الخطاب رضي الله عنه فقال: هذان يومان نهى رسول الله ﷺ عن صيامهما: يوم فطركم من صيامكم، واليوم الآخر تأكلون فيه من نسككم»

## Agjërimi ditën e bajramit të Ramazanit

**1990.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Ibn Sha'banit, ky prej Ebu Ubejdit, rob i lirë i Ibn Ez-herit i cili tha:

**- Mora pjesë në manifestimin e bajramit me Umer b. Hattabin r.a. i cili tha: "Pejgamberi s.a.v.s e ka ndaluar të agjërohet në këto dy ditë: ditën e ndërprerjes së agjërimit tuaj** (dita e parë e bajramit të Ramazanit), **ndërsa dita tjetër është ajo** (ditë) **në të cilën hani (mish) prej kurbanëve tuaj".**

١٩٩١ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا وهيب عن عمرو بن يحيى عن أبيه عن أبي سعيد رضي الله عنه قال «نهى النبي ﷺ عن صوم يوم الفطر والنحر، وعن الصماء، وأن يحتبي الرجل في الثوب الواحد»

**1991.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, ky dëgjoi prej Vuhejbit, ky prej Amr b. Jahjait, ky prej atit të tij, ndërsa ky prej Ebu Seidit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e kà ndaluar agjërimin ditën e ndërprerjes së agjërimit** (ditën e parë të bajramit të Ramazanit) **ditën e prerjes së kurbanit, veshjes së një petku të vetëm dhe falja e** (nafile namazit)

١٩٩٢ – وعن صلاة بعد الصبح والعصر

**1992. Menjëherë pas namazit të Sabahut dhe iqindisë".**

باب صوم يوم النحر

١٩٩٣ – حدثنا إبراهيم بن موسى أخبرنا هشام عن ابن جريج قال أخبرني عمرو بن دينار عن
عطاء بن ميناء قال سمعته يحدث عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «ينهى عن صيامين وبيعتين: الفطر
والنحر، والملامسة والمنابذة»

## Agjërimi ditën e Kurban bajramit

**1993.** Na ka treguar Ibrahim b. Musa, këtë e`informoi Hishami, ky prej Ibn Xhurejxhit i cili tha që e ka informuar Amr b. Dijnari, ky dëgjoi prej Ata b. Mijnait duke thënë:

**- E kam dëgjuar** (Amrin) **duke treguar për Ebu Hurejren r.a. i cili thoshte: "Ndalohen dy** (lloje) **të agjërimit dhe dy** (lloje) **të tregtisë: agjërimi ditëve të bajramit të Ramazanit dhe Kurban bajramit; dhe tregtia duke e prekur mallin dhe hedhja e parave mbi mallin e shitësit".**

١٩٩٤ – حدثنا محمد بن المثنى حدثنا معاذ أخبرنا ابن عون عن زياد بن جبير قال «جاء رجل إلى
ابن عمر رضي الله عنهما قال: رجل نذر أن يصوم يوما قال: أظنه قال الاثنين فوافق ذلك يوم عيد،
فقال ابن عمر: أمر الله بوفاء النذر، ونهى النبي ﷺ عن صوم هذا اليوم»

**1994.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, ndërsa këtij i tha Muadhi, ky dëgjoi prej Ibn Aunit, ky prej Zijad b. Xhubejrit i cili tha:

**- Ibn Umerit r.a.** (Abdullahut) **i erdhi një njeri** (në Minne) **e i tha:**

**"Një njeri është zotuar që të agjërojë një ditë.** (Zijadi) **tha: "Mendoj siç tha se ishte** (dita) **e hënë dhe kjo** (ditë) **përputhej me ditën e bajramit". Ibn Umeri r.a. u përgjigj: "All-llahu ka urdhëruar që zotimi të zbatohet e Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar agjërimin e kësaj dite** (bajramit)". [39]

39 Urdhëresa kur'anore është e përgjithshme, ndërsa ndalesa e Muhammedit a.s. është specifike dhe e veçantë për këtë arsye kësaj i jepet përparësi.

١٩٩٥ – حدثنا حَجَّاجُ بنُ مِنْهالٍ حدَّثَنا شُعبةُ حدَّثَنا عبدُ الملكِ بنُ عُمَيرٍ قال سمعتُ قَزَعةَ قال سمعتُ أبا سعيدٍ الخُدريَّ رضيَ اللهُ عنهُ وكانَ غزا معَ النبيِّ ﷺ ثِنْتَيْ عَشرةَ غَزوةً قال: سمعتُ أربعاً منَ النبيِّ ﷺ فأعجبنَني، قال: «لا تُسافِرِ المرأةُ مَسيرةَ يومينِ إلا ومعَها زوجُها أو ذو مَحْرَمٍ، ولا صومَ في يومينِ:

الفِطرِ والأضحى، ولا صلاةَ بعدَ الصُّبحِ حتى تَطلُعَ الشمسُ، ولا بعدَ العصرِ حتى تَغرُبَ، ولا تُشَدُّ الرِّحالُ إلا إلى ثلاثةِ مَساجدَ: مَسجدِ الحرامِ، ومَسجدِ الأقصى، ومَسجدي هذا»

**1995.** Na ka treguar Haxhxhaxh b. Minhali, ndërsa ky u informua prej Shu'bes, ky dëgjoi prej Abdu-l-Melik b. Umejrit i cili tha:

**- E kam dëgjuar Kazain kur thoshte: "E dëgjova Ebu Seid El-Hudurium r.a. i cili ka luftuar me Pejgamberin s.a.v.s. në 12 beteja duke thënë:**

**- Kam dëgjuar prej Pejgamberit s.a.v.s. katër** (gjëra) **dhe më kanë përlqyer shumë e ato janë:**

**"Të mos udhëtojë femra dy ditë udhëtim, përveç me bashkëshortin e vet ose me më të afërmin** (respektivisht me atë që i ndalohet martesa), **të mos agjërohet në dy ditë: bajramin e Ramazanit dhe të Kurbanit, të mos falet namaz menjëherë pas namazit të sabahut derisa të lind dielli, dhe pas namazit të iqindisë derisa të perëndojë dielli si dhe të mos detyrohen udhëtimet me përjashtim në këto tri xhamia: për në Mesxhidu-l-Haram** (Qabe), **Mesxhidu-l-Aksa** (në Jerusalem) **dhe për në xhaminë time këtu** (në Medine)".

باب صيام أيام التشريق

١٩٩٦ – قال أبو عبدِ اللهِ: قال لي محمدُ بنُ المثنَّى حدَّثَنا يحيى عن هشامٍ قال أخبرَني أبي «كانت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها تصومُ أيامَ مِنًى، وكانَ أبوهُ يَصومُها»

Përveç kësaj, nëse urdhëresa dhe ndalesa kanë të bëjnë me një çështje apo kuptim identik atëherë përparësi i jepet ndalesës.

## Agjërimi pas prerjes së kurbanit dhe gjatë dy ditëve të fundit të bajramit

**1996.** Ebu Abdull-llahu ka thënë:

Më tha Muhammed b. El-Muthenna duke transmetuar prej Jahjait, ky prej Hishamit i cili tha që më **informoi ati im që Aisheja r.a. ka agjëruar ditët kur ishte në Minne, po edhe i ati i saj i agjëronte".**

١٩٩٧ ، ١٩٩٨ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا غندر حدثنا شعبة سمعت عبد الله بن عيسى عن
الزهري عن عروة عن عائشة، وعن سالم عن ابن عمر رضي الله عنهم، قالا «لم يرخص في أيام التشريق أن
يصمن إلا لمن لم يجد الهدي»

**1997, 1998.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, ky dëgjoi prej Gunderit, ky prej Shu'bes (i cili tha):

**- E kam dëgjuar Abdull-llah b. Isa-in, duke transmetuar prej Zuhriut, ky prej Urves, ky prej Aishes dhe prej Salimit, ky prej** (Abdu-ll-llahut) **Ibn Umerit r.a. që Aisheja dhe Abdull-llah b. Umeri kanë deklaruar se:** "(Pejgamberi) **nuk ka lejuar të agjërohet ditët e teshrikut** (therjeve të kurbanit) **përveç ai i cili s'ka patur kurban".**

١٩٩٩ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن سالم بن عبد الله بن عمر عن
ابن عمر رضي الله عنهما قال «الصيام لمن تمتع بالعمرة إلى الحج إلى يوم عرفة، فإن لم يجد هديا ولم يصم
صام أيام منى». وعن ابن شهاب عن عروة عن عائشة مثله. وتابعه إبراهيم بن سعد عن ابن شهاب

**1999.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, i cili dëgjoi prej Malikut, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Salim b. Abdi-l-Lah b. Umerit, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili ka thënë:

**"I lejohet agjërimi atij që dëshiron të shfrytëzojë umren deri në haxhë dhe atë deri në ditën e qëndrimit në Arefat** (9. Dhu-l-hixhxhe). **Nëse haxhiu nuk ka gjetur kurban dhe nuk ka agjëruar** (më herët), **ai do të agjërojë ditët kur të gjendet në Minne** (ditën e teshrikut)".

- Kjo në tërësi është transmetuar prej Ibn Shihabit, i cili këtë e përcolli prej Aishes.

Në një sened tjetër, Maliku e mbështet Ibrahim b. Sa'din duke transmetuar prej Ibn Shihabit.[40]

باب صيام يوم عاشوراء

٢٠٠٠ – حدثنا أبو عاصم عن عمر بن محمد عن سالم عن أبيه رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «يوم عاشوراء إن شاء صام»

## Agjërimi ditën e Ashurasë (e dhjeta ditë e muajit muharrem)

**2000.** Na ka treguar Ebu Asimi, ky dëgjoi prej Umer b. Muhammedit, ky prej Salimit, ky prej të atit të tij r.a. i cili tha:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ditën e dhjetë të** (muajit) **muharrem kush dëshiron le të agjërojë".**

٢٠٠١ – حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني عروة بن الزبير أن عائشة رضي الله عنها قالت «كان رسول الله ﷺ أمر بصيام يوم عاشوراء، فلما فرض رمضان كان من شاء صام ومن شاء أفطر»

**2001.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtë e informoi Shuajbi, ky dëgjoi prej Zuhriut i cili tha që më lajmëroi Urve b. Ez-Zubejri që Aisheja r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar të agjërohet dita e Ashurasë** (dita e 10 e muharremit), **mirëpo kur u bë farz** (detyrim) **Ramazani, atëherë kush dëshironte agjëronte** (edhe më tutje) **e kush s'dëshironte nuk agjëronte".**

---

40 Ditët e teshrikut janë ditët e terjes së mishit të kurbanit, këto janë 11, 12 dhe 13 ditë e dhu-l-hixhxhes, ndërsa sipas mendimit të Ebu Hanifes, Malikut, dhe Ahmedit dita e 13 e dhu-l-hixhxhes nuk hyn në kuadër të ditëve të teshrikut.
Ditët e teshrikut nuk lejohet agjërimi sipas mendimeve të: H. Aliut, Hasan Basriut, A'ta-it, Shafiut, Lejthit, Ibn Atijjes dhe Ebu Hanifes.
Kush zotohet të agjërojë këto ditë, s'duhet agjëruar atëherë, por duhet lënë për më vonë.
Agjërimin ditët e teshrikut e lejojnë: Ibn Is-haku, Ibn Mundhiri, Zubejr b. Avvami dhe Ebu Talha.

٢٠٠٢ — حدثنا عبدُ الله بنُ مَسْلَمةَ عن مالكٍ عن هِشامِ بنِ عُروةَ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «كان يومُ عاشوراءَ تصومهُ قُريشٌ في الجاهلية. وكان رسولُ اللهِ ﷺ يصومهُ في الجاهليةِ، فلما قَدِمَ المدينةَ صامَهُ وأمرَ بصيامِهِ، فلما فُرِضَ رمضانُ تركَ يومَ عاشوراءَ، فمَنْ شاءَ صامَهُ ومَن شاءَ تركَهُ»

**2002.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Hisham b. Urves, ky prej të atit, ky prej Aishes r.a. e cila ka thënë:

**"Ditën e Ashurasë Kurejshitët e agjëronin në etapën paraislame** (mirëpo), **këtë e ka agjëruar edhe Pejgamberi s.a.v.s. Ai e agjëronte edhe kur erdhi në Medine dhe urdhëroi që të agjërohet. Kur Ramazani u bë i detyrueshëm, atëherë është lënë Ashuraja, pastaj, kush dëshironte e agjëronte e kush s'dëshironte nuk e agjëronte".**

٢٠٠٣ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسْلَمةَ عن مالكٍ عن ابنِ شِهابٍ عن حُمَيدِ بنِ عبدِ الرحمنِ أنهُ سمعَ معاويةَ ابنَ أبي سُفيانَ رضيَ اللهُ عنهما يومَ عاشوراءَ عامَ حَجَّ على المنبرِ يقولُ «يا أهلَ المدينةِ، أينَ علماؤكم؟ سمعتُ رسولَ اللهِ ﷺ يقول: هذا يومُ عاشوراءَ، ولم يَكتُبِ اللهُ عليكم صيامَهُ، وأنا صائمٌ، فمن شاءَ فليَصُمْ ومَن شاءَ فليُفطِر»

**2003.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Humejd b. Abdu-r-Rahmanit të cilin e ka dëgjuar Muavi Ibn Ebu Sufjanin r.a. prej minberit (vendfolës) vitin e haxhillëkut të tij duke thënë:

**- O medinas, ku i keni dijetarët?** E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. ku thotë: **"Kjo është dita e Ashurasë? All-llahu nuk e ka detyruar për ju që Ashuranë ta agjëroni, por unë e agjëroj. Kush dëshiron le të agjërojë e cili s'dëshiron le t'mos e agjërojë!"**

٢٠٠٤ — حدثنا أبو مَعْمَرٍ حدَّثنا عبدُ الوارثِ عن أيُّوبَ عن عبدِ اللهِ بنِ سعيدِ بنِ جُبَيرٍ عن أبيهِ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «قَدِمَ النبيُّ ﷺ المدينةَ فرأى اليهودَ تَصومُ يومَ عاشوراءَ فقال: ما هذا؟ قالوا: هذا يومٌ صالحٌ، هذا يومٌ نَجَّى اللهُ بني إسرائيلَ من عدوِّهم فصامَهُ موسى، قال: فأنا أحقُّ بموسى منكم، فصامَهُ وأمرَ بصيامِهِ»

**2004.** Na ka treguar Ebu Ma'meri, ky dëgjoi prej Abdu-l-Varithit, ky prej Ejjubit, ky prej Abdi-l-Lah b. Seid b. Xhubejrit, ky prej të atit tij, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. erdhi në Medine dhe i pa hebrenjtë duke agjëruar ditën e Ashurasë e i pyeti: "Ç'është kjo?". - Ata u përgjigjën: "Kjo është ditë e mirë, ditë në të cilën All-llahu i shpëtoi Beni Israilët** (Izraelitet) **nga armiku i tyre** (Faraoni) **andaj edhe Musa e ka agjëruar.** (Muhamedi a.s.) **tha:**

(Atëherë) **Unë jam më afër Musait sesa ju. Ai pastaj e ka agjëruar atë dhe urdhëroi që të agjërohet.**

٢٠٠٥ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا أبو أسامة عن أبي عميس عن قيس بن مسلم عن طارق بن شهاب عن أبي موسى رضي الله عنه قال «كان يوم عاشوراء تعده اليهود عيداً، قال النبي ﷺ: فصوموه أنتم»

**2005.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-Lahi, ky dëgjoi prej Ebu Usames, ky prej Ebu Umejsit, ky prej Kajs b. Muslimit, ky prej Tarik b. Shihabit, ky prej Ebu Musa r.a. i cili tha:

**- Hebrenjtë ditën e Ashurasë e numëronin ditë Bajrami, prandaj Pejgmaberi s.a.v.s. tha:**

**"Agjërohenie edhe ju** (muslimanët)!"

٢٠٠٦ – حدثنا عبيد الله بن موسى عن ابن عيينة عن عبيد الله بن أبي يزيد عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «ما رأيت النبي ﷺ يتحرى صيام يوم فضله على غيره إلا هذا اليوم يوم عاشوراء، وهذا الشهر يعني شهر رمضان»

**2006.** Na ka treguar Ubejdull-llah b. Musa, ky prej Ibn Ujejnes, ky prej Ubejdi-l-lah b. Ebu Jezidit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Nuk e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. që e ka konsideruar agjërimin e një dite më të vlershme sesa të tjëtrës, përveç kësaj dite, ditës së Ashurasë, dhe të këtij muaji, muajit Ramazanit".**

٢٠٠٧ – حدثنا المكي بن إبراهيم حدثنا يزيد بن أبي عبيد عن سلمة بن الأكوع رضي الله عنه قال «أمر النبي ﷺ رجلاً من أسلم أن أذن في الناس أن من كان أكل فليصم بقية يومه، ومن لم يكن أكل فليصم، فإن اليوم يوم عاشوراء»

**2007.** Na ka treguar El-Mekkij b. Ibrahimi, ky prej Jezid b. Ebu Ubejd, ky prej Seleme b. El-Ekve' r.a. i cili ka thënë:

- **Pejgamberi s.a.v.s. i urdhëroi një njeriu nga** (fisi) **Eslem që të kumtojë ndër njerëz** (në formë të ezanit):

**"Kush ka ngrënë, le të** (vazhdojë) **të agjërojë pjesën tjetër të ditës, e kush s'ka ngrënë le të agjërojë, sepse sot është dita e Ashurasë".** [41]

---

41 Në ditën e dhjetë të muharremit (Ashurasë) përveç shumë ngjarjeve të mëdha kanë ndodhur edhe këto:

1. Musa a.s. arriti që së bashku me Izraelitet të kalojë përmes Detit të Kuq në Gadishullin e Sinait dhe të shpëtojë popullin vet nga terrori faraonik i cili me urdhëresën e tij u mbyt në dallgët e detit;
2. Nuhi a.s. me besimtarët hipi në kodrën Xhudij dhe kështu shpëtoi nga përmbyetja;
3. Junusin a.a. balena e nxori nga goja në breg të detit e ai pastaj vazhdoi misionin e tij;
4. All-llahu xh.sh. ia fali Ademit a.s. gabimin e bërë në Xhennet;
5. Karvanet tregtare duke udhëtuar për në Egjipt e nxorën Jusufin a.s. nga bunari në të cilin e kishin hudhur vëllezërit nga xhelozia;
6. Është lindur, por edhe larguar nga kjo botë Isai a.s.;
7. Është lindur Ibrahimi a.s.;
8. Jakubit a.s. të moshuar i është kthyer të pamurit që e kishte humbur duke qarë për të birin e humbur Jusufin, ndërsa Ejjubit a.s. i është shëruar më pas një sëmundje e rëndë nga e cila mishi pak nga pak i ndahej prej trupit;
9. Sulejmani a.s. e mori qeverisjen mbi Izraelitët;
10. Muhammedi a.s. është frymëzuar, që i falen mëkatet e vogla të bëra ndaj All-llahut xh.sh. si edhe lëshimet e ardhshme të vogla.

Dr. W. Spengler ka thënë: "...Muhammedi ka agjëruar dhe e ka lutur Zotin në vetmi.

Kush dëshiron të përgatitet për vepra të mëdha, duhet të thellohet gjatë lutjes dhe të agjërojë.

Agjërimi është mjet për pastërtinë e shpirtit dhe të trupit, ndoshta ilaçi më i vlershëm të cilin e njohim në natyrë. Agjërimi e zgjat jetën, forcon mendjen si dhe krijon përtëritjen shpirtërore dhe fizike të njeriut. Njerëzit e shëndoshë (trashë) me reumë, me sëmurje të barkut, të zorrëve, të veshkëve, të lëkurës dhe të shumë sëmundjeve tjera kronike, shërohen përmes agjërimit, në kohë kur të gjitha mjetet tjera pushojnë së funkcionuari".

Dr. O. Buxhinger: "Ushqimet pa yndyrë si dhe agjërimi vjetor janë mjete efikase kundër infarktit të zemrës. Agjërimi rregullon qarkullimin e gjakut dhe ven në funksion organet e tretjes, ky shmang sëmundjet e lëkurës, tensionin e gjakut, arteriosklerozën dhe ugadalëson procesin e pleqërisë. Agjërimi vjetor përtërit harmoninë shpirtërore dhe pamjen e jashtme të njeriut".

Dr. Reidlein: "Agjërimi është operacion pa skallper (thikë)".

بسم الله الرحمن الرحيم

# ٣١ - كتاب صلاة التراويح

باب فضل من قام رمضان

٢٠٠٨ - حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب قال أخبرني أبو سلمة أن أبا هريرة رضي الله عنه قال «سمعت رسول الله ﷺ يقول لرمضان: من قامه إيمانا واحتسابا غفر له ما تقدم من ذنبه»

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 31. Vlera e atij që falet dhe lutet gjatë Ramazanit

## Namazi i teravisë

**2008.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit i cili tha:

**- Ebu Seleme më lajmëroi që Ebu Hurejre r.a. ka thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë për Ramazanin:**

**"Kush falet me devotshmëri** (në Ramazan) **dhe besim** (të vërtetë) **që atë e ka obligim, duke llogaritur në shpërblimin e** (Perëndisë) **do t'i falen mëkatet e mëhershme të bëra** (ndaj All-llahut)".

٢٠٠٩ ــ حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شِهابٍ عن حُمَيدِ بنِ عبدِ الرحمنِ عن أبي هُرَيرةَ رضيَ اللهُ عنهُ أن رسولَ اللهِ ﷺ قال « مَن قامَ رمضانَ إيماناً واحتِساباً غُفِرَ لهُ ما تقدَّمَ من ذَنبِهِ » قال ابنُ شِهابٍ فتُوُفِّيَ رسولُ اللهِ ﷺ والناسُ على ذلك، ثمَّ كان الأمرُ على ذلكَ في خِلافةِ أبي بكرٍ وصَدْراً من خِلافةِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما »

**2009.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Humejd b. Abdu-R-Rahmanit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush falet në Ramazan me besim (të vërtetë) duke llogaritur** (në shpërblimin e All-llahut) **do t'i falen mëkatet e mëhershme të bëra** (ndaj All-llahut). Ibn Shihabi ka thënë: **"Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. vdiq dhe çështjet mbetën ashtu** (Ramazani kryej në devotshmëri). **Kështu ishte edhe në kohën e Ebu Bekrit dhe në fillim të qeverisjes së Umerit r.a.".**

٢٠١٠ ــ وعن ابنِ شِهابٍ عن عُروةَ بنِ الزُّبَيرِ عن عبدِ الرحمنِ بنِ عبدٍ القارِيِّ أنهُ قال « خرَجتُ معَ عُمرَ بنِ الخطّابِ رضيَ اللهُ عنهُ ليلةً في رمضانَ الى المسجدِ فإذا الناسُ أوزاعٌ مُتفرِّقونَ يُصلِّي الرجلُ لنفسِهِ، ويُصلِّي الرجُلُ فيُصلِّي بصلاتهِ الرَّهطُ. فقال عمرُ: إني أرَى لو جمعتُ هؤلاءِ على قارئٍ واحدٍ لكانَ أمثَلَ. ثمَّ عَزَمَ فجَمَعَهم على أُبَيِّ بنِ كعبٍ. ثمَّ خرَجتُ معهُ ليلةً أُخرى والناسُ يُصلُّونَ بصلاةِ قارِئِهم، قال عمرُ: نِعْمَ البِدْعةُ هذهِ، والتي يَنامونَ عنها أفضلُ منَ التي يقومونَ ــ يُريدُ آخرَ الليلِ ــ وكان الناسُ يقومونَ أوَّلَهُ »

**2010.** Prej Ibn Shihabit ky prej Urve b. Ez-Zubejrit, ky prej Abdu-R-Rrahman b. Abdu-L-Karijit i cili tha:

**"Një natë dolëm në xhami në Ramazan me Umer b. Hattabin r.a. mirëpo në të njerëzit ishin ndarë në grupe: disa faleshin individualisht a disa me xhemat** (bashkarisht)". **Atëherë Umeri tha: Më duket se është më mirë që këta** (njerëz) **të tubohen pas një imami. Pastaj vendosi dhe i tuboi pas Ubejj b. Ka'bit.** Pas këtij (rasti) përsëri dolëm një natë tjetër, mirëpo njerëzit faleshin në xhemat e Umeri tha:

**"Kjo është risi fantastike. Ata të cilët** (kohën e teravisë) e **kalojnë në gjumë, janë më të mirë sesa ata të cilët mendojnë të falen në mbarim të**

**natës** (sepse mund të ndodhë që të mos zgjohen)". [42] **Kështu njerëzit e falnin (teravinë) në fillim të natës.**

٢٠١١ – حدثنا اسماعيل قال حدثني مالك عن ابن شهاب عن عروة بن الزبير عن عائشة رضي الله عنها زوج النبي ﷺ « ان رسول الله ﷺ صلى، وذلك في رمضان »

**2011.** Na ka treguar Ismaili, ndërsa këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Urve b. Ez-Zubejrit, ky prej Aishes r.a., bashkëshortes së Pejgamberit s.a.v.s. **që Pejgamberi s.a.v.s. është falur (natën) dhe atë në Ramazan.**

٢٠١٢ – و حدثني يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب أخبرني عروة أن عائشة

رضي الله عنها أخبرته أن رسول الله ﷺ خرج ليلة من جوف الليل فصلى في المسجد، وصلى رجال بصلاته، فأصبح الناس فتحدثوا، فاجتمع أكثر منهم، فصلى فصلوا معه، فأصبح الناس فتحدثوا فكثر أهل المسجد من الليلة الثالثة، فخرج رسول الله ﷺ فصلى بصلاته، فلما كانت الليلة الرابعة عجز المسجد عن أهله حتى خرج لصلاة الصبح، فلما قضى الفجر أقبل على الناس فتشهد ثم قال: أما بعد فانه لم يخف على مكانكم. ولكني خشيت أن تفرض عليكم فتعجزوا عنها. فتوفي رسول الله ﷺ والأمر على ذلك »

**2012.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ndërsa këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit që Urven e ka lajmëruar Aisheja r.a. duke i thënë: **Pejgamberi s.a.v.s. ka dalur në mesnatë dhe është falur në xhami**

---

42 Falja e namazit të teravisë është suneti muekkede (sunnet obligativ), ndërsa rreth numërit të reqateve ekzistojnë disa mendime. Tirmidhiu thekson se disa sahabe kanë falur 41 reqatë në emër të teravisë, jacisë dhe vitër namazit. Këtë qëndrim e kanë mbështetur dijetarët e hershëm të Medines dhe është aplikuar në këtë anë të vendit.

Maliku thekson se: "Preferohet që të falen 38 reqatë në emër të jacisë dhe teravisë ose 36 reqatë e kjo e fundit aplikohet në Medine. Nafiu ka thënë: Sahabet të cilët i kam njohur unë, kanë falur 39 reqatë duke i inkorporuar edhe vitër namazin krahas jacisë dhe teravisë".

Numëri më i madh i dijetarëve islamë është përcaktuar për 20 reqatë duke mos llogaritur në këtë numër namazin e jacisë dhe vitër namazin. Këtë qëndrim e mbështesin Umeri, Aliu, Abdull-llah b. Mesu'di, Ibn Ebi Mulejke, A'ta b. Ebi Rebaha, dijetarët e Kufes, Ubejj b. Ka'bi dhe Ebu Hanifja.

(si imam) **me një grup njerëzish. Në mëngjes këta njerëz** (rreth këtij rasti) **bisedonin** (kështu natën e dytë) **u tubuan edhe më shumë dhe u falën me** (Muhammedin a.s.). **Edhe këta posa u zgjuan** (filluan) **të bisedojnë** (për këtë), (në këtë mënyrë), **natën e tretë numri i namazlinjve u rrit. Pejgamberi a.s.v.s. doli dhe u fal po edhe ata u falën pas tij. Natën e katërt, xhamia ishte e ngushtë për** (të gjithë) **namazlinjtë, por** (Muhammedi a.s.) **erdhi** (në xhami pak para) **namazit të sabahut dhe, kur e kreu namazin, u kthye në drejtim të xhematit, këndoi Shehadetin e tha: "Tani** (mos harroni), **mua nuk m'është e panjohur pozita e juaj** (besnikëria ndaj fesë) **por jam frikësuar që të mos ju përcaktohet** (teravija) **farz-namaz dhe s'do të kishit munduar ta kryeni** (gjithmonë)".

- **Pas kësaj** (tha Ibn Shihabi) **Pejgamberi s.a.v.s. vdiq dhe kjo çështje mbeti kështu.**

٢٠١٣ ــ حدثنا إسماعيلُ قال حدَّثني مالكٌ عن سعيدٍ المَقبُريِّ عن أبي سَلَمةَ بنِ عبدِ الرحمٰنِ أنهُ « سألَ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها : كيفَ كانت صلاةُ رسولِ اللهِ ﷺ في رمضانَ ؟ فقالت : ما كانَ يَزيدُ في رمضانَ ولا في غيرِهِ على إحدى عشرةَ ركعةً ، يُصلِّي أربعاً فلا تَسألْ عن حُسنِهنَّ وطولِهنَّ ، ثمَّ يُصلِّي أربعاً فلا تسألْ عن حُسنِهنَّ وطولِهنَّ ، ثمَّ يُصلي ثلاثاً . فقلتُ : يارسولَ اللهِ أتنامُ قبلَ أن تُوتِرَ ؟ قال : يا عائشةُ ، إنَّ عينَيَّ تَنامانِ ، ولا يَنامُ قلبي »

**2013.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Seid El-Makburiut, ky prej Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanit i cili e ka pyetur Aishen r.a.

**"Si falej Pejgamberi s.a.v.s. në Ramazan"? Ajo u përgjegj:**

- **Nuk e shtonte** (namazin), **mbi 11 reqatë në Ramazan, e as në muajt tjerë. Ai falte** (tha ajo) **katër reqatë dhe mos pyet për bukurinë dhe gjatësinë e tyre dhe pas tyre falte edhe katër reqatë po kështu mos pyet për bukurinë dhe gjatësinë e tyre, pas tyre falte edhe tre".**

(Pastaj e pyeta) **tha Aisheja: "O Resulall-llah, a flen para se e fal vitër-namazin"?** (Muhammedi a.s.) **u përgjigj:**

- **Aishe! sytë e mi flejnë, por zemra ime s'flen.**

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

# ٣٢ - كتاب فضل ليلة القدر

باب فضل ليلة القدر

وقال الله تعالى ﴿ إِنَّا أَنْزَلْنَاهُ فِي لَيْلَةِ الْقَدْرِ . وَمَا أَدْرَاكَ مَا لَيْلَةُ الْقَدْرِ . لَيْلَةُ الْقَدْرِ خَيْرٌ مِنْ أَلْفِ شَهْرٍ . تَنَزَّلُ الْمَلَائِكَةُ وَالرُّوحُ فِيهَا بِإِذْنِ رَبِّهِمْ مِنْ كُلِّ أَمْرٍ . سَلَامٌ هِيَ حَتَّى مَطْلَعِ الْفَجْرِ ﴾

قال ابن عيينة : ما كان في القرآن ﴿ وما أدراك ﴾ فقد أعلمه ، وما قال ﴿ وما يدريك ﴾ فانه لم يعلم

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim.*

# 32. Pjesa mbi vlerën e natës së Kadrit

**Fjala e All-llahut të Madhëruar:**

***"Na, e shpallëm atë (Kur'anin) në natën e Kadrit. Kush të ka treguar ty se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e vlershme sesa një mijë muaj. Në këtë (Natë) zbresin engjëjt dhe (Xhibrili) me lejen e Zotit të tyre për t'i zbatuar të gjitha urdhërat. Ajo është shpëtim, deri në agim".*** [43]

*(El-Kadr: 1-5)*

43 Muxhahidi ka transmetuar që Muhammedi a.s. tregoi se si një izraelit ka bartur armë dhe ka luftuar në rrugë të Zotit 1000 muaj. As-habët janë çuditur me qëndrimin e gjatë

Ka thënë Ibn Ujejne: - **konstrukcioni në Kur'an: "Kush të ka treguar?" All-llahu e ka shpjeguar, ndërsa konstrukcionin: "Kush do të tregojë" nuk e ka shpjeguar.**

٢٠١٤ – حَدَّثَنَا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدَّثنا سُفيانُ قال: حَفِظْناهُ وإنَّما حفِظَ مِنَ الزُّهريِّ عن أبي سَلَمةَ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ عن النبيِّ ﷺ قال: «مَن صامَ رمضانَ إيماناً واحتِساباً غُفِرَ لهُ ما تقدَّمَ مِن ذَنبِه، ومَن قامَ ليلةَ القَدْرِ إيماناً واحتساباً غُفِرَ لهُ ما تقدَّمَ مِن ذَنبِه». تابعَهُ سُليمانُ بنُ كَثيرٍ عنِ الزُّهريِّ

**2014.** Na ka treguar Ali b. Abdil-lahu, ndërsa këtij i tha Sufjani që e **"kemi mbajtur mend"**, e ka mbajtur mend vetëm ai prej Zuhriut, ky prej Ebu Selemes, ky prej Ebu Hurejres r.a. dhe ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Kush agjëron Ramazanin me besim** (të vërtetë) **duke llogaritur vetëm në shpërblimin e All-llahut** (mundi s'do t'i shkojë kot) **Atij do t'i falen mëkatet e mëhershme, e cili falet** (lutet) **natën e Kadrit me besim të vërtetë duke llogaritur** (vetëm në shpërblimin e Zotit) **do t'i falen mëkatet e mëhershme".**

Këtë e ka mbështetur edhe Sulejman b. Kethiri duke transmetuar prej Zuhriut.

**بابُ التماسِ ليلةِ القَدْرِ في السَّبعِ الأواخِرِ**

٢٠١٥ – حَدَّثَنَا عبدُ اللهِ بنُ يوسُفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما: أنَّ رجالاً مِن أصحابِ النبيِّ ﷺ أُرُوا ليلةَ القَدْرِ في المنامِ في السَّبعِ الأواخِرِ، فقالَ رسولُ اللهِ ﷺ: «أرى رُؤياكُم قد تَواطأَتْ في السَّبعِ الأواخِرِ، فمَن كانَ مُتحرِّيَها فلْيتحرَّها في السَّبعِ الأواخِرِ»

---

në luftë dhe lakmuan në shpërblimin e tij, kështu që në këtë kontekst All-llahu e shpalli suren e theksuar më lart: El-Kadr. Këtu është theksuar shpërblimi i merituar për ata të cilët natën e Kadrit e kalojnë duke u falur e lutur dhe se ky shpërblim është i barabartë po edhe më i madh sesa njëmijë muaj të kaluara në luftë.

## Kërkimi i natës së Kadrit në shtatë netët e fundit të Ramazanit

**2015.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Nafiut ky prej Ibn Umerit r.a. **që disa prej as-habëve të Pejgamberit s.a.v.s. u është treguar në ëndërr, që nata e Kadrit është, në shtatë netët e fundit të Ramazanit, kështu që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**"Ëndrrën tuaj e shoh** (të vërtetë). **Ajo është në shtatë netët e fundit, cili e kërkon, le ta kërkojë në shtatë netët e fundit të Ramazanit".**[44]

٢٠١٦ — حدثنا مُعاذُ بنُ فَضالةَ حدَّثنا هِشامٌ عن يحيى عن أبي سَلَمةَ قال: سألتُ أبا سعيد ـ وكانَ لي صَديقاً ـ فقال «اعتكَفْنا معَ النبيِّ ﷺ العَشْرَ الأوسطَ من رمضانَ، فخرجَ صَبيحةَ عِشرينَ فخطَبنا وقال: إني أُريتُ ليلةَ القَدْرِ ثمَّ أُنسيتُها ـ أو نَسِيتُها ـ فالتَمِسوها في العَشْرِ الأواخِرِ في الوَتْرِ، وإني رأيتُ أني أسجُدُ في ماءٍ وطين، فمَن كانَ اعتكَفَ معي فلْيَرجِعْ. فرَجَعْنا، وما نَرَى في السماءِ قَزَعة، فجاءتْ سَحابةٌ فمطَرَتْ حتى سالَ سَقفُ المسجِد، وكانَ مِن جَريدِ النَّخلِ، وأُقيمتِ الصلاةُ، فرأيتُ رسولَ الله ﷺ يَسجُدُ في الماءِ والطينِ، حتى رأيتُ أثَرَ الطينِ في جَبهتِه»

**2016.** Na ka treguar Muadh b. Fedale, ndërsa ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej Jahjait, ky prej Ebu Selmes i cili tha:

---

44 Mendimet mbi natën e Kadrit janë të shumta dhe të ndryshme. Disa mendojë që ajo është nata e parë, ndërsa të tjerët mendojnë se ajo është nata e fundit e Ramazanit. E disa të tjerë mendojnë se kjo është nata e 17-të respektivisht 18-të ose e 19-të e Ramazanit. Ndërmjet tyre ekziston mendimi se ajo është nata e 21-të apo e 23-të ose e 25-të natë, por më së shumti mendimet e dijetarëve janë të orientuar që nata e Kadrit është nata e 27-të e Ramazanit. Ebu Hanife, Muhammedi dhe Jusufi konsiderojnë që nata e Kadrit nuk është përcaktuar në Ramazan, respektivisht gjatë vitit, ajo lëviz prej muajit në muaj prandaj mund të jetë në Ramazan, por mund të ndodhë që të jetë në ndonjë muaj tjetër. Ibn Zubejri konsideron që nata e Kadrit është e 17-të natë e Ramazanit, ndërsa Ebu Seid Huduriu dhe Shafiu konsiderojnë se ajo është nata e 21-të e Ramazanit. Ibn Abbasi si dhe disa sahabe tjerë konsiderojnë që ajo është nata e 27-të e Ramazanit. Bilali mendon se ajo është nata e 24-të e Ramazanit, kurse Aliu po kështu mendon se nata e Kadrit është nata e 19 e Ramazanit. Rreth natës së Kadrit ekzistojnë mendime se ajo është nata e 15 e muajit sha'ban, respektivisht sipas tyre ajo ka qenë vetëm një natë gjatë një viti në periudhën e Muhammedit a.s.

**- E pyeta Ebu Seidin, ai qe shumë i vërtetë e tha: "Keml qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në i'tikafë në dhjetëditëshin e mesëm të Ramazanit. Ai doli në mëngjesin e njëzetditëshit dhe e mbajti hytben** (fjalimin) **duke thënë: "Më është dëftuar nata e Kadrit,** (mirëpo) **tani s'më kujtohet" ose tha: "e kam harruar, por kërkoheni në netët tek** (të Ramazanit). **Unë me të vërtetë kam parë se si bëj sexhde në ujë dhe baltë". Kush ka bërë i'tikafë me mua, le të kthehet përsëri** (të vazhdojë). **Kështu të gjithë u kthyen. Në qiell s'shihnin kurrfarë mjegulle.** (Mirëpo), **pastaj u turbullua koha, filloi të bie shi aq sa pullazi i xhamisë, i ndërtuar prej drunjve të palmës, filloi të rrjedhë. Tani erdhi koha e namazit dhe e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. që bënte sexhde në ujë e baltë derisa edhe gjurmët e baltës ia kam parë në ballë".**

باب تحري ليلة القدر في الوتر من العشر الأواخر. فيه عبادة

٢٠١٧ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا إسماعيل بن جعفر حدثنا أبو سهيل عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها أن رسول الله ﷺ قال «تحروا ليلة القدر في الوتر من العشر الأواخر من رمضان»

### Kërkimi i natës së Kadrit në dhjetë netët tek në fund të Ramazanit

**Në këtë pjesë përmendet transmetuesi Ubade.**

**2017.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, ky dëgjoi prej Ismail b. Xhaferit, ky prej Ebu Suhejlit, ky prej të atit, ky prej Aishes r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Hulumtoni** (kërkoni) **"natën e Kadrit" në dhjetë netët tek të Ramazanit".**

٢٠١٨ – حدثنا إبراهيمُ بنُ حمزةَ قال حدثني ابنُ أبي حازمٍ والدَّراوَرْديُّ عن يزيدَ عن محمدِ بنِ إبراهيمَ عن أبي سلمةَ عن أبي سعيدٍ الخُدريِّ رضيَ اللهُ عنهُ «كانَ رسولُ اللهِ ﷺ يُجاوِرُ في رمضانَ العشرَ التي في وَسَطِ الشهرِ، فإذا كانَ حينَ يُمسي من عشرينَ ليلةً تمضي ويستقبلُ إحدى وعشرينَ رجعَ إلى مسكنهِ ورجعَ مَن كانَ يجاوِرُ معهُ، وأنهُ أقامَ في شهرٍ جاوَرَ فيهِ الليلةَ التي كانَ يرجعُ فيها، فخطبَ الناسَ فأمرَهم ما شاءَ اللهُ، ثمَّ قال: كنتُ أُجاوِرُ هذهِ العشرَ، ثمَّ قد بدا لي أنْ أُجاوِرَ هذهِ العشرَ الأواخرَ، فمن كانَ اعتكفَ معي فليَثبُتْ في مُعتكَفِهِ، وقد أُريتُ هذهِ الليلةَ ثمَّ أُنسيتُها، فابتغوها في العشرِ الأواخرِ، وابتغوها في كلِّ وِترٍ، وقد رأيتُني أسجدُ في ماءٍ وطينٍ. فاستهلَّتِ السماءُ في تلكَ الليلةِ فأمطرتْ، فوكفَ المسجدُ في مُصلَّى النبيِّ ﷺ ليلةَ إحدى وعشرينَ، فبصُرَتْ عيني رسولَ اللهِ ﷺ ونظرتُ إليهِ انصرفَ منَ الصبحِ ووجهُهُ ممتلئٌ طيناً وماءً»

**2018.** Na ka treguar Ibrahim b. Hamza, ky dëgjoi prej Ibn Ebu Hazimit dhe Ed-Dareverdijit, duke transmetuar prej Jezidit, ky prej Muhammed b. Ibrahimit, ky prej Ebu Selemes, ky prej Ebu Seid El-Hudurijit r.a.:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka qëndruar në xhami në dhjetëditëshin e mesëm të muajit Ramazan** (që do të thotë në dhjetëditëshin e tretë të Ramazanit) **kur u bë muzgu i natës së njëzetë, pasi që kjo kaloi, dhe hyri e njëzetenjëta natë, ai përsëri u kthye në venbanimin e tij** (në i'tikafë) **me të gjlthë ata që** (qëndronin) **me te në** (i'tikafë). **Ai qëndroi në atë muaj dhe kur** (përfundoi) **qëndrimin në i'tikafë, natën që u kthye, ua mbajti fjalimin njerëzve duke i urdhëruar vetëm atë që do All-llahu e tha:**

**"Kam qëndruar në i'tikafë këto dhjetë ditë. Më vonë m'u dëftua që të qëndroj edhe këto dhjetë ditët e fundit, pra kush ka qenë me mua në i'tikafë, le të qëndrojë në i'tikafin e tij. Më është dëftuar kjo natë** (e Kadrit) **por unë e harrova, mirëpo kërkoni ju atë në dhjetënatëshen e fundit, hulumtoni atë në çdo natë tek. Kam parë që kam bërë sexhde në ujë dhe baltë". Atë natë** (tha Ebu Seidi) **murmuronte qielli, binte shi, edhe xhamia rrjedhte mu aty ku Pejgamberi s.a.v.s. u fal në të njëzetenjëtën natë. Këtë e kanë parë dy sytë e mi dhe pas namazit të sabahut lu kthye** (xhematit) **e shikova, fytyrën e kishte përplot baltë e ujë".**

٢٠١٩ — حدثنا محمد بن المثنى حدثنا يحيى عن هشام قال أخبرني أبي عن عائشة رضي الله عنها عن النبي ﷺ قال «التمسوا . . .»

**2019.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, ky dëgjoi prej Jahjait, ky prej Hishamit, i cili tha që më ka informuar ati im, ky dëgjoi prej Aishes r.a. e kjo prej Pejgamberit s.a.v.s. i cila ka thënë:

"**Kërkoni** (hulumtoni natën e Kadrit)"

٢٠٢٠ — وحدثني محمد أخبرنا عبدة عن هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة قالت «كان رسول الله ﷺ يجاور في العشر الأواخر من رمضان ويقول: تحروا ليلة القدر في العشر الأواخر من رمضان»

**2020.** Na ka treguar Muhammedi, ky dëgjoi prej Abdes, ky prej Hisham b. Urves ky prej të atit, ky prej Ajshes e cila tha:

- **Pejgamberi s.a.v.s. qëndroi** (në xhami) **njëzetditët e fundit të Ramazanit!"**.

٢٠٢١ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا وهيب حدثنا أيوب عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما أن النبي ﷺ قال «التمسوها في العشر الأواخر من رمضان ليلة القدر في تاسعة تبقى، في سابعة تبقى، في خامسة تبقى»

**2021.** Na tregoi Musa b. Ismaili, ky dëgjoi prej Vuhejbit, ky prej Ejjubit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"**Kërkoni** (natën e Kadrit) **në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit: hulumtoni natën e Kadrit, në të nëntën** (e 21. natë), **në të shtatën** (23. natë) **ose në të pestën natë** (25. natë) (të pjesës së fundit të Ramazanit).

٢٠٢٢ — حدثنا عبد الله بن أبي الأسود حدثنا عبد الواحد حدثنا عاصم عن أبي مجلز وعكرمة، قالا قال ابن عباس رضي الله عنهما قال رسول الله ﷺ «هي في العشر الأواخر، في تسع يمضين أو في سبع يبقين» تابعه عبد الوهاب عن أيوب. وعن خالد عن عكرمة عن ابن عباس «التمسوا في أربع وعشرين» يعني ليلة القدر»

**2022.** Na ka treguar Abdull-llah b. El-Esvedi, ky dëgjoi prej Abdu-l-Vahidit, ky prej Asimit, ky prej Ebu Mixhlezit dhe Ikrimes të cilët thanë, që Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

**-Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**"Ajo është** (nata e Kadrit) **në dhjetëshin e fundit, dhe atë, natën e nëntë, e kalon ose të shtatën që mbet pas** (27)". Në një sened tjetër këtë e ka mbështetur edhe Abdu-l-Vehabi duke transmetuar këtë prej Ejjubit, ky prej Halidit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit: "... **Kërkoni** (atë) **në natën e njëzetekatërt!"**.

باب رفع معرفة ليلة القدر لتلاحي الناس

٢٠٢٣ — حدثني محمد بن المثنى حدثني خالد بن الحارث حدثنا حميد حدثنا أنس عن عبادة بن الصامت قال «خرج النبي ﷺ ليخبرنا بليلة القدر، فتلاحى رجلان من المسلمين فقال: خرجت لأخبركم بليلة القدر، فتلاحى فلان وفلان فرفعت، وعسى أن يكون خيراً لكم، فالتمسوها في التاسعة والسابعة والخامسة»

## Mospërcaktimi i Natës së Kadrit eviton konfliktet ndërmjet njerëzve

**2023.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, ndërsa ky dëgjoi prej Halid b. Harithit, ky prej Humejdit, ky prej Enesit, ky prej Ubade b. Es-Samitit i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. doli që të na kumtojë natën e Kadrit. Në atë** (moment) **grindeshin rreth asaj dy veta prej muslimanëve e ai tha:**

**"Dola që t'ju informoj për natën e Kadrit, por qe, përlaheshin filani e filani dhe u ngrit** (ai qëllim), **kjo ndoshta është më mirë për ju. Kërkoni atë në të nëntën, në të shtatën ose natën e pestë** (të pjesës së fundit)!". [45]

---

45 Numri më i madh i dijetarëve islamë konsiderojnë që nata e 27 e Ramazanit është nata e Kadrit. Krahas përmbajtjes së haditheve të theksuara, këta dijetarë, në dobi të qëndrimit të tyre, theksuan edhe këtë: sintagmë "Lejletu-l-Kadri" "nata e Kadrit" është përmendur në suren "El-Kadr" tri herë dhe gjithsej ka 27 germa. Përveç kësaj ajeti i suretu-l-Kadrit deri në ajetin e fundit "hat-ta matlei-l-fexhri" posedon 27 fjalë a këto janë pjesë të sures së Kur'anit të cilat kanë të bëjnë me natën e Kadrit. Nata e Kadrit ka ngelur kryesisht e

باب العمل في العشر الأواخر من رمضان

٢٠٢٤ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا ابن عيينة عن أبي يعفور عن أبي الضحى عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها قالت «كان النبي ﷺ إذا دخل العشر شد مئزره، وأحيا ليله، وأيقظ أهله»

## Puna në dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit

**2024.** Na ka treguar Ali b. Abdil-lahu, ky dëgjoi prej Ibn Ujejnes, ky prej Ebu Ja'furit, ky dëgjoi prej Ebu Ed-Duhait, ky prej Mesrukut, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

"**Kur fillonin dhjetë ditët** (e fundit të Ramazanit), **Pejgamberi s.a.v.s. i shtrëngonte rrobet e tij** (tërhiqej nga bashkëshortet) **e gjallëronte çdo natë të tij** (me devocion) **si dhe i zgjonte të afërmit e tij** (për të bërë ibadet)".[46]

---

papërcaktuar, që do të thotë muslimanët duhet të jetojnë jetë kontinuitive fetare, duke punuar vepra të mira sidomos gjatë Ramazanit.

46 Pejgamberi është dhënë pas lutjeve pak më tepër në pjesën e fundit të Ramazanit sesa në fillim të tij, nga bashkëshortet është tërhequr dhe me veshjen e tij më shumë ndikonte në botën e jashtme. Netët në i'tikaf Muhammedi a.s. i kolonte duke falur nafile-namaz, ka lexuar Kur'an, lutje të shumta, ka menduar për All-llahun si dhe mbi kryerjen e veprave të dobishme e të mira për njerëz duke nxitur shokët me këto fjalë: "Mos i shndërroni shtëpiat tuaja në varre!" Ai dëshironte që muslimani pak të flejë, a më tepër të kryejë vepra të mira për vete dhe bashkësinë e tij. Muhammedi a.s. njerëzit në i'tikaf në xhaminë e tij peronalisht i ka zgjuar dhe nxitur për falje të namazit e të lutjeve. Zejnebja ka thënë: "Në dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit, Pejgamberi nuk ka lënë askënd nga familja e tij i cili ka qenë i aftë për cilindo falje (të namazit) pa e ngitur që ta kryej atë.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

# ٣٣ - كتاب الاعتكاف

باب الاعتكاف في العشر الأواخر، والاعتكاف في المساجد كلها

لقوله تعالى: [البقرة ١٨٧] ﴿ولا تباشروهن وأنتم عاكفون في المساجد، تلك حدود الله فلا تقربوها، كذلك يبين الله آياته للناس لعلهم يتقون﴾

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 33. Pjesa mbi I'tikafin

## I'tikafi në dhjetëditëshin e fundit (të Ramazanit) dhe I'tikafi (mund të bëhet) në të gjitha xhamiat në bazë të fjalës së All-llahut të Madhëruar

*"Mos kontaktoni me ato (marrëdhëni intime me bashkëshortet tuaja) derisa jeni në i'tikafë në xhamia! Këto janë kufijt e All-llahut e të mos u afroheni! Kështu pra, All-llahu ua sqaron njerëzve dispozitat e veta me qëllm që të ruhen".*

*(El-Bekare: 187)*

٢٠٢٥ - حدثنا إسماعيل بن عبد الله قال حدثني ابن وهب عن يونس أن نافعاً أخبره عن عبد الله ابن عمر رضي الله عنهما قال «كان رسول الله ﷺ يعتكف العشر الأواخر من رمضان»

**2025.** Na ka treguar Ismail b. Abdi-l-lahi, këtij i tha Ibn Vehbi, ndërsa ky dëgjoi prej Junusit, ky prej Nafiut, ky prej Abdull-llah b. Umerit r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka qëndruar në xhami dhjetë ditët e fundit të Ramazanit".**

٢٠٢٦ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ حدَّثَنا الليثُ عن عُقَيلٍ عن ابنِ شهابٍ عن عُروةَ بنِ الزُّبَيرِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها زوجِ النبيِّ ﷺ «أنَّ النبيَّ ﷺ كان يَعتكِفُ العَشرَ الأواخرَ مِن رمضانَ حتى توفّاهُ اللهُ تعالى، ثمَّ اعتكفَ أزواجُهُ من بَعدِه»

**2026.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Urve b. Ez-Zubejrit, ky prej Aishes r.a. bashkëshortes së Pejgamberit s.a.v.s. që **Pejgamberi s.a.v.s. ka qëndruar në i'tikafë dhjetë ditët e fundit të Ramazanit derisa e mori All-llahu tek Ai, e pas tij bashkëshortet qëndronin në i'tikafë.**

٢٠٢٧ — حدثنا اسماعيلُ قال حدَّثني مالكٌ عن يَزيدَ بنِ عبدِ اللهِ بنِ الهادِ عن محمدِ بنِ ابراهيمَ بنِ الحارثِ التَّيميِّ عن أبي سَلَمةَ بنِ عبدِ الرحمنِ عن أبي سعيدٍ الخُدريِّ رضيَ اللهُ عنهُ «انَّ رسولَ اللهِ ﷺ كان يَعتكِفُ في العَشْرِ الأوسطِ من رمضانَ، فاعتكفَ عاماً، حتى إذا كان ليلةَ إحدى وعشرينَ — وهيَ الليلةُ التي يَخرُجُ من صَبيحتِها من اعتكافِهِ — قال: مَن كان اعتكفَ معي فليَعتكِفِ العَشرَ الاواخرَ، فقد أُريتُ هذهِ الليلةَ ثمَّ أُنسيتُها، وقد رأيتُني أسجُدُ في ماءٍ وطينٍ مِن صَبيحتِها، فالتمِسوها في العشرِ الاواخرِ، والتمِسوها في كلِّ وِترٍ. فمَطَرَتِ السماءُ تلكَ الليلةَ، وكان المسجدُ على عَريشٍ، فوَكَفَ المسجدُ، فبَصُرَتْ عيناي رسولَ اللهِ ﷺ على جَبهتِهِ أثرُ الماءِ والطينِ مِن صُبحِ إحدى وعشرينَ»

**2027.** Na ka treguar Ismaili, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Jezid b. Abdil-lah b. El-Hadiut, ky prej Muhammed b. Ibrahim b. El-Harith Et-Tejmiut, ky prej Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Seid El-Huduriut r.a.

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka qëndruar në i'tikafë në dhjetëditëshin e mesëm të Ramazanit. Kështu qëndroi në i'tikafë një vit dhe, kur u bë e njëzetenjëta natë, e kjo është nata kur në mëngjesin e po asaj nate doli nga i'tikafi i tij, tha: "Kush ka qenë me mua në i'tikafë, le ta vazhdojë edhe dhjetë ditët e ardhshme! Kjo natë** (e Kadrit) **më është dëftuar, mirëpo tani nuk më kujtohet, m'u tregua se si bëj sexhde në ujë e baltë**

**në mëngjesin e asaj** (21 nate), **andaj kërkoni në dhjetëditët e fundit dhe kërkonie në secilën natë tek!"**

**Atë natë ra shi. Xhamia ishte e mbuluar me thupra ashtu që rrjedhte** (ujë). **Sytë e mi i kanë parë shenjat e ujit dhe të baltës në ballin e Pejgamberit s.a.v.s.**

باب الحائض ترجل رأس المعتكف

٢٠٢٨ – حدثنا محمد بن المثنى حدثنا يحيى عن هشام قال أخبرني أبي عن عائشة رضي الله عنها قالت

«كان النبي ﷺ يصغي إلى رأسه وهو مجاور في المسجد فأرجله وأنا حائض»

## Femra me menstuacione mund ta krehë personin i cili gjendet në i'tikafë

**2028.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, ndërsa ky dëgjoi prej Jahjait, ky prej Hishamit, ky prej të atit dhe ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ulte kokën e tij derisa gjendej në** (i'tikafë) **në xhami e unë e krehja, por kam patur menstruacione".**

٣ – باب لا يدخل البيت إلا لحاجة

٢٠٢٩ – حدثنا قتيبة حدثنا ليث عن ابن شهاب عن عروة وعمرة بنت عبد الرحمن أن عائشة رضي الله عنها زوج النبي ﷺ قالت «وإن كان رسول الله ﷺ ليدخل علي رأسه وهو في المسجد فأرجله، وكان لا يدخل البيت إلا لحاجة إذا كان معتكفا»

## (Individi që është në i'tikafë) nuk hyn në shtëpi të tij vetëm për nevojë të veçantë

**2029.** Na ka treguar Kutejbe, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Urves, ky prej Amretes, bijës së Abdu-r-Rahmanit që Aisheja r.a. bashkëshorte e Pejgamberit s.a.v.s. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ulte kokën e tij derisa gjendej në xhami** (në i'tikafë) **dhe unë ashtu e krehja. Në shtëpi nuk ka hyrë sa herë që ka qenë në i'tikafë me përjashtim për nevojë të veçantë".**

باب غسل المعتكف

٢٠٣٠ - حدثنا محمد بن يوسف حدثنا سفيان عن منصور عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت «كان النبي ﷺ يباشرني وأنا حائض»

## Larja (e individit i cili gjendet) në i'tikafë

**2030.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, ky dëgjoi prej Sufjanit, ky prej Mensurit, ky prej Ibrahimit, ky prej Esvedit, ky prej Aishes r.a. e cila ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. kontaktoi me mua kur kam patur menstruacione:**

٢٠٣١ - «وكان يخرج رأسه من المسجد وهو معتكف فأغسله وأنا حائض»

**2031. "E nxirrte kokën prej xhamisë derisa ishte në i'tikafë e unë ia kam larë atë, por kam patur menstruacione".** [47]

47 Imam Ahmedi në Muvettain e tij thekson që Aishja ka thënë: "Pejgamberi m'u afrua derisa qëndronte në i'tikaf në xhami, e mbështeti kokën në shtalkë të derës së dhomës sime e unë ia lava kokën, ndërsa ia qëndronte në xhami". Nga hadithi i përmendur mund të konkludohet: - personi në i'tikaf mund të krehet, të lahet, të parfumohet, të bisedojë me miqtë, gjatë natës të hajë, të dalë në sherife të minares për të kënduar ezan, edhe nëse është hyrja e minares jashtë xhamisë, i lejohet dalja për arsye të furnizimit me ujë e ushqim; - duart e femrës deri në nyje nuk i nënshtrohet rregullave të mbulesës obligative të trupit. Në xhami gjithmonë ka patur njerëz që shikonin duart e Aishjes atëherë kur në derë të shtëpisë së saj, përmes së cilës drejpërdrejt mund të hynte në xhami ia lante flokët Muhammedit a.s. I'tikafi nuk mund të lëshohet për shkak të vizitës së të sëmurit apo përcjelljes së xhenazes, por mund të lëshohet për arsye të faljes së namazit të xhumasë nëse në atë xhami, Xhumaja nuk falet. Një numër i konsiderueshëm i juristëve islamë lejon në mënyrë të kohëpaskohëshme lëshimin e i'tikafit për shkak të shkuarjes për të dëgjuar ligjërata në tjetër xhami, ndërsa Imam Maliku këtë nuk e arsyeton. Në Bedai theksohet: "I ndalohet dalja nga i'tikafi personit i cili gjendet në i'tikafë në përjashtim të nevojës së natyrshme. Nga i'tikafi nuk dilet për shkak të gjumit, vizitës së të sëmurëve dhe faljes së xhenazes. Cili del prej i'tikafit me dëshirë qoftë me qëllim, apo nga harresa atëherë e ka prishur i'tikafin.

باب الاعتكاف ليلا

٢٠٣٢ - حدثنا مسدد حدثني يحيى بن سعيد عن عبيد الله أخبرني نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما «أن عمر سأل النبي ﷺ قال: كنت نذرت في الجاهلية أن أعتكف ليلة في المسجد الحرام، قال: أوف بنذرك»

## I'tikafi (në xhami) natën

**2032.** Na ka treguar Museddedi, ky dëgjoi prej Jahja b. Seidit, ky prej Ubejdil-lahit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. që Umeri e ka pyetur Pejgamberin s.a.v.s.:

**- Jam zotuar qysh në etapën paraislame që do të qëndroj në i'tikafë një natë në Mesxhidu-l-Haram** (Qabe)!

**- Zbatoje zotimin tënd - iu përgjegj** (Muhammedi a.s.)

باب اعتكاف النساء

٢٠٣٣ - حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد بن زيد حدثنا يحيى عن عمرة عن عائشة رضي الله عنها قالت «كان النبي ﷺ يعتكف في العشر الأواخر من رمضان، فكنت أضرب له خباء فيصلي الصبح ثم يدخله. فاستأذنت حفصة عائشة أن تضرب خباء، فأذنت لها فضربت خباء. فلما رأته زينب بنت جحش ضربت خباء آخر، فلما أصبح النبي ﷺ رأى الأخبية فقال: ما هذا؟ فأخبر، فقال النبي ﷺ: آلبر ترون بهن؟ فترك الاعتكاف ذلك الشهر، ثم اعتكف عشرا من شوال»

## Itikafi i femrave (në xhami)

**2033.** Na ka treguar Ebu-n-Nu'mani, ky dëgjoi prej Hammad b. Zejdit, ky prej Jahjait, ky prej Amres, kjo prej Aishes r.a. e cila ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka qenë në i'tikafë në dhjetëditëshin e mesëm të Ramazanit e unë ia vendosa çadrën dhe, kur e fali namazin e sabahut, hyri në te".**

**- Pastaj** (shtoi Amra) **Hafsa kërkoi leje prej Alshes që të vendos çadrën, ajo këtë e lejoi dhe** (Hafsa) **e vendosi çadrën. Kur e vërejti këtë Zejneb b. Xhahshi, edhe ajo vendosi çadrën tjetër. Pasi që u zgjua Pejgamberi s.a.v.s., i pa çadrat dhe pyeti: "Ç'është kjo?" U informua** (saktësisht), **atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha: "A shihni në këto ndonjë**

**bamirësi?" dhe po atë muaj** (të Ramazanit) **e lëshoi i'tikafin dhe në i'tikafë qëndroi dhjetë ditë të** (muajit) **shevvalë.**

باب الأخبية في المسجد

٢٠٣٤ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن يحيى بن سعيد عن عمرة بنت عبد الرحمن عن عائشة رضي الله عنها «أن النبي ﷺ أراد أن يعتكف، فلما انصرف إلى المكان الذي أراد أن يعتكف إذا أخبية: خباء عائشة، وخباء حفصة، وخباء زينب. فقال آلبر تقولون بهن؟ ثم انصرف فلم يعتكف، حتى اعتكف عشراً من شوال»

## (Vendosja) e çadrave në xhami

**2034.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Jahja b. Seidit, ky prej Amrës, bijës së Abdu-r-Rahmanit, kjo prej Aishes r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. dëshiroi të qëndrojë në i'tikafë** (mirëpo) **kur arriti deri te vendi ku dëshiroi të qëndrojë në i'tikafë pa çadrat: çadrën e Aishes, Hafsës dhe çadrën e Zejnebes.** (Muhammedi a.s.) **tha: "Nga bamirësia janë ngritur këto po thoni?"** (Jo, por për shkak të gjelozisë). **Pastaj u kthye, e ndërpreu i'tikafin dhe në i'tikaf qëndroi dhjetë ditët e shevvalit** (pas kurban bajramit).

باب هل يخرج المعتكف لحوائجه إلى باب المسجد؟

٢٠٣٥ – حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني علي بن الحسين رضي الله عنهما «أن صفية زوج النبي ﷺ أخبرته أنها جاءت إلى رسول الله ﷺ تزوره في اعتكافه في المسجد في العشر الأواخر من رمضان، فتحدثت عنده ساعة ثم قامت تنقلب، فقام النبي ﷺ معها يقلبها، حتى إذا بلغت باب المسجد عند باب أم سلمة مر رجلان من الأنصار فسلما على رسول الله ﷺ، فقال لهما النبي ﷺ: على رسلكما، إنما هي صفية بنت حيي. فقالا: سبحان الله يا رسول الله، وكبر عليهما، فقال النبي ﷺ: إن الشيطان يبلغ من ابن آدم مبلغ الدم، وإني خشيت أن يقذف في قلوبكما شيئا»

## A mund të dalë indvidi i cili gjendet në i'tikafë për nevoja të veta deri te dera e xhamisë

**2035.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, ky dëgjoi prej SHuajbit, ky prej Zuhriut, ky prej Ali b. Husejnit r.a. që Safija, bashkëshortja e Pejgamberit s.a.v.s. **e ka informuar se ka shkuar** (në mbrëmje) **te Pejgamberi s.a.v.s. në xhami për ta vizituar në i'tikafin e tij në dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit. Ajo tek ai qëndroi një kohë, pastaj u ngrit të shkojë** (në shtëpi), **por edhe Pejgamberi s.a.v.s. u ngrit ta përcjellë. Kur arriti te dera e xhamisë, pikërisht te dera e Ummi Selemes, takoi dy ensarij të cilët e përshëndetën Pejgamberin s.a.v.s. ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. u përgjegj: "Ngadalë ju të dy! Kjo është Safija, e bija e Hujejit?"**

**Kjo u erdhi atyre rëndë e thanë: "Subhanall-llah" Pejgamberi s.a.v.s. u përgjegj: "Shejtani depërton tek njeriu pikërisht si depërtimi i gjakut** (në trup) **e u frikësova që të mos hedh diç të keqe në zemrat tuaja".**

باب الاِعتكافِ . وخُروجِ النبيِّ ﷺ صَبيحةَ عِشرينَ

٢٠٣٦ — حدّثني عبدُ اللهِ بنُ مُنيرٍ سَمِعَ هارونَ بنَ إسماعيلَ حدَّثَنا عليُّ بنُ المبارَكِ قال حدَّثني يحيى ابنُ أبي كَثيرٍ قال سمعتُ أبا سَلمةَ بنَ عبدِ الرحمنِ قال « سألتُ أبا سعيدٍ الخُدريَّ رضيَ اللهُ عنه قلتُ : هل سمعتَ رسولَ اللهِ ﷺ يَذكُرُ ليلةَ القَدرِ ؟ قال : نعم ، اعتكَفْنا معَ رسولِ اللهِ ﷺ العَشْرَ الأوسَطَ من رمضانَ ، قال فخرَجْنا صَبيحةَ عِشرينَ ، قال فخطَبَنا رسولُ اللهِ ﷺ صَبيحةَ عِشرينَ فقال : إني أُريتُ ليلةَ القَدْرِ ، وإني نَسيتُها ، فالتَمِسوها في العَشرِ الأواخِرِ في وِتْرٍ ، فإني رأيتُ أني أسجُدُ في ماءٍ وطينٍ ، ومَن كانَ اعتكَفَ معَ رسولِ اللهِ ﷺ فلْيَرْجِعْ . فرَجَعَ الناسُ إلى المسجدِ وما نَرَى في السماءِ قَزَعةً ، قال فجاءتْ سَحابةٌ فمَطَرَتْ ، وأُقيمتِ الصلاةُ فسجدَ رسولُ اللهِ ﷺ في الطينِ والماءِ ، حتى رأيتُ الطينَ في أرنَبَتِهِ وجَبهتِهِ »

## I'tikafi dhe dalja e Pejgamberit s.a.v.s në mëngjesin e ditës së njëzetë

**2036.** Na ka treguar Abdull-llah b. Muniri, ky dëgjoi prej Harun b. Ismailit, ky prej Ali b. El-Mubarekut, ky prej Jahja b. Ebu Kethirit i cili tha se e kam dëgjuar Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanin kur tha:

**- E pyeta Ebu Seid Huduriun: "A e ke dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. të ketë përmendur natë të Kadrit?"**

**- Po, - u përgjegj ai. - Qëndruam me Pejgamberin s.a.v.s. në dhjetëditëshin e mesëm të Ramazanit. Pastaj** (shtoi Ebu Seidi) **dolëm në mëngjesin e ditës njëzetë, atëherë Pejgamberi s.a.v.s. e mbajti hytben** (fjalimin) **e tha:**

**"Më është dëftuar nata e Kadrit,** (mirëpo) **unë kohën e kam harruar, kërkoni në dhjetë netët tek të fundit, po kështu më është treguar se si bëj sexhde në ujë e baltë". Kush ka qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në i'tikafë** (ai tha): **"Le të kthehet!" Kështu njerëzit u kthyen në xhami. Në qiell në atë** (moment) **s'kemi parë kurrfarë mjegulle. Pas kësaj** (tha Ebu Seidi) **doli mjegulla dhe filloi shiu. Pastaj erdhi koha e namazit dhe Pejgamberi s.a.v.s. bëri sexhde në baltë e ujë e unë këtë baltë e kam parë në maje të hundës dhe të ballit të tij.**

باب اعتكاف المستحاضة

٢٠٣٧ — حدثنا قتيبةُ حدثنا يزيدُ بنُ زُرَيع عن خالدٍ عن عِكرمة عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «اعتكفَتْ مع رسولِ اللهِ ﷺ امرأةٌ مُستحاضةٌ من أزواجهِ، فكانت تَرى الحُمرةَ والصُّفرةَ، فرُبَّما وضَعْنا الطَّستَ تحتَها وهيَ تُصلِّي»

## Qëndrimi i femrës në i'tikafë me parregullësi të pastrimit

**2037.** Na ka treguar Kutejbe, ky dëgjoi prej Jezid b. Zurejit, ky prej Halidit, ky prej Ikrimes, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Me Pejgamberin s.a.v.s. në i'tikafë qëndroi njëra prej bashkëshorteve të tij** (Aisheja) **me parregullësi të pastrimit. Ajo vërente kuqeverdhë** (gjak) **e ne, shpeshherë, derisa ajo falej nën te, vendosnim legenin".**[48]

48 Femra me istihade nuk konsiderohet e papastër. Istihade është parregullësia e pastrimit të femrës, që do të thotë të kulluarit e gjakut nga mitra më pak se tre a më tepër se dhjetë ditë te mensturcacionet ose më tepër se 40 ditë pas lindjes, respektivisht mbi afatin e zakonshëm të pastrimit.

باب زيارة المرأة زوجها في اعتكافه

٢٠٣٨ — حدثنا سعيد بن عفير قال حدثني الليث قال حدثني عبد الرحمن بن خالد عن ابن شهاب عن
علي بن حسين رضي الله عنهما أن صفية زوج النبي ﷺ أخبرته ح
وحدثني عبد الله بن محمد حدثنا هشام بن يوسف أخبرنا معمر عن الزهري عن علي بن حسين «كان

النبي ﷺ في المسجد وعنده أزواجه، فرحن، فقال لصفية بنت حيي: لا تعجلي حتى أنصرف معك، وكان
بيتها في دار أسامة، فخرج النبي ﷺ معها، فلقيه رجلان من الأنصار، فنظرا إلى النبي ﷺ ثم أجازا،
فقال لهما النبي ﷺ: تعاليا، إنها صفية بنت حيي، فقالا: سبحان الله يا رسول الله، قال: إن الشيطان
يجري من الإنسان مجرى الدم، وإني خشيت أن يلقي في أنفسكما شيئا»

## Vizita e bashkëshortes bashkëshortit të saj derisa gjendet në i'tikafë

**2038.** Na ka treguar Seid b. Ufejri, ky dëgjoi prej Lejthit, ky prej Abdu-r-Rahman b. Halidit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Ali b. Husejnit r.a. që Safija, bashkëshorte e Pejgamberit s.a.v.s. e ka informuar atë, mirëpo sipas një senedi tjetër thuhet: na ka treguar Abdull-llah b. Muhammedi, ky prej Hisham b. Jusufit, këtë e ka informuar Ma'meri duke transmetuar prej Zuhriut, ky prej Ali b. Husejnit:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ishte në xhami. Këtë e vizituan bashkëshortet e tij. Pasi që u kthyen ato** (në shtëpi), **ai i tha Safije b. Hujejjinit: "Mos nxito se edhe unë do të vij me ty". Dhoma e saj ishte në shtëpinë e Usames. Pejgamberi s.a.v.s. doli me te** (deri te dera). (Në atë moment) **i takoi dy njerëz prej ensarëve, e shikuan Pejgamberin s.a.v.s. dhe vazhduan. Pejgamberi s.a.v.s. u tha: "Ejani këtu! Kjo është Safije b. Hujejjini!"**

**- Subhanall-llah - thanë ata.**

**- Shejtani** - (tha Muhammedi a.s.) **qarkullon përreth njeriut si gjaku nëpër enët e tij, pra, u frikësova që të mos hedh diç të keqe në shpirtërat e juaj.**

بَابٌ هَلْ يَدْرَأُ الْمُعْتَكِفُ عَنْ نَفْسِهِ ؟

٢٠٣٩ – حدثنا إسماعيلُ بنُ عبدِ اللهِ قال أخبرَني أخي عن سُليمانَ عن محمدِ بنِ أبي عَتيقٍ عن الزُّهريِّ عن عليِّ بنِ حُسينٍ رضيَ اللهُ عنهما أن صفيةَ أخبرَتْهُ ح

وحدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدَّثَنا سُفيانُ قال سمعتُ الزُّهريَّ يُخبِرُ عن عليِّ بنِ حسينٍ أنَّ صفيةَ رضيَ اللهُ عنها أتتِ النبيَّ ﷺ وهو مُعتكِفٌ ، فلما رجَعَتْ مَشَى معَها ، فأبصرَهُ رجلٌ منَ الأنصارِ ، فلمَّا أبصرَهُ دَعاهُ فقال : تَعالَ ، هيَ صفيةُ – وربَّما قال سُفيانُ : هٰذهِ صفيةُ – فإنَّ الشيطانَ يَجري منِ ابنِ آدمَ مَجرَى الدَّمِ . قلتُ لسُفيانَ : أتَتْهُ ليلاً ؟ قال : وهل هوَ إلاَّ ليلاً ؟ »

## Largimi i dyshimit nga vetvetja derisa është (individi) në i'tikafë

**2039.** Na ka treguar Ismail b. Abdi-l-lahi, ndërsa ky dëgjoi prej vëllait të tij, ky prej Sulejmanit, ky prej Muhammed b. Ebu Atikut, ky prej Zuhriut, ky prej Ali b. Husejnit r.a. e këtë e informoi Safija, kurse nëpërmjet të një senedi tjetër thuhet: Na tregoi Ali b. Abdil-lahi, ky prej Sufjanit i cili deklaroi se kam dëgjuar Zuhriun duke kumtuar atë që dëgjoi prej Ali b. Husejnit që **Safija r.a ka ardhur te Pejgamberi s.a.v.s. derisa gjendej në i'tikafë dhe, kur kthehej ajo, ai e përcjellte dhe këtë e vërejti një ensarij. Kur e vërejti këtë Pejgamberi s.a.v.s., e ftoi e i tha: "Eja këtu! Kjo është Safija!"**

Ndonjëherë Sufjani thonte: "... **Kjo është Safija. Shejtani me të vërtetë qarkullon përreth njeriut, posi qarkullimi i gjakut.**

**- I ka ardhur natën? e pyeta Sufjanin** (tha Abdull-llahu). (Sufjani) u **përgjegj:**

**- Ardhja ka mundur të jetë vetëm natën?**

باب من خرج من اعتكافه عند الصبح

٢٠٤٠ — حدثنا عبدُ الرحمنِ بنُ بِشرٍ حدثنا سُفيانُ عن ابنِ جُرَيجٍ عن سُليمانَ الأحولِ خالِ ابنِ أبي نَجيحٍ عن أبي سَلَمةَ عن أبي سعيدٍ ح. قال سفيانُ وحدثنا محمدُ بنُ عمرٍو عن أبي سَلَمةَ عن أبي سعيد. قال وأظنُّ أنَّ ابنَ أبي لبيدٍ حدثنا عن أبي سَلَمةَ عن أبي سعيدٍ رضيَ اللهُ عنه قال «اعتكفْنا معَ رسولِ اللهِ ﷺ العَشْرَ الأوسطَ، فلما كان صَبيحةَ عِشرينَ نَقَلْنا مَتاعَنا، فأتانا رسولُ اللهِ ﷺ فقال: مَن كانَ اعتكفَ فليَرْجِعْ إلى مُعتكَفِه، فإني رأيتُ هذهِ الليلةَ، ورأيتُني أسجُدُ في ماءٍ وطين. فلما رَجعَ إلى مُعتكَفِه قال وهاجَتِ السماءُ فمُطِرْنا، فوالذي بعثَهُ بالحقِّ لقد هاجَتِ السماءُ من آخرِ ذلكَ اليومِ، وكان المسجدُ عَريشاً فلقد رأيتُ على أنفهِ وأرنبَتِهِ أثرَ الماءِ والطين»

## Dalja nga i'tikafi në mëngjes

**2040.** Na ka treguar Abdu-r-Rahman b. Bishr, duke transmetuar prej Sufjanit, ky dëgjoi prej Ibn Xhurejxhit, ky prej Sulejman el-Ahvalit, dajës së Ibn Ebu Nexhihit, ky prej Ebu Selemes, ky prej Ebu Seidit, ndërsa nëpërmjet të një senedi tjetër thuhet: Sufjani tha që ka dëgjuar prej Muhammed b. Amrit, ky prej Ebu Selemes, ky prej Ebu Seidit i cili tha: Mendoj (tha Buhariu) që Ibn Ebu Lebidi ka dëgjuar prej Ebu Selemes e ky prej Ebu Seidit r.a i cili ka thënë:

**- Kemi qëndruar me Pejgamberin s.a.v.s. në i'tikafë në dhjetëditëshin e mesëm** (të Ramazanit). **Kur u bë i njëzeti mëngjes, i bartëm gjësendet tona** (në shtëpi).

**Pak më vonë na erdhi Pejgamberi s.a.v.s. e tha:**

**"Kush ka qenë në i'tikafë, le të kthehet në i'tikafë! Unë e kam parë këtë natë** (kadër), **më është treguar** (po ashtu) **se si kam bërë sexhde në një baltë".**

**Kur u kthy në i'tikafë, është vërejtur** (koha) **dhe filloi të bie shi.**

**"Për Atë që e ka dërguar me të Vërtetën** (tha Ebu Seidi), **qielli është vrenjtur në fund të ditës. Xhamia ishte e mbuluar me thupra** (të palmës) **e unë me të vërtetë kam parë në mes dhe në maje të hundës së tij shenja të ujit dhe baltës".**

باب الاعتكاف في شوال

٢٠٤١ - حدثنا محمد هو ابن سلام حدثنا محمد بن فضيل بن غزوان عن يحيى بن سعيد عن عمرة بنت عبد الرحمن عن عائشة رضي الله عنها قالت « كان رسول الله ﷺ يعتكف في كل رمضان، فإذا صلى الغداة دخل مكانه الذي اعتكف فيه. قال فاستأذنته عائشة أن تعتكف، فأذن لها فضربت فيه قبة، فسمعت بها حفصة فضربت قبة، وسمعت زينب بها فضربت قبة أخرى. فلما انصرف رسول الله ﷺ من الغداة أبصر أربع قباب، فقال: ما هذا؟ فأُخبر خبرهن، فقال: ما حملهن على هذا؟ آلبر؟ انزعوها فلا أراها، فنزعت، فلم يعتكف في رمضان حتى اعتكف في آخر العشر من شوال »

## I'tikafi në (muajin) shevval

**2041.** Na ka treguar Muhammedi, ndërsa këtij i tha Muhamed b. Fudejl b. Gazvani, ky dëgjoi prej Jahja b. Seidit, ky prej Amres, bijës së Abdu-r-Rahmanit, kjo prej Aishes r.a. e cila tha:

**-Pejgamberi s.a.v.s. ka qëndruar në i'tikafë në çdo Ramazan. Kur e falte namazin e sabahut, mbyllej në i'tikafë.**

**- Pastaj** (shtoi ajo) **Aisheja kërkoi leje që edhe ajo të qëndrojë në i'tikafë, dhe** (Muhammedi a.s.) **e lejoi atë. Ajo** (në xhami) **ndërtoi një aneks në formë kupolle. Për këtë dëgjoi Hafsa edhe ajo e ngriti një aneks, por, kur dëgjoi për këto** (hapa) **Zejnebja, edhe ajo veproi kështu. Pasi që Pejgamberi s.a.v.s. mëngjesin vijues pa katër anekse pyeti: "Ç'është kjo?" Kur u informua** (nga të pranishmit) **për atë që ndodhi, tha: "Çka i shtyri në këtë? A devocioni? Hiqni këto të mos i shoh** (janë ngritur nga gjelozia)!" **Kështu ato në këtë mënyrë u hoqën në tërësi. Pejgamberi në atë Ramazan nuk ka qenë në i'tikafë, këtë e kreu në dhjetëditëshin e dytë të shevvalit.**

باب من لم ير عليه إذا اعتكف صوما

٢٠٤٢ - حدثنا إسماعيل بن عبد الله عن أخيه عن سليمان عن عبيد الله بن عمر عن نافع عن عبد الله ابن عمر عن عمر بن الخطاب رضي الله عنه أنه قال « يا رسول الله إني نذرت في الجاهلية أن أعتكف ليلة في المسجد الحرام، فقال له النبي ﷺ: أوف نذرك. فاعتكف ليلة »

## Mendimi që s'duhet agjëruar gjatë i'tikafit (në muajtë tjerë, përveç Ramazanit)

**2042.** Na ka treguar Ismail b. Abdil-lahi, ky prej vëllait të tij, ky prej Sulejmanit, ky prej Ubejdil-lah b. Umerit, ky prej Nafiut, ky prej Abdi-l-lah Ibn Umerit, ky prej Umer b. El-Hattabit r.a. i cili tha:

**"O Resulall-llah, jam zotuar në etapën paraislame që një natë do të kaloj në i'tikafë në Qabe?**

**Pejgamberi s.a.v.s. u përgjegj: "Zbatoje zotimin tënd". Edhe Umeri ka qëndruar në i'tikafë një natë.**

باب إذا نذر في الجاهلية أن يعتكف ثم أسلم

٢٠٤٣ — حدثنا عُبيد بن إسماعيل حدثنا أبو أسامة عن عُبيد الله عن نافع عن ابن عمر «أن عمر رضي الله عنه نذر في الجاهلية أن يعتكف في المسجد الحرام — قال: أُراه قال ليلة — فقال له رسول الله ﷺ: أوف بنذرك»

## Individi i cili zotohet që të qëndrojë në i'tikafë para etapës islame mirëpo më vonë e pranon fenë islame!

**2043.** Na ka treguar Ubejd b. Ismaili, ndërsa ky dëgjoi prej Ebu Usames, ky prej Ubejdi-l-lahit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit që **Umeri r.a. qysh në etapën paraislame është zotuar që do të qëndrojë në i'tikafë në Qabe - mendoj që është zotuar** (tha Nafiu) **vetëm për një natë. Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Zbatoje zotimin tënd!"**

باب الاعتكاف في العشر الأوسط من رمضان

٢٠٤٤ — حدثنا عبد الله بن أبي شيبة حدثنا أبو بكر عن أبي حصين عن أبي صالح عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «كان النبي ﷺ يعتكف في كل رمضان عشرة أيام، فلما كان العام الذي قُبض فيه اعتكف

عشرين يوماً»

## I'tikafi në dhjetëditëshin e mesëm të Ramazanit

**2044.** Na ka treguar Abdull-llah b. Ebu Shejbe, ndërsa ky dëgjoi prej Ebu Bekrit, ky prej Ebu Hasinit, ky prej Ebu Salihut, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka qëndruar në i'tikafë në çdo Ramazan nga dhjetë ditë, e vitin, në të cilin ndërroi jetë, ka qëndruar njëzet ditë".**

باب مَن أرادَ أن يعتكِفَ ثمّ بَدا له أن يخرُجَ

٢٠٤٥ – حدّثنا محمدُ بنُ مُقاتِلٍ أبو الحسنِ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا الأوزاعيُّ قال حدّثني يحيى بنُ سعيدٍ قال حدّثتني عَمرةُ بنتُ عبدِ الرحمٰنِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها «أنّ رسولَ اللهِ ﷺ ذَكرَ أنْ يعتكِفَ العَشرَ الأواخِرَ من رمضانَ، فاستأذنَتْهُ عائشةُ فأذِنَ لها، وسألتْ حفصةُ عائشةَ أن تستأذِنَ لها ففعلَتْ، فلمّا رأتْ ذلكَ زينبُ بنتُ جَحشٍ أمرَتْ ببناءٍ فبُنِيَ لها. قالت: وكان رسولُ اللهِ ﷺ إذا صلّى انصرَفَ إلى بنائهِ، فأبصرَ الأبنيةَ فقال: ما هٰذا؟ قالوا: بناءُ عائشةَ وحفصةَ وزينبَ. فقال رسولُ اللهِ ﷺ: آلبِرَّ أرَدْنَ بهٰذا؟ ما أنا بمعتكِفٍ. فرَجَعَ. فلمّا أفطرَ اعتكفَ عشراً من شوّالٍ»

## (Individi) i cili dëshiron të qëndrojë në i'tikafë, mirëpo më vonë e ndryshon mendimin e dëshiron të dalë

**2045.** Na ka treguar Muhamed b. Mukatil Ebu-l-Hasani, ky u informua prej Abdull-llahut, ky prej Euzaiut, ky prej Jahja b. Seidit, ky prej Amres, bijës së Abdu-r-Rahmanit, kjo prej Aishes r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. e ka përmendur që do të qëndrojë në i'tikafë dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, kështu që edhe Aisheja kërkoi leje që të qëndrojë** (në i'tikafë) **e ai e lejoi. Hafsa e ka pyetur Aishen që të kërkojë** (ajo) **leje** (për në i'tikafë), **ajo këtë e bëri. Kur e vërejti** (këtë veprim) **Zejneb b. Xhahshi, urdhëroi ndërtimin** (e një aneksi) **edhe ai u ngrit.** (Lidhur me këtë rast Aisheja) **tha: Kur Pejgamberi s.a.v.s. e fali namazin e** (sabahut) **dhe u nis në drejtim të aneksit të ndërtuar, aty pa edhe çadra tjera të ngritura e pyeti:**

**"Ç'është kjo?".** (Të pranishmit thanë):

- **Anekset e Aishes, Hafsës dhe Zejnebes.** (Atëherë) **Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**- A kanë për qëllim ato, ndonjë devocion? Unë s'do të jem më në i'tikafë!** (tha ai) **dhe u kthye** (në shtëpi). **Pasi që hëngri** (pas bajramit) **në i'tikafë, qëndroi në** (muajin) **shevval.**

باب المعتكف يُدخِلُ رأسَهُ البيتَ للغسلِ

٢٠٤٦ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدثنا هشامُ بنُ يوسفَ أخبرنا معمرٌ عن الزُّهريِّ عن عُروةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها « أنها كانت تُرَجِّلُ النبيَّ ﷺ وهيَ حائضٌ وهوَ مُعتكِفٌ في المسجدِ وهيَ في حُجرَتِها يُناوِلُها رأسَهُ »

## Individi, i cili gjendet në i'tikafë, i lejohet ta nxjerrë kokën jashtënpër ta larë

**2046.** Na ka treguar Abdull-llah b. Muhammedi, ndërsa këtij i tha Hisham b. Jusufi, këtë e informoi Ma'meri e ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Urves, ky prej Aishes r.a. **që ajo duke qenë nën menstuacione, e ka krehur Pejgamberin s.a.v.s. deri sa ishte në i'tikafë në xhami. Ajo gjendej në dhomën e saj e ai e nxirrte vetëm kokën e tij.**

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

# ٣٤ - كتاب البيوع

وقولِ اللهِ تعالى [ ٢٧٥ البقرة ] : ﴿ وأحلَّ اللهُ البيعَ وحرَّمَ الرِّبا ﴾

وقولِهِ [ ٢٨٢ البقرة ] : ﴿ إلا أن تكونَ تجارةً حاضرةً تديرونها بينَكم ﴾

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 34. Pjesa mbi shitblerjen

**Fjala e All-llahut të Madhëruar:**

***"All-llahu e ka lejuar tregtinë dhe e ka ndaluar kamatën".***
*(El-Bekare: 275),*

Dhe fjala e të Madhit Zot:

***"...përveç nëse është me para të gatshme që i përdorni dorë më dorë".***
*(El-Bekare: 282).* [1]

1 Shih. El-Bekare; 276-283.

باب ما جاء في قول الله عز وجل [ الجمعة ١٠ – ١١ ] : ﴿ فإذا قضيت الصلاة فانتشروا في الأرض وابتغوا من فضل الله ، واذكروا الله كثيراً لعلكم تفلحون . وإذا رأوا تجارة أو لهواً انفضوا إليها وتركوك قائماً ، قل ما عند الله خير من اللهو ومن التجارة ، والله خير الرازقين ﴾ وقوله [ ٢٩ النساء ] : ﴿ لا تأكلوا أموالكم بينكم بالباطل إلا أن تكون تجارة عن تراض منكم ﴾

٢٠٤٧ – حدثنا أبو اليمان قال حدثنا شعيب عن الزهري قال أخبرني سعيد بن المسيب وأبو سلمة بن عبد الرحمن أن أبا هريرة رضي الله عنه قال « إنكم تقولون : إن أبا هريرة يكثر الحديث عن رسول الله ﷺ ، وتقولون : ما بال المهاجرين والأنصار لا يحدثون عن رسول الله ﷺ بمثل حديث أبي هريرة ؟ وإن إخوتي من المهاجرين كان يشغلهم الصفق بالأسواق وكنت ألزم رسول الله ﷺ على ملء بطني ، فأشهد إذا غابوا ، وأحفظ إذا نسوا . وكان يشغل إخوتي من الأنصار عمل أموالهم ، وكنت امرأ مسكيناً من مساكين الصفة أعي حين ينسون ، وقد قال رسول الله ﷺ في حديث يحدثه : إنه لن يبسط أحد ثوبه حتى أقضي مقالتي هذه

ثم يجمع إليه ثوبه إلا وعى ما أقول ، فبسطت نمرة علي ، حتى إذا قضى رسول الله ﷺ مقالته جمعتها إلى صدري ، فما نسيت من مقالة رسول الله ﷺ تلك من شيء »

## Ajo që lejohet me fjalën e All-llahut të Madhëruar:

***E kur të përfundojë namazi** (i xhumasë), **atëherë shpërndahuni nëpër tokë dhe kërkoni mirësinë e All-llahut dhe përmendeni shumë All-llahun që** (të mund) **të shpëtoni. Kur ata shohin ndonjë tregti apo dëfrim, vërsulen andej e të lënë ty të vetmuar** (në minber). **Thuaj: "Ajo që është te All-llahu është më e mirë sesa zbavitja dhe tregtia". E All-llahu është furnizuesi më i mirë".***

*(El-Xhumua: 10-11).* [2]

2 Shih El-Xhumma; 10-11.
Një vit në Medine mbretëroi uri e madhe dhe Dihje b. Halife erdhi prej Sirisë me karvanet e ushqimit. Karvani arriti në qytet të premten në kohën kur Muhammmedi a.s., mbante ligjëratën (hytben) e së premtes. Të pranishmit e dëgjonin zërin e fanfarit dhe rrapëllimën e lodrave. Mirëpo, duke menduar se do të mbesin pa ushqim, u vërsulën për në treg. Në

Fjala e All-llahut:

*"Mos e hani pasurinë e njëri tjetrit në mënyrë të palejueshme, përveç në formë tregtie me pëlqim të dyanshëm".*

*(En-Nisa: 29)* [3]

**2047.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani ndërsa këtij i tha Shuajbi, e ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Seid b. Musejjebit dhe Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanit që Ebu Hurejre ka thënë:

**"Ju gjithmonë thoni: Se Ebu Hurejre transmeton shumë hadithe prej Pejgamberit s.a.v.s., dhe deklaroni: Pse s'transmetojnë ensarët dhe muhaxhirët hadithe prej Pejgamberit s.a.v.s. siç** (transmeton) **Ebu Hurejre! Mirëpo, vëllezërit e mi, muhaxhirët i ka angazhuar duartrokitja**

---

xhami mbeti Ebu Bekri, Umeri dhe 8 sahabe, respektivisht 11-12 ose më së shumti deri në 40 vetë. Pas këtij rasti është shpallur ajeti i theksuar më lartë ndërsa Muhammedi a.s. ka thënë: "Për Zotin të kishit shkuar të gjithë në treg, këtë luginë do ta kishte djegur zjarri".

3 Mashtrimi në treg është i ndaluar. Tregtia e ndershme është e nevojshme. Me këmbimin e mirësive të njerëzve mbulohen kërkesat dhe me këtë formë në një mënyrë pengohet vjedhja dhe mashtrimi. Përmes shitblerjes tek njerëzit në mënyrë të arsyeshme arrinë mallërat e nevojshme për jetën e tyre. Baza e marrëveshies për shtiblerjen është oferta dhe të pranuarit e palëve të interesuara. Për ofertën dhe pranimin përdoren foljet në kohën e kaluar dhe në prezent. Si për shembull: "Ta kam shitur këtë libër për 10 dinarë", ndërsa blerësi përgjigjet: "Edhe unë e pranoj". Kushtet e fuqizimit të kontratës së shitblerjes janë:

- që malli të jetë prezent në momentin e lidhjes së kontratës qoftë në formën gojore, ose me shkrim e në mosprezencë konsiderohet e anuluar marrëveshja. Si për shembull shitja e frytit në dru i cili akoma nuk është parë.
- që malli për shitblerje të jetë i mundshëm për blerje. Kështu bie fjala nuk mund të bisedohet për blerjen e mallit të humbur, ose shitja e barkës e cila është fundosur në det;
- që malli për shitblerje të ketë vlerë të shitjes. Për arsye se nuk mund të shitet kufoma ose njeriu i lirë;
- blerësi duhet ta njohë mallin për shitblerje dhe
- palët kontraktuese duhet të jenë të mençur dhe jo të mitur.

I ndalohet muslimanit që të jetë pa ndonjë profesion (zanat) e kjo do të thotë pa kurrfarë produktiviteti. Puna është e barabartë me devocionin. Llukmani Urtë (Hakimi) e këshillonte të birin me këto fjalë: "Merru me retorikë, harxhoje vetë pasurinë e fituar që të fitosh shpërblimin në këtë dhe jetën tjetër, mos jep me qira të mirat materiale të kësaj bote që të varfërosh e të jetosh në kurriz të njerëzve tjerë"!

**nëpër treg, ndërsa unë kam qenë me Pejgamberin s.a.v.s. edhe pse e kam patur barkun plot. Kështu kam qenë prezent, kur ata mungonin dhe kam mbajtur mend atë që e kanë harruar ata. Vëllezërit e mi ensarët i ka preokupuar puna rreth pasurisë së tyre, kam qenë njeri i varfër, nga të varfërit e "Suffes" dhe e kam mbajtur mend atë që e harronin ata.**

Pejgamberi s.a.v.s., në një hadith të cilin e transmeton Ebu Hurejre, ka thënë: "**Nuk do ta shtrijë asnjëri petkun e tij derisa ta përfundoj këtë bisedë e as pastaj ta mbledhë përreth vetes, petkun e tij, e të mos ketë kuptuar se ç'thashë**"

- Pastaj (tha Ebu Hurejre) ia shtrova vetes një petk me vija e kur Pejgamberi s.a.v.s. e përfundoi bisedën e tij, e mblodha (petkun) mbi krahëror (përreth vetes) dhe s'kam harruar asgjë nga ajo ligjëratë e Pejgamberit s.a.v.s.[4]

٢٠٤٨ — حدثنا عبدُ العزيز بنُ عبدِ الله حدَّثنا إبراهيمُ بنُ سعدٍ عن أبيهِ عن جَدِّهِ قال: قال عبدُ الرحمٰنِ بنُ عوفٍ رضيَ اللهُ عنهُ «لمّا قدِمْنا المدينةَ آخى رسولُ اللهِ ﷺ بيني وبينَ سعدِ بنِ الرَّبيع، فقال سعدُ ابنُ الرَّبيع: إني أكثرُ الأنصارِ مالاً، فأقسِمُ لكَ نِصفَ مالي، وانظرْ أيَّ زوجتيَّ هَوِيتَ نزلتُ لكَ عنها، فإذا حَلَّتْ تزوَّجتَها. قال فقال له عبدُ الرحمٰنِ: لا حاجةَ لي في ذلك، هل من سوقٍ فيه تجارةٌ؟ قال سوقُ قَينُقاع. قال فغدا إليه عبدُ الرحمٰنِ فأتى بأقِطٍ وسَمنٍ. قال ثمَّ تابعَ الغُدُوَّ، فما لبِثَ أن جاءَ عبدُ الرحمٰنِ عليهِ أثرُ صُفرةٍ، فقال رسولُ اللهِ ﷺ: تزوَّجتَ؟ قال: نعم. قال: ومَن؟ قال: امرأةً من الأنصارِ. قال: كم سُقتَ؟ قال زِنَةَ نواةٍ من ذهبٍ ـ أو نواةً من ذهبٍ ـ فقال له النبيُّ ﷺ: أوْلِمْ ولو بشاةٍ»

**2048.** Na ka treguar Abdu-l-Aziz b. Abdi-l-lahi, ndërsa ky dëgjoi prej Ibrahim b. Sa'dit, ky prej të atit, ky prej gjyshit, i cili tha: **Ka thënë Abdu-r-Rahman b. Aufi r.a.:**

---

4 Nën hijen e freskët para xhamisë, Pejgamberit a.s. në Medine ishin vendosur udhëtarët të cilët kishin ardhur me qëllim, dhe ata të cilët nuk posedonin shtëpia dhe varfanjakët, ndërsa Ebu Hurejren e kishin përgjegjës. Ky grup i sahabeve e dëgjonte me vemendje secilën fjalë të Pejgamberit dhe kurdoherë kanë qenë të gatshëm për marshim ushtarak. Harxhimet për mbrojtjen e këtyre njerëzve i mbulonin muslimanët e begatshëm, mirëpo disa herë këto i mbulonte edhe arka shtetërore.

**"Kur erdhëm në Medine Pejgamberi s.a.v.s. më vëllezëroi mua dhe Sa'd b. Rebiën. Pastaj Sa'd b. Rebia tha: Unë me të vërtetë jam Ensariu më i begatshëm dhe do ta ndaj me ty gjysmën e pasurisë sime, por shiko prej këtyre dy bashkëshorteve të mia cilën e do që të ta lejoj ty, e kur të lirohet** (nga kohëzgjatja e pritjes) **të martohesh me te?"**

**Tha** (Ibrahimi) **e Abdu-r-Rahmani iu përgjegj: "S'kam për të nevojë. A ekziston treg për shitblerje?"**

**Sa'di iu përgjigj:** (Po), **është tregu Kajnuka'.**

**- Të nesërmen** (tha Ibrahimi) **Abdu-r-Rahmani shkoi në te** (treg) **dhe solli djathë dhe gjalpë. Pastaj** (shtoi Ibrahimi) **shkoi edhe ditën e dytë, por menjëherë u kthye, dhe tek ai u vërejtën shenja të kuqe** (në fytyrë) **Pejgamberi s.a.v.s. e pyeti:**

"A u martove?". U përgjigj: Po.

**- Cila është ajo?-pyeti** (Muhamedi a.s.)

(Abdu-r-Rahmani) **u përgjegj: Një grua nga ensaret.**

(Muhammedi a.s.) **pyeti: Sa ke paguar** (peshqesh martese)?

**Tha: Sa një kokër dukat, respektivisht sa një kokërr prej dukati** (në sasi prej 5 gr.).

(Muhammedi a.s.) **I tha:** (bën dasëm) **qoftë edhe në vlerë të një deleje.**[5]

5 "Nevat" është peshojë për matjen e arit dhe argjendit. Buhariu konsideron që sasia e "nevatit" është 5 dirhem, kurse Ahmed b. Hamberli thotë se sasia e saj është 3 dirhem, ndërsa përfaqësuesit e Malikijve mendojnë se ajo pëshon sa 1/4 e dukatit.
Gëzimi i dasmës bën pjesë ndër zakonet e mira islame. Preferohet që ky gëzim të zgjasë 2-7 ditë, por qortohet zgjatja e saj më tepër se sa një javë.

٢٠٤٩ – حدثنا أحمد بن يونس حدثنا زهير حدثنا حميد عن أنس رضي الله عنه قال « قدم عبد الرحمن بن عوف المدينة، فآخى النبي ﷺ بينه وبين سعد بن الربيع الأنصاري، وكان سعد ذا غنى، فقال لعبد الرحمن: أقاسمك مالي نصفين وأزوجك. قال: بارك الله لك في أهلك ومالك، دلوني على السوق، فما رجع حتى استفضل أقطا وسمنا، فأتى به أهل منزله. فمكثنا يسيرا - أو ما شاء الله - فجاء وعليه وضر من صفرة، فقال له النبي ﷺ: مهيم؟ قال: يا رسول الله تزوجت امرأة من الأنصار. قال: ما سقت إليها؟ قال: نواة من ذهب - أو وزن نواة من ذهب - قال أولم ولو بشاة »

**2049.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, ky dëgjoi prej Zuhejrit, ky prej Humejdit, ky prej Enesit r.a. i cili tha:

**- Abdu-r-Rahman b. Aufi erdhi në Medine dhe Pejgamberi s.a.v.s. e vëllazëroi me Sa'd b. Rebi' Ensariun. Sa'di ishte i pasur, e i tha Abdu-r-Rahmanit: "Do ta ndaj pasurinë time ndërmjet nesh dhe do të të martoj".**

**- All-llahu të dhashtë të mira ty, familjes dhe pasurisë tënde!** (shtoi Abdu-r-Rahmani) **por, më udhëzo në ndonjë treg! Ai nuk u kthye derisa nuk fitoi pakëz djathë dhe gjalpë dhe atë ia solli familjes. Aty, u ndalëm pakëz, ose** (aq) **sa All-llahu deshti, e ai përsëri erdhi, dhe në** (fytyrë) **të tij vëreheshin shenja të kuqe, kurse Pejgamberi s.a.v.s.i tha:**

"Ç'është kjo?"

**U përgjegj: O Resulall-llah jam martuar me një grua prej ensarëve.**

(Muhammedi a.s.) **pyeti: Çka i ke dhënë?**

U përgjegj: Një kokërr dukat, apo pesha e një kokrre dukati (rreth 5 gr.). (Muhammedi a.s.) **tha:** (bën dasëm) **qoftë edhe në vlerë të një deleje.**

٢٠٥٠ – حدثني عبد الله بن محمد حدثنا سفيان عن عمرو عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « كانت عكاظ ومجنة وذو المجاز أسواقا في الجاهلية، فلما كان الإسلام فكأنهم تأثموا فيه، فنزلت ﴿ليس عليكم جناح أن تبتغوا فضلا من ربكم﴾ في مواسم الحج. قرأها ابن عباس »

**2050.** Na ka treguar Abdull-llahu b. Muhammedi, ky dëgjoi prej Sufjanit, ky prej Amrit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**- Në etapën paraislame këto tregje kanë qenë (vende panairi) si: Ukaz, Mixhenne dhe Dhu-l-Mexhazi.Me shpalljen e Islamit, muslimanët u larguan nga ato, atëherë është shpallur ajeti:**

**"Nuk ngarkoheni me mëkate të kërkoni mirësinë e Zotit tuaj gjatë stinëve të haxhit".**[6]

**باب** الحلالُ بَيِّنٌ، والحرامُ بَيِّنٌ، وبينهما مُشتبِهات

٢٠٥١ – **حدثني** محمدُ بنُ المُثنّى حدثني ابنُ أبي عَديٍّ عن ابنِ عَونٍ عن الشَّعبيِّ قال سمعتُ النُّعمانَ بنَ بَشيرٍ رضيَ اللهُ عنه يقولُ سمعتُ النبيَّ ﷺ ح. و **حدثنا** عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدثنا ابنُ عُيَينةَ حدثنا أبو فَروةَ عن الشَّعبيِّ قال سمعتُ النُّعمانَ بنَ بَشيرٍ عن النبيِّ ﷺ ح. و **حدثني** عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدثنا ابنُ عُيينةَ عن أبي فروةَ قال سمعتُ الشَّعبيَّ سمعتُ النُّعمانَ بنَ بَشيرٍ رضيَ اللهُ عنهما عن النبيِّ ﷺ ح. **حدثنا** محمدُ بنُ كَثيرٍ أخبرَنا سُفيانُ عن أبي فروةَ عن الشَّعبيِّ عن النُّعمانِ بنِ بَشيرٍ سمعتُ رضيَ اللهُ عنه قال: قال النبيُّ ﷺ «الحلالُ بيِّنٌ، والحرامَ بيِّنٌ، وبينهما أمورٌ مُشتبِهة. فمن تَركَ ما شُبِّهَ عليه من الإثمِ كان لِما استبانَ أتركَ، ومن اجترأَ على ما يَشُكُّ فيه من الإثمِ أوشكَ أن يُواقِعَ ما استبانَ. والمعاصي حِمى اللهِ، مَن يَرتَعْ حولَ الحِمى يُوشِكْ أن يُواقِعَه»

**Hallalli është i qartë edhe harami është i qartë, por ndërmjet tyre ekzistojnë (gjëra të dyshimta)**

2051. Më ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, ndërsa këtij i tha Ibn Ebu Adiji, e ky dëgjoi prej Ibn Aunit, ky prej Sha'biut, i cili tha:

---

6 Nga hadithi i theksuar mund të konkludohet:
- Puna e ndershme dhe morale janë krenari, e veçanërisht tregtia e ndershme;
- për mbajtjen e familjes duhet punuar e munduar maksimalisht, ndërsa tek fëmijët duhet krijuar shprehi pune dhe duhet aftësuar ata për jetë të pavarur përmes shkollimit dhe zanateve bashkëkohore. Fëmijët pa aftësi e shkollë janë të gjykuar me shkatërrim. Baza materiale e njerëzve është themel i fatit sipas parimeve islame;
- Vëllazërimi dhe shoqëria në emër të All-llahut xh.sh. hap shtigje për bashkëpunim të sinqertë dhe nd' me a reciproke materiale si dhe zvogëlon dallimet ndërmjet njerëzve në aspektin e standardit jetësor. Shembulli i Sa'dit s'ka qenë i vetëm rreth përkujdesjes ndaj muhaxhirët duarthatë të Mekkes.

- E kam dëgjuar Nu'man b. Beshirin r.a. duke thënë: "E dëgjova Pejgamberin s.a.v.s. (Në bazë të një senedi tjetër) **thuhet: Na tregoi Ali b. Abdillahi, ky dëgjoi prej Ibn Ujejne, ky prej Ebu Ferve, ky prej Sha'biut i cili deklaroi: "E kam dëgjuar Nu'manin b. Beshirin, ndërsa ai ka dëgjuar prej Pejgamberit s.a.v.s. përsëri nëpërmjet një senedi tjetër thuhet: na tregoi Abdu-ll-llah b. Muhammedi, e ky dëgjoi prej Ibn Ujejnes, ky prej Ebu Ferves i cili tha:**

**- E kam dëgjuar Sha'biun duke thënë: "E kam dëgjuar Nu'man b. Beshirin r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s."**

Nëpërmjet transmetuesve tjerë thuhet: "Na tregoi Muhammed b. Kethiri, duke transmetuar prej Sufjanit, e ky prej Ebu Ferves, ky prej Sha'biut, ky prej Nu'man b. Beshirit r.a. i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

"**Hallalli është i qartë** (i lejuar) **edhe harami është i qartë** (i ndaluar), **por ndërmjet tyre ekzistojnë çështje të paqarta** (të dyshimta), **kushdo që largohet nga** (ajo vepër) **që i ngjet mëkatit, ai edhe më tepër largohet nga ajo që është e qartë** (e ndaluar) **e kush vendos** (ta bëjë një veprim) **që dyshon se a është mëkat** (ose jo) **mundet lehtë të zhytet në atë që është e qartë** (e ndaluar).

**Mëkatet janë ndalesa të All-llahut, e cili i kullot** (lopët) **përreth ndalesave, ato lehtë mund të depërtojnë në te** (zonën e ndaluar)".

باب تفسير الشبّهات

وقال حسّانُ بنُ أبي سنانٍ : مارأيتُ شيئاً أهونَ من الوَرَعِ ، دَعْ مايَرِيبُكَ إلى ما لا يَرِيبُك

٢٠٥٢ ـ حدّثنا محمدُ بنُ كثيرٍ أخبرَنا سفيانُ أخبرَنا عبدُ اللهِ بنُ عبدِ الرّحمنِ بنِ أبي حُسينٍ حدّثنا

عبدُ اللهِ بنُ أبي مُلَيكةَ عن عُقبةَ بنِ الحارثِ رضيَ اللهُ عنهُ « انّ امرأةً سوداءَ جاءت فزَعمتْ أنها أرضعَتْهما ، فذَكرَ للنبيِّ ﷺ ، فأعرَضَ عنهُ وتبسّمَ النبيُّ ﷺ قال : كيفَ وقد قِيلَ ؟ وقد كانت تحتَهُ ابنةُ أبي إهابِ التّميميّ »

## Shpjegimi i çështjeve të dyshimta (dilemave)

**Hasan b. Ebu Sinani ka thënë: "S'shoh më lehtë sesa devocioni, por lere atë** (vepër) **që dyshon, merre atë që s'dyshon".** [7]

**2052.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, e këtij i tha Sufjani, këtij ia transmetoi Abdull-llah b. Abdu-r-Rahman b. Ebi Husejni duke thënë që Abdull-llah b. Mulejke ka dëgjuar prej Ukbe b. Harithit r.a.:

**"Erdhi një grua e zezë e tha që të dyve na ka dhënë gji** (Ukbës dhe bashkëshortes së tij) (tek ajo kanë thithë qumësht)" (Këtë rast më vonë Ukkbe) ia paraqiti Pejgamberit s.a.v.s. e Pejgamberi s.a.v.s. buzëqeshi e tha:

**- Si, a vetëm (për këtë) është folur?**

E bija e Ebu Ihab Et-Tejmiut (tha Buhariu) ishte bashkëshortja e Ukbës.[8]

---

7 Ebu Umame ka thënë:
Një njeri e ka pyetur Pejgamberin: "Ç'është besimi"?
Muhammedi a.a. u përgjigj: "Besimtar i mirë je, nëse veprat e mira të gëzojnë, ndërsa të këqiat të hidhërojnë.
Njërin përsëri e pyeti: "E ç'është mëkat? Muhammedi a.s. u përgjigj: "Veprimi i cili të mundon në shpirt, prandaj lere atë"!

8 Tirmidhiu e ka transmetuar rastin konkret duke theksuar që Ukbe ka thënë:
- U martova me një femër. Mirëpo më vonë erdhi një femër tjetër e zezë e më tha: "Unë që të dyve u kam dhënë gji (qumësht)". Pastaj shkova te Pejgmaberi a.s. e i thashë: "Jam martuar me bijën e filan filanit, më vonë më erdhi një femër e zezë e tha: "Unë që të dyve u kam dhënë gji (qumësht)", mirëpo ajo gënjen". Pejgamberi atëherë u kthye në anën e kundërt e unë përsëri iu afrova dhe i thashë: "Ajo është gënjeshtare".
- Si? - pyeti Pejgamberi apo flitet se ajo u ka dhënë gji (qumësht)? Lere atë!
Afërsia në bazë të qumështit e të gjakut ndalon muslimanin që të lidhë kurorë. Dhënia gji e rastit konkret nuk është vërtetuar, por vetëm që është folur për këtë, mirëpo Pejgamberi, për arsye të precizitetit si dhe për hir të ruajtjes së njerëzve nga mëkatet, i urdhëroi Ukbes të çkurorëzohet.
Për vërtetësinë e dhënies së qumështit mjafton dëshmia e vetme e një femre. Ky është qëndrim i Ibn Abbasit dhe i disa sahabeve tjerë, ndërsa Imam Ahmedi dhe Is-haku e mbështesin po të njëjtin qëndrim por nëse e njëjta femër betohet. Shafiu e merr parasysh dëshminë nëse për këtë rast dëshmojnë një numër më i madh i femrave.

٢٠٥٣ – حدثنا يحيى بن قزعة حدثنا مالك عن ابن شهاب عن عروة بن الزبير عن عائشة رضي الله عنها قالت: «كان عتبة بن أبي وقاص عهد إلى أخيه سعد بن أبي وقاص أن ابن وليدة زمعة مني فاقبضه. قالت: فلما كان عام الفتح أخذه سعد بن أبي وقاص وقال: ابن أخي، قد عهد إلي فيه. فقام عبد بن زمعة فقال: أخي، وابن وليدة أبي، ولد على فراشه. فتساوقا إلى رسول الله ﷺ، فقال سعد: يارسول الله، ابن أخي، كان قد عهد إلي فيه. فقال عبد بن زمعة: أخي، وابن وليدة أبي، ولد على فراشه. فقال النبي ﷺ: هو لك يا عبد بن زمعة. ثم قال النبي ﷺ: الولد للفراش وللعاهر الحجر. ثم قال لسودة بنت زمعة زوج النبي ﷺ: احتجبي منه ياسودة، لما رأى من شبهه بعتبة، فما رآها حتى لقي الله»

**2053.** Na ka treguar Jahja b. Kazea', ndërsa ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Ibn Shihabit ky prej Urve b. Zubejrit, ky prej Aishes r.a. e eila tha:

- **Ia ka preferuar Utbe b. Ebu Vekkasi vëllait të vet, Sa'd b. Ebi Vekkasit që: "biri i robëreshës Zem'ate është imi, prandaj merre atë!"**

Tha: (Aisheja) Vitin e çlirimit (të Mekkes) **e mori Sa'd b. Ebi Vekkasi e tha: "Është biri i vëllait tim dhe ai ma ka preferuar".**

Pastaj u ngrit Abdi biri (i dytë) i Zema'tes e tha: "Ai është vëllai im, bir i robëreshës së babait tim, i cili është lindur në shtrojën e tij".

Më vonë ata u kundërshtuan edhe para Pejgamberit s.a.v.s. e Sa'di tha:

**"O Resulall-llah, ai është biri i vëllait tim e ai mua ma besoi".** Pastaj Abd b. Zem'a tha: "(Ai është) **vëllai im, biri i robëreshës së babait tim dhe është lindur në shtrojën e tij".**

Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Abd b. Zem'a, (atëherë) ai ty të takon!" Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. shtoi: **"Fëmija është i shtrojës** (dyshekut), **ndërsa lapërdharit i takon (dënimi) me gurë.**

Pastaj iu tha Sevdijes, bijës së Zem'as, bëshkëshortes së Pejgamberit s.a.v.s.:

**"Sevdije, mbulohu prej tij!"** për shkak që i ngjante Utbës. Kështu edhe vdiq duke mos e parë më fare.[9]

9 Në periudhën parislamike robëreshat përmes prostuticionit u siguronin zotërinjve fitime të mëdha materiale. Me ato, kanë shfaqur përjetime seksuale edhe te zotëria, por edhe te

٢٠٥٤ – حدثنا أبو الوليد حدثنا شعبة قال أخبرني عبد الله بن أبي السفر عن الشعبي عن عدي بن
حاتم رضي الله عنه قال: سألت رسول الله ﷺ عن المعراض، فقال: إذا أصاب بحده فكل، وإذا أصاب
بعرضه فقتل فلا تأكل، فإنه وقيذ. قلت: يا رسول الله أرسل كلبي وأسمي، فأجد معه على الصيد كلبا
آخر لم أسم عليه، ولا أدري أيهما أخذ. قال: لا تأكل، إنما سميت على كلبك ولم تسم على الآخر.

**2054.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Shu'be, e ky dëgjoi prej Abdull-llah b. Ebu-S-Seferit, ky prej Sha'biut, ky prej Adij b. Hatimit r.a. i cili tha:

**- E kam pyetur Pejgamberin s.a.v.s. mbi rrahjen e shtazëve** (me mjet të rëndë) **e ai m'u përgjegj: "Nëse është qëlluar me pjesën e mprehtë, haje, e nëse është qëlluar me pjesën e gjerë** (anën e kundër të mjetit) **e është mbytur, mos e ha, sepse ajo është mbytur".**

**- O Resulall-llah, - i thashë - unë e lëshoj qenin tim** (të gjuetisë) **dhe e përmend emrin e All-llahut** (kur e lëshoj them Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim), **mirëpo pastaj në gjueti së bashku me te gjej edhe një qen tjetër të cilit nuk ia kam përmendur Bismi-l-Lahin dhe nuk di se cili prej tyre e ka kapur gjahun?**

(Muhammedi a.s.) **tha: Mos e ha, sepse ti ia ke përmendur Bismi-l-Lahin vetëm qenit tënd, por jo edhe atij tjetrit.**

---

të tjerë. Nëse ndonjëra ka lindur fëmijë atëherë së pari atë e përvetësonte zotëria, pastaj ndonjë tjetër. Nëse ndonjëherë zotëria vdes pa dhënë kurrfarë deklarate mbi fëmijën, të drejtë përvetësimi kanë trashëgimtarët e tij.
Islami të drejtën e prindërve ia përshkruan zotërisë së shtrojës respektivisht zotërisë, pikërisht bashkëshortit të bashkëshortësisë, përveç nëse në bazë të procedurës gjyqësore nuk vërtetohet e kundërta.
Për vendimin e Pejgamberit ka qenë faktor më i madh zotëria i robëreshës Zema'te sesa ngjashmëria e fëmijës në Utben. Qëllimi i fëmijës është që t'i sigurohet statusi ligjor i prindit e me këtë edhe i kujdestarit.

باب ما يتنزه من الشبهات

٢٠٥٥ – حدثنا قبيصة حدثنا سفيان عن منصور عن طلحة عن أنس رضي الله عنه قال « مر النبي ﷺ بتمرة مسقوطة فقال : لولا أن تكون صدقة لأكلتها »

وقال همام عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « أجد تمرة ساقطة على فراشي »

## Largimi prej gjërave të dyshimta

**2055.** Na ka treguar Kabisa, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Mensurit, ky prej Talhas, ky prej Enesit r.a., i cili ka thënë:

- **Pejgamberi s.a.v.s. kaloi afër një hurme të hedhur e tha:**

"Të kisha (ditë) që s'është lëmoshë e kisha ngrënë"

Ka thënë Hemmami, duke transmetuar prej Ebu Hurejes r.a., e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha: **"Hurmën e gjeta aty ku kishte rënë në shtrojën** (dyshekun) **time".**[10]

باب من لم ير الوساوس ونحوها من الشبهات

٢٠٥٦ – حدثنا أبو نعيم حدثنا ابن عيينة عن الزهري عن عباد بن تميم عن عمه قال « شكي إلى النبي ﷺ الرجل يجد في الصلاة شيئا أيقطع الصلاة ؟ قال : لا ، حتى يسمع صوتا أو يجد ريحا »

وقال ابن أبي حفصة عن الزهري : لا وضوء إلا فيما وجدت الريح أو سمعت الصوت

10 I është ndaluar Pejgamberit që ta hajë dhe ta shfrytëzojë lëmoshën. Muhammedi a.s. nuk e ka ditur prejardhjen e hurmës së theksuar si dhe duke dyshuar në këtë, nuk ka dashur ta hajë pikërisht për këtë arsye. Mendohet që kjo hurmë është njëra ndër hurmet e lëmoshës e cila i ishte ngjitur Muhammmedit a.s. në tesha derisa ua kishte bërë ndarjen e tyre të varfërve nga të ardhurat e sadakatu-l-fitrit si dhe ka mundur t'i bie në tokë.
Ndalohet përvetësimi i gjësendit të gjetur në rrugë, nëse ai prezenton vlerë të vërtetë për pronarin e gjësendit. Nga fjala e Muahmmedit a.s.: "E kisha ngrënë..." mund të përfundohet që hurma e gjetur në rrugë si edhe molla, kumbulla, qershia, e të ngjashme mund ti hash pa i shpallur ato ose pa hulumtuar pranorin e tyre.

## (Individi) i cili të bërët (vesvesen) dhe të ngjashme si kjo nuk i konsideron gjëra të dyshimta

2056. Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij i tha Ibn Ujejne, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Abbad b. Temimit, ky prej xhaxhait të tij që tha: "Një njeri iu ankua Pejgamberit s.a.v.s. që në namaz ndien diçka, dhe a e prish kjo namazin?"

(Muhammedi a.s.) **iu përgjegj: Jo, derisa s'dëgjohet zë, ose s'ndihet kundërmime** (erë e keqe).

Ibn Ebi Hafsa, duke transmetuar prej Zuhriut tha:

**"S'duhet** (përsëritur) **abdesin përveç kur ndin kundërmimë** (erë të keqe) **ose dëgjon zë".**

٢٠٥٧ – حدثنا أحمدُ بنُ المقدامِ العِجليُّ حدثنا محمدُ بن عبدِ الرحمنِ الطُّفاويُّ حدثنا هِشامُ بنُ عُروةَ عن أبيه عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها «أنَّ قوماً قالوا يا رسولَ اللهِ إنَّ قوماً يأتونَنا باللحمِ لا ندري أذَكَروا اسمَ اللهِ عليهِ أم لا؟ فقال رسولُ اللهِ ﷺ: سَمُّوا اللهَ عليهِ وكُلُوهُ»

**2057.** Na ka treguar Ahmed b. Mikdam El-Ixhliu, ndërsa këtij i tha Muhammed b. Ahdu-r-Rahman Et-Tufaviu e ky dëgjoi prej Hisham b. Urves, ky prej atit të tij, ky prej Aishes r.a. që disa njerëz thanë:

**- O Resulall-llah, disa njerëz na sjellin mish, mirëpo na s'dimë a e kanë përmendur emrin e All-llahut** (gjatë therjes) **apo jo?**

Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Thoni mbi te Bismi-l-Lahin dhe haeni".**[11]

11 Kafsha kur të theret duhet theksuar Bismi-l-Lahin. Nëse kjo harrohet gjatë therjes, atëherë ajo duhet përmendur gjatë ngrënies së mishit. Disa dijetarë mendojnë që hadithi i përmendur është deroguar me ajetin: "Mos e hani mishin e kafshës mbi të cilën gjatë therjes nuk është përmednur emri i Zotit"!

باب قول الله عز وجل [ ١١ - الجمعة ] : { وإذا رأوا تجارة أو لهوا انفضوا إليها }

٢٠٥٨ - حدثنا طلق بن غنام حدثنا زائدة عن حصين عن سالم قال حدثني جابر رضي الله عنه قال « بينما نحن نصلي مع النبي ﷺ ، إذ أقبلت من الشام عير تحمل طعاما ، فالتفتوا إليها حتى ما بقي مع النبي ﷺ إلا اثنا عشر رجلا ، فنزلت { وإذا رأوا تجارة أو لهوا انفضوا إليها } »

**Fjalët e All-llahut të Madhëruar:**

***"Po kur shihnin ndonjë tregti ose argëtim vërsuleshin andej"***
*(El-Xhumua; 11)*

**2058.** Na ka treguar Talk b. Gannami, këtij i tha Zaide, ky dëgjoi prej Husajnit, ky prej Salimit, ky prej Xhabirit r.a., i cili tha:

***- Derisa e falnim** (xhumanë) **me Pejgamberin s.a.v.s. arritën nga Siria karvanët me ushqim dhe njerëzit u kthyen në** (drejtim) **të tyre, kështu nuk mbetën me Pejgamberin s.a.v.s. përveç 12 vetave** (lidhur me këtë) **është shpallur** (ajeti): **"Kur shihnin ndonjë tregti ose argëtim vërsuleshin andej...."***

*(El-Xhumua; 11)*

باب من لم يبال من حيث كسب المال

٢٠٥٩ - حدثنا آدم حدثنا ابن أبي ذئب حدثنا سعيد المقبري عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « يأتي على الناس زمان لا يبالي المرء ما أخذ منه أمن الحلال أم من الحرام »

**Fitimi i pasurisë duke mos llagaritur prejardhjen e saj.**

**2059.** Na ka treguar Ademi, ndërsa këtij i tha Ibn Ebu Dhibi, ky dëgjoi prej Sei'd El-Makburiut, ky prej Ebu Hurejres r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Njerëzve do t'ju vijë një kohë që nuk do të kenë kujdes prej nga është marrë fitimi: prej hallallit** (formës së lejuar), **apo prej haramit** (formës së ndaluar)".[12]

---

12 Situata e paralajmëruar do të krijohet, thekson Ibn Batali për shkak të imanit të dobët (besimit) dhe lakmimit të pakufizuar e të tepruar të njerëzve ndaj të mirave materiale.

باب التجارة في البزّ وغيره

وقوله عزّ وجلّ [٣٧ النور]: { رجالٌ لا تُلهيهم تجارةٌ ولا بيعٌ عن ذكر الله }

وقال قتادة: كان القومُ يتبايعون ويتّجرون، ولكنّهم إذا نابهم حقٌّ من حقوق الله لم تُلهِهم تجارةٌ ولا بيعٌ عن ذكر الله حتى يؤدّوه إلى الله.

٢٠٦٠، ٢٠٦١ - حدّثنا أبو عاصم عن ابن جُرَيجٍ قال أخبرني عمرُو بنُ دينارٍ عن أبي المِنهال قال «كنتُ أتَّجِرُ في الصَّرف، فسألتُ زيدَ بنَ أرقمَ رضيَ الله عنه فقال: قال النبيُّ ﷺ ح.

«وحدّثني الفضلُ بنُ يعقوبَ حدّثنا الحجّاجُ بنُ محمدٍ قال ابنُ جُرَيجٍ أخبرني عمرُو بنُ دينارٍ وعامرُ بنُ مُصعَبٍ أنهما سَمِعا أبا المِنهالِ يقول «سألتُ البَراءَ بنَ عازبٍ وزيدَ بنَ أرقمَ عن الصَّرفِ فقالا: كنّا تاجرَين على عَهدِ رسولِ الله ﷺ، فسألنا رسولَ الله ﷺ عن الصرفِ فقال: إن كانَ يداً بيدٍ فلا بأسَ، وإن كان نَسيئاً فلا يَصلُحُ»

## Tregtia në tokë dhe fjala e All-llahut të Madhëruar:

*"... Ka njerëz të cilët veprimtaria dhe shitblerja nuk i pengon që ta përmendin All-llahun..."*

*(En-Nur; 37)*[13]

---

Ibn Xheuziu në veprën "Kitabu-t-Tergibi ve-t-Terhibi" thekson që Muhammedi a.s. ka thënë: "Është detyrë e secilit muslimani që pasurinë ta fitojë vetëm në mënyrë të ndershme e të lejuar. Kush e kalon natën duke ngrënë darkën e fituar në mënyrë të ndershme, ai person e ka kaluar natën me kënaqësinë e All-llahut si dhe është gdhi me mëkatet e vogla të falura të bëra ndaj All-llahut".
Është transmetuar që Enesi e ka pyetur Muhammedin a.s.:
- Me çfarë vepre Zoti mund të ma marrë parasysh lutjen?
- Kur ta fitosh pasurinë tënde në mënyrë të ndershme atëherë Zoti, do ta marrë parasyshë lutjen.

13 Shih përkthimin e ajeteve në suren: En Nur: 36, 37, 38.
Sahabet kanë bërë gara në kryerjen e detyrimeve ndaj All-llahut dhe njerëzve, prandaj ajeti i mësipërm është duke i lavdëruar njerëzit e atillë. Në mesin e tyre ka patur rrobaqepës, farkatarë, zdrukthëtarë, muratorë dhe shumë profile tjera. Farkatari nëse e ngrinte çekiçin mbi kudhër dhe në atë moment dëgjonte ezanin, ai nuk i sjellte më hekurit mbi kudhër por e lëshonte afër saj, ndërsa rrobaqepësi e lënë gjylpërën e ngulur në pëlhurë derisa të kthehet nga xhamia.

Katade ka thënë: "**Njerëzit janë marrë me shitblerje dhe kanë bërë tregti, e kur u ka ardhë në rradhë ndonjë obligim nga obligimet ndaj All-llahut, as tregtia e as shitblerja nuk i dëfrente më shumë se sa përmendja e All-llahut** (namazi) **derisa nuk i përmbushnin** (obligimet) **ndaj All-llahut në tërësi**".

**2060, 2061.** Na ka treguar Ebu Asimi, ky dëgjoi prej Ibn Xhurejxhit, ky prej Amir b. Dinarit ky prej Ebu Minhalit i cili tha:

**- Jam marrë me këmbimin e parave, e për këtë e pyeta Zejd b. Erkamin r.a. ai më tha: "Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:** "... Sipas një senedi tjetër thuhet: Më tregoi El-Fadl b. Ja'kubi, ky dëgjoi prej El-Haxhxhaxh b. Muhammedit, e ky prej Ibn Xhurejxhit, ky prej Amir b. Dinarit dhe Amir b. Musa'bit, këta kanë dëgjuar prej Ebu El-Minhalit, duke thënë: "E kam pyetur Berra b. Azibin dhe Zejd b. Erkamin (për tregtinë) e këmbimit të parave e ata thanë: "**Na në periudhën e Pejgamberit s.a.v.s. kemi qenë tregtarë dhe e pyetën Pejgamberin s.a.v.s. për** (punën) **e këmbimit të parave:**

**- Nëse ajo bëhet prej dore në dorë** (me para të gatshme) **nuk ka dëm, e nëse bëhet me shtyrje** (pritje), (atëherë) **s'është mirë - u përgjegj ai.**

باب الخروج فى التجارة

وقولِ اللهِ عزَّ وجلَّ [ ١٠ الجمعة ] : ﴿ فانتشِروا فى الأرضِ وابتَغوا من فضلِ اللهِ ﴾

٢٠٦٢ — حدثنى محمدُ بنُ سَلامٍ أخبرَنا مَخلَدُ بنُ يزيدَ أخبرَنا ابنُ جريجٍ قال أخبرَنى عطاءٌ عن عُبَيدِ بنِ عُميرٍ أنّ أبا موسى الأشعرىّ استأذَنَ على عُمرَ بنِ الخطّابِ رضىَ اللهُ عنه فلم يُؤْذَنْ لهُ ـ وكأنهُ كانَ مَشغولاً ـ فرجَعَ أبو موسى . ففرَغَ عُمرُ فقال : ألم أسمَعْ صوتَ عبدِ اللهِ بنِ قَيسٍ؟ ائذَنوا لهُ . قيلَ : قد رجَعَ . فدعاه . فقال كُنّا نُؤمَرُ بذلكَ . فقال : تأتينى على ذلك بالبيِّنةِ . فانطَلَقَ إلى مجالسِ الأنصارِ فسألَهم ، فقالوا : لا يَشهَدُ لكَ على هذا إلاّ أصغَرُنا أبو سعيدٍ الخُدْرىُّ . فذهَبَ بأبى سعيدٍ الخُدْرىِّ ، فقال عمر : أخَفِىَ علىَّ هذا من أمرِ رسولِ اللهِ ﷺ ؟ ألهانى الصَّفقُ بالأسواقِ . يعنى الخروجَ إلى التجارةِ »

## Dalja për tregti dhe fjalët e All-llahut të Madhëruar:

*"... Shpërndahuni nëpër tokë dhe kërkoni mirësinë e All-llahut".*

*(El-Xhumma; 10)*

**2062.** Na ka treguar Muhamed b. Selami, ndërsa këtë e informoi Mahled b. Jezidi, ky dëgjoi prej Ibn Xhurejxhit ky prej A'tait, ky prej Ubejd b. Umejrit që Ebu Musa: El-Esha'ri ka kërkuar që të pranohet te Umer b. Hattabi r.a. dhe nuk i është lejuar sepse Umeri ka qenë i zënë, dhe Ebu Musa u kthye. Kur u lirua, Umeri tha: **"A nuk e dëgjova zërin e Abdl-l-lah b. Kajsit** (Ebu Musait)? **Lejoni të hyjë!"** Ju tha: **"Ai u kthye".** (Umeri pastaj) e thirri e ai i tha: **"Kështu na është urdhëruar". - do të më sjellësh për këtë dëshmi.** I tha (Umeri). (Ebu Musa) shkoi në mbledhjen e ensarëve e i pyeti: (mirëpo ata për këtë thanë:

**- Do të dëshmojë** (i thanë ata) **më i riu ndërmjet nesh, Ebu Seid Huduriu.** Kështu e solli Ebu Seid Huduriun e Umeri tha:

**"Si u bë që ai urdhër i Pejgamberit s.a.v.s. të më jetë i panjohur. Më ka dëfryer duartrokitja nëpër tregje.** (Ebu Musa tha) mendonte në shkuarjen nëpër tregje.[14]

باب التجارة في البحر . وقال مطر : لا بأس به، وما ذكره الله في القرآن إلا بحق
ثم تلا [ ١٤ النحل ] : ﴿ وترى الفلك مواخر فيه ولتبتغوا من فضله ﴾ والفلك السفن، الواحد والجمع سواء
وقال مجاهد : تمخر السفن الريح، ولا تمخر الريح من السفن إلا الفلك العظام

٢٠٦٣ — وقال الليث حدثني جعفر بن ربيعة عن عبد الرحمن بن هرمز عن أبي هريرة رضي الله عنه عن رسول الله ﷺ « أنه ذكر رجلا من بني إسرائيل خرج في البحر فقضى حاجته » وساق الحديث
حدثني عبد الله بن صالح حدثني الليث به

---

14 I arsimuari mesatar herë pas here duhet tërhequr vemendjen të diturit për lëshimet e tij. Umeri r.a. ka qenë halife dhe personalitet i ditur i kohës së tij. Ibn Mesu'di për këtë ka thënë: "Sikur dituria e Umerit të vehej në një anë të peshojës, dhe dituria e njerëzve në anën tjetrër, dituria e Umerit do të peshonte më shumë".

## Tregtia në det

Ka thënë Matari:

"**Në këtë** (tregti) **s'ka dëm. Atë që e ka theksuar All-llahu në Kur'an është e vërtetë". Pastaj citoi: "... Dhe i sheh anijet se si e çajnë** (detin) **për të kërkuar begatitë e Tij**". (En-Nahl; 14)

Sintagma "**Fulk**" (në Kur'an) do të thotë "**anije**", njëjësi dhe shumësi kanë një formë.

Ka thënë Muxhahidi: "**Ato janë anije që e çajnë erën**" e erën nuk mund ta çajë tjetër, përveç anijes së madhe.

**2063.** Lejthi tha, që më tregoi Xhafer b. Rebia, ky prej Abdu-r-Rahman b. Hurmuzit, ky prej Ebu Hurejes r.a., e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili e ka përmendur një njeri nga Izrealitët se si doli në det dhe si e kreu misionin tregtar. Ai e tregoi tërë ngjarjen. Abdull-llah b. Sulihu na tha: "**Këtë** (rast) **ma ka treguar Lejthi**".[15]

باب ﴿ وإذا رأوا تجارة أو لهوا انفضوا اليها ﴾ [ ١١ - الجمعة ]

وقوله جل ذكره [ ٣٧ النور ] : ﴿ رجال لا تلهيهم تجارة ولا بيع عن ذكر الله ﴾

وقال قتادة : كان القوم يتجرون ، ولكنهم كانوا إذا نابهم حق من حقوق الله لم تلههم تجارة ولا بيع عن ذكر الله حتى يؤدوه إلى الله

### "Kur shihnin ndonjë tregti ose argëlim, vërsuleshim andej" (El-Xhumua; 11)

Dhe fjalët e All-llahut të Madhëruar:

*"... Ka njerëz të cilët veprimtaria dhe shitblerja nuk i pengon që ta përmendin All-llahun..."*

*(En-Nur; 37).*

15 Grumbullimi i kapitalit si dhe përkujdesja e madhe udaj tij është pengesë për ngritjen profesionale. Nëse njeriu angazhohet më shumë për fitimin e pasurisë, aq më tepër largohet nga shkenca. Fitimin e pasurisë dhe të shkencës duhet harmonizuar në mënyrë të mençur.

Katade ka thënë: "**Njerëzit janë marrë me tregti, mirëpo kur u ka ardhur në rradhë ndonjë obligim nga obligimet e All-llahut, as tregtia e as shitblerja nuk i dëfrente më shumë sesa përmendja e All-llahut derisa nuk e përmbushin** (obligimin) **ndaj All-llahut në tërësi**".[16]

٢٠٦٤ — حدثني محمد قال حدثني محمد بن فضيل عن حصين عن سالم بن أبي الجعد عن جابر رضي الله عنه قال « أقبلت عير ونحن نصلي مع النبي ﷺ الجمعة ، فانفض الناس إلا اثني عشر رجلا ، فنزلت هذه الآية ﴿ وإذا رأوا تجارة أو لهوا انفضوا إليها وتركوك قائما ﴾

**2064.** Na ka treguar Muhammedi, këtij i tha Muhammed b. Fudejli, ky dëgjoi prej Husejnit, ky prej Salim b. Ebu-l-Xha'dit, ky prej Xhabirit r.a., i cili tha:

***- Karvani arriti derisa falnim xhumanë me Pejgamberin s.a.v.s., ndërsa njerëzit nxituan në drejtim të tij*** *(karvanit)* ***përveç 12 vetave,*** *(me këtë rast)* ***u shpall ajeti: "... Kur e shihnin ndonjë tregti ose argëtim, vërsuleshin andej"***

*(El-Xhumua; 11)*

باب قول الله تعالى [ ٢٦٧ البقرة ] : ﴿ أنفقوا من طيبات ما كسبتم ﴾

٢٠٦٥ — حدثنا عثمان بن أبي شيبة قال حدثنا جرير عن منصور عن أبي وائل عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها قالت قال النبي ﷺ « إذا أنفقت المرأة من طعام بيتها غير مفسدة كان لها أجرها بما أنفقت ، ولزوجها بما كسب ، وللخازن مثل ذلك ، لا ينقص بعضهم أجر بعض شيئا »

16 Shih përkthimin e sures "EN-NAHL; 14".

### Fjalët e All-llahut të Madhëruar:

*"... **Ndani** (ndërmjet veti) **gjësendet e mira e të fituara** (në mënyrë të ndershme)..."*

*(El-Bekare; 267)*[17]

2065. Na ka treguar Uthman b. Ebu Shejbe, ndërsa këtij i tha Xheriri, ky dëgjoi prej Mensurit, ky prej Ebu Vailit, ky prej Mesrukut, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur të ndajë bashkëshortja diç nga ushqimi i paprishur nga shtëpia e asaj, i përket shpërblimi i merituar për shkak të ndarjes** (kurse një pjesë i takon) **bashkëshortit të saj për shkak të fitimit aq i takon edhe depoistit, por asnjërit nuk do t'i zvogëlohet pjesa që i takon në llogari të tjetrit".**

٢٠٦٦ — حدّثني يحيى بن جعفر حدثنا عبد الرزاق عن معمر عن همّام قال: سمعت أبا هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «إذا أنفقت المرأة من كسب زوجها عن غير أمره فلها نصف أجره»

**2066.** Na ka treguar Juhja b. Xha'feri, këtij i tha Abdu-r-Rezaku, ky dëgjoi prej Ma'merit, ky prej Hemmamit, i cili tha:

- E kam dëgjuar Ebu Hurejren r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Bashkëshortja kur të ndajë diç nga fitimi i bashkëshortit pa lejen e tij,** (atëherë) **asaj i takon gjysma e shpërblimit** (ndërsa gjysma tjetër bashkëshortit)".

باب من أحبّ البسط في الرزق

٢٠٦٧ — حدّثنا محمد بن أبي يعقوب الكرماني حدثنا حسّان حدثنا يونس قال محمد هو الزهري عن أنس بن مالك رضي الله عنه قال: سمعت رسول الله ﷺ يقول «من سرّه أن يبسط له في رزقه أو ينسأ له في أثره فليصل رحمه»

---

17 Shih përkthimin e sures "El-Bekare; 267-268".

## Rritja e furnizimit

**2067.** Na ka treguar Muhammed b. Ebu Ja'kub El-Kirmaniu, ky dëgjoi prej Hasanit, ky prej Junusit, ky prej Muhammedit, ky prej Enes b. Malikut r.a. i cili tha: e kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Kush gëzohet që furnizimi i tij rritet** (zgjerohet), **ose jeta e tij zgjatet, le të vizitojë të afërmit"!**[18]

باب شراء النبي ﷺ بالنسيئة

٢٠٦٨ - حدثنا معلى بن أسد حدثنا عبد الواحد حدثنا الأعمش قال « ذكرنا عند إبراهيم الرهن في السلم فقال : حدثني الأسود عن عائشة رضي الله عنها أن النبي ﷺ اشترى طعاماً من يهودي إلى أجل ورهنه درعاً من حديد »

## Blerja e Pejgamberit s.a.v.s. (në mënyrë pritjeje - veresie)

2068. Na ka treguar Mual-la b. Esedi, këtij i tha Abdu-l-Vahidi, ndërsa ky dëgjoi prej El-E'ameshit, i cili tha:

**"E përmendëm te Ibrahimi pengun** (garancën) **në emër të borxhit e ai tha: "Ma ka përcjellur Esvedi, ndërsa ky prej Aishes r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka blerë ushqim në formë pritjeje në kohë të caktuar prej një hebreji, a si peng ka lënë mbrojtësen e tij të hekurt".**

18 Të afërmit konsiderohen parimisht trashëgimtarët e atij që lë pasurinë e pastaj edhe të afërmit tjerë sipas brezit të mashkullit dhe femrës. Marrëdhëniet e mira me të afërmit si dhe vizita e shpeshtë e tyre bën pjesë, në obligimet familjare, ndërsa lënia e tyre pas dore është mëkat i madh.

Ebu Seid Huduriu dhe Ebu Hurejre transmetojnë që Muhammedi a.s. ka thënë: "O njeri, frikësohu All-llahut, bëru mirë prindërve, vizito të afërmit, kështu do të zgjatet jeta, do të largohen vështërsitë dhe do të keshë dobi në fitimet tua".

٢٠٦٩ – حدثنا مسلم حدثنا هشام حدثنا قتادة عن أنس ح
و حدثني محمد بن عبد الله بن حوشب حدثنا أسباط أبو اليسع البصري حدثنا هشام الدستوائي عن قتادة « عن أنس رضي الله عنه أنه مشى إلى النبي ﷺ بخبز شعير وإهالة سنخة ، ولقد رهن النبي ﷺ درعاً له بالمدينة عند يهودي وأخذ منه شعيراً لأهله . ولقد سمعته يقول : ما أمسى عند آل محمد ﷺ صاع برّ ولا صاع حبّ ، وإن عنده لتسع نسوة »

**2069.** Na ka treguar Muslimi, ndërsa këtij i tha Hishami, e këtij Kutade, këtij Enesi, sipas një senedi tjetër thuhet: "Na ka treguar Muhammed b. Abdil-lah b. Haushebi, e këtij Esbat Ebu-l-Jesa' el-Basriu, ky dëgjoi prej Hisham Ed-Destevaiut, ky prej Katades, ky prej Enesit r.a. i cili i ka sjellur Pejgamberit s.a.v.s. bukë të elbit dhe yndyrë të përzhitur, e Pejgamberi s.a.v.s. e kishte lënë peng (më herët) mbrojtësen e vet te një hebrej në Medine dhe prej tij mori elb për të afërmit e tij. (Atëherë) e dëgjova duke thënë: **"Të afërmit e Muhammedit s.a.v.s. nuk i ka zënë mbrëmja një sa' grurë, e as me tjetër** (lloj) **drithi, e ai ka patur 9 bashkëshorte".**

## ١٥ – باب كسب الرجل وعمله بيده

٢٠٧٠ – حدثني إسماعيل بن عبد الله حدثني علي بن وهب عن يونس عن ابن شهاب قال أخبرني عروة بن الزبير أن عائشة رضي الله عنها قالت « لما استخلف أبو بكر الصديق قال : لقد علم قومي أن حرفتي لم تكن تعجز عن مؤونة أهلي ، وشغلت بأمر المسلمين ، فسيأكل آل أبي بكر من هذا المال وأحترف للمسلمين فيه »

## Puna dhe fitimi i njeriut me dorën e vet

**2070.** Na ka treguar Ismail b. Abdi-l-lahi, këtij i tha Ali b. Vehbi, ky dëgjoi prej Junusit, ky prej Ibn Shihabit, i cili tha që më ka informuar Urve b. Zubejri se Aisheja r.a. ka thënë: "Kur Ebu Bekr Es-Sidiku u zgjodh halife, tha: **"Populli im gjithsesi e ka ditur që unë, me këtë zanatin tim** (tregtinë) **kam mundur të mbaj familjen time.** (Tani) **jam i zënë me punët e përgjithshme të muslimanëve, ndërsa familja e Ebu Bekrit do të ushqehet nga kjo pasuri** (e shtetit)". **E ai përsëri punonte** (në profesion) **për furnizimin e muslimanëve".** [19]

٢٠٧١ - حدثنا محمد حدثنا عبد الله بن يزيد حدثنا سعيد قال حدثني أبو الأسود عن عروة قال:
قالت عائشة رضي الله عنها: «كان أصحاب رسول الله ﷺ عمال أنفسهم، فكان يكون لهم أرواح، فقيل
لهم: لو اغتسلتم». رواه همام عن هشام عن أبيه عن عائشة

**2071.** Na ka treguar Muhammedi, ky dëgjoi prej Abdull-llah b. Jezidit, ky prej Seidit, i cili tha që më ka treguar Ebu-l-Esvedi, duke transmetuar prej Urves tha: Aishja r.a. ka thënë: **"As-habët e Pejgamberit s.a.v.s. kanë punuar vetë,** (nga puna djersiteshin) **dhe ju vinte era e u është thënë atyre: Të ishit larë!".** Këtë e transmetoi Hemmami nga i ati e ky prej Aishes.

---

19 Edhe pse Ebu Bekr është zgjedhur halife, ai ka vazhduar të merret me tregti. Kështu, ai në një mëngjes shkonte me një ngarkesë të petkave mbi kokë në tregun e Medines, mirëpo në rrugë e takuan Umeri dhe Ubejdi dhe i bënë vërejtje se si ky udhëheqës qeveritar të merret me tregti.

Ebu Bekri pyeti: E si ta mbaj familjen?

Ata u përgjigjen: Do të përcaktojmë një shumë të duhur nga arka shtetërore. Kështu sahabet u mblodhën një ditë dhe i përcaktuan vlerën ditore në një shumë prej gjysëm delje. Theksohet që Ebu Bekri gjatë kohës të hilafetit e ka punuar shumën e përmendur, ndërsa para vdekjes u urdhëroi trashëgimtarëve që 3/4 e pasurisë së tij ta dorëzojnë në arkën e shtetit. Me këtë Ebu Bekri ktheu më tepër sesa mori.

Sipas dëshmisë së Aishes, Ebu Bekri urdhëroi, derisa ishte i shëndoshë, që pas vdekjes t'i kontrollohet pasuria dhe të caktohet teprica e fituar gjatë hilafetit dhe t'i kthehet halifes i cili do ta zëvendësojë. Pas vdekjes kështu edhe ndodhi dhe çdo gjë që është hetuar si tepricë i është kthyer H. Umerit r.a. i cili e zëvendësoi atë.

Nga hadithi i përmendur mund të konkludohet:

- Devotshmëria e Ebu Bekrit. Ai ishte në shërbim të bashkësisë dhe në fund ia ktheu asaj gjith atë që mori prej saj. Ky është akti i tij vullnetar sepse nuk ka qenë i detyruar këtë ta bëjë sipas ligjit islam;

- Fitimi më i vlershëm është ai i cili fitohet në mënyrë të ndershme dhe me mund personal. Muhammedi a.s. është pyetur:

- Cila vepër është më e mira? Muhammedi a.s. u përgjigj: Puna e cila kryhet nga duart personale. H. Aishja duke transmetuar nga Muhammedi a.s. ka thënë: "Ushqimi më i mirë është ai, të cilin njeriu e fiton vetë".

Format e veprimtarive janë të shumta: bujqësore, ekonomike, veçanërisht tregtare. Shafiu i jep përparësi veprimtarisë së ndershme tregtare, ndërsa Hanefitët mbështesin formën bujqësore sepse këtu ata shohin dobinë e dyfishtë, njerëzore dhe shtazore;

- nëpunësi për punën e tij në dobi të një bashkësie ka të drejtë në të ardhura personale për një jetë të lumtur të tij me tërë familjen.

٢٠٧٢ - حدثنا إبراهيمُ بنُ موسى أخبرنا عيسى بنُ يونُسَ عن ثورٍ عن خالدِ بنِ مَعدانَ عن المِقدامِ رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ قال « ما أكلَ أحدٌ طعاماً قطُّ خيراً من أن يأكلَ من عملِ يدِه ، وإنَّ نبيَّ اللهِ داودَ عليه السلامُ كان يأكلُ من عملِ يدِه »

**2072.** Na ka treguar Ibrahim b. Musai, këtë e informoi Isa b. Junusi, ky prej Theurit, ky prej Halid b. Ma'denit, ky prej Mikdamit r.a., e ky prej Pejgamberit s.a.v.s., i cili tha:

**"Nuk do të hajë ushqim më të mirë askush sesa ai i cili fitohet me dorën e vet, Pejgamberi i Zotit, Davudi a.s., ka ngrënë vetëm nga ajo që ka fituar me dorën e vet".**

٢٠٧٣ - حدثنا يحيى بنُ موسى حدَّثنا عبدُ الرزاقِ أخبرَنا معمَرٌ عن همّامِ بنِ منبِّهٍ حدَّثنا أبو هريرةَ عن رسولِ اللهِ ﷺ « أنَّ داودَ النبيَّ عليه السلامُ كان لا يأكلُ إلاَّ من عملِ يدِه »

**2073.** Na ka treguar Jahja b. Musa, e këtij i tha Abdu-r-Rezaku, ky dëgjoi prej Ma'merit, ky prej Hemmam b. Munebbihit, ky prej Ebu Hurejres, ky prej Pejgamberit s.a.v.s.:

**"Me të vërtetë Davudi a.s. s'ka ngrënë përveç nga fitimi i dorës së vet".**

٢٠٧٤ - حدثنا يحيى بنُ بُكَيرٍ حدَّثنا الليثُ عن عُقَيلٍ عن ابنِ شهابٍ عن أبي عُبيدٍ مولى عبدِ الرحمنِ بنِ عوفٍ أنه سمعَ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ يقول : قال رسولُ اللهِ ﷺ « لأنْ يحتطبَ أحدُكم حُزمةً على ظهرِه خيرٌ من أن يسألَ أحداً فيُعطيَه أو يمنعَه »

**2074.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ndërsa ky dëgjoi prej Lej'thit, ky prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit ky prej Ebu Ubejdit, rob i lirë i Abdu-r-Rahman b. Aufit, i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Më e mirë është që një barrë dru të bartet në shpinë të vet sesa kërkesa e ndihmës nga ndonjëri pa marrë para** (sysh) **a jipet apo jo".**

٢٠٧٥ - حدثنا يحيى بن موسى حدثنا وكيع حدثنا هشام بن عروة عن أبيه عن الزبير بن العوام رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «لأن يأخذ أحدكم أحبله . . .»

**2075.** Na ka treguar Jahja b. Musa, ndërsa këtij i tha Veki; e ky dëgjoi prej Hisham b. Urves, ky prej atit të tij, ky prej Zubejr b. El-A'vamit r.a. i cili tha:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Çdonjëri prej jush të marrë litarin e vet..."**[20]

باب السهولة والسماحة في الشراء والبيع، ومن طلب حقا فليطلبه في عفاف

٢٠٧٦ - حدثنا علي بن عياش حدثنا أبو غسان محمد بن مطرف قال حدثني محمد بن المنكدر عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال «رحم الله رجلا سمحا إذا باع، وإذا اشترى، وإذا اقتضى»

## Njerëzia dhe shpirtmirësia gjatë shitjes e blerjes, (si dhe) kërkesa e së drejtës në mënyrë njerëzore

**2076.** Na ka treguar Ali b. Ajjashi, ky dëgjoi prej Ebu Gassan Muhammed b. Mutarrifit, i cili tha: Më ka thënë Muhammed b. El-Munkediri, ky dëgjoi prej Xhabir b. Abdi-l-lahit r.a., që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Allahu e mëshiron një njeri të njerëzishëm kur shet ose kur blen ose kur kërkon** (të arkëtohen pagesat)."[21]

20 Vazhdimi i hadithit të theksuar është:
"... është më mirë sesa prej njerëzve të kërkojë ndihmë materiale".

21 Tregtari për bashkëpunim duhet të jetë me njerëz më komunikativë, i butë, e i këndshëm e jo i vrazhdë. Tirmidhiu dhe Hakimi theksojnë hadithin: "All-llahu dëshiron disponim gjatë shitjes, blerjes dhe pagesës së mallit".

## باب مَن أنظرَ مُوسِراً

٢٠٧٧ – حدثنا أحمدُ بنُ يونسَ حدثنا زُهَيرٌ حدثنا منصورٌ أنّ رِبْعِيّ بنَ حِراشٍ حدَّثَهُ أنّ حُذَيفةَ رضيَ اللهُ عنهُ حدَّثَهُ قال: قال النبيُّ ﷺ «تَلَقَّتِ الملائكةُ رُوحَ رجُلٍ ممّن كان قبلَكم، فقالوا: أعمِلتَ منَ الخيرِ شيئاً؟ قال: كنتُ آمُرُ فِتياني أن يُنظِروا ويَتجاوَزوا عنِ الموسِر. قال: فتجاوَزوا عنه». قال أبو عبدِ اللهِ: وقال أبو مالكٍ عن رِبعيّ «كنتُ أيسِّرُ على الموسِرِ، وأُنظِرُ المُعسِر». وتابعهُ شُعبةُ عن عبدِ الملكِ عن رِبعيّ. وقال أبو عَوانةَ عن عبدِ الملكِ عن رِبعيّ «أُنظِرُ الموسِرَ، وأتجاوَزُ عنِ المُعسِر». وتابعهُ شُعبةُ عن عبدِ الملكِ عن رِبعيّ. وقال أبو عَوانةَ عن عبدِ الملكِ عن رِبعيّ «أُنظِرُ الموسِرَ وأتجاوَزُ عنِ المُعسِر» وقال نُعيمُ بنُ أبي هندٍ عن رِبعيّ «فأقبَلُ منَ الموسِر، وأتجاوَزُ عنِ المُعسِر»

## Dhënia (shitja e mallit) në formë (kredie) pritjeje, (për të pasurin)

**2077.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, e ky dëgjoi prej Zuhejrit, ky prej Mensurit, ky prej Rib'ijj b. Hirashit, që Hudhejfe r.a. tha: Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.:

**- Melaqet e takuan shpirtin e një njeriu i cili kishte jetuar para jush dhe e pyetën: "A ke punuar ndonjë të mirë?" U përgjigj:**

**- I kam urdhëruar djelmoshat e mi që ta japin mallin me kredi** (lehtësim) **si dhe me çmime të lira edhe për të pasurit.**

(Muhamedi a.s. atëherë) tha: "**Ata ia zvogëlnan atëherë përgjegjësinë atij.** (Ebu Abdullahu tha): Ebu Maliku duke transmetuar prej Ribijës ka thënë: "**Unë, të pasurit ia kam zbritur çmimin, ndërsa të varfërit ia kam dhënë veresi**".

Sipas një senedi tjetër thuhet: Ka thënë Ebu Maliku, e këtë e mbështet Shu'be, duke transmetuar prej Abdu-l-Melikut, ky prej Rabi'jes.

Ebu Avame, duke transmetuar prej Abdu-l-Melikut, ndërsa ky prej Rebijës, tha: "**Të pasurin e kam pritur, ndërsa të varfërit** (përveç pritjes) **edhe çmimin ia kam zbritur**" Nuajm b. Ebu Hind, duke transmetuar prej Ribi'jës, ka thënë: "**Prej të pasurit paret** (e ofruara) **i kam pranuar, ndërsa të varfërit ia kam zbritur çmimin**".

باب من أنظر معسرا

٢٠٧٨ - حدثنا هشام بن عمار حدثنا يحيى بن حمزة حدثنا الزبيدي عن الزهري عن عبيد الله

ابن عبد الله أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «كان تاجر يداين الناس، فإذا رأى معسرا قال لفتيانه: تجاوزوا عنه لعل الله أن يتجاوز عنا، فتجاوز الله عنه»

**Dhënia (shitja e mallit) në formë (kredie) pritjeje (për të varfërin)**

**2078.** Na ka treguar Hisham b. Ammari, ndërsa këtij i tha Jahja b. Hamza, e ky dëgjoi prej Zubejdit, ky prej Zuhriut, ky prej Ubejdi-l-lah Ibn Abdi-l-lahit, i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejen r.a., duke transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s.:

**- Një tregtar u jlpte mall njerëzve me kredi** (pritje) **e kur e shihte të varfërin, u thonte djelmoshave** (shitësve): **zbritëni çmimin, ndoshta All-llahu do të na e zvogëlojë dënimin". All-llahu me të vërtetë edhe ua ka zvogëluar atë.**[22]

باب إذا بين البيعان، ولم يكتما، ونصحا

ويذكر عن العداء بن خالد قال: كتب لي النبي ﷺ «هذا ما اشترى محمد رسول الله ﷺ من العداء

ابن خالد بيع المسلم من المسلم، لا داء ولا خبثة ولا غائلة». وقال قتادة: الغائلة الزنا والسرقة والإباق

وقيل لإبراهيم: إن بعض النخاسين يسمي آري خراسان، وسجستان، فيقول: جاء أمس من خراسان،

وجاء اليوم من سجستان. فكرهه كراهة شديدة

وقال عقبة بن عامر: لا يحل لامرئ يبيع سلعة يعلم أن بها داء إلا أخبره

22 Muslimi në Sahihun e tij thekson që Muhammedi a.s. ka thënë:
"Kush i shet të varfërit mall me kredi apo me shtyrje të afatit të pagesës, All-llahu do ta vendosë atë Ditën e Gjykimit në vendin e freskët në mbikëqyrjen e Tij".

## Të treguarit dhe mosfshehja (e të metave të mallit) dhe sinqeriteti (në shitblerje)

Theksohet prej Ada b. Halidit se

**- Më shkroi Pejgamberi s.a.v.s.: "Ky është** (rob) **të cilin e ka blerë Pejgamberi s.a.v.s. prej Ada b. Halidit në bazë të shitblerjes muslimani-muslimanit, pa sëmundje, pa vese të këqija dhe pa të meta në sjellje".**

Ka thënë Katade: - Sintagma **"Gailetun"** do të thotë **"prostituclon"**, **"vjedhje"** dhe **"ikje"**.

Ibrahimit i është thënë: - **Disa tregtarë të shtazëve i emërtojnë ato në emër të shtallave "Horosan" dhe "Sexhistan"** e gjatë (shitjeve) thonë: **"Erdh** (kali) **mbrëmë prej Horosanit, erdh sot prej Sexhistanit". Me këto** (sjellje Ibrahimi) **i mërziste shumë.**

Ka thënë Ukbe b. Amiri: **"Nuk i lejohet asnjë njeriu që ta shesë një mall duke e ditur se ai** (mall) **ka të meta, a blerësin të mos e informojë për këtë".**[23]

٢٠٧٩ – حدثنا سليمان بن حرب حدثنا شعبة عن قتادة عن صالح أبي الخليل عن عبد الله بن الحارث رفعه إلى حكيم بن حزام رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «البيعان بالخيار ما لم يتفرقا – أو قال: حتى يتفرقا – فان صدقا وبينا بورك لهما في بيعهما، وإن كتما وكذبا محقت بركة بيعهما»

**2079.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, ndërsa këtij i tha Shu'be ky dëgjoi prej Katades, ky prej Salih Ebu-l-Halilit, ky prej Abdi-l-lah b. Harithit, i cili këtë e ndërlidh deri te Hakim b. Hizami r.a. i cili ka thënë: Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje** (të përfillin apo jo shitblerjen) **derisa s'janë ndarë, ose tha: Derisa s'kanë përfunduar** (bisedën) **e nëse kanë qenë të sinqertë dhe çdo gjë e kanë sqaruar ndërmjet veti do të kenë përparim në shitblerjen e tyre, e nëse kanë fshehur dhe gënjyer njëri tjetrin do të zvogëlohet përparimi i shitblerjes së tyre".** [24]

---

23 Kafshët e krahinave të theksuara, sidomos kuajt, vlerësohen si dhe llogariten racë fisnike e në këtë mënyrë shitësit i tërhiqnin blerësit me deklarata të rrejshme duke i ngritur çmimet dhe kështu krijonin fitime të pamerituara.

24 Ibn Maxhxhe në Sunenin e tij thekson që Muhammedi a.s. ka thënë: "Cili shet diçka

باب بيع الخلط من التمر

٢٠٨٠ — حدثنا أبو نعيم حدثنا شيبان عن يحيى عن أبي سلمة عن أبي سعيد رضي الله عنه قال «كنا نرزق تمر الجمع، وهو الخلط من التمر، وكنا نبيع صاعين بصاع، فقال النبي ﷺ: لا صاعين بصاع ولا درهمين بدرهم»

## Shitja e hurmave të përziera

**2080.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, ky dëgjoi prej Shejbaniut, ky prej Jahjait, ky prej Ebu Selemes, ky prej Ebu Seidit r.a. i cili tha:

**- Na furnizoheshim prej hurmave** (të depove shoqërore), **aty ishte një përzierje e hurmave të llojllojshme dhe i shitnim dy sa'a** (njësi e peshimit) **për një sa'** (të llojit të mirë).

Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Jo dy sa'a për një, e as dy dirhemë për një dirhem!"**

باب ما قيل في اللحام والجزار

٢٠٨١ — حدثنا عمر بن حفص حدثنا أبي حدثنا الأعمش قال حدثني شقيق عن أبي مسعود قال «جاء رجل من الأنصار يكنى أبا شعيب فقال لغلام له قصاب: اجعل لي طعاما يكفي خمسة من الناس، فإني أريد أن أدعو النبي ﷺ خامس خمسة، فإني قد عرفت في وجهه الجوع، فدعاهم، فجاء معهم رجل، فقال النبي ﷺ: إن هذا قد تبعنا، فإن شئت أن تأذن له فأذن له، وإن شئت أن يرجع رجع. فقال: لا، بل قد أذنت له»

---

duke ia fshehur të metat blerësit, ai gjithmonë është i përbuzur nga ana e Zotit dhe i mallkuar nga melaqet".

Hanefitët konsiderojnë që shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje: të pranojmë apo ta refuzojnë marrëveshjen derisa s'janë marrë vesh definitivisht për shitblerjen e mallit. Me arritjen e marrëveshties, i lejohet blerësit shfrytëzimi i mallit të blerë duke u bazuar në ajetin kur'anor "O besimtarë, mos e hani pasurinë ndërmjet vete në mënyrë të palejuar, përveç nëse me atë tregti jeni vetë të kënaqur". Duke u bazuar në përmbajtjen e ajetit shihet qartë se shitblerja juridikisht është e mbështetur në momentin e arritjes së marrëveshties ndërmjet dy palëve, por jo edhe kur ata fizikisht ndahen ndërmjet vete.

## Mbi mishshitësin dhe kasapin

**2081.** Na ka treguar Umer b. Hafsa, ky dëgjoi prej atit tim, e ky prej E'ameshit, ky prej Shekikut, ky prej Ebu Mesudit, i cili tha:

**- Erdh një njeri prej ensarëve i cili quhej Ebu Shu'ajb e i tha djaloshit të tij,** (i cili punonte tek ai si) **kasap: "Më përgatit ushqimin aq sa të mjaftojë për 5 veta. Unë do ta thërras Pejgamberin s.a.v.s. si të pestin, sepse e vërejta që është i uritur".**

**Ai i ftoi, mirëpo me atë erdhi një njeri për të cilin Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ky person gjithmonë na ka ndjekur, nëse dëshiron ta lejosh, lere, e nëse dëshiron të kthehet, ai do të kthehet"** (Ebu Shuajbi) **u përgjegj: Jo, përkundrazi, e lejoj".**[25]

باب ما يَمْحَقُ الكَذِبُ والكِتْمَانُ في البَيْعِ

٢٠٨٢ – حدثنا بَدَلُ بنُ المُحَبَّرِ حدثنا شُعْبَةُ عن قَتَادَةَ قال سمعتُ أبا الخَليلِ يُحدِّثُ عن عبدِ اللهِ بنِ الحارثِ عن حكيمِ بنِ حِزامٍ رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ قال «البَيِّعانِ بالخِيارِ ما لم يَتفرَّقا – أو قال حتَّى يتفرَّقا – فإنْ صَدَقا وبَيَّنا بُورِكَ لهما في بَيعِهما، وإنْ كَتَمَا وكَذَبا مُحِقَتْ بَرَكَةُ بَيعِهما»

## Fshehja dhe gënjeshtra zvogëlojnë (përparimin) e shitjes

**2082.** Na ka treguar Bedel b. El-Muhabber, e ky dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Katades, i cili tha:

- E ka dëgjuar Ebu-l-Halilin, i cili transmeton prej Abdi-l-lah b. Herithit, ky prej Hakim b. Hizamit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

---

25 Nga hadithi mund të konkludohet:
- lejohet ushtrimi dhe fitimi nga profesioni i kasapit.
- lejohet që në veprimtaritë e këtyre zejeve pronari të ketë ndihmës dhe të shfrytëzohet produkti i punës së tij;
- preferohet organizimi i gostisë modeste, për miq, e veçanërisht për fqinjët e varfër;
- gjatë ftesës së mikut në gosti preferohet që të ftohet edhe ndonjë mik apo bashkëpuntor i tij, ndërsa ushqimi duhet përgatitur në sasi të mjaftuar, do të thotë edhe për një person më tepër sesa numëri i të ftuarve.

**"Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje** (ta përfillin apo të mos e përfillin shitblerjen) **derisa s'janë ndarë** (me fjalë) **ndërmjet veti Ose tha: - Derisa s'ndahen ndërmjet veti, e nëse kanë qenë ndërmjet tyre të sinqertë dhe njëri tjetrit çdo gjë ia kanë sqaruar, do të kenë përparim në tregtinë e tyre e nëse kanë fshehur e gënjyer njëri tjetrin, do të ju zvogëlohet përparimi në tregtinë e tyre".**

باب قول الله عزّ وجل [ ١٣٠ آل عمران ] ﴿ يا أيها الذين آمنوا لا تأكلوا الربا أضعافاً مضاعفة ﴾ الآية

٢٠٨٣ – حدثنا آدم حدثنا ابن أبي ذئب حدثنا سعيد المقبري عن أبي هريرة عن النبي ﷺ قال « ليأتين على الناس زمان لا يبالي المرء بما أخذ المال أمن الحلال أم من حرام »

**Fjala e All-llahut të madhëruar:**

*"**O besimtarë, mos e hani kamatën e shumëfishuar** (mbi kamatë)**! Druajuni All-llahut, ndoshta do të shpëtoni".***

*(Ali Imran; 130)*

**2083.** Na ka treguar Ademi, ndërsa këtij i tha Ibn Ebu Dhi'bi, ky dëgjoi prej Seid El-Makburiut, ky prej Ebu Hurejres, ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Do të vijë një kohë kur njerëzit s'do të shikojnë nga e marrin pasurinë** (si e fitojnë), **prej** (burimeve) **të lejuara** (hallallit) **apo të ndaluara** (haramit)".

باب آكل الربا وشاهده وكاتبه . قول الله تعالى [ ٢٧٥ البقرة ] :
﴿ الذين يأكلون الربا لا يقومون إلا كما يقوم الذي يتخبطه الشيطان من المس ﴾ الى آخر الآية

٢٠٨٤ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا غندر حدثنا شعبة عن منصور عن أبي الضحى عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها قالت « لما نزلت آخر البقرة قرأهن النبي ﷺ عليهم في المسجد ، ثم حرم التجارة في الخمر »

## Ngrënësi, dëshmitari e llogaritari i kamatës, dhe fjala e All-llahut të Madhëruar:

*"Ata të cilët e hanë kamatën do të qëndrojnë (Ditën e Gjykimit) ashtu siç qëndron ai që e ka përflakur me të prekur shejtani. (Do të ndodhë kështu) për shkak se kanë thënë: tregtia është posi kamata. Mirëpo, All-llahu e ka lejuar tregtinë dhe e ka ndaluar kamatën. Atij që i vjen një mësim nga Zoti i tij dhe heq dorë, atij i përket ajo që e ka fituar më parë (e kaluara). Çështja e tij (të falurit) i takon All-llahut. Kush e përsërit (të marrët kamatë) do të bëhen banorë të Xhehennemit, ku do të mbesin përgjithmonë"*

*(El-Bekare: 275)*

**2084.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, e ky dëgjoi prej Gunderit, ky prej Shu'bes, ky prej Mensurit, ky prej Ebu-d-Duhas, ky prej Mesrukut, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Kur u shpallën ajetet e fundit** (të theksuara më lart) **të Sures "Bekare", Pejgamberi s.a.v.s. ua lexonte as-habëve në xhami e pastaj ua ndaloi tregtinë me pijet dehëse"**

٢٠٨٥ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا جرير بن حازم حدثنا أبو رجاء عن سمرة بن جندب رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «رأيت الليلة رجلين أتياني فأخرجاني إلى أرض مقدسة، فانطلقنا حتى أتينا على نهر من دم، فيه رجل قائم، وعلى وسط النهر رجل بين يديه حجارة. فأقبل الرجل الذي في النهر، فإذا أراد الرجل أن يخرج رمى الرجل بحجر في فيه فرده حيث كان، فجعل كلما جاء ليخرج رمى في فيه بحجر فيرجع كما كان، فقلت: ما هذا؟ فقال الذي رأيته في النهر: آكل الربا»

**2085.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, ndërsa këtij i tha Xherir b. Hazimi, ky dëgjoi prej Ebu Rexhait, ky prej Semure b. Xhundebit r.a.

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Kam parë natën e** (Miraxhit) **dy njerëz** (meleq). **Erdhën dhe më nxorën në tokën e shenjtë. Pastaj u nisëm dhe arritëm te një lumë prej gjaku. Në këtë** (lumë) **qëndronte një njeri. Ai qëndronte në mes të lumit, e në** (breg të lumit) **qëndronte një njeri tjetër, përpara të cilit gjendeshin gurë. Sa herë njeriu, i cili gjendej në mes të lumit, tentonte të dalë, njeriu** (nga bregu i lumit) **e gjuante me gurë në gojë dhe e kthente në vendin ku qëndronte. Kështu vepronte sa herë që**

**dëshironte të dalë, e gjuante me gurë në gojë dhe njeriu kthehej përsëri aty ku qëndronte.**

**Pyeta: Kush është ky?**

(Meleku) **m'u përgjegj: - Ai që gjendet në mes të lumit është njeriu që ka ngrënë kamatën.**

باب مُوكِلِ الرِّبا، لقولِ اللهِ عزَّ وجل [٢٧٨ البقرة]:

﴿ يا أيُّها الذينَ آمَنوا اتَّقوا اللهَ وذَروا ما بَقِيَ مِنَ الرِّبا إن كنتم مؤمنين﴾ الى قوله ﴿ وهم لا يُظلَمون ﴾

وقال ابنُ عبَّاسٍ: هٰذهِ آخرُ آيةٍ نَزَلَتْ على النبيِّ ﷺ

## Ndalimi i (pagesës) së kamatës (besimtarit) në bazë të fjalës së All-llahut të Madhëruar

**"O ju të cilët keni besuar, frikësohuni All-llahut dhe hiqni dorë nga ajo që ka mbetur nga kamata, nëse jeni besimtarë** (të vërtetë).

**"Nëse nuk e bëni këtë, atëherë i shpallni luftë All-llahut dhe Pejgamberit të tij. Por, nëse pendoheni, u takon kreu** (pjesa) **e pasurisë suaj: askë nuk e dëmtoni e as ju nuk jeni të dëmtuar".**

**"E nëse** (borxhliu) **është ngushtë, duhet pritur deri në një gjendje më të lakmueshme, por edhe më mirë është** (borxhin) **nëse ia falni, këtë ta dini".**

***"Frikësohuni ditës kur do t'i ktheheni All-llahut, kur secilit do t'i paguhet ajo që e ka fituar dhe nuk do të dëmtohet askush".***

*(El-Bekare; 278-281)*

Ibn Abbasi ka thënë: **"Ky është ajeti i fundit që i është shpallur Pejgamberit s.a.v.s.**[26]

---

26 Shfrytëzimi i kamatës është ndaluar me Kur'an dhe hadithë dhe për këtë ndalesë janë unikë të gjithë dijetarët islamë. Është transmetuar prej Muhammedit a.s. i cili ka thënë: "Shfrytëzuesi i kamatës do të dallohet Ditën e Gjykimit ashtu siç dallohet i çmenduri në këtë jetë". Është obligim shtyerja e pagesës për të varfërin deri në kohë më të mira materiale. Ndalohet borxhliu të ofendohet si dhe për shkak të mospërmbushjes së afatit të caktuar të pagesës së borxhit t'i llogaritet kamatë. Taberaniu thekson që Muhammedi a.s. ka thënë: "Kush dëshiron që All-llahu ta vendosë në vendin e freskët të Vetin ditën kur s'do të ketë vendfreskim tjetër përveç të Atij, le ta lirojë prej borxhit të varfërin ose

٢٠٨٦ — حدّثنا أبو الوليد حدّثنا شعبةُ عن عونِ بنِ أبي جُحَيفةَ قال «رأيتُ أبي اشترى عبداً حجّاماً، فسألته، فقال: نهى النبيُّ ﷺ عن ثمنِ الكلبِ وثمنِ الدّم، ونهى عنِ الواشمةِ والموشومةِ، وآكلِ الرِّبا وموكلِهِ، ولعنَ المصوِّر»

**2086.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, ky dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Aun b. Ebu Xhuhajfes, i cili tha:

- E kam parë atin tim kur e bleu një rob i cili dinte të marrë gjak e unë për këtë e pyeta e ai m'u përgjegj: **"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar** (shfrytëzimin) **e parave të qenit** (të shitur) **dhe paratë e gjakut** (të shitur). **E ka ndaluar tatuazhin** (zbukurimin e lëkurës), **ngrënien e kamatës dhe atë që ushqehet me të** (në formë pagese) **dhe e ka mallkuar piktorin".**[27]

---

le t'ia lehtësojë pagesën atij". Imam Ahmedi transmeton që Ibn Bu-rejde ka thënë:

- Kam dëgjuar Pejgamberin duke thënë: "Kush e pret të varfërin për pagesën e borxhit për secilën ditë, ka shpërblimin e dhënies së një lëmoshe".

Burejde ka thënë: Të kam dëgjuar Pejgamber duke thënë: "Kush e pret të varfërin për pagesën e borxhit për secilën ditë, ka shpërblimin e dhënies së një lëmoshe". Mirëpo, më vonë e dëgjova përsëri duke thënë: "Kush e pret të varfërin për pagesën e borxhit për secilën ditë, do të shpërblehet sikur të ketë dhënë dy lëmosha". Muhammedi a.s. atëherë i tha: "Besimtari për secilën ditë shpërblehet nga një lëmoshë deri në ditën kur duhet ta kthej borxhin, por me skandimin e afatit si dhe pas shtyrjes së afatit të pagesës, atëherë atij i takon për secilën ditë shpërblimi i dy lëmoshave".

27 Nga hadithi i theksuar mund të konkludohet:

- mendimet e juristëve janë të ndara rreth çështjes së shfrytëzimit të parave të qenit të shitur. Këtë ndalesë e mbështesin: Evzaiu, Shafiu, Ahmedi, Davudi, Maliku dhe disa juristë tjerë.

Ebu Hurejre këtë formë e konsideron si vepër qortuese. Ndërsa Ata b. Ebi Rebaha, Ibrahimi, Ebu Hanife, Ebu Jusufi dhe Muhammedi lejojnë shitjen e qenit i cili është i dobisbëm për shtëpinë si dhe paratë e shitjes së tij mund të shfrytëzohen. Ebu Hanifja nuk lejon shitjen e qenit si dhe shfrytëzimin e parave të fituara prej tij nëse qeni është sulmues. Tahaviu thekson që në fillim se nuk lejohej që të mbahet qeni, mirëpo më vonë kjo u lejua për nevoja të gjuetisë dhe te ruajtjes së shtëpisë dhe në këtë mënyrë edhe shitblerja u lejua;

- pagesa e shërbimit për marrjen e gjakut në fillim ishte e ndaluar, mirëpo më vonë kjo u lejua. Është theksuar që Muhammedi a.s. këtë shërbim e ka paguar;

- tatuazhi (zbukurimi i lëkurës) është i ndaluar sepse me këtë e ndërron konstruktin e njeriut të cilin All-llahu ia ka përcaktuar.

باب ﴿ يَمْحَقُ اللَّهُ الرِّبَا وَيُرْبِي الصَّدَقَاتِ ، وَاللَّهُ لَا يُحِبُّ كُلَّ كَفَّارٍ أَثِيمٍ ﴾

٢٠٨٧ – حدثنا يحيى بن بُكير حدثنا الليث عن يونس عن ابن شهاب قال ابن المسيب إن أبا هريرة رضي الله عنه قال : سمعت رسول الله ﷺ يقول « الحَلِفُ مُنَفِّقَةٌ لِلسِّلْعَةِ ، مُمْحِقَةٌ لِلْبَرَكَةِ »

### All-llahu çrrënjos kamatën, ndërsa e favorizon sadakën All-llahu nuk e do asnjë mosbesimtar mëkatar

**2087.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Junusit, ky prej Ibn Shihabit që Ibn Musejjebi tha:

Ka thënë Ebu Hureja r.a.: **E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Betimi kontribuon në shitjen e mallit, por zvogëlon përparimin** (bereqetin) **e tij".**

باب ما يُكْرَهُ مِنَ الحَلِفِ فِي البَيْعِ

٢٠٨٨ – حدثنا عمرو بن محمد حدثنا هُشَيْمٌ أخبرنا العَوَّامُ عن إبراهيمَ بن عبدِ الرحمن عن عبد الله بن أبي أوفى رضي الله عنه « أنَّ رجلاً أقامَ سِلعةً وهوَ في السُّوقِ ، فحَلَفَ باللهِ لقد أعطى بها مالم يُعطَ لِيُوقِعَ فيها رجُلاً منَ المسلمينَ ، فنزَلَتْ ﴿ إنَّ الذينَ يَشتَرونَ بعَهدِ اللهِ وأيمانِهم ثمناً قليلا ﴾ [ ٧٧ آل عمران ]

### Ndalesa e betimit (të rrejshëm) gjatë shitjes

**2088.** Na ka treguar Amër b. Muhammedi, ky dëgjoi prej Hushejmit, ky prej El-Avamit, ky prej Ibrahim b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Abdi-l-lah b. Ebu Eufait r.a. **që një njeri e kishte mallin në treg** (për ta shitur) **dhe betohej në All-llahun që e ka paguar** (atë mall) **aq sa nuk i përgjigjej të vërtetës, me qëllim që t'ia shesë dikuj prej muslimanëve** (me këtë rast) **është shpallur:**

> ***"Me të vërtetë ata të cilët përmes fjalës së All-llahut dhe betimeve (të rrejshme), blejnë një vlerë shumë të vogël..."*** [28]
>
> *(Ali Imran: 77)*

---

28 Shih sure "ALI IMRAN; 77"

Imam Ahmedi në Musmedin e tij si edhe Muslimi në Sahih theksuan që Ebu Dherri ka trensmetuar:

- Pejgamberi ka thënë: "All-llahu nuk do të flasë Ditën e Gjykimit me tre lloje të njerëzve,

باب ما قيل في الصواغ. وقال طاوس عن ابن عباس رضي الله عنهما قال النبي ﷺ «لا يختلى خلاها» وقال العباس «إلا الإذخر فإنه لقينهم. فقال: إلا الإذخر»

٢٠٨٩ — حدثنا عبدان أخبرنا عبد الله أخبرنا يونس عن ابن شهاب قال: أخبرني علي بن حسين أن حسين بن علي رضي الله عنهما أخبره أن عليا قال «كانت لي شارف من نصيبي من المغنم، وكان النبي ﷺ أعطاني شارفا من الخمس، فلما أردت أن أبتني بفاطمة بنت رسول الله ﷺ واعدت رجلا صواغا من بني قينقاع أن يرتحل معي فنأتي بإذخر أردت أن أبيعه من الصواغين وأستعين به في وليمة عرسي»

## Mbi argjendarët

Ka thënë Tavusi, duke transmetuar prej Ibn Abbasit r.a.:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**Nuk këputet bari i oborrit** (të Qabes), e Ibn Abbasi tha: "**... përveç shavarit, i cili i nevojitet çdo argjendari për shtëpiat e tyre.** (Muhamedi a.s.) u përgjigj: **Përveç shavarit.**

**2089.** Na ka treguar Abdani, këtij i tha Abdi-l-lahi, ndërsa ky dëgjoi prej Junusit, ky prej Ibn Shihabit i cili tha:

- Më informoi Ali b. Husejni, që Husejn b. Aliu r.a. tha se Aliu r.a. ka thënë: "**Kam patur një deve të vjetër si pjesë e ime e plaçkës së luftës** (së Bedrit). **Pejgamberi s.a.v.s. ma ka dhënë këtë deve nga të pestat** (e përqindjes shtetërore), **kur vendosa të martohem me Fatimen r.a. bijën e Pejgamberit s.a.v.s. u morëm vesh me një argjendar nga fisi Kajnuka, që të vijë me mua e të sjellim shavarë e t'ua shesë donjërit prej argjendarëve dhe kjo do të më ndihmojë në përgatitjen e dasmës sime".**

---

as do t'i shikojë e as do t'i pastrojë prej gjynaheve por do t'i gjykojë ata me dënim të dhëmbshëm.

E pyeta: Kush janë ata fatzi?

Fjalët e theksuara më lartë, edhe tri herë i përsëriti e pastaj tha: Njerëzit mendjemëdhënj, tregtarët të cilët mallin e tyre e shesin përmes betimeve të rrejshme dhe ata të cilët marrin nëpër gojë njerëzit (shpifësit)".

٢٠٩٠ – حدثنا إسحاق حدثنا خالد بن عبد الله عن خالد عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال « إن الله حرم مكة ولم تحل لأحد قبلي ، ولا لأحد بعدي ، وإنما أحلت لي ساعة من نهار ، لا يختلى خلاها ولا يعضد شجرها ولا ينفر صيدها ولا يلتقط لقطتها إلا لمعرف . وقال عباس ابن عبد المطلب : إلا الإذخر لصاغتنا ولسقف بيوتنا . فقال : إلا الإذخر » فقال عكرمة : هل تدري ما ينفر صيدها ؟ هو أن تنحيه من الظل وتنزل مكانه . قال عبد الوهاب عن خالد « لصاغتنا وقبورنا »

**2090.** Na ka treguar Is-haku, ky dëgjoi prej Halid b. Abdi-l-lahit, ky prej Halidit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"All-llahu e bëri Mekken të shenjtë dhe nuk i ka lejuar** (luftë në këtë qytet) **asnjërit para meje e as pas meje. Mua më lejoi, por vetëm disa çaste gjatë një dite. Bari i saj nuk këputet e as drunjtë krasiten,** (shtazët) **e gjuetisë nuk dëbohen e as merret gjësendi I humbur përveç nga al i cili e ka lajmëruar".** Pastaj Abbas b. Abdu-l-Muttalibi ka thënë: **"Përveç shavarit për argjendarët tanë dhe për pullazet e shtëpiave tona?"**

(Muhammedi a.s.) tha: **Përveç shavarit.**

Ikrime tha: **"A di çdo të thotë dëbimi i** (shtazëve) **të gjuetisë nga Haremi? Kjo do të thotë ta largosh nga hija në një anë, a ti të ulesh në vendin e tij".**

Abdu-l-Vehabi, duke transmetuar prej Halidit, ka thënë: **"... për argjendarët tanë dhe varret tona".**[29]

29 Këto dhe hadithet tjera vijuese tregojnë për llojet e zejeve në kohën e Muhammedit a.s. Nga hadithi mund të konkludohet:
- lejohet tregtia me shavarë si dhe porosia për bashkëpunim me secilin person të ndershëm;
- harxhimet e dasmës i heq dhëndërri e jo nusja.

باب ذِكرِ القَينِ وَالْحَدَّادِ

٢٠٩١ – حدثني محمدُ بنُ بشارٍ حدثنا ابنُ أبي عديٍّ عن شُعبةَ عن سليمانَ عن أبي الضُّحى عن مسروقٍ عن خبّابٍ قال «كنتُ قيناً في الجاهليةِ، وكان لي على العاصي بنِ وائلٍ دَينٌ، فأتيتُهُ أتقاضاهُ، قال: لا أُعطيكَ حتّى تكفُرَ بمحمدٍ ﷺ، فقلتُ: لا أكفُرُ حتّى يُميتَكَ اللهُ ثمّ تُبعثَ. قال: دَعني حتى أموتَ وأُبعثَ، فسأُوتى مالاً وولداً فأقضيكَ. فنزلت: ﴿أفرأيتَ الذي كفرَ بآياتِنا وقال لأُوتَيَنَّ مالاً وولداً، أطّلعَ الغيبَ أمِ اتّخذَ عندَ الرحمنِ عهداً﴾»

## Theksimi i farkatarit dhe shkrirësit (të hekurit)

**2091.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij i tha Ibn Ebu Adiji, ky prej Shu'bes, ky prej Sulejmanit, ky prej Ebu-d-Duhasë, ky prej Mesrukut, ky prej Habbabit i cili tha:

**"Në etapën paraislame kam qenë farkatar dhe kam pasur një borxh te Asa b. Vaili e shkova ta marr".**

Tha: **Nuk do ta jap derisa të heqësh dorë nga besimi në Pejgamberin s.a.v.s.**

I'u përgjegja: **"S'do të heq dorë derisa All-llahu s'të merr ty e pastaj të ringjallesh.**

Tha ai: **Më lejo derisa të vdes e pastaj të ringjallem, atëherë, do t'më jipet edhe pasuria e fëmijëve, e do ta paguaj** (borxhin).

Pastaj është shpallur ajeti: **"A e pe atë që nuk i dëshlron argumentet tona dhe deklaron se me të vërtetë do t'i jipet pasuria e fëmijëve? A e din ai fshehtësinë, apo prej All-llahut ka marrë premtimin?!"**

باب الخَيَّاطِ

٢٠٩٢ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرنا مالكٌ عن إسحاقَ بنِ عبدِ اللهِ بنِ أبي طلحةَ أنه سمعَ أنسَ بنَ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه يقولُ «إنّ خيّاطاً دعا رسولَ اللهِ ﷺ لطعامٍ صنعَهُ، قال أنسُ بنُ مالكٍ فذهبتُ معَ رسولِ اللهِ ﷺ إلى ذلكَ الطعامِ، فقرّبَ إلى رسولِ اللهِ ﷺ خبزاً ومرقاً فيهِ دُبّاءٌ وقديدٌ، فرأيتُ النبيَّ ﷺ يتتبّعُ الدُّبّاءَ من حوالَي القصعةِ. قال: فلم أزلْ أُحبُّ الدُّبّاءَ من يومئذٍ»

## Rrobaqepësi

**2092.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa këtij i tha Maliku, këtij Is-hak b. Abdi-l-lah b. Ebu Talha, i cili ka dëgjuar prej Enes b. Malikut r.a. duke thënë:

**"Një rrobaqepës e thirri Pejgamberin s.a.v.s. në drekë të cilën e kishte përgatitur vetë.**

**Enes b. Maliku tha që edhe unë shkova në atë drekë me Pejgamberin s.a.v.s.**

(Zotëriu i shtëpisë) **ia afronte Pejgamberit s.a.v.s. bukën dhe çorbën e përgatitur me kungull dhe copa të vogla mishi. E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. si e kërkonte kungullin nëpër anët e çanakut. Qysh atëherë** (tha Enesi) **e dua kungullin".**

باب النَّسَّاجِ

٢٠٩٣ – حدثنا يحيى بن بُكَير حدثنا يعقوب بن عبد الرحمن عن أبي حازم قال سمعت سهل بن سعد رضي الله عنه قال «جاءت امرأة ببُردة – قال أتدرون ما البُردة؟ فقيل له: نعم هي الشَّمْلة منسوجة في حاشيتها – قالت: يا رسول الله، إني نسجت هذه بيدي أكسوكها. فأخذها النبي ﷺ محتاجاً إليها، فخرج إلينا وإنها إزاره، فقال رجل من القوم: يا رسول الله اكسنيها، فقال: نعم. فجلس النبي ﷺ في المجلس، ثم رجع فطواها ثم أرسل بها إليه. فقال له القوم: ما أحسنت، سألتها إياه، لقد عرفت أنه لا يرد سائلا، فقال الرجل: والله ما سألتها إلا لتكون كفني يوم أموت. قال سهل: فكانت كفنه»

## Endësi (qëndisësi)

**2093.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ndërsa ky dëgjoi prej Jakub b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Ebu Hazimit, i cili tha:

- E dëgjova Sehl b. Sa'din r.a. duke thënë: **"Një grua i solli** (Muhamedit a.s.) **një pallto"**. (Sehli) **pyeti:**

**- A e dini ç'është palltoja?**

**- Po - i është përgjigjur - Kjo është pallto e endur dhe e ngjyrosur përreth.**

- **O Resulall-llah** (tha gruaja), **këtë e kam endur me duart e mia që të ta vesh.**

**Ashtu edhe kishte nevojë Pejgamberi s.a.v.s., e mori dhe dilte ndër ne, me pallto të veshur. Pastaj një njeri, në mesin e njerëzve, tha: "O Resulall-llah, më mbulo me te!**

(Muhamedi a.s.) **tha: Po**

**Pejgamberi s.a.v.s. ka ndenjur në atë ndejë, pastaj u kthye në shtëpi, e mbështolli dhe ia dërgoi. Më pastaj njerëzit i flisnin: S'bëre mirë që ia kërkove. Ti e ke ditur mirë që ai s'refuzon askënd. Njeriu u përgjigj: Për Zotin ia kërkova që ta kem si qefin kur të vdes.**

Sehli tha: Këtê e pati qefin (kur vdiq).

باب النَّجَّارِ

٢٠٩٤ – حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدَّثنا عبدُ العزيزِ عن أبي حازمٍ قال «أتى رِجالٌ إلى سَهلِ بنِ سعدٍ يَسألونَهُ عنِ المِنبَرِ فقال: بَعثَ رسولُ اللهِ ﷺ إلى فُلانةَ ـ امرأةٍ قد سمَّاها سَهلٌ ـ أن مُرِي غُلامَكِ النَّجَّارَ يَعملُ لي أعواداً أجلسُ عليهنَّ إذا كلَّمتُ الناسَ. فأمَرَتْهُ يَعملُها من طَرْفاءِ الغابةِ، ثمَّ جاءَ بها، فأرسلَتْ إلى رسولِ اللهِ ﷺ بها، فأمَرَ بها فوُضِعَتْ، فجلَسَ عليه»

## Zdrukthëtari

**2094.** Na ka treguar Kujtebe b. Seidi, ky dëgjoi prej Abdu-l-Azizit, ky prej Ebu Hazimit i cili tha:

- Disa njerëz erdhën te Sehl b. Sa'di ta pyesin për minberin e ky tha: **"Pejgamberi s.a.v.s. ka porositur përmes një gruaje të cilën Sehli e kishte emëruar, që t'i urdhërojë shërbëtorit të saj, zdrukthëtar, t'i bëjë disa ulëse ku do të ulet gjatë mbajtjes se fjalimeve tek njerëzit".**

**Ajo e urdhëroi që ato t'i bëjë prej drurit të frashërit. Kur i kreu, ajo e dërgoi te Pejgamberi s.a.v.s. Ai urdhëroi,** (që të vehen), **e ata ia vunë** (në xhaminë) **dhe ai ulej mbi këto".**

٢٠٩٥ - حدثنا خلاد بن يحيى حدثنا عبد الواحد بن أيمن عن أبيه عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما « أن امرأة من الأنصار قالت لرسول الله ﷺ : يارسول الله ، ألا أجعل لك شيئا تقعد عليه ؟ فإن لي غلاما نجارا . قال : إن شئت . فعملت له المنبر . فلما كان يوم الجمعة قعد النبي ﷺ على المنبر الذي صنع فصاحت النخلة التي كان يخطب عندها حتى كادت أن تنشق ، فنزل النبي ﷺ حتى أخذها فضمها إليه ، فجعلت تئن أنين الصبي الذي يسكت حتى استقرت . قال : بكت على ما كانت تسمع من الذكر »

**2095.** Na ka treguar Hal-lad b. Jahjai, ndërsa këtij i tha Abdu-l-Vahid b. Ejmeni, ky dëgjoi prej atit të tij, ky prej Xhabir b. Abdil-lahit r.a. që një grua prej ensarëve i ka thënë Pejgamberit s.a.v.s.:

**- O Resulall-llah, a dëshiron të të bëj diçka mbi të cilën do të ulesh? Unë e kam shërbëtorin zdrukthëtar.** (Muhamedi a.s.) **u përgjigj: Si të duash.**

**Ia bëri minberin, e kur erdhi dita e xhumasë, Pejgamberi** s.a.v.s. **u ul mbi minberin e bërë, a trungu i palmës, mbi të cilin më herët kishte mbajtur hytben** (fjalimet), **filloi së qari gati sa s'është çarë. Pejgamberi s.a.v.s. zbriti, e mori dhe e mbështeti afër vetes, kurse ai filloi të rënkojë** (dënesë) **si fëmija kur rënkon derisa heshti plotësisht.**

**- Qau tha** (Muhamedi a,s,) **për shkak të asaj që dëgjoi prej Kur'anit** (në shërbim të Zotit).

باب شراء الإمام الحوائج بنفسه

وقال ابن عمر رضي الله عنهما : اشترى النبي ﷺ جملا من عمر ، واشترى ابن عمر بنفسه . وقال عبد الرحمن بن أبي بكر رضي الله عنهما : جاء مشرك بغنم فاشترى النبي ﷺ منه شاة . واشترى من جابر بعيرا

٢٠٩٦ - حدثنا يوسف بن عيسى حدثنا أبو معاوية حدثنا الأعمش عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت « اشترى رسول الله ﷺ من يهودي طعاما نسيئة ، ورهنه درعه »

## Blerja e gjërave të nevojshme personalisht

Ibn Umeri r.a ka thënë:

**Pejgamberi s.a.v.s. ka blerë deve prej Umerit", a Abdu-r-Rahman b. Ebu Bekr ka thënë: "Erdhi një idhujtar me dhentë dhe Pejgamberi s.a.v.s.** (në treg) **bleu prej tij një dele, ndërsa prej Xhabirit bleu një deve.**

**2096.** Na ka treguar Jusuf b. Isai, ndërsa këtij i tha Ebu Muaviu, ky dëgjoi prej El-E'ameshit, ky prej Ibrahimit, ky prej Esvedit, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. bleu prej një hebreji pak bukë veresi dhe tek ai la peng mbrojtësen e vet**

باب شراء الدواب والحمير

وإذا اشترى دابة أو جملا وهو عليه هل يكون ذلك قبضا قبل أن ينزل ؟

وقال ابن عمر رضي الله عنهما « قال النبي ﷺ لعمر : بعنيه . يعني جملا صعبا »

٢٠٩٧ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا عبد الوهاب حدثنا عبيد الله عن وهب بن كيسان عن جابر
ابن عبد الله رضي الله عنهما قال « كنت مع النبي ﷺ في غزاة فأبطأ بي جملي وأعيا ، فأتى علي النبي ﷺ فقال :
جابر ؟ فقلت : نعم ، قال : ما شأنك ؟ قلت أبطأ علي جملي وأعيا فتخلفت . فنزل يحجنه بمحجنه . ثم قال :
اركب ، فركبته ، فلقد رأيته أكفه عن رسول الله ﷺ . قال : تزوجت ؟ قلت نعم . قال : بكرا أم ثيبا ؟
قلت : بل ثيبا . قال : أفلا جارية تلاعبها وتلاعبك ؟ قلت : إن لي أخوات ، فأحببت أن أتزوج امرأة
تجمعهن وتمشطهن وتقوم عليهن . قال : أما إنك قادم ، فإذا قدمت فالكيس الكيس . ثم قال : أتبيع
جملك ؟ قلت نعم . فاشتراه مني بأوقية . ثم قدم رسول الله ﷺ قبلي وقدمت بالغداة ، فجئنا إلى المسجد
فوجدته على باب المسجد ، قال : آلآن قدمت ؟ قلت نعم . قال : فدع جملك فادخل فصل ركعتين ،
فدخلت فصليت . فأمر بلالا أن يزن له أوقية ، فوزن لي بلال فأرجح في الميزان . فانطلقت حتى وليت .
فقال : ادعوا لي جابرا . قلت الآن يرد علي الجمل ، ولم يكن شيء أبغض إلي منه ، قال : خذ جملك ،
ولك ثمنه »

## Blerja e kafshëve të shalës dhe gomarëve, Nëse e blen një kafshë shale ose deve e (bleresi) është mbi te, a konsiderohet kjo marrje para se të zbresë prej saj?

Ibn Umeri r.a. ka thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. i tha Umerit: "**Ma shit!**" mendonte në deven e rëndë.

**2097.** Na ka treguar Muhamed b. Beshshari, këtij i tha Abdu-l-Vehabi, këtij Ubejdu-ll-llahu, ky dëgjoi prej Vehb b. Kejsanit, ky prej Xhabir b. Abdi-l-lahit r.a. i cili tha:

- Kam qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në një betejë në të cilën më vonoi devja ime, por ishte e lodhur. Pastaj më erdhi Pejgamberi s.a.v.s. e më tha: "Xhabir!" Iu përgjegja: Urdhëro.

Më pyeti: Çke patur?

U përgjegja: Më vonoi devja, por ishte e lodhur dhe mbeta pas (shokëve). Pastaj zbriti dhe e tërhoqi (i ra) me dorëzën e lakuar të shkopit të tij e tha: "Hip!". Unë pastaj e kam ngarë dhe gjithmonë shikoja sesa të frenoj prej Pejgamberit s.a.v.s.

- A je i martuar?-pyeti ai.

- Po - iu përgjegja.

- Me vajzë apo të ve?-më pyeti.

- Me të ve - i thashë

- Pse nuk u martove me ndonjë vajzë që mund të argëtohesh me te, por edhe ajo me ty - tha ai.

Iu përgjegja: "Kam motra (të vogla) e dëshirova që të martohem me një grua e cila mund t'i tubojë së bashku, t'i krehë dhe të kujdeset për to".

- Ti do të kthehesh (në shtëpi) -tha ai-, e kur të arrish të kuptosh e të kuptosh (si do të veprosh me te)

Pastaj tha: "A do ta shesësh deven tënde?"

- Po,-iu përgjigja.

E bleu prej meje për një ukijje (sasia e të cilës është 40 dirhem argjend). Pejgamberi s.a.v.s. u kthye para meje. E unë arrita të nesermen në mëngjes, shkova në xhami dhe e gjeta në derë të xhamisë.

Më pyeti: Mos ke arritur tani?

- Po,-iu përgjigja.

- Lëre deven tënde, hyn e fal dy reqatë, -më tha. Hyra dhe u fala, e ai pastaj i urdhëroi Bilalit: "Pesho një ukijje argjend? Bilali e peshoi, pastaj u nisa dhe, posa u largova, ai tha: "Ma fto Xhabirin!"

Thashë: Tani do të ma kthejë deven, e s'kam patur më mëni sesa këtë veprim.

**Më tha: Merre deven tënde! A e ytja është edhe vlera e parave të pranuara?**[30]

باب الأسواق التي كانت في الجاهلية ، فتبايع بها الناس في الإسلام

٢٠٩٨ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن عمرو بن دينار عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « كانت عكاظ ومجنة وذو المجاز أسواقاً في الجاهلية ، فلما كان الإسلام تأثموا من التجارة فيها ، فأنزل الله ﴿ ليس عليكم جناح ﴾ في مواسم الحج . قرأ ابن عباس كذا »

## Tregjet ekzistuese në etapën paraislame dhe vazhdimi i shitblerjes po në këto vende edhe në etapën islame

**2098.** Na ka treguar Ali b. Abdil-lahi, ndërsa ky dëgjoi prej Sufjanit, ky prej Amr b. Dinarit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Në periudhën paraislame tregjet ekzistuese ishin: Ukaz, Mexhenne dhe Dhu-l-Mexhaz. Pas shpalljes së Islamit, muslimanët e konsideronin mëkat të bëhet tregti në cilindo prej këtyre, kështu All-llahu e shpalli ajetin: "S'është mëkat për ju në kohën e haxhit..."**

30 "Ukijje" peshon 40 dirhem argjend.
Nga hadithi mund të konkludohet:
- muslimani punët e mira i thekson nga modestia e jo nga mendjemadhësia;
- shokët, bashkëpunëtorët dhe fqinjët duhet ndihmuar në çdo rast;
- muslimani i aftë për martesë duhet martuar me një vajzë respektivisht femër me të cilën do të pajtohet në bashkësinë martesore dhe së bashku do ta ndërtojnë atë;
- preferohet falja 2 reqat nafile namaz pas kthyerjes nga udhëtimi;
- blerësi duhet ta paguajë mallin mënjëherë dhe në mënyrë precize, ndërsa shitësi duhet peshuar atë në formën më të përpiktë dhe sipas mundësisë duhet shtuar edhe diçka. Ndihmësi i tregtarit këtë lëshim mund ta bëjë vetëm me lejen e pronarit të mallit.

باب شراء الإبل الهيم أو الأجرب. الهائم: المخالف للقصد في كل شيء

٢٠٩٩ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان قال: قال عمرو «كان ههنا رجل اسمه نواس، وكانت عنده إبل هيم، فذهب ابن عمر رضي الله عنهما فاشترى تلك الإبل من شريك له، فجاء إليه شريكه فقال: بعنا تلك الإبل. فقال: ممن بعتها؟ فقال: من شيخ كذا وكذا. فقال: ويحك، ذاك والله ابن عمر. فجاءه فقال: إن شريكي باعك إبلا هيما ولم يعرفك. قال: فاستقها. قال فلما ذهب يستاقها فقال: دعها، رضينا بقضاء رسول الله ﷺ: لا عدوى» سمع سفيان عمرا

## Blerja e deves kryeneçe ose të zgjebosur

**"El-Haim"** është (shtaza) e cila i kundërvihet dëshirës së zotëriut.

**2099.** Na ka treguar Ali b. Abdil-lahi, ky dëgjoi prej Sufjanit, i cili tha: Amri ka thënë: **"Këtu ka qenë një njeri i quajtur Nevvasë dhe ka patur një deve të tërbuar** (sëmundje e fshehtë). **Më vonë Ibn Umeri r.a.** shkoi **dhe e bleu këtë deve prej bashkëpunëtorit** (ortakut) **të tij. Pastaj i erdhi bashkëpunëtori e i tha: E shitëm atë deven".**

Nevvasi pyeti: **Cilit ia shite?**

U përgjigj: **Filan filan plakut.**

Navvasi tha: **I ndjeri ti, ai është Ibn Umeri.** Pastaj (Nevvasi) shkoi te Ibn Umeri e i tha: **"Bashkëpunëtori** (ortaku) **im ta ka shitur deven e tërbuar dhe nuk të ka informuar** (nuk të ka njoftuar)"

Ibn Umeri tha: **Ndiqe!** Dhe kur dëshiroi ta ndjekë, Ibn Umeri tha: **"Lere! Jam i kënaqur me gjykimin e Pejgamberit s.a.v.s.: "Nuk është kalimtare secila sëmundje"**. Kështu Sufjani e ka dëgjuar Amrin.

باب بيع السلاح في الفتنة وغيرها، وكره عمران بن حصين بيعه في الفتنة

٢١٠٠ — حدثنا عبد الله بن مسلمة عن مالك عن يحيى بن سعيد عن عمر بن كثير بن أفلح عن أبي محمد مولى أبي قتادة عن أبي قتادة رضي الله عنه قال «خرجنا مع رسول الله ﷺ عام حنين فبعث الدرع فابتعت به مخرفا في بني سلمة، فإنه لأول مال تأثلته في الإسلام»

## Shitja e armëve në kohën e çrregullimeve dhe në situata tjera

**Imran b. Husajni e përbuzte shitjen e armëve në kohën e çrregullimeve**

**2100.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Jahja b. Seidit, ky prej Umer b. Kethir b. Eflahit, ky prej Ebu Muhammedit, rob i lirë i Ebu Katades, ky prej Ebi Katades r.a. i cili ka thënë:

**"Dolëm me Pejgamberin s.a.v.s. vitin e Hunejnit e ai ma dha që t'ia shes** (mendohet në Ebu Kateden) **mbrojtësen. Unë e shita dhe prej saj bleva një palmishte të vogël prej fisit Benu Seleme e ky është i pari huazim imi në Islam"**

باب في العطار وبيع المسك

٢١٠١ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا عبد الواحد حدثنا أبو بردة بن عبد الله قال سمعت أبا بردة بن أبي موسى عن أبيه رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «مثل الجليس الصالح والجليس السوء كمثل صاحب المسك وكير الحداد: لا يعدمك من صاحب المسك إما تشتريه أو تجد ريحه، وكير الحداد يحرق بيتك أو ثوبك أو تجد منه ريحا خبيثة»

## Shitja e erërave dhe e parfumeve

**2101.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, ky dëgjoi prej Abdu-l-Vahidit, ky prej Ebu Burde b. Abdi-l-lahit i cili tha:

- E kam dëgjuar Ebu Burde b. Ebu Musain, ky prej të atit r.a. i cili tha:

**" Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: Shembulli i shokut të mirë dhe të keq është si shembulli i tregtarit të parfumit dhe i farkatarit i cili fryn në shakull. Prej tregtarit të parfumit s'do të mungojë** (asnjëra prej këtyre të dyjave): **ose të blesh parfumin, ose të ndiejsh erën e tij, kurse shakulli i farkatarit do të djegë trupin ose petkat, ose prej tij do të marrësh erë të keqe.**[31]

---

31 Nga hadithi mund të konkludohet:
- është obligim i secilit që të largohet prej njerëzve të paedukuar ndërsa duhet shoqëruar me njerëz të ngritur moralisht e fetarisht.

باب ذكر الحجام

٢١٠٢ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن حميد عن أنس بن مالك رضي الله عنه قال «حجم أبو طيبة رسول الله ﷺ، فأمر له بصاع من تمر، وأمر أهله أن يخففوا من خراجه»

## Personi i cili merr (apo jep) gjak

**2102.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Humejdit, ky prej Enes b. Malikut r.a. i cili tha:

**"Ebu Tajbe i ka marrë gjak Pejgamberit s.a.v.s. e ky ia përcaktoi një sa'** (disa gram) **hurma, ndërsa zotëriut të tij i urdhëroi që t'ia zvogëlojë tatimin".**

٢١٠٣ — حدثنا مسدد حدثنا خالد هو ابن عبد الله حدثنا خالد عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «احتجم النبي ﷺ وأعطى الذي حجمه، ولو كان حراما لم يعطه»

**2103.** Na ka treguar Museddedi, ndërsa këtij i tha Halidi, ky është Ibn Abdi-l-lahu, e ky dëgjoi prej Halidit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar që t'i mirret gjaku e ai që ia merrte gjakun e paguante, të ishte kjo e ndaluar, nuk do ta kishte paguar** (për këtë veprim).[32]

---

32 Tahaviu theksoi që Muhammedi a.s. e ftoi robin Tajbe që t'i marrë gjak. Pasi që e kreu punën Muhammedi a.s., e pyeti: "Sa e ke tatimin?".
- Tre sa'-a, u përgjigj Tajba.
Muhammedi a.s. më vonë intervenoi tek zotëria i tij e ai ia zvogëloi tatimin për një sa'.
Hadithi i theksuar më lartë i ka deroguar hadithet e mëhershme të cilët ishin në kundërshtim me këtë (hadith).

باب التجارة فيما يكره لبسه للرجال والنساء

٢١٠٤ — حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا أبو بكر بن حفص عن سالم بن عبد الله بن عمر عن أبيه قال «أرسل النبي ﷺ إلى عمر رضي الله عنه بحلة حرير — أو سيراء — فرآها عليه فقال: إني لم أرسل بها إليك لتلبسها، إنما يلبسها من لا خلاق له، إنما بعثت إليك لتستمتع بها. يعني تبيعها»

## Treglia me mall të përbuzur për meshkuj dhe femra

**2104.** Na ka treguar Ademi, këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Ebi Bekri b. Hafsës, ky prej Salim b. Abdi-l-lah b. Umerit, ky prej të atit të tij i cili tha:

- **Pejgamberi s.a.v.s. ia dërgoi Umerit r.a. një uniformë të mëndafshit vija-vija. Pastaj e pa** (të veshur) **te ai e tha: "S'ta dërgova për ta veshur. Këtë e vesh vetëm ai i cili do që në** (Ditën e Gjykimit) **të mos ketë petka. Ta dërgova që këto t'i shfrytëzosh, do të thotë t'i shesësh".**

٢١٠٥ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن القاسم بن محمد عن عائشة أم المؤمنين رضي الله عنها أنها أخبرته أنها اشترت نمرقة فيها تصاوير، فلما رآها رسول الله ﷺ قام على الباب فلم يدخل، فعرفت في وجهه الكراهة فقلت: يا رسول الله أتوب إلى الله وإلى رسوله ﷺ، ماذا أذنبت؟ فقال رسول الله ﷺ: ما بال هذه النمرقة؟ قلت: اشتريتها لك لتقعد عليها وتوسدها، فقال رسول الله ﷺ: إن أصحاب هذه الصور يوم القيامة يعذبون، فيقال لهم: أحيوا ما خلقتم. وقال: إن البيت الذي فيه الصور لا تدخله الملائكة»

**2105.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Kasim b. Muhammedit, ky prej Aishes, nënës së besimtarëve r.a. e cila ka ifnormuar **që ka blerë një jastuk të vogël i cili ishte i pikturuar dhe si e pa Pejgamberi s.a.v.s. u ndal në derë dhe s'hyri brenda. Në fytyrë ia hetova hidhërimin e i thashë: "O Resulall-llah, pendohem para All-llahut dhe Pejgamberit s.a.v.s. çka kam gabuar?**

**Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Ç'të duhet ai jastuk?"**

**- Ta bleva ty - tha ajo - që të ulesh mbi te dhe nën kokë ta vësh.**

**Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: Me të vërtetë ata që i punojnë këto piktura do të mundohen Ditën e Gjykimit, atëherë do t'ju thuhet: Ngjallni këto që i keni bërë!"**

**Edhe diçka ka thënë: "Shtëpia që posedon pikturën melaqët nuk hyjnë aty".** [33]

باب صاحبُ السِّلعةِ أحقُّ بالسَّوم

٢١٠٦ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا عبد الوارث عن أبي التَّيَّاح عن أنس رضي الله عنه قال

« قال النبي ﷺ : يا بني النجَّار ثامنوني بحائطكم . وفيه خِرَبٌ ونخلٌ »

### Zotëriu i mallit së pari duhet të caktojë çmimin

**2106.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Abdu-l-Varithi, ky dëgjoi prej Ebu-t-Tejjahit, ky prej Enesit r.a. i cili tha:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"O bijt e Nexhxharëve, përcaktoni vlerën e kopshtit tuaj!"** a në këto (kopshte kishte) gërmadha e palma.

باب كم يجوزُ الخيارُ؟

٢١٠٧ — حدثنا صدقة أخبرنا عبد الوهَّاب قال سمعتُ يحيى بن سعيد قال سمعتُ نافعاً عن ابن عمرَ رضيَ الله عنهما عن النبيِّ ﷺ قال « إنَّ المتبايعَين بالخيار في بيعهما ما لم يتفرَّقا أو يكونَ البيعُ خياراً » . قال نافعٌ : وكان ابنُ عمرَ إذا اشترى شيئاً يُعجبه فارَقَ صاحبَه

### Kohëzgjatja e zgjedhjes (përfillja ose mospërfillja e marrëveshies)

**2107.** Na ka treguar Sadaka, këtij i tha Abdu-l-Vehabi, ky dëgjoi prej Jahja b. Seidit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje** (të përfillin ose të mos përfillin marrëveshien e tyre) **derisa të mos ndahen njëri me tjetrin, ose kur**

33 Deklarata e Muhammedit a.s. e theksuar në përmbledhjen e Buhariut bën fjalë për periudhën e besimit në piktura (idhuj) kështu që këtë mashtrim duhej çrrënjosur. Sot pikturat prezentojnë vetëm vlerën artistike, dhe kështu duhet trajtuar ato.
Nocioni "melaqet" mendohet në të gjithë melaqet përveç melekut regjistrues i cili ka për detyrë regjistrimin e veprimtarisë së tërësishme të njeriut.

**shitblerja kushtëzohet me të drejtë zgjedhje". Nafiu ka thënë: "Ibn Umeri nëse blente diçka që i pëlqente, menjëherë ndahej prej pronarit të saj".**

٢١٠٨ – حدثنا حفص بن عمر حدثنا همام عن قتادة عن أبي الخليل عن عبد الله بن الحارث عن حكيم
ابن حزام رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «البيعان بالخيار ما لم يتفرقا». وزاد أحمد حدثنا بهز قال قال
همام: فذكرت ذلك لأبي التياح فقال: كنت مع أبي الخليل لما حدثه عبد الله بن الحارث هذا الحديث

**2108.** Na ka treguar Hafs b. Umeri, ky dëgjoi prej Hemmamit, ky prej Katades, ky prej Ebu-l-Halilit, ky prej Abdi-l-lah b. Harithit, ky prej Hakim b. Hazmit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. që ka thënë:

**"Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje derlsa sa s'janë ndarë".** Ahmedi shtoi se Behzi ka thënë: **"Këtë e ka thënë edhe Hemmami".** Pastaj (këtë rast ia përmenda) Ebu-t-Tejjahit e ai tha: **"Kam qenë me Ebu-l-Halilin kur ia tregoi këtë hadith Abdull-llah b. Harithi".**

باب إذا لم يوقت الخيار هل يجوز البيع؟

٢١٠٩ – حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد بن زيد حدثنا أيوب عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما
قال: قال النبي ﷺ «البيعان بالخيار ما لم يتفرقا، أو يقول أحدهما لصاحبه اختر، وربما قال: أو يكون
بيع خيار»

## A lejohet shitblerja nëse s'është precizuar kohëzgjatja e zgjedhjes (mbi përfilljen ose mospërfilljen e marrëveshies)?

**2109.** Na ka treguar Ebu-N-Nu'mani, këtij i tha Hammad b. Zejdi, ky dëgjoi prej Ejjubit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili tha:

- Ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: **"Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje** (të përfillin ose të mos përfillin marrëveshien) **derisa s'janë ndarë, ose derisa s'i thotë njëri kolegut të vet: "Zgjidhe** (vendos)". e shpeshherë ka thënë: **"Derisa shitblerja ka të drejtën e statusit të zgjedhjes".**

باب « البيعان بالخيار ما لم يتفرقا »

وبه قال ابن عمر وشريح والشعبي وطاوس وعطاء وابن أبي مليكة

٢١١٠ – حدثنا إسحاق أخبرنا حبان بن هلال قال « حدثنا شعبة قال قتادة أخبرني عن صالح أبي الخليل عن عبد الله بن الحارث قال سمعت حكيم بن حزام رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « البيعان بالخيار ما لم يتفرقا ، فإن صدقا وبينا بورك لهما في بيعهما ، وإن كذبا وكتما محقت بركة بيعهما »

## Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhjeje derisa s'janë ndarë

Kështu mendojnë: Ibn Umeri, Shurejhi, Sha'biu, Tavusi. Atai dhe Ibn Ebu Mulejke.

**2110.** Na ka treguar Is-haku, ky dëgjoi prej Habban b. Hilalit i cili tha: Më tregoi Shu'be e këtij i tha Katade, e këtë e informoi Salih Ebu-l-Halili, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Harithit, ky prej Hakim b. Hizamit r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Shitblerësit kanë të drejtë në zgjedhjen e marrëveshjes derisa s'janë ndarë, e nëse kanë qenë të sinqertë njëri me tjetrin dhe i kanë sqaruar** (të metat e mallit) **do të keni mirësinë** (përparim) **në tregtinë e tyre, e nëse kanë gënjyer e kanë fshehur, do t'u zvogëlohet mirësia** (përparimi në tregtinë e tyre)".

٢١١١ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال « المتبايعان كل واحد منهما بالخيار على صاحبه ما لم يتفرقا ، إلا بيع الخيار »

**2111.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Nafiut, ky prej Abdull-llah b. Umerit që me të vërtetë Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Shitblerësit, secili prej tyre, kanë të drejtë zgjedhjeje para se të ndahen, përveç tregtisë me të drejtë zgjedhjeje".**[34]

34 Malli për shitblerje duhet të jetë pa të meta, i pastër dhe pa vërejtje. Nëse zbulohet e meta e mëhershme e mallit për shitblerje, blerësi ka të drejtë që mallin ta kthejë, ose ta mbajë duke paguar vlerën e kontraktuar. Dëmi i cili e godit mallin e shitur gjatë periudhës

باب إذا خير أحدهما صاحبه بعد البيع فقد وجب البيع

٢١١٢ — حدثنا قتيبة حدثنا الليث عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما عن رسول الله ﷺ أنه

قال «إذا تبايع الرجلان فكل واحد منهما بالخيار ما لم يتفرقا وكانا جميعا، أو يخير أحدهما الآخر، فتبايعا على ذلك فقد وجب البيع، وإن تفرقا بعد أن يتبايعا ولم يترك واحد منهما البيع فقد وجب البيع»

## Nëse njëra palë i jep të drejtë zgjedhjeje palës tjetër pas shitblerjes, kjo marrëveshje është e plotfuqishme

**2112.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Nëse dy vetë bëjnë tregti, secili prej tyre ka të drejtë zgjedhjeje të marrëveshies derisa s'janë ndarë, dhe gjenden së bashku, ose derisa njëri prej tyre ta përcaktojë zgjedhjen, e nëse e kanë kryer shitblerjen në këtë mënyrë, shitblerja është e plotfuqishme, e nëse ndahen pas shitblerjes dhe asnjëri nuk e ka vënë** (të drejtën e zgjedhjes) **në këtë shitblerje, edhe kjo shitblerje është e plotfuqishme".**

باب إذا كان البائع بالخيار هل يجوز البيع؟

٢١١٣ — حدثنا محمد بن يوسف حدثنا سفيان عن عبد الله بن دينار عن ابن عمر رضي الله عنهما عن

النبي ﷺ قال «كل بيعين لا بيع بينهما حتى يتفرقا، إلا بيع الخيار»

---

prej kontraktimit e deri te pranimi i tij si dhe në kohën derisa malli gjendet akoma tek shitësi dhe ka pasoja të dëmit të mëhershëm, të dy palët kanë të drejtë ndërprerje të kontratës. Kur shitësi gjatë shitblerjes e thekson dëmin e mallit, mirëpo bleresi megjithatë e merr, atëherë nuk ka të drejtë që më vonë të bëjë zgjedhjen e mallit për arsye të dëmit të potencuar më herët nga ana e shitësit. Nëse bleresi e blen mallin duke thënë: "E blej me gjithë dëmin", atëherë s'ka të drejtë ankese e as zgjedhje për shkak të dëmit të vërejtur më vonë në atë mall.

## A është shitblerja e lejuar nëse shitësi e kushtëzon zgjedhjen?

**2113.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Dinarit, ky prej Ibn Umerit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:

**"Asnjëri nga shitblerësit s'kanë obligime të shitblerjes derisa nuk ndahen, përveç tregtisë me marrëveshie të kushtëzuar".**

٢١١٤ — حدثني إسحاق أخبرنا حبان حدثنا همام حدثنا قتادة عن أبي الخليل عن عبد الله بن الحارث
عن حكيم بن حزام رضي الله عنه أن النبي ﷺ قال «البيعان بالخيار حتى يتفرقا - قال همام وجدت في
كتابي: يختار ثلاث مرار - فإن صدقا وبينا بورك لهما في بيعهما وإن كذبا وكتما فعسى أن يربحا ربحا ويمحقا
بركة بيعهما». قال وحدثنا همام حدثنا أبو التياح أنه سمع عبد الله بن الحارث يحدث بهذا الحديث
عن حكيم بن حزام عن النبي ﷺ

**2114.** Na ka treguar Is-haku, këtij i tha Habbani, ky dëgjoi prej Hemmamit, ky prej Katades, ky prej Ebu-l-Halilit, ky prej Abdi-l-lah b. Harithit, ky prej Hakim b. Hizamit r.a., që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Shitblerësit kanë të drejtë zgjedhje** (të vendosin) **derisa s'janë ndarë". Hemmami ka thënë:**

**- E kam gjetur në librin tim që "Zgjedh tri herë, e nëse kanë qenë të sinqertë** (transmeton Hakimi) **dhe ia kanë shpjeguar njëri tjetrit në tërësi, tregtia e tyre do të përparojë, e nëse kanë gënjyer njëri tjetrin dhe i kanë fshehur të metat, mund të kenë pakëz fitim, mirëpo do të mungojë përparimi në tregtinë e tyre".**

Tha Hemmami, këtë e dëgjoi prej Ebu-t-Tejjahit, ky prej Abdull-llah b. Harithit, duke e transmetuar këtë hadith prej Hakim b. Hizamit, ky prej Pejgamberit s.a.v.s.[35]

---

35 Nëse bleresi mallin për shitblerje nuk e paguan në afatin e caktuar, marrëveshja ndërpritet.
Cili blen mall pa e parë ka të drejtë zgjedhjeje në momentin kur e sheh atë dhe po tani vendos për ta pranuar apo refuzuar kontratën.

باب إذا اشترى شيئاً فوهب من ساعته قبل أن يتفرقا ولم ينكر البائع على المشتري، أو اشترى عبداً فأعتقه. وقال طاوس فيمن يشتري السلعة على الرضا ثم باعها وجبت له والربح له

٢١١٥ — وقال الحميدي حدثنا سفيان حدثنا عمرو عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «كنا مع النبي ﷺ في سفر فكنت على بكر صعب لعمر، فكان يغلبني فيتقدم أمام القوم، فيزجره عمر ويرده، ثم يتقدم فيزجره عمر ويرده، فقال النبي ﷺ لعمر: بعنيه. قال: هو لك يا رسول الله. قال رسول الله ﷺ: بعنيه، فباعه من رسول الله ﷺ، فقال النبي ﷺ: هو لك يا عبد الله بن عمر تصنع به ما شئت»

**Kur (dikush) e blen një gjësend dhe ate e shet menjëherë para se ndahen të dy palët dhe nëse nuk ia konteston shitësi blerësit (kjo shitblerje është e plotfuqishme). Blerja e robit dhe lirimi i tij**

**Tavusi ka thënë: Për ate që e blen mallin me pëlqimin e (shitësit) pastaj e shet ate, është i plotfuqishëm** (vendimi) **po edhe fitimi është i atij.**

**2115.** Ka thënë El-Humejdi, këtij i tha Sufjani, e ketij Amri, ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Umerit r.a. i cili tha:

**"Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në një udhëtim, e unë isha në deven kryeneqe të Umerit. Ai më mundi e më tejkaloi para njerëzve. Umeri e frenonte duke e kthyer, por përsëri tejkaloi dhe Umeri e frenoi dhe e ktheu** (atëherë) **pejgamberi s.a.v.s. i tha Umerit: "Shitma!". Ai iu përgjegj: - E ytja është O Resulall-llah. Përsëri,** (Pejgamberi s.a.v.s.) **tha: "Shitma". Ia shiti Pejgamberit s.a.v.s.** (atëherë) **Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ajo është e ytja Abdull-llah b. Umer dhe bën ç'të duash me të".**[36]

٢١١٦ — قال أبو عبد الله: وقال الليث حدثني عبد الرحمن بن خالد عن ابن شهاب عن سالم بن عبد

36 Nga hadithi mund të përfundohet:
- Muhammedi ia fali Ibn Umerit deven e virgjër para se të ndahej prej tij (shitësit);
- Sahabet e rinj i respektuan të vjetrit pa masë veçanërisht Muhammedin a.s., ndërsa në udhëtimet e përbashkëta, të vjetrin nuk e tejkalonin;
- mallin e blerë, blerësi mund ta shfrytëzojë edhe para pagesës.

الله عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما قال « بعت من أمير المؤمنين عثمان بن عفان رضي الله عنهما مالا بالوادي بمال له بخيبر، فلما تبايعنا رجعت على عقبي حتى خرجت من بيته خشية أن يرادني البيع، وكانت السنة أن المتبايعين بالخيار حتى يتفرقا. قال عبد الله: فلما وجب بيعي وبيعه رأيت أني قد غبنته بأني سقته إلى أرض ثمود بثلاث ليال، وساقني إلى المدينة بثلاث ليال »

**2116.** Ebu Abdull-llahu (Buhariu) ka thënë:

- Ka thënë Lejthi, ndërsa ky ka dëgjuar prej Abdu-r-Rahamn b. Halidit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Salim b. Abdi-l-lahut, ky prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. i cili ka thënë:

**- Ia shita Uthman b. Affanit r.a., përgjegjës i besimtarëve, një pasuri të cilën e kam patur në Vadi** (El-Kura) **për pasurinë** (tokën) **e cila gjendet në Hajber. Kur e kryem shitblerjen, u ktheva pas, kështu që menjëherë dola nga shtëpia e tij, duke u frikësuar mos po ma kthen shitjen, sepse ka qenë zakon që shitblerësit kanë patur të drejtë në zgjedhje** (ta përfillin, apo jo) **marrëveshien derisa nuk ndahen. Kur shitblerja ynë u bë e plotfuqishme, e kam parë** (tha Abdullahu) **që në këtë** (shitblerje) **e kam mashtruar, për arsye se e kam dërguar në tokën e Themudëve që të** (ecë) **tre netë** (ditë), **ndërsa ai më ka afruar** (afër) **Medines për tre netë** (ditë)

باب ما يكره من الخداع في البيع

٢١١٧ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن عبد الله بن دينار عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما « أن رجلا ذكر للنبي ﷺ أنه يخدع في البيوع، فقال: إذا بايعت فقل لا خلابة »

## Gjykohet mashtrimi në tregti

**2117.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, kurse këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Dinarit, ky prej Abdil-lah b. Umerit r.a.që një njeri ia ka përmendur Pejgamberit s.a.v.s. që mashtrohet gjatë tregtisë, dhe (Muhammedi a.s.) ka thënë:

**- Nëse shet, atëherë thuaj: "S'ka mashtrim".**[37]

---

37 Nëse njëra palë gjatë shitblerjes e mashtron tjetrën dhe vërtetohet shkëputje e madhe,

باب ما ذُكِرَ في الأسواقِ

وقال عبدُ الرحمٰنِ بنُ عَوفٍ : لمّا قدِمنا المدينةَ قلتُ هل من سُوقٍ فيه تجارةٌ؟ فقال : سُوقُ قَينُقاع

وقال أنسٌ : قال عبدُ الرحمٰنِ دُلّوني على السُّوق . وقال عمرُ : ألهاني الصَّفقُ بالأسواقِ

٢١١٨ — حدّثني محمدُ بنُ الصَّبّاحِ حدَّثنا إسماعيلُ بن زكريّا عن محمد بن سُوقةَ عن نافعِ بنِ جُبيرِ بنِ مُطعِمٍ قال حدَّثتني عائشةُ رضيَ اللهُ عنها قالت : قال رسولُ اللهِ ﷺ « يَغزو جَيشٌ الكعبةَ ، فإذا كانوا ببَيداءَ مِنَ الأرضِ يُخسَفُ بأوّلِهم وآخرِهم . قالت : قلتُ يارسولَ اللهِ كيفَ يُخسَفُ بأوّلِهم وآخرِهم وفيهم أسواقُهم ومَن ليس منهم؟ قال : يُخسَفُ بأوّلِهم وآخرِهم ، ثمّ يُبعَثونَ على نِيّاتِهم »

## Ç'është thënë mbi tregjet?

Abdu-r-Rahman b. Auf ka thënë:

- Kur erdhëm në Medine, pyeta: "A ekziston ndonjë treg ( panair) **ku bëhet tregti?"**. Më është thënë: **"Ekziston tregu Kajnuka"**

Enesi tha:

- Abdu-r-Rahmani pastaj tha: "Më udhëzoni deri te ai treg".

Umeri tha: **"Më argëtonte duartrokitja në treg".**

**2118.** Na ka treguar Muhammed b. Sabahi, ky dëgjoi prej Ismail b. Zekerijait, ky prej Muhammed b. Sukate, ky prej Nafi b. Xhubejr b. Muti'mit i cili tha: më ka treguar Aishja r.a.:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Qaben do ta sulmojë një ushtri dhe, kur do të arrijë në tokën Bejda, do të shkatërrohet i pari e i fundit i tyre"**

---

pala e dëmtuar ka të drejtë për ndërprerjen e marrëveshjes.

Shkëputja e madhe konsiderohet kur personi mashtron gjatë shitblerjes në sasi të njëzetës pjesë të vlerës së saj, tek kafshët të dhjetën pjesë, ndërsa tek pasuria e patundur të pestën e pjesës. Maliku konsideron që pala e dëmtuar për 1/3 të vlerës së mallit ka të drejtë zgjedhjeje ose refuzim të kontratës për shitblerje. Sipas mendimit të këtij juristi, kontrata e shitblerjes është e plotfuqishme nëse malli dhe çmimi i tij për të dy palët kanë qenë të njohur në momentin e shitblerjes, por nëse kjo ka qenë e njohur vetëm për një palë, atëherë ndërpritet marëveshja.

(Aisheja) ka thënë: - I thashë: "**O Resulall-llah, si do të shkatërrohet i pari e i fundit i tyre, e në mesin e tyre** (ka të atillë) **që posedojnë tregjet e tyre, por ndërmjet tyre** (ka edhe të atillë) **që** (gjenden aty) **pa dëshirën e tyre?"**

**- Do të shkatërrohen** (u përgjigj) **i pari e i fundit i tyre, e pastaj do të ringjallen** (e dhurohen) **sipas qëllimeve të tyre.**

٢١١٩ – حدثنا قتيبة حدثنا جرير عن الأعمش عن أبي صالح عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «صلاة أحدكم في جماعة تزيد على صلاته في سوقه وبيته بضعاً وعشرين درجة، وذلك بأنه إذا توضأ فأحسن الوضوء، ثم أتى المسجد لا يريد إلا الصلاة، لا ينهزه إلا الصلاة، لم يخط خطوة إلا رفع بها درجة، أو حطت عنه بها خطيئة. والملائكة تصلي على أحدكم ما دام في مصلاه الذي يصلي فيه: اللهم صل عليه، اللهم ارحمه، ما لم يحدث فيه، ما لم يؤذ فيه. وقال: أحدكم في صلاة ما كانت الصلاة تحبسه»

**2119.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Xheriri, ky dëgjoi prej El-E'meshit, ky prej Ebu Salihut, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili tha: "Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Namazi i ndonjërit prej jush, i kryer me xhemat, është më i vlershëm për njëzet e sa shkallë sesa namazi i kryer në mënyrë** (individuale) **në treg apo në shtëpi. Kjo dhuratë** (është edhe për njeriun) **kur merr abdest dhe i lan mirë pjesët e nevojshme, pastaj shkon në xhami duke patur për qëllim vetëm faljen e namazit dhe në këtë** (hap) **nuk e nxit asgjë tjetër përveç namazit, s'bën asnjë hap, e të mos i shtohet nga një shkallë** (te All-llahu) **ose të mos i heqet nga një mëkat, melaqet luten për secilin namaz aty ku ai** (njeriu) **është duke u falur, ato** (melaqet) **thonë: O All-llahu ynë, falja mëkatet! O All-llahu ynë, mëshiroje atë!" derisa, s'i ndodh diçka** (që ia prish abdestin) **apo të ketë shqetësuar dikë** (melaqet apo njerëz me fjalë ose me punë). **E tha** (edhe këtë) **"Secili prej jush është në namaz derisa namazi e përkufizon** (në vendin ku e kryen namazin)".

٢١٢٠ – حدثنا آدم بن أبي إياس حدثنا شعبة عن حميد الطويل عن أنس بن مالك رضي الله عنه قال «كان النبي ﷺ في السوق، فقال رجل: يا أبا القاسم، فالتفت إليه النبي ﷺ، فقال: إنما دعوت هذا، فقال النبي ﷺ: سموا باسمي ولا تكنوا بكنيتي»

**2120.** Na ka treguar Adem b. Ebu Ijasi, ndërsa këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Humejd Et-Tavilit, ky prej Enes b. Malikut r.a. i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ishte në treg, një njeri i tha:**

**"O Ebu-l-Kasim! Pejgamberi s.a.v.s. u kthye", e ai i tha:**

**"Thirra vetëm këtë". Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**"Ngjiteni** (vëheni) **emrin tim, por mos ia ngjitni** (veni) **askujt ofiqin tim!"**

٢١٢١ – حدثنا مالك بن إسماعيل حدثنا زهير عن حميد عن أنس رضي الله عنه قال : دعا رجل بالبقيع : يا أبا القاسم ، فالتفت إليه النبي ﷺ فقال : لم أعنك ، قال : سموا باسمي ولا تكتنوا بكنيتي .

**2121.** Na ka treguar Malik b. Ismaili, këtij i tha Zuhejri, ky dëgjoi prej Humejdit, ky prej Enesit r.a. i cili tha:

**- Një njeri thirri në** (tregun) **El-Beki': "Ebu-l-Kasim!" e Pejgamberi s.a.v.s. u kthye, ndërsa njeriu i tha: "Nuk mendova në ty".** (Muhammedi a.s.) **i tha: - Ngjiteni** (veheni) **emrin tim, por mos e ngjitni ofiqin tim!**

٢١٢٢ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن عبيد الله بن أبي يزيد عن نافع بن جبير بن مطعم عن أبي هريرة الدوسي رضي الله عنه قال : خرج النبي ﷺ في طائفة النهار لا يكلمني ولا أكلمه ، حتى أتى سوق بني قينقاع ، فجلس بفناء بيت فاطمة فقال : أثم لكع ، أثم لكع ؟ فحبسته شيئا ، فظننت أنها تلبسه سخابا أو تغسله ، فجاء يشتد حتى عانقه وقبله وقال : اللهم أحبه وأحب من يحبه . قال سفيان قال عبيد الله أخبرني أنه رأى نافع بن جبير أوتر بركعة

**2122.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lah, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Ubejdi-l-lah b. Ebu Jezidit, ky prej Nafi b. Xhubejr b. Muti'mit, ky prej Ebu Hurejre Ed-Deusijjit r.a. i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. doli në një pjesë të ditës. S'më tha asgjë e as unë s'i fola. Kur arriti te tregu Benu Kajnuka; u ulë në oborrin e shtëpisë së Fatimes e tha: "A është aty vocrraku! A është aty vocrraku** (Hasani)?" **Ajo e vonoi pakëz e unë mendova se është duke i veshur ndonjë këmishë më të bukur, ose është duke e larë. Pastaj, ai ngarendi, e përqafoi dhe e**

**puthi,** e (Muhammedi a.s., atëherë) **tha: O All-llah, duaje këtë dhe duaje atë që e do këtë!" Sufjani ka thënë:**

**- Ubejdi-l-lahi më lajmëroi që e ka parë Nafi b. Xhubejrin duke falur vitër-namazin me një reqat** (dhe e bëri tek duke i shtuar edhe një reqat).

٢١٢٣ — حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدثنا أبو ضَمْرَةَ حدثنا موسى بنُ عُقبةَ عن نافعٍ حدثنا ابنُ عمرَ «أنهم كانوا يشترون الطعامَ منَ الرُّكبانِ على عهدِ النبيِّ ﷺ، فيبعثُ عليهم مَن يَمنعُهم أن يَبيعوهُ حيثُ اشتَرَوهُ حتى يَنقُلوهُ حيثُ يُباعُ الطعامُ».

**2123.** Na ka treguar Ibrahim b. El-Mundhiri, këtij i tha Ebu Damre, ky dëgjoi prej Musa b. Ukbes, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit **që në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. kanë blerë ushqim prej karvanlinjve, mirëpo ai e dërgoi një person i cili do ta pengojë shitjen atje ku kanë blerë, derisa ta bartin në vendin se ku shitej ushqimi** (treg).

**Pastaj** (Nafiu) **tha:**

٢١٢٤ — قال وحدثنا ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال «نَهى النبيُّ ﷺ أن يُباعَ الطعامُ إذا اشتَراهُ حتى يَستَوفِيَهُ».

**2124. Na ka treguar Ibn Umeri r.a.: "Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e ushqimit** (të përnjëhershëm) **derisa** (blerësi) **ta marrë të peshuar** (mirë)".[38]

---

38 Nga hadithi i theksuar mund të konkludohet:
- modestia e Muhammedit a.s. dhe mëshira ndaj fëmijëve;
- i lejohet familjes ndërmjet veti marrja ngrykë (përshëndetja) dhe puthja.
- Ebu Hanifja dhe Muhammedi përqafimin e konsiderojnë mekruh (të papëlqyeshëm). Këtë qëndrim të dy palët e mbështesin në hadithin të cilin e transmeton Tirmidhiu në Synenin e tij që një njeri ka thënë: "O Pejgamber nëse ndonjëri e takon vëllain e vet apo një mik, a t'i përkulet atij?
Muhammedi a.s. u përgjigj: - Jo.
- A ta përqafojë e ta puthë? - pyeti njeriu.
Muhammedi a.s. u përgjigj: - Jo.
- A të përshëndetet dorë më dorë? vazhdoi të pyesë ai.
- Po - u përgjigj Muhammedi a.s.

باب كراهية السخب في الأسواق

٢١٢٥ – حدثنا محمد بن سنان حدثنا فليح حدثنا هلال عن عطاء بن يسار قال: لقيت عبد الله
ابن عمرو بن العاص رضي الله عنهما قلت: أخبرني عن صفة رسول الله ﷺ في التوراة، قال: أجل، والله
إنه لموصوف في التوراة ببعض صفته في القرآن: يا أيها النبي إنا أرسلناك شاهدا ومبشرا ونذيرا وحرزا
للأميين، أنت عبدي ورسولي، سميتك المتوكل، ليس بفظ ولا غليظ ولا سخاب في الأسواق، ولا يدفع
بالسيئة السيئة، ولكن يعفو ويغفر، ولن يقبضه الله حتى يقيم به الملة العوجاء بأن يقولوا: لا إله إلا الله
ويفتح بها أعين عمي وآذان صم وقلوب غلف». تابعه عبد العزيز بن أبي سلمة عن هلال عن عطاء عن ابن
سلام. غلف: كل شيء في غلاف، سيف أغلف، وقوس غلفاء، ورجل أغلف إذا لم يكن مختونا

## Përbuzja e rrapëllimit në treg

**2125.** Na ka treguar Muhammed b. Sinani, këtij i tha Fulejhi, ky dëgjoi prej Hilalit, ky prej Ata' b. Jesarit i cili tha:

- E takova Abdull-llah b. Amr b. Asin r.a. e tha:

**"Më informo se si është përshkruar Pejgamberi s.a.v.s. në Tevrat! U përgjigj: Po, si jo, ai, Për Zotin, është përshkruar me disa atribute të tij nga Kur'ani, si: "O Pejgamber! Na të kemi dërguar dëshmitar dhe** (por) **edhe si qortues** (tërheqës i vemendjes) **edhe si mbrojtës i të paditurve** (ummijunëve).[39] **Ti je rob Imi dhe i dërguari Im. Ta dhashë emrin El-Mutevekkil i cili s'ka ashpërsi e as vrazhdësi, nuk bërtet nëpër tregje, të keqen s'ta kthen me të keq, fal dhe i mbulon** (ofendimet). **All-llahu s'do ta merr derisa ta drejtojë fenë e shtrembëruar dhe derisa s'thonë**

---

Dijetarët tjerë duke u bazuar në hadithin e theksuar në përmbledhjen e Buhariut, konsiderojnë që përqafimi dhe puthja konsiderohen akte të lejuara, ndërsa hadithi në të cilin është mbështetur Ebu Hanifja është deroguar.
Tahaviu thekson që Abdull-llah b. Xha'feri duke trasmetuar prej të atit të tij ka thënë: "Kur iu kthyem Muhammedi a.s. nga Etiopia, ai më takoi dhe më përqafoi".

39 Shih sure "El-Ahzab: 46-48" - Mutevekkil do të thotë personi i cili mbështetet në Zotin xh.sh.

(njerëzit) **"S'ka Zot tjetër përveç All-llahut dhe me këtë do t'ua hapë sytë e verbët, veshët e shurdhët dhe zemrat e mbuluara".**

Në një sened tjetër thuhet: Abdu-l-Aziz b. Seleme, duke transmetuar prej Ebu Selemes, ky prej Hilalit, ky prej Atait, ky prej Ibn Selamit i cili thotë: **"Gulfun"** do të thotë çdo gjë që gjendet në këllëf si: shpata në këllëf, hark me këllëf, apo **"njeri me mbrojtëse"** thuhet për personin që s'është bërë synet.

باب الكيل على البائع والمعطي

وقول الله عز وجل [ المطففين ] : ﴿ وإذا كالوهم أو وزنوهم يخسرون ﴾ يعني كالوا لهم أو وزنوا لهم كقوله [ الشعراء ٧٢ ] : ﴿ يسمعونكم ﴾ : يسمعون لكم . وقال النبي ﷺ « اكتالوا حتى تستوفوا » ، ويذكر من

عثمان رضي الله عنه أن النبي ﷺ قال له « إذا بعت فكل ، وإذا ابتعت فاكتل »

**Peshimi (matja) është obligim i shitësit,**
**në bazë të fjalës së All-llahut të Madhëruar**

*"Dhe kur u masin të tjerëve me litër ose kandar e zvogëlojnë (peshën)*

*(El-Mutafifin: 3);*

Kjo do të thotë që kur njerëzve u peshojnë siç thotë Zoti xh.sh.:

*"Ju dëgjojnë"*

*(Esh-Shuara: 72).*

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Peshoni derisa ta plotësoni masën!".**

Është transmetuar nëpërmjet Uthmanit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë atij: **"Kur të shesësh, peshoje, a kur të blesh, le të peshohet!"**[40]

---

40 Në llogari të shitësit bëjnë pjesë harxhimet të cilat kanë të bëjnë me dorëzimin e mallit për shitblerje siç është pagesa për matjen dhe peshimin e gjësendeve, ndërsa në llogari të blerësit janë harxhimet e numërimit të parave, këmbimit të tyre në bankë e të ngjashme.
Tek shitblerja kuturu të gjitha harxhimet i merr përsipër blerësi. Ndërsa në rastin e shitblerjes së gjësendeve të cilat barten mbi kurriz të kafshëve ose në dorë, siç janë drunjtë për të ngrohur, qymyri, gjësendet për jetë e të ngjashme, harxhimet e bartjes nga vendi

٢١٢٦ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال «مَنِ ابتاعَ طعاماً فلا يبعهُ حتَّى يستوفيَه»

**2126.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush shet ushqim, le të mos e shesë derisa ta pranojë në tërësi** (të peshuar)!"

٢١٢٧ — حدثنا عَبدانُ أخبرنا جريرٌ عن مُغيرةَ عنِ الشَّعبيِّ عن جابرٍ رضيَ اللهُ عنه قال «تُوُفِّيَ عبدُ اللهِ بنُ عمرِو بنِ حَرامٍ وعليهِ دَينٌ، فاستعنتُ النبيَّ ﷺ على غُرَمائهِ أن يضعوا مِن دَينهِ فطلبَ النبيُّ ﷺ إليهم فلم يفعلوا، فقال لي النبيُّ ﷺ: اذهبْ فصنِّفْ تمرَكَ أصنافاً: العَجوةَ على حِدَة، وعِذقَ ابنِ زيدٍ على حِدَةٍ ثم أرسِلْ إليَّ. ففعلتُ، ثم أرسلتُ إلى رسولِ اللهِ ﷺ فجاءَ فجلسَ على أعلاهُ أو في وَسَطهِ ثم قال: كِلْ للقومِ، فكِلْتُهم حتَّى أوفيتُهمُ الذي لهم، وبقيَ تمري كأنَّهُ لم يَنقُصْ منهُ شيءٌ». وقال فِراسٌ عنِ الشَّعبيِّ: حدَّثني جابرٌ عنِ النبيِّ ﷺ «فما زالَ يَكيلُ لهم حتَّى أدَّاهُ». وقال هِشامٌ عن وَهبٍ عن جابرٍ: قال النبيُّ ﷺ «جُذَّ لهُ فأوفِ لهُ»

**2127.** Na ka treguar Abdani këtë e informoi Xheriri, ky dëgjoi prej Mugires, ky prej Sh'abiut, ky prej Xhabirit r.a. i cili ka thënë:

- Vdiq Abdull-llah b. Amr b. Harami (mirëpo) kishte borxh dhe e luta Pejgamberin s.a.v.s. që të ndërmjetësojë te kreditorët e tij që t'ia zbresin sadopak borxhin. Pejgamberi s.a.v.s. e kërkoi këtë prej tyre, por ata nuk pranuan. Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. më tha: **"Shko dhe klasifikoi hurmat tua në disa lloje: të mirat në një anë e më të dobtat në anën tjetër, pastaj më lajmëro!"** Këtë e bëra dhe e dërgova dikë te Pejgamberi s.a.v.s. dhe erdhi, u ul pak më larg tyre (hurmave), apo në mes tyre e pastaj tha: **"Peshohu njerëzve!"** Unë peshova derisa e plotësova gjithë atë që u takonte, ndërsa hurmat e mia mbetën ashtu sikur të mos ishte prekur asgjë prej tyre. Firasi,

---

i blerësit, bëhen në bazë të marrëveshjes lokale të njohur në vendibanimin e blerësit.

duke transmetuar prej Sh'abiut, ka thënë: Më ka treguar Xhabiri, ky prej Pejgamberit s.a.v.s.: "**...Ai vazhdimisht peshonte derisa i pagoi** (borxhet)". Tha Hixhami duke transmetuar prej Vehbit, ky prej Xhabirit që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**... Gjeja** (Pejgamberit) **hurmat dhe dili borxhit!**"

باب ما يستحب من الكيل

٢١٢٨ - حدثنا إبراهيم بن موسى حدثنا الوليد عن ثور عن خالد بن معدان عن المقدام بن معدي
كرب رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «كيلوا طعامكم، يبارك لكم».

## Ajo që dëshirohet prej peshimit (matjes).

**2128.** Na ka treguar Ibrahim b. Musai, këtij i tha El-Velidi, ky dëgjoi prej Theuriut, ky prej Halid b. Me'danit, ky prej Mikdam b. Ma'dikeribit r.a. ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Peshoni ushqimin tuaj, kështu do të jetë i bekuar!"**

باب بركة صاع النبي ﷺ ومده. فيه عائشة رضي الله عنها عن النبي ﷺ

٢١٢٩ - حدثنا موسى حدثنا وهيب حدثنا عمرو بن يحيى عن عباد بن تميم الأنصاري عن عبد
الله بن زيد رضي الله عنه عن النبي ﷺ «أن إبراهيم حرم مكة ودعا لها، وحرمت المدينة كما حرم إبراهيم
مكة، ودعوت لها في مدها وصاعها مثل ما دعا إبراهيم عليه السلام لمكة».

## Bekimi i peshimit me Sa'in dhe mudd'in[41] e Pejgamberit s.a.v.s. sipas Aishes r.a.

**2129.** Na ka treguar Musai, këtij i tha Vuhejbi, ky dëgjoi prej Amr b. Jahjait, ky prej Abbad b. Temim el-Ensariut, ky prej Abdi-l-lah b. Zejdit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**- Ibrahimi e ka ndaluar të bëhet keq në Mekke dhe e ka lutur** (All-llahun) **për këtë** (vend) **e unë e kam bërë Medinen të shenjtë ashtu**

---

41 Sa'i pesha e të cilës është 1 kg dhe 66 dkg. ndërsa mudd-i 41.50 dkg.

**siç e bëri Ibrahimi Mekken të shenjtë, dhe jam lutur për te: për muddin dhe Sa'in e saj, ashtu siç është lutur Ibrahimi për Mekken.**

٢١٣٠ – حدثني عبد الله بن مسلمة عن مالك عن إسحاق بن عبد الله بن أبي طلحة عن أنس بن مالك رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «اللهم بارك لهم في مكيالهم، وبارك لهم في صاعهم ومدهم». يعني أهل المدينة.

**2130.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme ndërsa këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Is-hak b. Abdi-l-lah b. Ebu Talhas, ky prej Enes b. Malikut r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"O Zot im, bekoi në peshën e tyre! Bekoi në Sa'in dhe muddin e tyre!". Kishte për qëllim banorët e Medines.**

باب ما يذكر في بيع الطعام، والحكرة

٢١٣١ – حدثني إسحاق بن إبراهيم أخبرنا الوليد بن مسلم عن الأوزاعي عن الزهري عن سالم عن أبيه رضي الله عنه قال «رأيت الذين يشترون الطعام مجازفة يضربون على عهد رسول الله ﷺ أن يبيعوه حتى يؤووه إلى رحالهم».

## Theksimi i shitjes së ushqimit dhe spekulimi me këtë (artikull)

**2131.** Na ka treguar Is-hak b. Ibrahimi, këtë e informoi Ël-Velid b. Muslimi, ky dëgjoi prej Euzaiut, ky prej Zuhriut, ky prej Salimit, ky prej të atit të tij r.a. i cili tha:

**"I kam parë ata të cilët blenin ushqim me shumicë, të qortuar qysh në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. që të mos e shesin derisa ta strehojnë në depotë e tyre** (dhe ta marrin në bashkëpronësi)".[42]

42 Shpekulimi dhe monopoli me mall, por veçanërisht me ushqim është i ndaluar. Ibn Maxhxhe në Sunenin e tij ka shënuar përmes Umerit këto hadithe: "Kush s'dëshiron t'u shesë muslimanëve ushqim duke pritur shtrenjtimin e tij, All-llahu do ta dënojë atë person me një sëmundje shumë të rëndë si dhe kapitali i fituar do t'i shkatërrohet".

٢١٣٢ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا وهيب عن ابن طاوس عن أبيه عن ابن عباس رضي الله عنهما «أن رسول الله ﷺ نهى أن يبيع الرجل طعاماً حتى يستوفيه. قلت لابن عباس: كيف ذاك؟ قال: ذاك دراهم بدراهم والطعام مرجأ». قال أبو عبد الله: ﴿مرجون﴾ [التوبة ١٠٦]: مؤخرون

**2132.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Vuhejbi, ky dëgjoi prej Ibn Tavusit, ky prej të atit, ky prej Ibn Abbasit r.a. **që Pejgamberi s.a.v.s. ia ka ndaluar njeriut shitjen e ushqimit** (mallit) **derisa ta marrë mbi vete. Ibn Abbasit i thashë: Si ndodh kjo?**

**U përgjegj: - Paratë** (mejëherë) **përpara, ndërsa ushqimi mund të shtyhet edhe për më vonë.**

٢١٣٣ – حدثني أبو الوليد حدثنا شعبة حدثنا عبد الله بن دينار قال سمعت ابن عمر رضي الله عنهما يقول: قال النبي ﷺ «من ابتاع طعاماً فلا يبعه حتى يقبضه»

**2133.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Shu'be, ky dëgjoi prej Abdull-llah b. Dinarit i cili tha:

- E dëgjova Ibn Umerin r.a. duke thënë: Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"**Kush blen ushqim** (mall) **le të mos e shet, derisa ta pranojë** (në dorë)!"

٢١٣٤ – حدثنا علي حدثنا سفيان كان عمرو بن دينار يحدث عن الزهري عن مالك بن أوس أنه قال «من عنده صرف؟ فقال طلحة: أنا، حتى يجيء خازننا من الغابة. قال سفيان هو الذي حفظناه عن الزهري ليس فيه زيادة، فقال: أخبرني مالك بن أوس سمع عمر بن الخطاب رضي الله عنه يخبر عن رسول الله ﷺ قال «الذهب بالورق رباً إلا هاء وهاء، والبر بالبر رباً إلا هاء وهاء، والتمر بالتمر رباً إلا هاء وهاء، والشعير بالشعير رباً إلا هاء وهاء»

**2134.** Na ka treguar Aliu, këtij i tha Sufjani, ndërsa këtij Amr b. Dinari, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Malik b. Eusit i cili ka thënë:

**- Kush ka të ndërrojë para?**

**- Unë, u përgjegj Talha vetëm derisa të vijë arkatari ynë prej Gabes. Sufjani tha: Këtë e mbajmë mend prej Zuhriut. Në këtë s'ka kurrfarë teprice. Pastaj** (Sufjani) **tha:**

- Na infromoi Malik b. Eusi që e ka dëgjuar Umer b. Hattabin r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. ka thënë:

**"Ari për ar** (ndërrimi me pritje) **konsiderohet kamatë, përveç** (të thuash urdhëro) **qe** (dhe) **ma jep! Hurmat për hurma** (me pritje) **konsiderohen kamatë, përveç** (të thuash urdhëro) **qe, ma jep!** (Ndërrohet) **elbi për elb** (me pritje) **konsiderohet kamatë, përveç** (të thuash urdhëro) **qe, ma jep!"**

باب بيع الطعام قبل أن يقبض، وبيع ما ليس عندك

٢١٣٥ – حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدثنا سفيانُ قال: الذي حفظناه من عمرو بن دينار سمع طاوساً يقول سمعتُ ابن عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما يقولُ «أمَّا الذي نهى عنه النبيُّ ﷺ فهو الطعامُ أن يُباعَ حتَّى يُقبَضَ. قال ابنُ عبَّاسٍ: ولا أحسبُ كلَّ شيءٍ إلاَّ مثلَه»

## Rishitja e ushqimit (mallit) para pranimit (të tij mbi vete) si dhe shitja e (atij malli) i cili s'është tek ti

**2135.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lahi, këtë e informoi Sufjani i cili tha: Këtë e kemi mbajtur mend prej Amr b. Dinarit i cili tha që e ka dëgjuar Tavusin duke thënë: E kam dëgjuar Ibn Abbasin r.a. që thoshte:

**"Atë që e ndaloi Pejgamberi s.a.v.s. është mosshitja e ushqimit derisa s'pranohet** (në dorë)".

Ibn Abbasi tha: **Mendoj se rasti është i njëjtë për të gjithë.**

٢١٣٦ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ حدثنا مالكٌ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما أنَّ النبيَّ ﷺ قال «مَنِ ابتاعَ طعاماً فلا يَبِعْهُ حتَّى يَستوفِيَه». زاد إسماعيلُ «مَن ابتاعَ طعاماً فلا يَبِعْهُ حتَّى يَقبضَه»

**2136.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush blen ushqim, le të mos e shet, derisa s'e pranon"**. Ismaili shtoi: **"Kush blen ushqim le të mos e shet derisa s'e merr mbl vete".**

باب من رأى إذا اشترى طعاماً جِزافاً أن لا يبيعه حتى يؤويه إلى رحله، والأدب في ذلك

٢١٣٧ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن يونس عن ابن شهاب قال: أخبرني سالم بن عبد الله أن ابن عمر رضي الله عنهما قال «لقد رأيت الناس في عهد رسول الله ﷺ يبتاعون جزافاً - يعني الطعام - يُضربون أن يبيعوه في مكانهم حتى يؤووه إلى رحالهم»

**Ndalimi i rishiljes së ushqimit të blerë (në mënyrë) kuturu derisa të vendoset në deponë e saj (të re) dhe dënimi për arsye të shkeljes së kësaj ndalese**

**2137.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij i tha Lejthi ndërsa ky dëgjoi prej Junusit, ky prej Ibn Shihabit i cili tha: Më informoi Salim b. Abdil-lahi që Ibn Umeri r.a. tha: Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"I kam parë njerëzit në kohën e Pejgmaberit s.a.v.s. duke kryer shitblerjen kuturu** (ushqimin) **ata qortoheshin nëse e shitnin** (ushqimin) **në vendin** (e blerjes), **para se ta vendosin në depotë e tyre".**[43]

---

43 Çmimet e artikujve kohë pas kohe ndërrohen, po kështu ndodh edhe me kualitetin e gjërave, prandaj edhe këmbimi duhet bërë në momentin e kontraktimit.

Llojllojshmëria e gjësendeve për shtiblerje kërkon po kështu forma të llojllojshme të shitjes.

Gjatë dorëzimit të kaçave në të cilën gjendet fryti, shitësi duhet që ta mbledhë frytin para dorëzimit. Nëse shitet fryti i kaçave i cili gjendet në kaçë atëherë dorëzimi varet prej shitësit i cili duhet ta lejojë blerësin që frytin ta mbledhë.

Dorëzimi i pasurisë së patundur të mbyllur me çelës bëhet përmes dorëzimit të çelësit në duar të blerësit.

Dorëzimi i kafshëve, bëhet nëse ajo kapet për koke, veshi apo për kapistre. Nëse kafsha gjendet aty afër ku është edhe blerësi mundet që ta marrë menjëherë.

Dorëzimi i mallit mund të kryhet ashtu që shitësi t'ia vej në duar blerësit ose ta lejë para tij ose t'ia tregojë blerësit dhe t'i lejojë që vetë ta marrë.

باب إذا اشترى متاعا أو دابة فوضعه عند البائع، أو مات قبل أن يقبض

وقال ابن عمر رضي الله عنهما: ما أدركت الصفقة حيا مجموعا فهو من المبتاع

## Nëse blen (ndonjëri) mall ose shtazë dhe atë e len tek shitësi, ose vdes bleresi para se ta marrë (mallin) mbi vete

Ibn Umeri r.a. ka thënë: "**Shitblerje konsiderohet derisa kërcasin duart (bëhet pazar duke i përplasur duart dhe në prezencën e dy palëve).**

٢١٣٨ - حدثنا فروة بن أبي المغراء أخبرنا علي بن مسهر عن هشام عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها قالت: «لقل يوم كان يأتي على النبي ﷺ إلا يأتي فيه بيت أبي بكر أحد طرفي النهار، فلما أذن له في الخروج إلى المدينة لم يرعنا إلا وقد أتانا ظهرا، فخبر به أبو بكر فقال: ما جاءنا النبي ﷺ في هذه الساعة إلا لأمر حدث. فلما دخل عليه قال لأبي بكر: أخرج من عندك. قال: يا رسول الله، إنما هما ابنتاي، يعني عائشة وأسماء. قال: أشعرت أنه قد أذن لي في الخروج؟ قال: الصحبة يا رسول الله. قال: الصحبة. قال: يا رسول الله، إن عندي ناقتين أعددتهما للخروج، فخذ إحداهما. قال: قد أخذتها بالثمن»

**2138.** Na ka treguar Ferve b. Ebu-l-Magrai, këtë e informoi Ali b. Mus-hiri, ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej të atit, ky prej Aishes r.a. e cila ka thënë:

**- Pak ditë janë ato që Pejgamberi s.a.v.s. s'ka hyrë në shtëpinë e Ebu Bekrit** (qoftë në mëngjes apo para akshamit). **Kur iu lejua shkuarja në Medine, na frikësoi sepse na erdhi në drekë.**

Me këtë (rast) është informuar Ebu Bekri e ky tha:

"**Pejgamberi s.a.v.s. ka ardhur në këtë kohë vetëm për diçka shumë të jashtëzakonshme**". Kur hyri (Muhammedi a.s.), te Ebu Bekri i tha:

---

Pranimdorëzimi i të gjitha gjërave të shitura të cilat gjenden në vend të mbyllur siç është hambari, sanduku e të ngjashme bëhet në atë mënyrë që shitësi t'ia japë bleresit çelësin në duar dhe t'ia lejojë marrjen e gjësendeve të shitura.

**- Nxjerri të gjithë ata që gjenden tek ti!**

Iu përgjegj: **O Resulall-llah, këto janë dy bijat e mia,** - duke aluduar në Aishen dhe Esmën.

(Muhammedi a.s.) i tha: **A e di që më është lejuar dalja?**

Ebu Bekri i tha: **Dëshiroj shoqërim, o Resulall-llah.**

(Muhammedi a.s.) iu përgjegj: (po) **dëshiroj shoqërim.**

**- O Resulall-llah shtoi Ebu Bekri - kam dy deve të cilat i kam përgatitur për bartje e merre njerën ti. - Ai u përgjigj:**

**- E marr për para.**[44]

باب لَا يَبِيعُ عَلَى بَيْعِ أَخِيهِ، وَلَا يَسُومُ عَلَى سَوْمِ أَخِيهِ، حَتَّى يَأْذَنَ لَهُ أَوْ يَتْرُكَ

٢١٣٩ — حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ قَالَ حَدَّثَنِي مَالِكٌ عَنْ نَافِعٍ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ «لَا يَبِيعُ بَعْضُكُمْ عَلَى بَيْعِ أَخِيهِ»

## S'ka shitje mbi shitjen e vëllait tënd (muslimanit) e as çmim mbi çmimin e vëllait derisa të lejojë ose ta lejë (mallin)

**2139.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Asnjëri prej jush le të mos i bëj konkurencë në shitblerjen e vëllait të vet** (muslimanit).

---

44 Nëse gjësendi për shitblerje prishet tek shitësi para pranimit të blersit, dëmin e bart shitësi, mirëpo nëse gjësendi i shitur prishet pasi që blerësi e ka pranuar, dëmin e bart blerësi.
Nëse blerësi vdes si borxhli i madh para se t'ia paguaj shitësit borxhin për mallin e pranuar, shitësi nuk ka të drejtë të kërkojë kthimin e mallit, por ai tani është në cilësinë e kreditorit të pronarit për pagesën e vlerës së kontraktuar.

٢١٤٠ – حدثنا عليُّ بنُ عبدِ الله حدثنا سُفيانُ حدثنا الزُّهريُّ عن سعيدِ بنِ المسيَّب عن أبي هريرة
رضيَ اللهُ عنه قال «نَهى رسولُ الله ﷺ أن يبيعَ حاضِرٌ لبادٍ. ولا تَناجَشوا. ولا يبيعُ الرجُلُ على بيعِ أخيه.
ولا يَخطُبُ على خِطبةِ أخيهِ. ولا تَسألُ المرأةُ طَلاقَ أختِها لتَكْفَأَ ما في إنائها»

**2140.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lah, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Seid b. El-Musejjebit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar që banori i qytetit** (me fitim të tepruar) **t'u rishesë banorëve të fshatit; as t'iu bëj konkurencë në çmim, as të shesë njeriu mbi** (vlerën) **e shitjes së vëllait, e as të kërkojë fejesë mbi kërkesën e vëllait të vet** (shtrirje e kushteve mbi ato të cilat ia ka shtrirë lypësi i parë i vajzës); **e as të kërkojë femra shkurorëzimin e motrës së saj** (gruas tjetër) **duke e përmbysur çdo gjë që gjendet në anën e saj** (fatin e saj)".[45]

باب بيعِ المُزايدةِ. وقال عطاء: أدركتُ الناسَ لا يَرَوْنَ بأساً ببَيعِ المغانِمِ فيمن يَزيدُ
٢١٤١ – حدثنا بِشرُ بنُ محمدٍ أخبرَنا عبدُ الله أخبرَنا الحسينُ المُكتِبُ عن عطاءِ بنِ أبي رَباحٍ عن
جابرِ بنِ عبدِ الله رضيَ اللهُ عنهما «أن رجلاً أعتَقَ غُلاماً له عن دُبُرٍ فاحتاجَ، فأخذَهُ النبيُّ ﷺ فقال: مَن
يَشتريهِ مِنّي؟ فاشتراهُ نُعيمُ بنُ عبدِ الله بكذا وكذا، فدَفَعَهُ إليه»

## Shitja në formë (ankandi)

Ata'i ka thënë: **"Më kujtohen njerëzit të cilët nuk e shihnin të keqe shitjen e fitimit të luftës atij që e pagon më shtrejt".**

**2141.** Na ka treguar Bishr b. Muhammedi, këtij i tha Abdil-lahi, ky dëgjoi prej El-Husejn El-Muktibit, ky prej Ata' b. Ebu Rebahit, ky prej Xhabir b.

45 Ndërmjet shitblerësve nuk lejohet palës tjetër imponimi përmes mallit ose çmimit. I ndalohet qytetarit që në marrëveshje me bujkun (fshatarin) t'ia marrë produktet e tij të sjellura në treg sipas çmimit ditor, duke pritur më vonë oferta më të mira për shitje me çmime dukshëm më të larta. Kjo formë është shpekulim me mall dhe nënçmim për konsumatorin. Ky fitim është i pandershëm dhe Islami këtë formë të veprimtarisë e ndalon.

Abdi-l-lahit r.a. që një njeri e ka liruar robin e vet. (Mirëpo) më vonë është varfëruar dhe Pejgamberi s.a.v.s. e mori robin e tha: **"Cili dëshiron ta blejë prej meje?"** (Këtë) e bleu Nuajm b. Abdull-llahu kaq e kaq (800 dirhem) e ia dorëzoi atij.[46]

بابُ النَّجْشِ. ومَن قال: لا يجوزُ ذلكَ البيعُ

وقال ابنُ أبي أوفى «الناجِشُ آكلُ رِبا خائنٌ». وهو خِداعٌ باطِلٌ لا يَحِلُّ

قال النبيُّ ﷺ «الخديعةُ في النار، ومَن عَمِلَ عملاً ليس عليه أمرُنا فهوَ رَدٌّ»

**Rrilja e vlerës dhe ai që thotë:**
**"Ai lloj i shtiblerjes është i ndaluar"**

Ibn Ebu Eufa tha: **"Lavdëruesi i mallit, e han kamatën, ky është përgënjeshtar dhe kjo është gënjeshtër e kulluar, kjo** (mënyrë e fitimit) **nuk lejohet".**

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Përgënjeshtari do të gjendet në zjarr, e kush punon një punë pa urdhërin tonë, ajo do të refuzohet".**

٢١٤٢ - حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ حدثَنا مالكٌ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال، «نهى النبيُّ ﷺ عنِ النَّجْشِ»

**2142.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar rritjen e vlerës** (së mallit gjatë shitblerjes)".

---

46 Lejohet shitblerja përmes ankandit. Robët në atë kohë kanë patur statusin e mallit për tregti. Për arsye të përmirësimit të pozitës ekonomiko-juridike të robëve, Islami e ka radhitur lirimin e robit ndër veprat e mëdha fetare.

**باب** بيع الغرر، وحبل الحبلة

٢١٤٣ - حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما «أن رسول الله ﷺ نهى عن بيع حبل الحبلة، وكان بيعا يتبايعه أهل الجاهلية: كان الرجل يبتاع الجزور إلى أن تنتج الناقة، ثم تنتج التي في بطنها»

## Tregtia në bazë të mashtrimit dhe shitblerja me të vegjëlit e kafshëve mbarëse (qysh në bark të nënës)

**2143.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Nafiu, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. **që Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shtiblerjen me të vegjëlit e kafshëve mbarëse.**

- Arabët paraislamikë janë marrë me këtë tregti; njeriu e blente para (se të lindë) **të voglin e saj për ta prerë e të cilin do ta pjellë devja, më pastaj do të pjellë edhe ajo e cila gjendet akoma në barkun e saj.**[47]

**باب** بيع الملامسة. قال أنس: نهى النبي ﷺ عنه

٢١٤٤ - حدثنا سعيد بن عفير قال حدثني الليث قال حدثني عقيل عن ابن شهاب قال أخبرني عامر بن سعد أن أبا سعيد رضي الله عنه أخبره «أن رسول الله ﷺ نهى عن المنابذة، وهي طرح الرجل ثوبه بالبيع إلى رجل قبل أن يقلبه أو ينظر إليه. ونهى عن الملامسة، والملامسة لمس الثوب لا ينظر إليه»

## Shitblerja përmes prekjes (së mallit)

Enesi ka thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar këtë".**

**2144.** Na ka treguar Seid b. Ufejri, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Ukajlit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Amir b. Sa'dit që Ebu Seidi r.a. na informoi se **Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "El-Munabedhen" e kjo do të thotë kur njeriu ia hedh petkun e vet** (mallit) **njeriut tjetër në emër të shitblerjes**

47 Objekt bisede për shitblerje nuk mund të jetë një gjësend i cili nuk ekziston në momentin e kontraktimit e cila nuk ka vlerën reale si dhe pranimdorëzimi është i pasigurtë dhe i pamunduar si: peshku në det, shpendi i lirë, kafsha e humbur e të ngjashme.

**së jashtëzakonshme, para se të rrotullojë dhe të shikojë ky;** (si) **dhe e ka ndaluar "mulamesen" e "mulamese" do të thotë prekja e petkave pa i parë blerësi.**

٢١٤٥ – حدثنا قتيبة حدثنا عبد الوهاب حدثنا أيوب عن محمد عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «نُهي عن لِبستين: أن يحتبي الرجل في الثوب الواحد، ثم يرفعه على منكبه. وعن بيعتين: اللماس والنباذ»

**2145.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Abdu-l-Vehabi, këtij Ejjubi, ky dëgjoi prej Muhammedit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. i ka ndaluar dy lloje të veshjes:** (njëri lloj) **kur njeriu** (mund) **të gërmuqet** (futet) **në një petk dhe** (të njejtin) **mund ta ngrisë mbi krah, dhe** (lloji tjetër) **petku pa prerje** (hapje për duar); **si dhe** (i ka ndaluar) **dy lloje të tregtisë: përmes prekjes dhe nëpërmjet të hedhjes së mallit për shitblerje".**[48]

باب بيع المنابذة. وقال أنس: نهى النبي ﷺ عنه

٢١٤٦ – حدثنا إسماعيل قال حدثني مالك عن محمد بن يحيى بن حبان، عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه «ان رسول الله ﷺ نهى عن الملامسة والمنابذة»

## Shitblerja përmes hedhjes së petkave (mallit) blerësit

Enesi ka thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s. këtë e ka ndaluar".**

---

48 Rregullësia e marrëveshjes shitblerëse, përmes prekjes së mallit, mund të kryhet nëse njëra palë i thotë tjetrës: "Kur ta prek unë petkun tënd e ti timin, ndërrimi është i domosdoshëm". Ebu Hanifja rreth kësaj çështjeje ka dhënë këtë konstatim: "Prekja e mallit është kur njëra palë thotë: - Do ta shes, respektivisht do ta blej prej teje, këtë mall për kaq para dhe kur ta prekësh, respektivisht kur ta prek, shitblerja është e detyrueshme".

**2146.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Muhammed b. Jahja b. Habbanit, ky prej Ebu-z-Zinadit, ky prej El-Ea'rexhit, ky prej Ebu Hurejres r.a.:

"**Pejgamberi** s.a.v.s. **e ka ndaluar prekjen dhe hedhjen e mallit** (për shitblerje)".

٢١٤٧ – حدثنا عَيَّاشُ بنُ الوَليدِ حدثنا عبدُ الأعلى حدثنا مَعْمَرٌ عنِ الزُّهريِّ عن عطاءِ بنِ يزيدَ عن أبي سعيدٍ رضيَ اللهُ عنهُ قال « نَهى النبيُّ ﷺ عن لِبْسَتَينِ وعن بَيْعَتَينِ: المُلامَسةِ والمُنابَذةِ »

**2147.** Na ka treguar Ajjash b. El-Velidi, këtij i tha Abdul-l-E'ala, ky dëgjoi prej Ma'merit, ky prej Zuhriut, ky prej Ata' b. Jezidit, ky prej Ebu Seidit r.a. i cili tha:

"**Pejgamberi s.a.v.s. i ka ndaluar dy lloje të veshjes dhe dy lloje të tregtisë: prekja reciproke** (e mallit) **dhe hedhja e dyanshme gjatë** (ekspozimit të mallit për shitblerje)".[49]

باب النَّهيِ للبائعِ أن لا يُحَفِّلَ الإبلَ والبقرَ والغنمَ وكلَّ مُحَفَّلةٍ. والمُصَرَّاةُ التي صُرِّيَ لَبَنُها وحُقِنَ فيهِ وجُمِعَ لم يُحْلَبْ أياماً. وأصلُ التَّصْرِيةِ حَبسُ الماءِ، يقال منه: صَرَّيتُ الماءَ إذا حبَسْتَه

### Shitësit të (qumështit) i ndalohet mbledhja e qumështit (në sisë) të deves, lopës, deleve dhe kafshëve tjera të cilave u është mbledhur qumështi

Kafsha që mbledh qumësht është ajo, tek e cila është mbledhur qumështi në sisë e s'është mjelur disa ditë. Etimologjia e fjalës **"Et-tasrijetu"** do të thotë **"ndalesa e ujit të rrjedhshëm". Thuhet kështu: E ndalova ujin** (të mos rrjedhë).

---

49 Hedhja dhe ekspozimi i mallit do të thotë kur secila prej palëve të shitblerësve e prezenton përpara palës tjetër petkun e vet, mirëpo asnjëra prej tyre nuk e ka shikuar më heret petkun e afruar nga pala tjetër. Malli për shitblerje duhet të jetë i njohur dhe i verifikuar mirë nga të dy palët kontraktuese, a në të kundërtën tregtia kalon në rrezik e këtë Islami e ndalon.

٢١٤٨ – حدثنا ابنُ بُكَيرٍ حدَّثنا الليثُ عن جعفرِ بن ربيعةَ عن الأعرجِ قال أبو هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ
عن النبيِّ ﷺ « لا تُصَرُّوا الإبلَ والغنمَ، فمن ابتاعها بعدُ فإنه بخيرِ النظرَينِ بعد أن يحتلِبها: إن شاء
أمسكَ وإن شاء ردَّها وصاعَ تمرٍ ». ويُذكَرُ عن أبي صالحٍ ومُجاهدٍ والوليدِ بنِ رباحٍ وموسى بن يسارٍ
عن أبي هريرةَ عن النبيِّ ﷺ « صاعَ تمرٍ ». وقال بعضُهم عن ابنِ سيرينَ « صاعاً من طعامٍ وهو بالخيارِ
ثلاثاً ». وقال بعضُهم عن ابنِ سيرينَ « صاعاً من تمرٍ » ولم يذكُرْ « ثلاثاً »، والتمرُ أكثرُ

**2148.** Na ka treguar Ibn Bukejri, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Xha'fer b. Rebias, ky prej El-E'arexhit i cili tha që Ebu Hurejre r.a. duke transmetuar prej Pejgamberit s.a.v.s. ka thënë:

**"Mos e ndalni qumështin** (në sisë) **të deves dhe deles për arsye se, ai që e blen më vonë, e fiton të drejtën e zgjedhjes pas mjeljes për më të mirën prej atyre të dyjave, dhe nëse do e mban e nëse s'e do, ia kthen atë** (shitësit) **me një sa hurma".**

Duke transmetuar prej Ebu Salihut, Muxhahidit, El-Velid b. Rebahës, Musa b. Jesarit, ky prej Ebu Hurejres e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. **"... Sa' të hurmave"**. Disa të tjerë thonë duke transmetuar prej Ibn Sirinit **"... sa' të ushqimit dhe ka të drejtë** (që ta mbajë ose ta kthejë) **gjatë tre ditëve"**; e disa të tjerë transmetuan përsëri prej Ibn Sirinit: **"... Sa' të hurmave",** por nuk e ka përmendur **"tre ditë"**, dhe më së shumti është përmendur (versioni) **"i hurmave"**.

٢١٤٩ – حدثنا مسدَّدٌ حدَّثنا مُعتَمِرٌ قال سمعتُ أبي يقولُ حدَّثنا أبو عثمانَ عن عبدِ اللهِ بنِ مسعودٍ
رضيَ اللهُ عنهُ قال « مَنِ اشترى شاةً مُحفَّلةً فردَّها فليرُدَّ معها صاعاً من تمرٍ. ونهى النبيُّ ﷺ أن
تُلقَّى البُيوعُ »

**2149.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Mu'temiri i cili tha që e kam dëgjuar atin tim duke thënë: na tregoi Ebu Uthmani, ky prej Abdil-lah b. Mesu'dit r.a. i cili tha:

**"Kush blen një dele me qumësht të ndalur (në sisë) e ia kthen** (shitësit), **le të kthejë me te edhe një Sa' të hurmave", ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar përkufizimin e shtiblerjes** (jasht qytetit dhe tregjeve).

٢١٥٠ – حدثنا عبدُ الله بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن أبي الزِّنادِ عنِ الأعرجِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال « لا تَلَقَّوُا الرُّكبانَ ، ولا يَبيعْ بعضُكم على بيعِ بعضٍ ، ولا تَناجَشوا ، ولا يَبيعْ حاضرٌ لبادٍ ، ولا تُصَرُّوا الغَنَمَ ، ومَنِ ابتاعَها فهو بخيرِ النَّظَرَينِ بعدَ أن يَحلُبَها : إن رَضِيَها أمسَكَها ، وإن سَخِطَها رَدَّها وصاعاً من تمرٍ »

**2150.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Ebu-z-Zinadit, ky prej El-E'arexhit, ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Karvanet le të mos pengohen; le të mos i bëj konkurencë asnjëri prej jush** (përmes ofertave) **tjetrit gjatë shitblerjes; mos i imponohet asnjëri mbi tjetrin përmes çmimit; le të mos e rishet** (me kamatë) **produktin e fshatarit, mos ndalni** (qumështin) **tek delja, për arsye se ai që e blen ka të drejtë pas mjeljes, e pas dy shikimeve të zgjedhë më të mirën: nëse është i kënaqur me te e mban, e nëse nuk i pëlqen ia kthen** (shitësit) **me një sa' hurma".**[50]

---

50 Si kompenzim për qumështin e mjelur blerësi i kthen shitësit së bashku me kafshën e mjelur edhe një sa' hurma sipas mendimit të Lejthit, Shafiut, Ahmedit, Is-hakut dhe Ebu Theuriut. Sipas mendimit të Malikut blerësi kthen një sa' hurma, e nëse nuk i posedon ato, atëherë jep ushqim në të njejtën vlerë, por e njejta vlen edhe për furnizimin e fqinjve të tij.
Imam Zuferi thotë: "Si kompenzim jepet një sa' hurma ose elb, e mund të jepet edhe gjysëm sa'-i grurë damasku". Mirëpo nëse blerësi më vonë vëren te kafsha e blerë ndonjë të metë, atëherë ia kthen atë shitësit pa kompenzim për qumështin e mjelur.
Shitblerja e një numri të gjësendeve të cilat maten me enë të zgavërt ose peshohen, dhe nëse blerësi pas pranimit e vëren që një pjesë e mallit është prishur si për shembull mollat, në këtë rast ka të drejtë zgjedhjeje t'i mbajë të gjitha gjësendet e blera ose t'i kthejë ato. Nëse një pjesë e vezëve, arrave dhe gjësendeve të ngjashme si këto janë të prishura aq sa, sipas zakonit, nuk prezentojnë shumicë si për shembull deri në 2-3% shitblerja është e plotfuqishme, mirëpo nëse ajo sipas zakonit konsiderohet shumicë, atëherë blerësi mund t'ia kthejë tërë mallin shitësit si dhe të kërkojë kthimin e parave të paguara më parë.

باب إن شاء رد المصراة، وفي حلبتها صاع من تمر

٢١٥١ – حدثنا محمد بن عمرو حدثنا المكي أخبرنا ابن جريج قال أخبرني زياد أن ثابتا مولى عبد الرحمن بن زيد أخبره أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال رسول الله ﷺ «من اشترى غنما مصراة فاحتلبها، فإن رضيها أمسكها، وإن سخطها ففي حلبتها صاع من تمر»

### Nëse (shitësi) dëshiron ta kthejë kafshën me qumësht të mbledhur e kthen atë, kurse për qumështin e mjelun (jap) një sa' hurma (si kompenzim)

**2151.** Na ka treguar Muhammed b. Amri, këtij i tha El-Mekkiu, këtë e informoi Ibn Xhurejxhi i cili tha që më informoi Zijadi se Thabiti rob i lirë i Abdu-r-Rahman b. Zejdit na tregoi që e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë:

- **Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Kush blen kafshë me qumësht të ndalur** (të mbledhur në sisë) **dhe e mjel atë nëse është i kënaqur, e mban, e nëse nuk është i kënaqur me qumështin e mjelur** (e kthen) **me një sa' hurma".**[51]

باب بيع العبد الزاني. وقال شريح: إن شاء رد من الزنا

٢١٥٢ – حدثنا عبد الله بن يوسف حدثنا الليث قال حدثني سعيد المقبري عن أبيه عن أبي هريرة رضي الله عنه أنه سمعه يقول: قال النبي ﷺ «إذا زنت الأمة فتبين زناها فليجلدها ولا يثرب، ثم إن زنت فليجلدها ولا يثرب، ثم إن زنت الثالثة فليبعها ولو بحبل من شعر»

---

51 Shumica e dijetarëve konsiderojnë që si kompenzim për qumështin e mjelur jep një sa' grurë.

Mallin, kafshët dhe produktet bujqësore, duhet blerë në vendet e caktuara e publike e jo të dilet jasht lagjës përpara prodhuesve. Parandalimi i prodhuesve jasht tregut Lejthi e konsideron të papëlqyeshme. Maliku e lejon këtë, por vetëm nëse dilet jasht qytetit 6 mila e gjysëm.

Ebu Hanifja konsideron që kjo ndalohet vetëm atëherë kur dëmton ofertën dhe kërkesën e mallit.

## Shitblerja e robit lapërdhar (kurvar)

Shurejhi ka thënë: "**Nëse** (bleresi) **dëshiron, ia kthen** (shitësit) **për shkak të kurvërisë".**

**2152.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtij i tha Lejthi, ndërsa ky dëgjoi prej Seid El-Makburiut, ky prej të atit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili e ka dëgjuar duke thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**Kur robëresha bën zina dhe ajo** (vërtetohet) **le të rrihet** (me kamxhik), **por të mos qortohet. Nëse përsëri bën zina, le të rrihet** (me kamxhik) e, **nëse bën zina për së treti, atëherë le të shitet edhe për një litar** (i bërë) **prej qimeve".**

٢١٥٣، ٢١٥٤ — حدثنا إسماعيلُ قال حدثني مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن عُبيدِ اللهِ بنِ عبدِ اللهِ عن أبي هريرةَ وزيدِ بنِ خالدٍ رضيَ اللهُ عنهما «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ سُئلَ عن الأمةِ إذا زَنَتْ ولم تُحْصِن قال: إن زنَتْ فاجْلِدوها، ثمَّ إن زَنَتْ فاجلِدوها، ثم إن زَنَتْ فبيعوها ولو بضَفِير». قال ابنُ شهابٍ: لا أدري أبعدَ الثالثةِ أو الرابعةِ

**2153, 2154.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Ubejdi-l-lah b. Abdi-l-lahit, ky prej Ebu Hurejres dhe Zejd b. Halidit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. është pyetur për robëreshën e cila bën zina, e s'është në bashkëshortësi, u përgjigj:

"**Nëse bën zina, rriheni** (me kamxhik). **Nëse përsëri bën zina, përsëri rriheni, e nëse për së treti bën zina, shiteni, qoftë edhe për një litar të thurur!"**

**Ibn Shihabi tha: - Nuk di a tha që** (kështu të veprohet) **pas shkeljes së tretë apo të katërt.**[52]

---

52 Nga hadhthi i theksuar mund të konkludohet:
Prostitucioni duhet vërtetuar me dëshmitarë, ose me shtatzani ose me vetëpranim të veprës së kryer.

باب الشراء والبيع مع النساء

٢١٥٥ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال عروة بن الزبير قالت عائشة رضي الله عنها : دخل علي رسول الله ﷺ فذكرت له ، فقال رسول الله ﷺ : اشتري وأعتقي فإنما الولاء لمن أعتق

ثم قام النبي ﷺ من العشي فأثنى على الله بما هو أهله ثم قال : ما بال الناس يشترطون شروطاً ليس في كتاب الله ؟ من اشترط شرطاً ليس في كتاب الله فهو باطل ، وإن اشترط مائة شرط ، شرط الله أحق وأوثق »

## Shitblerja e femrave (robëreshave)

**2155.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtë e informoi Shuajbi, këtij i tha Zuhriu, ndërsa këtij Urve b. Ez-Zubejri, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. hyri tek unë dhe ia përmenda** (blerjen e Berires). **Pejgamberi s.a.v.s. atëherë tha: "Bleje dhe liroje, ndërsa përkujdesja i përket atij që e ka liruar robin!"**. Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. qëndroi deri në mbrëmje, u fal dhe e falënderoi All-llahun ashtu siç meriton e tha: **"Ç'kanë njerëzit! Vejnë kushte që s'ekzistojnë në Librin e Zotit. Cili ven ndonjë kusht i cili s'ekziston ne Librin e All-llahut, ai është i pavlershëm, sikur ta kishte kushtëzuar njëqint herë. Kushti i Zotit është më i rëndësishëm dhe më i fortë".**

٢١٥٦ — حدثنا حسان بن أبي عباد حدثنا همام قال سمعت نافعاً يحدث عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما : أن عائشة رضي الله عنها ساومت بريرة ، فخرج إلى الصلاة ، فلما جاء قالت : إنهم أبوا أن يبيعوها إلا أن يشترطوا الولاء ، فقال النبي ﷺ : إنما الولاء لمن أعتق » . قلت لنافع : حراً كان زوجها أو عبداً ؟ فقال : ما يدريني

**2156.** Na ka treguar Hassan b. Ebu Abbadi, këtij i tha Hemmami, i cili tha që e dëgjova Nafiun duke transmetuar prej Abdull-llah b. Umerit r.a. që Aisheja r.a. e ka vënë (çmimin) e Berires. (Në atë moment Muhammedi a.s.) doli të falet dhe kur u kthye, ajo i tha: **"E shesin me kusht që të përkujdesen vetë** (mbi te)". Pejgamberi s.a.v.s. atëherë tha: **"Patronati i takon vetëm atij që e liron robin"**. E pyeta (tha Hemmami) Nafiun: **"Bashkëshorti i saj ka qenë i lirë, apo rob?"**. U përgjegj: **Ku ta di unë.**

باب هل يبيع حاضرٌ لبادٍ بغيرِ أجرٍ؟ وهل يُعينه أو ينصحُه؟

وقال النبيُّ ﷺ «إذا استنصحَ أحدُكم أخاهُ فلْينصحْ له». ورخّصَ فيه عطاء

**A mundet qytetari t'i shesë (ndonjë mall) fshatarit pa pagesë dhe a mund t'i ndihmojë ose ta këshillojë në këtë (veprimtari)?**

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur të kërkojë dikush prej jush këshilla nga vëllai i tij, le ta këshillojë atë!"**

A'tai e lejoi (shitjen e theksuar më lart).

٢١٥٧ – حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدّثنا سُفيانُ عن إسماعيلَ عن قيسٍ سمعتُ جريراً رضيَ اللهُ عنه يقول «بايعتُ رسولَ اللهِ ﷺ على شهادةِ أن لا إلهَ إلاّ اللهُ وأنّ محمداً رسولُ اللهِ، وإقامِ الصلاةِ، وإيتاءِ الزكاةِ والسمعِ والطاعةِ، والنصحِ لكلِّ مسلمٍ»

**2157.** Na ka treguar Ali b. Abdil-lahi, këtij i tha Sufjani kurse ky dëgjoi prej Ismailit, ky prej Kajsit i cili tha se e kam dëgjuar Xheirin r.a. duke thënë:

**"U betova në Pejgamberin s.a.v.s. duke dëshmuar që s'ka Zot tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është i dërguari All-llahut, falja e namazit, dhënia e Zeqatit, dëgjimi e përkulja e secilit musliman".**

٢١٥٨ – حدثنا الصلتُ بنُ محمدٍ حدّثنا عبدُ الواحدِ حدّثنا مَعمرٌ عن عبدِ اللهِ بنِ طاوسٍ عن أبيهِ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال: قال رسولُ اللهِ ﷺ «لا تَلَقَّوُا الرُّكبانَ، ولا يَبيعْ حاضرٌ لبادٍ». قال: فقلتُ لابنِ عبّاسٍ: ما قولُه «لا يبيعُ حاضرٌ لبادٍ»؟ قال: لا يكونُ له سِمساراً

**2158.** Na ka treguar Es-Salt b. Muhammedi, këtij i tha Abdu-l-Vahidi, e këtij Ma'meri, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Tavusit, ky prej të atit të tij, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**Karvanlinjtë mos i pengoni, ndërsa qytetari le të mos e shesë** (produktin e fshatarit).

**- I thashë Ibn Abbasit: Çdo të thonë fjalët** (e Muhammedit a.s.): "**Le të mos e shesë qytetari** (produktin e fshatarit...)"? (Ibn Abbasi) **tha: le të mos i bëhet xhambaz.**

باب مَن كَرِهَ أن يَبيعَ حاضرٌ لبادٍ بأجرٍ

٢١٥٩ - حدثنا عبدُ اللهِ بنُ صَبّاحٍ حدثنا أبو عليٍّ الحنفيُّ عن عبدِ الرحمنِ بنِ عبدِ اللهِ بنِ دينارٍ قال حدثني أبي عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال «نَهى رسولُ اللهِ ﷺ أن يَبيعَ حاضرٌ لبادٍ» وبهِ قال ابنُ عباسٍ

## (Veprimi) i papëlqyeshëm është që qytetari ta shesë (produktin e fshatarit) me pagesë (fitim)

**2159.** Na ka treguar Abdull-llah b. Sabbahi këtij i tha Ebu Ali El-Hanefiu, ky dëgjoi prej Abdu-r-Rahman b. Abdi-l-lah b. Dinarit i cili tha: Më ka thënë ati im, duke transmetuar prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. që: "**Pejgamberi s.a.v.s. ia ka ndaluar qytetarit shitjen** (e produktit të fshatarit), **këtë e ka mbështetur edhe Ibn Abbasi".**

باب لا يشتري حاضرٌ لبادٍ بالسَّمسرةِ، وكرهَهُ ابنُ سيرينَ وإبراهيمُ للبائعِ والمشتري

وقال إبراهيمُ: إنَّ العربَ تقولُ بِعْ لي ثوباً، وهي تَعني الشِّراء

## Qytetari nuk shet si ndërmjetësues (në emër të fshatarit)

Ibn Sirini dhe Ibrahimi e konsiderojnë këtë veprim mekruh (të padëshiruar) për blerësin dhe shitësin.

Ibrahimi tha: - Arapi thotë: "Ma shit mua një petk me këtë ka për qëllim blerjen.

٢١٦٠ - حدثنا المكيُّ بنُ إبراهيمَ قال أخبرَني ابنُ جُريجٍ عن ابنِ شهابٍ عن سعيدِ بنِ المسيَّبِ أنهُ سمعَ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنه يقول: قال رسولُ اللهِ ﷺ «لا يَبتَعِ المرءُ على بَيعِ أخيهِ، ولا تَناجَشوا، ولا يَبِعْ حاضرٌ لبادٍ»

**2160.** Na ka treguar El-Mekkij b. Ibrahimi, ky dëgjoi prej Ibn Xhurejxhit, ky prej Ibn Shihabit, ky prej Seid b. El-Musejjebit që e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**"Njeriu s'duhet të shesë mbi shitjen e vëllait të vet, as përmes çmimit** (t'i imponohet), e **as qytetari të kryej shitje** (ndërmjetësuese në emër të fshatarit)".

٢١٦١ – حدثني محمد بن المثنى حدثنا معاذ حدثنا ابن عون عن محمد قال أنس بن مالك رضي الله عنه «نهينا أن يبيع حاضر لباد»

**2161.** Na ka treguar Muhammed b. El-Muthenna, këtij i tha Muadhi, ky dëgjoi prej Ibn Aunit, ky prej Muhammedit i cili tha: ka thënë Enes b. Maliku r.a.:

**"Na është ndaluar që qytetari të shesë** (në emër të fshatarit)".

باب النهي عن تلقي الركبان، وأن بيعه مردود

لأن صاحبه عاص آثم اذا كان به عالما، وهو خداع في البيع والخداع لا يجوز

٢١٦٢ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا عبد الوهاب حدثنا عبيد الله العمري عن سعيد بن أبي سعيد عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «نهى النبي ﷺ عن التلقي، وأن يبيع حاضر لباد»

## Ndalesa e ndeshjes së karvanlinjve si dhe shitja e tyre refuzohet (anulohet); për arsye se (në këtë mënyrë) bleresi i saj është i padëgjueshëm e mëkatar, nëse këtë e bën me dije (që është e ndaluar), atëherë ai është mashtrues në tregti, e mashtrimi nuk lejohet

**2162.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij i tha Abdu-l-Vehabi, ky dëgjoi prej Ubejdull-llahit El-Umriut, ky prej Seid b. Ebu Seidit, ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ia ka ndaluar qytetarit pengimin e karvanlinjve si dhe shitjen** (në emër të fshatarit)".

٢١٦٣ – حدثنا عياش بن الوليد حدثنا عبد الأعلى حدثنا معمر عن ابن طاوس عن أبيه قال «سألت ابن عباس رضي الله عنهما: ما معنى قوله لا يبيعن حاضر لباد؟ فقال: لا يكون له سمسارا»

**2163.** Na ka treguar Ajjash b. El-Velidi, këtij i tha Abdu-l-E'ala, ky dëgjoi prej Ma'merit, ky prej Ibn Tavusit, ky prej të atit të tij i cili tha: **"E pyeta Ibn Abbasin r.a. se çdo të thotë fjala e** (e Muhamedit a.s.)" **qytetari të mos shesë** (në emër) **të fshatarit?" U përgjegj: Mos t'i bëhet atij xhambaz.**

٢١٦٤ — حدثنا مسدد حدثنا يزيد بن زريع قال حدثني التيمي عن أبي عثمان عن عبد الله رضي الله عنه قال «من اشترى محفلة فليرد معها صاعا. قال: ونهى النبي ﷺ عن تلقي البيوع»

**2164.** Na ka treguar Museddedi, ky dëgjoi prej Jezid b. Zurejit, ky prej Et-Tejmiut, ky prej Ebu Uthmanit, ky prej Abdi-l-lahit r.a. i cili tha: **"Kush ka blerë kafshë me qumësht të mbledhur** (në sisë) **le ta kthejë me te, me një sa'ushqim".** (Po kështu) **tha: "Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar ndeshjen e tregtisë".**

٢١٦٥ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال «لا يبيع بعضكم على بيع بعض، ولا تلقوا السلع حتى يهبط بها الى السوق»

**2165.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ky dëgjoi prej Malikut, ky prej Nafiut, ky prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mos i** (imponoheni) **njëri tjetrit në shitblerje dhe mos e parandaloni mallin derisa të zbarkohet në treg".**[53]

---

53 Dalja përpara fshatarëve jasht qytetit për të blerë produktet e tyre Ibn Hazmi këtë veprim e radhit ndër veprat e ndaluara. Fshatarët posa të arrinë në treg kanë të drejtë zgjedhjeje të pranojnë apo te refuzojnë marrëveshjen për shitblerje. Lejthi dhe Evzaiu këtë formë të blerjes e konsiderojnë veprim të papëlqyeshëm.
Maliku po kështu këtë mënyrë të blerjes nuk e lejon. Ibn Kasimi rreth kësaj çështjeje shtoi:
"Nëse për mallin përkatës nuk gjendet treg, atëherë ai mall do t'u ekzporzohet njerëzve në një kënd të qytetit që të mund ta blejnë atë, e nëse këtë nuk e bën, atëherë malli i ofrohet blerësit të parë.
Maliku konsideron që me këto hadithe dëshirohet mbrojtja e interesit ekonomik të një rrethi më të gjerë të konsumatorëve qytetarë sesa interesi i prodhuesit, respektivisht atij individual. Shafiu ka theksuar: "Gabon ai i cili parandalon tregtarin jasht qytetit. Tregtari,

باب مُنْتَهى التَّلَقِّي

٢١٦٦ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا جويرية عن نافع عن عبد الله رضي الله عنه قال « كنا نتلقى الركبان فنشتري منهم الطعام ، فنهانا النبي ﷺ أن نبيعه حتى يُبلغ به سوق الطعام »

قال أبو عبد الله : هذا في أعلى السوق ، ويُبيِّنه حديث عُبيد الله

## Kufiri përfundimtar i ndeshjes (së karvaneve)

**2166.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Xhuvejriu, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Abdi-l-lahit r.a. i cili tha:

**"Karvanlinjtë i takonim dhe prej tyre blenim ushqim e Pejgamberi s.a.v.s. na e ndaloi që ta rishesim derisa nuk arrin në tregun e ushqimit".**

Ebu Abdull-llahu (Buhariu) tha: **"Kjo ndodhte mbi tregun dhe po të njejtin** (hadith) **e mbështet edhe hadithi i Ubejdull-llahut".**

٢١٦٧ — حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن عُبيد الله قال : حدثني نافع عن عبد الله رضي الله عنه قال « كانوا يبتاعون الطعام في أعلى السوق فيبيعونه في مكانه ، فنهاهم رسول الله ﷺ أن يبيعوه في مكانه حتى ينقلوه »

**2167.** Na ka treguar Musseddedi, këtij i tha Jahjai, ky dëgjoi prej Ubejdi-l-lahit i cili tha: më tregoi Nafiu, ky prej Abdi-l-lahut r.a. i cili ka thënë:

"(Njerëzit) **blenin ushqim mbi treg dhe e shitnin po në të njejtin vend** (të blerjes) e **Pejgamberi s.a.v.s. na ka ndaluar shitjen në të njejtin vend derisa ta lëvizin".**[54]

---

kur të arrijë në treg, ka të drejtë zgjedhjeje po edhe ta shohë vlerën reale të artikullit të shitur në rrugë". Prodhuesit zakonisht i parandalojnë spekulantët duke i dezinformuar rreth çmimit dhe kërkesave të mallit të tyre në qytet. Kjo është formë e pandershme e tregtisë.

Ebu Hanifja konsideron që parandalimi i karvaneve, respektivisht i prodhuesit jasht qytetit, është i lejuar nëse nuk pengohen interesat ekonomike të qytetarëve tjerë si dhe nuk e çrregullon stabilitetin e çmimeve, e realisht ky veprim është i papëlqyeshëm.

## باب إذا اشترط شروطاً في البيع لا تحل

٢١٦٨ — حدثنا عبدُ الله بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن هِشامِ بنِ عُروةَ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ
عنها قالت « جاءَتني بَريرةُ فقالت : كاتَبتُ أهلي على تِسعِ أواقٍ في كلِّ عامٍ أوقيةٌ ، فأعينيني . فقلتُ : إن
أحبَّ أهلُكِ أن أعُدَّها لهم ، ويكونَ وَلاؤكِ لي فعلتُ . فذهبَتْ بَريرةُ إلى أهلِها فقالَتْ لهم ، فأبَوا ذلكَ عليها ،
فجاءَتْ مِن عندِهم ورسولُ اللهِ ﷺ جالسٌ فقالت : إني قد عَرَضتُ ذلكَ عليهم ، فأبَوا إلاّ أن يكونَ الوَلاءُ
لهم . فسمِعَ النبيُّ ﷺ فأخبرَتْ عائشةُ النبيَّ ﷺ فقال : خُذيها واشترِطي لهمُ الوَلاءَ ، فإنما الوَلاءُ لمن أعتَقَ .
ففعلَتْ عائشةُ ثمَّ قامَ رسولُ اللهِ ﷺ في الناسِ فحمِدَ اللهَ وأثنى عليهِ ثمَّ قال : أما بعدُ ما بالُ رِجالٍ
يَشترِطونَ شُروطاً ليستْ في كتابِ اللهِ ، ما كانَ من شَرطٍ ليسَ في كتابِ اللهِ فهوَ باطلٌ وإن كانَ مائةَ
شَرطٍ ، قَضاءُ اللهِ أحقُّ ، وشَرطُ اللهِ أوثَقُ ، وإنما الوَلاءُ لِمَن أعتَقَ »

## Shitja e kushtëzuar nuk lejohet

**2168.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, këtë Hisham b. Urve, ky dëgjoi prej të atit të tij, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**- Më erdhi Berira e tha: "Kam kontraktuar me zotëriun tim kompenzimin për 9 okë, për secilin vit nga një okë, e më ndihmo?" Iu përgjigja** (tha Aisheja) **- Nëse duan zotërinjt tuaj, të të përgatis me kusht që përkujdesjen mbi ty ta marr unë,** (atëherë) **do ta bëj** (këtë). **Berira shkoi në familjen e saj dhe ua përcolli këtë, e ata e refuzuan këtë** (ofertë).

---

54 Dalja prej qytetit përpara prodhuesve për arsye të blerjes së mallit të tyre mund të jetë edhe rreptësisht i ndaluar (haram). Pa dalja është dy lloje: njëra është kur bëhet prej shtëpisë së blerësit e deri në treg, ndërsa lloji i dytë nga qyteti deri te pika më e largët e tij.

Parandalimi i llojit të parë konsiderohet i papëlqyer nëse shtiblerja ka qenë në qytet apo afër tregut, kështu që ka mundur shitësi të informohet për çmimin ditor të artikullit të tij. Shafiu mendon që blerësit i lejohet dalja jasht tregut në qytet për t'i pritur shitësit.

Jahja b. Seidi ka thënë: "Ndalohet dalja përpara shitësve jasht qytetit më tepër se një milë, respektivisht më larg sesa shtëpia e fudnit e periferisë së qytetit".

Ibn Habibi ka deklaruar: "Nëse në qytet ekziston treg, atëherë qytetarit nuk i lejohet blerja e mallit të cilin tregtari është duke e bartur për në te, edhe sikur të jetë tregu para deyrve të tij".

(Më vonë) **ajo u kthye te ata, ndërsa Pejgamberi** s.a.v.s. **ishte ulur e ajo i tha:**

**"Atë që ua ofrova, ata refuzuan ta përfillin, duke kushtëzuar që patronati të jetë i tyre".**

**Këtë e dëgjoi Pejgamberi s.a.v.s., ndërsa Aisheja r.a. mbi këtë** (çështje më gjerësisht) **e informoi, e ai tha:**

**"Merre dhe kushtëzoi ata me përkujdesje sepse përkujdesja i përket vetëm atij që e liron robin".**

**Këtë e bëri Aisheja dhe më vonë Pejgamberi s.a.v.s. qëndroi ndër njerëzit** (në xhami) **e lavdëroi dhe e falemnderoi All-llahun, pastaj tha: "Po ç'mendojnë njerëzit që vendosin kushte të cilat nuk ekzistojnë në Librin e All-llahut? Kushti i cili nuk ekziston në Librin e All-llahut është i padrejtë, qoftë i kushtëzuar edhe njëqint herë. Vendimi i All-llahut është më i drejtë dhe kushti i All-llahut më i fortë. Përkujdesja i përket vetëm atij i cili e liron robin".**

٢١٦٩ ـــ حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسُفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما « أنّ عائشةَ أمّ المؤمنينَ أرادَتْ أن تَشتريَ جاريةً فتُعتِقَها ، فقال أهلُها : نَبيعُكِها على أنّ وَلاءَها لنا . فذكَرَتْ ذلكَ لرسولِ اللهِ ﷺ فقال : لا يَمنعُكِ ذلكَ ، فإنما الوَلاءُ لِمَن أعتَقَ »

**2169.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, këtë Nafiu, ky dëgjoi prej Abdull-llah b. Umerit r.a. i cili tha që Aisheja, nëna e besimtarëve, **dëshiroi ta blejë robëreshën e ta lirojë,** (mirëpo) **zotërinjt e saj thanë:**

**"Do ta shesim me kusht që tutoria mbi të të jetë e jona".**

**Këtë, ajo ia përmendi Pejgamberit s.a.v.s. e ai tha:**

**"Kjo s'të pengoi ty! Sepse përkujdesja i përket vetëm atij që e liron robin".**

باب بيع التمر بالتمر

٢١٧٠ – حدثنا أبو الوليد حدثنا الليث عن ابن شهاب عن مالك بن أوس سمع عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ قال «البر بالبر ربا إلا هاء وهاء، والشعير بالشعير ربا إلا هاء وهاء، والتمر بالتمر ربا إلا هاء وهاء»

## Shitja e hurmave për hurma

**2170.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Lejthi, këtij Ibn Shihabi, ky dëgjoi prej Malik b. Eusit, ky dëgjoi prej Ibn Umerit r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**- Gruri për grurë konsiderohet kamatë, me përjashtim që** (të veprohet) **"qe ti, e ma jep"** (ndërrim i menjëhershëm). **Elbi për elb është kamatë, përveç që** (të veprohet) **"Qe ti, e ma jep" dhe hurma për hurmë është kamatë, përveç** (nëse veprohet) **"qe ti, e ma jep!"**

باب بيع الزبيب بالزبيب، والطعام بالطعام

٢١٧١ – حدثنا إسماعيل حدثني مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما «أن رسول الله ﷺ نهى عن المزابنة. والمزابنة بيع الثمر بالتمر كيلا، وبيع الزبيب بالكرم كيلا»

## Ndërrimi i rrushit të thatë me rrush të thatë dhe ushqimi për ushqim

**2171.** Na ka treguar Ismaili, këtij i tha Maliku, këtij Nafiu, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a.:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "El-Muzabenetu" e kjo do të thotë ndërrimi i hurmave të papërpunuara me hurma të thata, duke matur me një enë të zgavërt dhe shitja e rrushit të thatë me atë të papërpunuar duke e matur me një enë të zgavërt".**

٢١٧٢ – حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد بن زيد عن أيوب عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما «أن النبي ﷺ نهى عن المزابنة. قال: والمزابنة أن يبيع الثمر بكيل: إن زاد فلي، وإن نقص فعلي»

**2172.** Na ka treguar Ebu-n-Nu'mani, këtij i tha Hammad b. Zejdi, ky dëgjoi prej Ejjubit, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. **që Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "El-Muzabenetu" e "El-muzabenetu" është** (tha Ibn Umeri) **këmbimi i produktit të papërpunuar** (me të thatë) **duke matur me një masë të zgavërt**(e thonte): "**nëse tepron, është imja e nëse është mangët, është në dëmin tim**". (Ai shtoi):

٢١٧٣ – قال: وحدثني زيدُ بنُ ثابتٍ «أنَّ النبيَّ ﷺ رخَّصَ في العَرايا بخرصِها»

**2173. Më tregoi Zejd b. Thabiti që Pejgamberi s.a.v.s. këtë e lejoi me rastin e dhurimit të hurmave në degë të palmës** (duke llogaritur vlerën - sasinë e tyre).

باب بيعِ الشعيرِ بالشعيرِ

٢١٧٤ – حدثنا عبدُ الله بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن مالكِ بنِ أوسٍ أخبرَهُ «أنَّهُ
التمسَ صرفاً بمائةِ دينارٍ، فدعاني طلحةُ بنُ عُبيدِ اللهِ فتراوَضْنا، حتى اصطرَفَ مني، فأخذَ الذهبَ يقلِّبُها في
يدِهِ ثم قال: حتى يأتيَ خازني من الغابةِ، وعمرُ يسمعُ ذلكَ. فقال: واللهِ لا تفارقُهُ حتى تأخُذَ منه، قال
رسولُ اللهِ ﷺ: الذهبُ بالذهبِ رباً إلا هاءَ وهاءَ، والبُرُّ بالبُرِّ رباً إلا هاءَ وهاءَ، والشعيرُ بالشعيرِ رباً إلا
هاءَ وهاءَ، والتمرُ بالتمرِ رباً إلا هاءَ وهاءَ»

### Ndërrimi i elbit me elb

**2174.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Malik b. Eusit i cili e informoi që ka kërkuar këmbimin e njëqint dinarëve. Pastaj më thirri Talha b. Ubejdi-l-lahi dhe u morëm vesh që të mi këmbejë. E mori arin dhe e rrotulloi në dorën e vet, pastaj tha: "**Vetëm sa të arrijë arkatari im nga Gabeja**". Këtë e dëgjoi Umeri r.a. e tha:

**- Për Zotin nuk do të shkosh prej këtu derisa t'l marrësh ato prej tij. Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

- Ari për ar (i këmbyer) **konsiderohet kamatë, përveç "qe ti, ma jep", gruri për grurë është kamatë, përveç "qe ti, ma jep", dhe hurma për hurmë është kamatë, përveç "qe ti, ma jep!".**

## بَابُ بَيْعِ الذَّهَبِ بِالذَّهَبِ

٢١٧٥ – حَدَّثَنَا صَدَقَةُ بْنُ الْفَضْلِ أَخْبَرَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ عُلَيَّةَ قَالَ حَدَّثَنِي يَحْيَى بْنُ أَبِي إِسْحَاقَ حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ أَبِي بَكْرَةَ قَالَ: قَالَ أَبُو بَكْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ «لَا تَبِيعُوا الذَّهَبَ بِالذَّهَبِ إِلَّا سَوَاءً بِسَوَاءٍ، وَالْفِضَّةَ بِالْفِضَّةِ إِلَّا سَوَاءً بِسَوَاءٍ، وَبِيعُوا الذَّهَبَ بِالْفِضَّةِ وَالْفِضَّةَ بِالذَّهَبِ كَيْفَ شِئْتُمْ»

## Këmbimi i arit me ar

**2175.** Na ka treguar Sadaka b. El-Fadli, këtë e informoi Ismail b. Ulejje, këtë Jahja b. Ebu Is-haku, këtë Abdu-r-Rahman b. Ebu Bekre i cili tha: ka thënë Ebu Bekre r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s.:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: Mos e këmbeni arin me ar, përveç të njejtin me të njejtë e as argjendin me argjend, përveç të njëjtin me të njëjtë, e nëse dëshironi këmbeni arin me argjend dhe argjendin me ar!"**

## بَابُ بَيْعِ الْفِضَّةِ بِالْفِضَّةِ

٢١٧٦ – حَدَّثَنَا عُبَيْدُ اللَّهِ بْنُ سَعْدٍ حَدَّثَنَا عَمِّي حَدَّثَنَا ابْنُ أَخِي الزُّهْرِيِّ عَنْ عَمِّهِ قَالَ: حَدَّثَنِي سَالِمُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ أَبَا سَعِيدٍ الْخُدْرِيَّ حَدَّثَهُ مِثْلَ ذَلِكَ حَدِيثًا عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، فَلَقِيَهُ عَبْدُ اللَّهِ بْنُ عُمَرَ، فَقَالَ: يَا أَبَا سَعِيدٍ، مَا هَذَا الَّذِي تُحَدِّثُ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ؟ فَقَالَ أَبُو سَعِيدٍ فِي الصَّرْفِ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ «الذَّهَبُ بِالذَّهَبِ مِثْلًا بِمِثْلٍ، وَالْوَرِقُ بِالْوَرِقِ مِثْلًا بِمِثْلٍ»

## Këmbimi i argjendit me argjend

**2176.** Na ka treguar Ubejdi-l-lah b. Sa’di, këtij i tha xhaxhai i tij, këtij nipi im Zuhriu, ky dëgjoi prej xhaxhait të tij duke thënë: më tregoi Salim b. Abdi-l-lahi, ky prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a. që Ebu Seid El-Huduriu ia ka përcjellur të njëjtin hadith nga Pejgamberi s.a.v.s. pastaj e takoi Abdull-llah b. Umerin e tha:

**"Ebu Seid, ç’ke treguar për Pejgamberin s.a.v.s.?"**

**Ebu Seidi u përgjegj: - Mbi këmbimin e parave.**

**E dëgjova Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:**

**"Ari me ar** (por), **vetëm i njëjti me të njëjtin, e argjendi me argjend, vetëm i njëjti me të njëjtin.**

٢١٧٧ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عن أبي سعيدٍ الخُدريِّ رضيَ اللهُ عنهُ أنّ رسولَ اللهِ ﷺ قال « لا تبيعوا الذهبَ بالذهبِ إلاّ مِثلاً بمثلٍ ، ولا تُشِفّوا بعضَها على بعضٍ ، ولا تبيعوا الوَرِقَ بالوَرِقِ إلاّ مِثلاً بمثلٍ ، ولا تُشِفّوا بعضَها على بعضٍ ، ولا تبيعوا منها غائباً بناجزٍ »

**2177.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Ebu Seid El-Huduriut r.a.:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mos e këmbeni arin me ar, përveç të njëjtin me të njëjtë dhe mos e mbivlerësoni njërën mbi tjetrin, mos e këmbeni argjendin për argjend, përveç të njejtin për të njejtë dhe mos e mbivlerësoni njërën mbi tjetrën, mos këmbeni** (me mjete) **që s'janë prezent me ato që janë prezent** (të gatshme)!"

باب بيعِ الدينارِ بالدينارِ نَسَاءً

٢١٧٨ و ٢١٧٩ – حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدّثنا الضحّاكُ بنُ مَخْلَدٍ حدّثنا ابنُ جُرَيجٍ قال أخبرَني عمرُو بنُ دينارٍ أنّ أبا صالحٍ الزيّاتَ أخبرَهُ أنهُ سمعَ أبا سعيدٍ الخُدريَّ رضيَ اللهُ عنهُ يقولُ « الدينارُ بالدينارِ والدرهمُ بالدرهمِ . فقلتُ لهُ : فإنّ ابنَ عباسٍ لا يقولُهُ . فقال أبو سعيدٍ : سألتُهُ فقلتُ سمعتَهُ منَ النبيِّ ﷺ أو وجدتَهُ في كتابِ اللهِ ؟ قال : كلَّ ذلكَ لا أقولُ ، وأنتم أعلمُ برسولِ اللهِ ﷺ منّي ، ولكن أخبرَني أسامةُ أنّ النبيَّ ﷺ قال : لا رِباً إلاّ في النسيئةِ »

## Këmbimi i dinarit me dinar në bazë të pritjes

**2178, 2179.** Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lahi, këtij i tha Ed-Dahhak b. Mahledi, këtij Ibn Xhurejxhi, këtij Amr b. Dinari se Ebu Salih Ez-Zejjati e ka informuar që e ka dëgjuar Ebu Seid El-Huduriun r.a. duke thënë:

**"Dinari me dinar** (monedhë ari) **dirhemi me dirhem, e unë i thashë: Ibn Abbasi nuk e thotë këtë?"**

**Ibn Seidi tha: Unë e pyeta: "A e ke dëgjuar këtë prej Pejgamberit s.a.v.s. apo e ke gjetur në Librin e All-llahut? Tha: S'do ta them këtë në tërësi, por ju dini më tepër mbi Pejgamberin s.a.v.s. sesa unë. Mirëpo Usame më informoi që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "S'ka kamatë përveç në pritje** (të pagesës)".

باب بيع الورق بالذهب نسيئة

٢١٨٠ ، ٢١٨١ — حدثنا حفص بن عمر حدثنا شعبة قال أخبرني حبيب بن أبي ثابت قال سمعت المنهال قال : سألت البراء بن عازب وزيد بن أرقم رضي الله عنهم عن الصرف ، فكل واحد منهما يقول : هذا خير مني ، فكلاهما يقول : نهى رسول الله ﷺ عن بيع الذهب بالورق ديناً »

## Këmbimi i argjendit me ar në bazë të pritjes

**2180, 2181.** Na ka treguar Hafs b. Umeri, këtij i tha Shu'be, këtij Habib b. Ebu Thabiti i cili tha që e dëgjova El-Minhalin duke thënë: E pyeta Berra b. Azibin dhe Zejd b. Erkamin r.a. për këmbimin e parave dhe secili prej tyre (për tjetrin) thoshte:

**"Ky është më i mirë se unë". Pastaj që të dy thanë:**

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitblerjen e arit me argjend në formë të borxhit".**

باب بيع الذهب بالورق يداً بيد

٢١٨٢ — حدثنا عمران بن ميسرة حدثنا عباد بن العوام أخبرنا يحيى بن أبي إسحاق حدثنا عبد الرحمن بن أبي بكرة عن أبيه رضي الله عنه قال « نهى النبي ﷺ عن الفضة بالفضة والذهب بالذهب إلا سواء بسواء ، وأمرنا أن نبتاع الذهب بالفضة كيف شئنا ، والفضة بالذهب كيف شئنا »

## Këmbimi i arit me argjend prej dore në dorë

**2182.** Na ka treguar Imran b. Mejsere, këtij i tha Abbad b. El-Avvami, këtij Jahja b. Ebu Is-haku, këtij Abdu-r-Rahman b. Ebu Bekre, ky prej atit të tij r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitblerjen e argjendit për argjend, të arit për ar, përveç të njëjtin me të njëjtë, dhe na ka urdhëruar që të blejmë ar me argjend, ashtu si donim dhe argjend me ar ashtu si donim.**

باب بيع المزابنة ، وهي بيع الثمر بالتمر ، وبيع الزبيب بالكرم ، وبيع العرايا

قال أنس : نهى النبي ﷺ عن المزابنة والمحاقلة

## Tregtia "El-Muzabenetu" kjo është ndërrimi i frytit (në degë të hurmës) me hurma të terura, ndërrimi i rrushit të thatë, me rrush në kalavesh dhe ndërrimi i hurmave të dhuruara (në degë të hurmës)

Enesi ka thënë: **Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "El-Muzabenet-in" dhe ndërrlmin e grurit në kalli me atë të hedhur** (të pastruar) **prej bykut".**

٢١٨٣ – حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب أخبرني سالم بن عبد الله عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال « لا تبيعوا الثمر حتى يبدو صلاحه، ولا تبيعوا الثمر بالتمر »

**2183.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Ukajlit, ky prej Ibn SHihabit, ky prej Salim b. Abdil-lahit, ky prej Abdil-lah b. Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mos e shitni frytin derisa s'fillon të piqet si dhe mos e ndërroni frytin me hurma të terura!"**

٢١٨٤ – قال سالم: وأخبرني عبد الله عن زيد بن ثابت أن رسول الله ﷺ رخص بعد ذلك في بيع العرايا بالرطب أو بالتمر، ولم يرخص في غيره »

**2184.** Salimi tha: më informoi Abdull-llahu, këtë Zejd b. Thabiti që **Pejgamberi s.a.v.s. prej saj ka lejuar ndërrimin e hurmave të dhuruara në degë të palmës me të papërpunuarat ose me hurma të terura, dhe nuk ka lejuar përveç këtyre".**

٢١٨٥ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما « أن رسول الله ﷺ نهى عن المزابنة. والمزابنة بيع الثمر بالتمر كيلا، وبيع الكرم بالزبيب كيلا »

**2185.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, ndërsa këtë e informoi Maliku, këtë Nafiu, këtë Abdull-llah b. Umeri r.a. që **Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "muzabenet-in"** (kjo do të thotë); **blerja e frytit nga dega e hurmës për hurma të terura me një enë të zgavërt si dhe blerja e rrushit kalavesh** (të freskët) **për rrush të thatë me një enë të zgavërt".**

٢١٨٦ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن داودَ بنِ الحصينِ عن أبي سفيانَ مولى ابنِ أبي أحمدَ عن أبي سعيدٍ الخدريِّ رضيَ اللهُ عنهُ «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ نهى عن المزابنةِ والمحاقلةِ. والمزابنةُ اشتراءُ الثمرِ بالتمرِ على رؤوسِ النخلِ»

**2186.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, këtë Davud b. El-Husajni, ky dëgjoi prej Ebu Sufjanit, rob i lirë i Ibn Ebu Ahmedit, ky prej Ebu Seid El-Huduriut r.a.

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "Muzabenet-in" dhe ndërrimin e grurit në kalli me grurin e pastruar nga byku.**

**"Muzabenet" është blerja e frytit në majë të palmës për hurma të terura".**

٢١٨٧ – حدثنا مسدَّدٌ حدَّثنا أبو معاويةَ عنِ الشيبانيِّ عن عكرمةَ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «نهى النبيُّ ﷺ عن المحاقلةِ والمزابنةِ»

**2187.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Ebu Muaviu, ky dëgjoi prej Shejbaniut, ky prej Ikrimes, ky prej Ibn Abbasit r.a. e cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar ndërrimin e drithit në kalli për drithë të pastruar nga kashta dhe "muzabet-tregtinë".**

٢١٨٨ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مسلمةَ حدَّثنا مالكٌ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ عن زيدِ بنِ ثابتٍ رضيَ اللهُ عنهم «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ أرخصَ لصاحبِ العريَّةِ أن يبيعَها بخرصِها»

**2188.** Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, këtij i tha Maliku, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit, ky prej Zejd b. Thabitit r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. i ka lejuar zotëriut "arijje" që ta ndërrojë për hurma** (në bazë të vlerësimit)".

باب بيع الثمر على رءوس النخل بالذهب أو الفضة

٢١٨٩ – حدثنا يحيى بن سليمان حدثنا ابن وهب أخبرني ابن جريج عن عطاء وأبي الزبير عن جابر رضي الله عنه قال « نهى النبي ﷺ عن بيع الثمر حتى يطيب ، ولا يباع شيء منه إلا بالدينار والدرهم ، إلا العرايا »

## Shitja e frytit në dru të palmës për ar dhe argjend

**2189.** Na ka treguar Jahja b. Sulejman, këtij ia përcolli Ibn Vehbi, këtë e informoi Ibn Xhurejxhi, ky dëgjoi prej A'tait, ky prej Ebu Ez-Zubejrit, ky prej Xhabirit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e frytit derisa të bëhet i mirë** (piqct) **dhe nga kjo të mos shesë asgjë përveç me dinarë dhe dirhem** (grosh) **me përjashtim të frytit të dhuruar** (në palmë)".

٢١٩٠ – حدثنا عبد الله بن عبد الوهاب قال سمعت مالكا وسأله عبيد الله بن الربيع : أحدثك داود عن أبي سفيان عن أبي هريرة رضي الله عنه « أن النبي ﷺ رخص في بيع العرايا في خمسة أوسق أو دون خمسة أوسق قال : نعم »

**2190.** Na ka treguar Abdull-llah b. Abdu-l-Vehabi i cili tha që e kam dëgjuar Malikun kur e pyeti Ubejdull-llah b. Rebiën:

**"A ta ka përcjellur Davudi prej Ebu Sufjanit e ky prej Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar ndërrimin "arijje-s" pesë veska** (Peshojë e veçantë për (matjen) e peshës së rëndë.) **ose nën pesë sosh?". Po, - tha ai.**

٢١٩١ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان قال : قال يحيى بن سعيد سمعت بشيرا قال : سمعت سهل بن أبي حثمة « أن رسول الله ﷺ نهى عن بيع الثمر بالتمر ، ورخص في العرية أن تباع بخرصها يأكلها أهلها رطبا ـ وقال سفيان مرة أخرى : إلا أنه رخص في العرية يبيعها أهلها بخرصها يأكلونها رطبا ـ قال : هو سواء . قال سفيان : فقلت ليحيى وأنا غلام : إن أهل مكة يقولون : إن النبي ﷺ رخص لهم في بيع العرايا . فقال : وما يدري أهل مكة ؟ قلت : إنهم يروونه عن جابر . فسكت . قال سفيان : إنما أردت أن جابرا من أهل المدينة » . قيل لسفيان : أليس فيه « نهى عن بيع الثمر حتى يبدو صلاحه » ؟ قال : لا

**2191.** Na ka treguar Ali b. Abdil-lahi, këtij i tha Sufjani që Jahja b. Seidi ka thënë: "**E dëgjova Bushejrin duke thënë se e kam dëgjuar Sehl b. Ebu Hathme që Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e fryteve në dru të palmës, për hurma të terura, ndërsa lejoi shitjen e "arijjes" duke konstatuar vlerën e saj, që zotëriu ta hajë të freskët.**

Sufjani përsëri tha: "**Lejoi vetëm për "arijje-n" që ta ndërrojë zotëriu i saj, duke llogaritur** (vlerësuar) **në hurma që të mund ta hajë të freskët** (e kjo) **- tha ai - është identike** (si ajo që u theksua më lart)".

**Sufjani përsëri shtoi: I thashë Jahjait qysh kur isha djalosh: "Mekkasit flitnin që Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar ndërrimin e fryteve të dhuruara në degë të palmave".**

**Ai pyeti: Kush u tregoi Mekkasve?**

**Iu përgjegja: Ata e transmetojnë këtë** (thënie) **prej Xhabirit,** (atëherë) **ai heshti.**

Sufjani tha: "**Mendoj se Xhabiri është Medinas**". (Në këtë hadih) **i është thënë Sufjanit: ndalohet shitja e frytit derisa s'duket i pjekur?**

**U përgjegj: Jo,** (s'duhet shitur).

باب تفسير العرايا

وقال مالكٌ : العَرِيَّةُ أن يُعرِيَ الرجلُ الرجلَ النَّخلةَ ثم يَتأذّى بدخولهِ عليهِ فرُخِّصَ لهُ أن يَشتريَها منه بتمرٍ

وقال ابنُ إدريسَ : العَرِيَّةُ لا تكونُ إلا بالكيل من التَّمرِ يداً بيد ، ولا تكونُ بالجِزافِ . ومما يُقوِّيهِ

قولُ سَهلِ بنِ أبي حَثمةَ : بالأوسُقِ المُوَسَّقةِ . وقال ابنُ إسحاقَ في حديثهِ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ

عنهما : كانتِ العَرايا أن يُعرِيَ الرجلُ الرجلَ في مالهِ النَّخلةَ والنَّخلتَينِ . وقال يزيدُ عن سُفيانَ بنِ حُسينٍ :

العَرايا نَخلٌ كانت تُوهَبُ للمساكينِ فلا يَستطيعونَ أن يَنتظِروا بها فرُخِّصَ لهم أن يَبيعوها بما شاءوا منَ التَّمرِ

**Shpjegimi (i sintagmës) "el-araja"**

Maliku tha: "**el-Arijjetu" do të thotë, kur njeriu i dhuron tjetrit palmën, pastaj shqetësohet me ardhjen e tij tek** (palma) **dhe kështu** (dhuruesit) **i lejohet që ta blejë prej** (pranuesit të dhuratës - palmës) **me hurma të terura.**

**Ibn Idrizi tha: "El-arijjetu"** (peshohet) **vetëm me enë të zgavërt me hurma të terura prej dore në dorë e jo kuturu. Këtë e mbështet edhe**

**thënia e Sehl b. Ebu Hathmes: "Është peshuar me veskë"** (peshë për matje).

Ibn Is-haku në parashtresën e tij transmeton prej Nafiut, ndërsa ky prej Ibn Umerit r.a. i cili tha: **"el-araja" do të thotë kur njerIu dhuron nga pasuria e tij një - dy palma.**

Jezidi duke transmetuar prej Sufjan b. Husejnit tha: **"el-araja"** (do të thotë) **të dhuruarit e frytit të palmës të varfërve, të cilët s'mund të presin, e atyre u lejohet që ta ndërrojnë me ç'dëshirojnë prej hurmave të terura.**

٢١٩٢ – حدثنا محمد هو ابن مقاتل أخبرنا عبد الله أخبرنا موسى بن عقبة عن نافع عن ابن عمر عن زيد بن ثابت رضي الله عنهم «ان رسول الله ﷺ رخص في العرايا أن تباع بخرصها كيلا» قال موسى ابن عقبة: والعرايا نخلات معلومات تأتيها فتشتريها

**2192.** Na ka treguar Muhammedi, ky është Ibn Mukatili, këtë e informoi Abdull-llahu, këtë Musa b. Ukbe, ky dëgjoi prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit, ky prej Zejd b. Thabitit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka lejuar që "araja" të ndërrohet** (duke e matur) **me një enë të zgavërt.**

Musa b. Ukbe ka thënë: **"el-araja" janë palma** (të dhuruara) **numëri i të cilave është i njohur dhe tek të cilat mund të arrihet dhe mund të shiten.**[55]

---

55 Rreth nocionit "El-araja" ekzistojnë disa shpjegime.
Tahaviu thekson që Malik b. Enesi ka thënë:
"Arijjet" është fryti i dhuruar i hurmave të cilën pranuesit e dhuratës e kanë këputur së bashku me anëtarët e familjes dhe ky veprim e nevrikoste pronarin e palmishtes dhe thonte: "Për frytin e palmës (hurmës) së dhuruar të jap në bazë të vlerës së hurmave të terura".
Sipas mendimit të Shafiut dhe Ebu Theurit "arijjet" është dhuratë e frytit të papjekur të hurmave e cila mund të ndërrohet me hurma të terura duke e vlerësuar atë deri nën 5 veska. Këtë ndërrim dijetarët e përmendur e kanë kufizuar vetëm në hurma dhe rrush.
Ebu Hanifja konsideron që arijjet do të thotë dhuratë nga palma e caktuar dhe palmishtja personale të cilën dhuruesi i saj nuk ia dorëzon menjëherë pranuesit të dhuratës, mirëpo gjatë pjekjes së frytit i jep për atë fryt hurma të terura, por në bazë përcaktimit të vlerës.

باب بيع الثمار قبل أن يبدو صلاحها

٢١٩٣ — وقال الليث عن أبي الزناد: كان عروة بن الزبير يحدث عن سهل بن أبي حثمة الأنصاري من بني
حارثة أنه حدثه عن زيد بن ثابت رضي الله عنه قال: كان الناس في عهد رسول الله ﷺ يتبايعون الثمار
فإذا جد الناس وحضر تقاضيهم قال المبتاع: إنه أصاب الثمر الدمان، أصابه مرض، أصابه قشام - عاهات
يحتجون بها - فقال رسول الله ﷺ لما كثرت عنده الخصومة في ذلك: فإما لا فلا تتبايعوا حتى يبدو صلاح
الثمر، كالمشورة يشير بها لكثرة خصومتهم. وأخبرني خارجة بن زيد بن ثابت أن زيد بن ثابت لم يكن
يبيع ثمار أرضه حتى تطلع الثريا، فيتبين الأصفر من الأحمر. قال أبو عبد الله: رواه علي بن بحر حدثنا
حكام حدثنا عنبسة عن زكرياء عن أبي الزناد عن عروة عن سهل عن زيد

## Shitja e fryteve para se të piqen

**2193.** Lejthi duke transmetuar prej Ebu-z-Zinadit tha: Urve b. Zubejri transmetoi prej Sehl b. Ebu Hathme el-Ensarijit nga fisi Benu Harith që Zejd b. Thabiti r.a. ka thënë:

**"Në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. njerëzit e kryenin shitblerjen e fryteve** (të papjekura) **dhe po këta njerëz kur i kërkonin ato e ndodhte mosmarrëveshje ndërmjet tyre,** (atëherë) **shitësi thonte: fryti është i dobët dhe është goditur me sëmundje, rënie e fatkeqësi tjera që e kanë dëshmuar këtë".** Këto mosmarrëveshje kur shtoheshin Pejgamberi s.a.v.s. thonte:

**"Nëse** (nuk i tejkaloni mosmarrëveshjet) **atëherë mos i kryeni shitblerjet derisa nuk duket pjekja e frytit!"**

Më ka informuar (tha Ebu-z-Zinadi) Harixhete b. Zejd b. Thabiti që Zejd b. Thabiti nuk i ka shitur frytet e tokës së vet derisa s'dilnin shenjëzat[56] e s'dallohej e verdha nga e kuqja (fryti i pjekur).

Ebu Abdull-llahu (Buhariu) tha: **"Këtë e ka transmetuar edhe Ali b. Bahri".**

---

56 Yje të cilët paraqiten në Arabi në fund të pranverës.

Na ka treguar Hakkami, **po këtë e ka transmetuar edhe Anbese, ky dëgjoi prej Zekerijait, ky prej Ebu-z-Zinadit, ky prej Urves, ky prej Sehlit, e ky prej Zejdit.**

٢١٩٤ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ نهى عن بيعِ الثمارِ حتى يبدُوَ صلاحُها، نهى البائعَ والمُبتاعَ »

**2194.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku e këtë Nafiu, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Umerit r.a.:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka ndaluar shitjen e fryteve derisa s'duket pjekja e tyre. Këtë ia ndaloi shitësit dhe blerësit".**

٢١٩٥ – حدثنا ابنُ مُقاتلٍ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا حُميدٌ الطَّويلُ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه « أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ نهى أن تُباعَ ثمرةُ النَّخلِ حتى تَزهُوَ » قال أبو عبدِ الله : يعني حتى تَحمرَّ

**2195.** Na ka treguar Ibn Mukatili, këtë e informoi Abdull-llahu, këtë Humejd Et-Tavili, ky dëgjoi prej Enesit r.a. **që Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar që fryti i palmës të shitet derisa s'piqet".** Ebu Abdull-llahu (Buhariu) ka thënë: **"do të thotë derisa nuk skuqet".**

٢١٩٦ – حدثنا مسدَّدٌ حدَّثنا يحيى بنُ سعيدٍ عن سَليمِ بنِ حَيَّانَ حدَّثنا سَعيدُ بنُ مِيناءَ قال : سمعتُ جابرَ بنَ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما قال « نهى النبيُّ ﷺ أن تُباعَ الثمرةُ حتى تُشقِحَ . فقيل : وما تُشقِحُ؟ قال : تَحمارُّ وتَصفارُّ ويُؤكَلُ منها »

**2196.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Jahja b. Seidi, ky dëgjoi prej Selim b. Hajjanit, ky prej Seid b. Mijnait i cili tha: e dëgjova Xhabir b. Abdull-llahun r.a. kur thonte:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar që fryti të shitet derisa nuk piqet".** (Pastaj) **është pyetur:**

**"E çdo të thotë derisa s'piqet?" U përgjigj:**

**"Derisa nuk skuqet mirë dhe nuk zverdhet mirë e të hahet prej saj.**

باب بيع النخل قبل أن يبدو صلاحها

٢١٩٧ — حدثني علي بن الهيثم حدثنا معلى حدثنا هشيم أخبرنا حميد حدثنا أنس بن مالك رضي الله عنه عن النبي ﷺ أنه «نهى عن بيع الثمرة حتى يبدو صلاحها، وعن النخل حتى يزهو. قيل: وما يزهو؟ قال: يحمار أو يصفار».

## Shitja e fryteve të palmës para se të piqen

**2197.** Na ka treguar Ali b. El-Hejthemi, këtij i tha Mual-lai, këtij Hushejmi, këtë e informoi Humejdi, këtë Enes b. Maliku r.a. e ky dëgjoi prej Pejgamberit s.a.v.s. që (Muhammedi a.s.) **e ka ndaluar shitjen e frytit derisa s'duket se janë pjekur, ndërsa palmat derisa s'piqen.** (më vonë) **është pyetur: "Çdo të thotë derisa s'piqen?"**. U përgjigj: **Derisa nuk skuqen mirë dhe nuk zverdhen mirë.**

باب إذا باع الثمار قبل أن يبدو صلاحها، ثم أصابته عاهة فهو من البائع

٢١٩٨ — عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن حميد عن أنس بن مالك رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ نهى عن بيع الثمار حتى تزهي. فقيل له: وما تزهي؟ قال: حتى تحمر. فقال رسول الله ﷺ: أرأيت إذا منع الله الثمرة بم يأخذ أحدكم مال أخيه»؟

## Nëse shitet fryti para se të piqet e pastaj goditet me ndonjë sëmundje, kjo është në dëm të shitësit

**2198.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, këtë Humejdi, këtë Enes b. Maliku r.a. "**Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e fryteve derisa s'piqen**". (Pastaj) është pyetur: **"Ç'do të thotë derisa s'piqen"** U përgjigj: **Derisa nuk skuqen mirë**. Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Ç'mednon, nëse më vonë All-llahu e ngadalëson atë fryt atëherë si është e mundur që vëllai juaj mund të marrë pasurinë e vëllait të vet?"**

٢١٩٩ — وقال الليث: حدثني يونس عن ابن شهاب قال «لو أن رجلا ابتاع ثمرا قبل أن يبدو صلاحه، ثم أصابته عاهة كان ما أصابه على ربه. أخبرني سالم بن عبد الله عن ابن عمر رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال «لا تتبايعوا الثمرة حتى يبدو صلاحها، ولا تبيعوا الثمر بالتمر».

**2199.** Lejthi tha: Më ka treguar Junusi duke transmetuar prej Ibn Shihabit i cili tha:

**"Nëse njeriu blen një fryt para se të jetë pjekur, dhe** (në ndërkohë) **e godit ndonjë sëmundje me këtë është i dëmtuar zotëriu** (i frytit)". Më ka informuar (tha Zuhriu) Salim b. Abdull-llahi e ky prej Ibn Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mos shitni kurrfarë fryti derisa s'duket fryti i pjekur dhe mos e ndërroni frytin e papjekur me të terur!"**[57]

باب شراء الطعام إلى أجل

٢٢٠٠ – حدثنا عمر بن حفص بن غياث حدثنا أبي حدثنا الأعمش قال «ذكرنا عند إبراهيم الرهن في السلف فقال: لا بأس به. ثم حدثنا عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها أن النبي ﷺ اشترى طعاما من يهودي إلى أجل فرهنه درعه»

## Blerja e ushqimit me kohë të caktuar

**2200.** Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijathi, këtij i tha ati im, e këtij El-E'ameshi i cili ka thënë:

- E përmendëm, tek Ibrahimi (çështjen) e pengut tek Selefët e ai tha: **"Në këtë s'ka dëm"** Më pastaj duke transmetuar prej Esvedit dhe Aishes r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka blerë ushqim prej një hebreji për një kohë të caktuar, mirëpo ia ka lënë peng mbrojtësen e vet".**

57 Sipas mendimit të shkollës Hanefite dëmin për frytin e shitur të papjekur para pranim-dorëzimit e bart shitësi, kurse pas pranim-dorëzimit kjo është në dëm të blerësit. Maliku dhe Shafiu e detyrojnë shitësin që ta paguaj dëmin në formë kompenzimi, nëse dëmi ka qenë mbi 1/3 e tërësisë së frytit, e nëse ka qenë më pak se 1/3 dëmin e bart blerësi.

باب إذا أراد بيع تمر بتمر خير منه

٢٢٠١ ، ٢٢٠٢ — حدثنا قتيبة عن مالك عن عبد المجيد بن سهيل بن عبد الرحمن عن سعيد بن المسيب عن أبي سعيد الخدري وعن أبي هريرة رضي الله عنهما «أن رسول الله ﷺ استعمل رجلا على خيبر، فجاءه بتمر جنيب، فقال رسول الله ﷺ: أكل تمر خيبر هكذا؟ قال: لا والله يا رسول الله، إنا لنأخذ الصاع من هذا بالصاعين والصاعين بالثلاثة، فقال رسول الله ﷺ: لا تفعل، بع الجمع بالدراهم، ثم ابتع بالدراهم جنيبا»

## Ndërrimi i hurmave të dobëta me të mira

**2201, 2202.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Maliku, këtij Abdu-l-Mexhid b. Suhejl b. Abdu-r-Rahmani, ky dëgjoi prej Seid b. El-Mesejjebit, ky prej Ebu Seid El-Hudrijit, ky prej Ebu Hurejes r.a. **që Pejgamberi s.a.v.s. ka vendosur për zëvendës një njeri në Hajber dhe i ka sjellur hurma të mira, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. e pyeti:**

**"A kështu janë të gjitha hurmat e Hajberit?" U përgjigj: Jo, Për Zotin, O Resulall-llah, na marrim, me një sa'** (masë) **të këtij lloji dy sa'-a më të dobëta, dhe me dy sa'a** (marrim) **tre sa'a".** Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Mos vepro ashtu! Shiti të gjitha** (në mënyrë të përbashkët) **me dirhem** (grosh), **pastaj blej më të mira përsëri me dirhem!"**

باب من باع نخلا قد أبرت، أو أرضا مزروعة، أو بإجارة

٢٢٠٣ — قال أبو عبد الله: وقال لي إبراهيم أخبرنا هشام أخبرنا ابن جريج قال سمعت ابن أبي مليكة يخبر عن نافع مولى ابن عمر «أيما نخل بيعت قد أبرت لم يذكر الثمر، فالثمر للذي أبرها، وكذلك العبد والحرث، سمى له نافع هذه الثلاث»

## Shitja e palmave të dëlira, ose tokën e mbjellur, ose dhënia e saj me qesim (qira)

**2203.** Ebu Abdull-llahu ka thënë: Ibrahimi më tha që e ka informuar Hishami, këtë Ibn Xhurejxhi, i cili tha se kam dëgjuar Ibn Ebu Mulejken duke transmetuar prej Nafiut, rob i lirë i Ibn Umerit:

**"Cilido që e shet palmën e dëlirur, fryti nuk është theksuar gjatë shitjes, fryti është i atij që e ka dëlirur, po kështu atij i përket robi dhe mbjellja".** Këto tri (gjëra) Nafiu ia ka theksuar atij (Ibn Ebi Mulejkut).

٢٢٠٤ - حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال « من باع نخلا قد أبرت فثمرها للبائع ، إلا أن يشترط المبتاع »

**2204.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, këtë Nafiu, këtë Abdull-llah b. Umeri r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush e shet palmën e cila është dëlirur, fryti i saj i përket shitësit, përveç nëse blerësi e kushtëzon".**[58]

باب بيع الزرع بالطعام كيلا

٢٢٠٥ - حدثنا قتيبة حدثنا الليث عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال « نهى رسول الله ﷺ عن المزابنة : أن يبيع ثمر حائطه إن كان نخلا بتمر كيلا ، وإن كان كرما أن يبيعه بزبيب كيلا ، وإن كان زرعا أن يبيعه بكيل طعام . ونهى عن ذلك كله »

## Shitja e (pjesës) së mbjellur për ushqim me (një) enë të zgavërt

**2205.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Lejthi, duke transmetuar prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar "muzabenetin": shitjen e frytit të kopshtit të vet, qoftë ky, fryti i palmishtes, për hurma të terura duke i matur me enë të zgavërt; qoft edhe rrush në hardhi, të ndërrohet me rrush të thatë me enë të zgavërt, ose** (pjesë) **e mbjellur të ndërrohet me ushqim duke e matur me enë të zgavërt. Të gjitha këto, ai i ka ndaluar".**

---

58 Muslimi në Sahihun e tij thekson që Abdull-llah b. Umeri ka thënë:
"E dëgjova Pejgamberin a.s. duke thënë: "Cili blen një palmë pas mbarësimit të saj, fryti i përket shitësit të saj përveç nëse blerësi e kushtëzon atë për vete.
Ebu Hanife konsideron që fryti i palmave të shitura i përket shitësit, qoftë marrëveshja e shitblerjes para ose pas qërimit të saj (palmës), ndërsa blerësi përsëri ka të drejtë të kërkojë që fryti të vjelet duke mos pritur kohën e vjeljes.
Shafiu dhe Maliku kanë thënë: "Kush blen drurin e pemës ai ka të drejtë përparësie edhe për blerjen e frytit të tij, por vetëm atëherë kur fryti të piqet". Blerësi në rastet konkrete mund ta kushtëzojë frytin për vete ose vetëm një pjesë të tij.

باب بيع النخل بأصله

٢٢٠٦ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا الليث عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما أن النبي ﷺ قال « أيما امرئ أبر نخلا ثم باع أصلها فللذي أبر ثمر النخل، إلا أن يشترط المبتاع »

## Shitja e palmave

**2206.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij i tha Lejthi, duke transmetuar prej Nafiut, ky prej Ibn Umerit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Cilido njeri që e dëlir palmën pastaj e shet drurin e saj, fryti i takon atij që e ka kryer dëlirjen, përveç nëse bleresi e ka kushtëzuar për vete".**

باب بيع المخاضرة

٢٢٠٧ – حدثنا إسحاق بن وهب حدثنا عمر بن يونس قال حدثنا أبي قال حدثني إسحاق بن أبي طلحة الأنصاري عن أنس بن مالك رضي الله عنه أنه قال « نهى رسول الله ﷺ عن المحاقلة والمخاضرة والملامسة والمنابذة والمزابنة »

## Shitja e (pemëve, perimeve dhe drithit) të gjelbërt (të papjekur)

**2207.** Na ka treguar Is-hak b. Vehbi, këtij i tha Umer b. Junusi, ky tha që na ka treguar ati im, ndërsa ky dëgjoi prej Is-hak b. Ebu Talha El-Ensariut, ky prej Enes b. Malikut r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar ndërrimin e drithit në kalli me** (drithë) **të terur** (të pastruar nga kashta), **shitblerjen e frytit të papjekur, blerjen e mallit përmes** (provës) **prekjes** (me dorë), **ekspozimit** (përmes hedhjes) **së mallit shitblerësve dhe ndërrimin e rrushit të thatë me rrush në hardhi".**

٢٢٠٨ – حدثنا قتيبة حدثنا إسماعيل بن جعفر عن حميد عن أنس رضي الله عنه « أن النبي ﷺ نهى عن بيع ثمر التمر حتى يزهو. فقلنا لأنس: ما زهوها؟ قال: تحمر وتصفر. أرأيت إن منع الله الثمرة بم تستحل مال أخيك »؟

**2208.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Ismail b. Xha'feri, ky dëgjoi prej Humejdit, ky prej Enesit r.a.:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e frytit të hurmave derisa s'piqen" E pyetën Enesin: Ç'do të thotë derisa s'piqen? U përgjigj: Derisa nuk skuqen dhe nuk zverdhen mirë. Ç'mendon sikur Zoti ta zhdukë atë fryt, e ty me çfarë të drejte të lejohet pasuria e vëllait tënd!"**[59]

باب بيع الجمار وأكله

٢٢٠٩ — حدثنا أبو الوليد هشام بن عبد الملك حدثنا أبو عوانة عن أبي بشر عن مجاهد عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «كنت عند النبي ﷺ وهو يأكل جُمّاراً، فقال: من الشجر شجرة كالرجل المؤمن، فأردت أن أقول هي النخلة، فإذا أنا أحدثهم، قال: هي النخلة»

## Shitja dhe ngrënia e kurorës së hurmave

2209. Na ka treguar Ebu-l-Velid Hisham b. Abdi-l-Meliku, këtij i tha Ebu A'vane, ky dëgjoi prej Ebi Bishrit, ky prej Muxhahidit, ky prej Ibn Umerit r.a. i cili ka thënë: - Kam qenë tek Pejgamberi s.a.v.s. e ai ishte duke ngrënë kurorën e hurmës dhe tha:

**"Midis drunjve një dru është sikur njeriu besimtar i vërtetë" Dëshiron të theksojë: "Kjo është palma. Mirëpo unë isha më i riu ndër ata** (të pranishmit)". Ai tha: **Kjo është palma.**

59 Lejohet shitblerja e perimeve të cilat blerësi ka mundësi t'i shohë dhe t'i vlerësojë. Ebu Hanife ka thënë: "Lejohet shitblerja e rrepës dhe perimeve të ngjashme, derisa gjenden në tokë. Blerësi ka të drejtë ta pranojë apo refuzojë atë". Sipas Malikut kur të vërehet pjekja e specave, domateve në kërcyell, trangujve, kungujve, shalqinjve e të ngjashme në kopshte atëherë lejohet shitblerja e tyre.

باب من أجرى أمر الأمصار على ما يتعارفون بينهم

في البيوع والإجارة والمكيال والوزن وسننهم على نياتهم ومذاهبهم المشهورة

وقال شريح للغزالين: سنتكم بينكم. وقال عبد الوهاب عن أيوب عن محمد: لا بأس العشرة بأحد عشر ويأخذ للنفقة ربحاً. وقال النبي ﷺ لهند: «خذي ما يكفيك وولدك بالمعروف». وقال تعالى: ﴿ومن كان فقيراً فليأكل بالمعروف﴾. واكترى الحسن من عبد الله بن مرداس حماراً فقال: بكم؟ قال: بدانقين، فركبه، ثم جاء مرة أخرى فقال الحمار الحمار، فركبه ولم يشارطه فبعث إليه بنصف درهم.

**Kryerja (e veprimtarive) nëpër qytete, ashtu siç është zakon ndër njerëz; mbi shitblerjen, qiranë, matjen (me enë të zgavërt) peshimi,si dhe rregullat e tyre sipas qëllimeve dhe orientimeve të tyre të njohura**

Shurejhi u tha tregtarëve të antilopave: **"Ndërmjet jush vlejnë rregullat e qarta të fitimit".**

Abdu-l-Vehabi duke transmetuar prej Ejubit, e ky prej Muhammedit ka thënë:

**"S'ka dëm** (prej rishitjes së mallit) **të 10** (dinarëve) **për 11 dhe kjo tepricë të mbulojë fitimin".**

Pejgamberi s.a.v.s. i tha Hindes: **"Merr** (nga pasuria e bashkëshortit) **si zakonisht aq sa të mjafton ty dhe fëmijëve".**

All-llahu i Madhëruar ka thënë: **"... Kush është** (mbikëqyrës i jetimit) **i varfër le të hajë** (nga pasuria e jetimit) **sipas** (rregullave) **të njohura".**

Hasan (Basriu) e mori me qira gomarin e Abdull-llah b. Mirdasit dhe e pyeti: "Sa?" (kushton) U përgjigj: **Dy danika**[60] atëherë Hasani i hipi (gomarit).

60 6 danika është 1 dirhem, ndërsa qiraja ditore e gomarit ka qenë 1 dirhem.

Më vonë Hasani erdhi përsëri e tha: **"Gomari, gomari!"** dhe i hipi atij, por pa e kushtëzuar atë dhe më vonë ai i dërgoi një gjysëm derhemi.

٢٢١٠ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن حُميدٍ الطويلِ عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه قال « حَجمَ رسولَ اللهِ ﷺ أبو طَيبةَ فأمرَ لهُ رسولُ اللهِ ﷺ بصاعٍ من تمرٍ ، وأمرَ أهلَهُ أن يُخفِّفوا عنه مِن خَراجِهِ »

**2210.** Na ka treguar Abdull-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Humejd Et-Tavilit, ky prej Enes b. Malikut r.a. i cili tha:

**"Pejgamberit s.a.v.s. ia ka marrë gjakun** (robi) **Ebu Tajbe e Pejgamberi s.a.v.s. ia përcaktoi një sa' hurma, ndërsa zotërinjve të tij u prpozoi që t'ia zbresin tatimin**

٢٢١١ – حدثنا أبو نُعيمٍ حدَّثنا سُفيانُ عن هِشامٍ عن عُروةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها « قالت هندٌ أمُّ مُعاويةَ لرسولِ اللهِ ﷺ : إنَّ أبا سفيانَ رجلٌ شَحيحٌ ، فهل عليَّ جُناحٌ أن آخُذَ من مالِهِ سِرًّا ؟ قال : خُذي أنتِ وبنوكِ ما يَكفيكِ بالمعروفِ »

**2211.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Hishamit, ky prej Urves, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

"Hindja, nëna e Muaviut i tha Pejgamberit s.a.v.s. **"Ebu Sufjani është njeri koprrac, a është mëkat që të marr, në mënyrë të fshehtë, diçka nga pasuria e tij?"** U përgjegj.

**- Merr për vete dhe për të bijtë aq sa ju mjaftojnë sipas zakonit** (rregullave) **të njohura.**[61]

61 Hindja ishte bashkëshortja e Ebu Sufjanit. Fenë islame e pranoi ditën e çlirimit të Mekkes, ndërsa vdiq gjatë periudhës së hilafetit të Umerit r.a.

٢٢١٢ — حدثني إسحاقُ حدثنا ابنُ نُمير أخبرنا هِشامٌ ح

و حدثني محمدُ بن سلاّمٍ قال سمعتُ عثمانَ بنَ فَرْقَدٍ قال سمعتُ هِشامَ بنَ عُروةَ يُحدِّثُ عن أبيهِ أنه

« سمع عائشةَ رضيَ اللهُ عنها تقولُ : ﴿ ومَنْ كان غَنيّاً فلْيَستعفِفْ ومَن كان فقيراً فليأكُلْ بالمعروف ﴾ أُنزِلَتْ

في والي اليتيمِ الذي يُقيمُ عليهِ ويُصلِحُ في مالِهِ : إن كان فقيراً أكلَ منهُ بالمعروف »

**2212.** Na ka treguar Is-haku, e këtij ia përcolli Ibn Numejri, këtë e informoi Hishami, ky dëgjoi prej Muhammedit i cili tha që ka dëgjuar Uthman b. Ferkadin duke thënë: E dëgjova Hisham b.Urven, e ky prej atit të tij se e ka dëgjuar Aishen r.a. duke thënë:

**"Kush është i pasur, le të jetë modest, a kush është i varfër le të ushqehet ashtu siç është e njohur" Është shpallur mbi kujdestarin e jetimit, mbi atë, i cili e mbikëqyr dhe kujdeset mbi pasurinë e tij:** (Ajeti) **"... nëse është** (kujdestari) **i varfër, le të ushqehet nga pasuria e jetimit, ashtu siç është e njohur".**

باب بيعِ الشَّريكِ مِن شَريكهِ

٢٢١٣ — حدثني محمودٌ حدثنا عبدُ الرزّاقِ أخبرنا مَعمرٌ عنِ الزُّهريِّ عن أبي سَلَمةَ عن جابرٍ رضيَ اللهُ

عنه « جَعَلَ رسولُ اللهِ ﷺ الشُّفعةَ في كلِّ مالٍ لم يُقسَمْ ، فإذا وقَعَتِ الحدودُ وصُرِّفَتِ الطُّرقُ فلا شُفعةَ »

## Blerja e bashkëpunëtorit nga bashkëpunëtori

**2213.** Na ka treguar Mahmudi, këtij i tha Abdu-r-Rezaku, këtë e informoi Ma'meri ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Ebu Selemes, ky prej Xhabirit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka vendosur të drejtën e pengimit të blerjes të cilësdo pasurie e cila s'është e ndarë e kur të vehet kufiri, si të hapen rrugët** (për këtë ndarje), **atëherë s'ka pengesë.**

باب بيع الأرض والدور والعروض مشاعا غير مقسوم

٢٢١٤ - حدثنا محمد بن محبوب حدثنا عبد الواحد حدثنا معمر عن الزهري عن أبي سلمة بن عبد الرحمن عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما قال « قضى النبي ﷺ بالشفعة في كل مال لم يقسم . فإذا وقعت الحدود وصرفت الطرق فلا شفعة »

حدثنا مسدد حدثنا عبد الواحد بهذا وقال « في كل ما لم يقسم » . تابعه هشام عن معمر قال عبد الرزاق « في كل مال » رواه عبد الرحمن بن إسحاق عن الزهري

## Shitblerja e tokës, shtëpiave dhe gjësendeve të përbashkëta akoma të pandara

**2214.** Na ka treguar Muhammed b. Mahbubi, këtij i tha Abdu-l-Vahidi, e këtij Ma'meri, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Xhabir b. Abdi-l-lahit r.a., i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka përcaktuar të drejtën e pengimit** (të blerjes) **të çdo pasurie të pandarë, e kur të vihet kufiri si dhe rrugët, atëherë s'ka më pengesë."**

Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Abdu-l-Vahidi dhe shtoi: **"... në çdo gjë e cila akoma s'është ndarë".** Këtë e mbështeti Hishami duke përcjellur prej Ma'merit e tha: Ka thënë Abdu-r-Rezaku: **"... në çdo pasuri"** këtë e transmeton Abdu-r-Rahman b. Is-haku, e ky prej Zuhriut.[62]

باب إذا اشترى شيئا لغيره بغير إذنه فرضي

٢٢١٥ - حدثنا يعقوب بن إبراهيم حدثنا أبو عاصم أخبرنا ابن جريج قال أخبرني موسى بن عقبة عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ قال « خرج ثلاثة نفر يمشون فأصابهم المطر ، فدخلوا في جبل ، فانحطت عليهم صخرة . قال فقال بعضهم لبعض ادعوا الله بأفضل عمل عملتموه . فقال أحدهم : اللهم إني كان لي أبوان شيخان كبيران ، فكنت أخرج فأرعى ، ثم أجيء فأحلب ، فأجيء بالحلاب فآتي به

62 Ahmedi, Is-haku dhe disa dijetarë tjerë thonë: "Kur njëri nga bashkëpunëtorët ia ofron shitjen e pjesës së tij të pacaktuar bashkëpunëtorit tjetër dhe ai nuk dëshiron ta blejë, atëherë ky humb të drejtën e përparësisë së blerjes".

أبويّ فيشربانِ ، ثمّ أسقي الصّبيةَ وأهلي وامرأتي . فاحتبستُ ليلةً فجئتُ ، فاذا هُما نائمانِ ، قال فكرهتُ
أن أوقظهما ، والصّبيةُ يتضاغَونَ عند رجليّ ، فلم يزلْ ذلكَ دأبي ودأبَهما حتى طلعَ الفجرُ . اللهمّ إن كنتَ
تعلمُ أني فعلتُ ذلكَ ابتغاء وجهكَ فافرُجْ عنّا فُرجةً نَرى منها السماء . قال ففُرِجَ عنهم . وقال الآخر : اللهم
إن كنتَ تعلمُ أني كنتُ أُحبُّ امرأةً من بَناتِ عمّي كأشدّ ما يُحبُّ الرجلُ النساء ، فقالت لا تَنالُ ذلكَ منها
حتّى تُعطيها مائةَ دينارٍ ، فسَعيتُ فيها حتّى جمعتُها ، فلمّا قعدتُ بينَ رجليها قالت : اتّقِ اللهَ ولا تَفضّ
الخاتمَ إلاّ بحقّه ، فقمتُ وتركتُها ، فإن كنتَ تعلمُ أني فعلتُ ذلكَ ابتغاء وَجهِكَ فافرُجْ عنّا فُرجةً . قال
ففَرجَ عنهمُ الثُّلُثَين . وقال الآخرُ : اللهمّ إن كنتَ تعلَمُ أني استأجرتُ أجيراً بفرَقٍ من ذُرَةٍ ، فأعطيتُهُ وأبى
ذلكَ أن يأخُذَ ، فعمَدتُ إلى ذلكَ الفرَقِ فزرَعتهُ حتى اشتريتُ منهُ بَقراً وراعِيَها ، ثمّ جاء فقال : ياعبدَ الله
أعطِني حَقّي ، فقلت : انطلِقْ إلى تلكَ البقرِ وراعيها فانها لكَ . فقال : أتَستهزِئُ بي ؟ قال فقلتُ : ما أستَهزئ
بك ، ولكنّها لكَ . اللّهمّ إن كنتَ تعلَمُ أني فعلتُ ذلكَ ابتغاء وجهِكَ فافرُجْ عنّا . فكُشِفَ عنهم »

## Blerja e gjësendit për tjetrin pa pëlqimin e tij me të cilin (gjësend) më vonë kënaqet

**2215.** Na ka treguar Jakub b. Ibrahimi, këtij i tha Ebu Asimi, këtë e informoi Ibn XHurejxhi i cili tha se më ka lajmëruar Musa b. Ukbe, ky prej Nafiut, ky prej Ibn Ummerit r.a. e ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

**- Dolën tre vetë të ecin. Në rrugë i zuri shiu dhe u strehuan në një kodër. Më vonë u rrëzua shkëmbi para tyre** (dhe ua zuri daljen), **mirëpo njëri prej tyre u tha të tjerëve: "Luteni All-llahun me veprimin më të mirë që keni bërë".** Atëherë njëri tha: **"O Zoti im, unë kam patur prindër të shtyrë në moshë** (të pamundur), **unë dilja të ruaj kopetë, në mbrëmje i ktheja i mjelja, e qumështin ua sjellja prindërve dhe ata pinin. Pastaj u jepja të pinë fëmijët, familjes dhe bashkëshortes.**

**Një natë u vonova por megjithatë erdha, mirëpo ata** (prindërit) **kishin fjetur dhe më vinte keq** (transmeton Ibn Umeri) **që t'i zgjoj. Fëmijët për shkak të urisë qanin përreth këmbëve të mia e unë qëndrova sipas** (asaj që kisha vepruar edhe më parë) **dhe kështu** (zgjati) **deri në mëngjes** (që të mos ua prish gjumin prindërve). **O Zoti im, nëse ti e di, që kështu kam vepruar duke dëshiruar kënaqësinë Tënde, atëherë na mundëso një vrimë që nëpërmjet të saj të shohim qiellin".**

(Ibn Umeri) **tha: Ai atëherë e hapi** (për një të tretën).

**I dyti tha: "O Zoti im, Ti e di se unë kam dashuruar njërën ndër kushërirat e mia ashtu siç ndodh që njeriu të dashurojë femrat. Ajo tha: S'do të mund ta arrijsh këtë derisa s'jep 100 dinarë** (ar).

**Unë u mundova dhe i mblodha ato, mirëpo kur i rashë në mes këmbëve ajo më tha: "Frikësohu All-llahut dhe mos ma prish unazën përveç në mënyrë të ligjshme** (kurorëzimi)!" **Menjëherë u ngrita dhe e lashë, pra nëse e ke parë këtë që e kam bërë, duke dëshiruar kënaqësinë Tënde, atëherë hape një vrimë. Atëherë tha** (Ibn Umeri) **u hap** (dy e treta e saj.)

**I fundit tha: O Zoti im, Ti e di se unë kam huazuar** (marrë me qira) **një huazim** (më kushtonte) **një ferek.**[63] **Pastaj ia jepja, por ai e refuzonte ta pranojë. Atëherë atë ferek e mora dhe e mbolla** (vite të tëra) **dhe prej tij** (fitimi) **kam blerë disa lopë dhe** (sigurova) **një lopar, më vonë** (njeriu) **erdhi e tha: "O rob i Zotit, ma jep të drejtën time!" I thashë: Shko deri te ato lopë dhe tek lopari i tyre! Ato janë** (të gjitha) **tuat.**

**Ai atëherë tha: "A tallesh me mua?" Iu përgjegja: Nuk tallem, por me të vërtetë ato janë tuat. O Zoti im, Ti e di se këtë e kam bërë vetë për hir të kënaqësisë Tënde, atëherë hape** (këtë), **Shkëmbi tani në tërësi është larguar"** (hequr)

باب الشراء والبيع مع المشركين وأهل الحرب

٢٢١٦ - حدثنا أبو النعمان حدثنا معتمر بن سليمان عن أبيه عن أبي عثمان عن عبد الرحمن بن أبي بكر رضي الله عنهما قال «كنا مع النبي ﷺ، ثم جاء رجل مشرك مشعان طويل بغنم يسوقها، فقال النبي ﷺ بيعاً أم عطية - أو قال: أم هبة - فقال: لا، بيع. فاشترى منه شاة»

## Tregtia me idhujtarët dhe "Ehli harbin" (Luftëtarë të organizuar kundër Islamit dhe Pejgamberit a.s.)

**2216.** Na ka treguar Ebu-N-Nu'mani, këtij i tha Mu'temir b. Sulejmani, ky dëgjoi prej të atit të tij, ndërsa ky prej Ebu Uthmanit, ky prej Abdu-r-Rahman b. Ebu Bekrit r.a. i cili tha:

---

63 Ferek është peshojë e cila peshon 3 sa'a që do të thotë 9.90 kg.

- Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. kur erdhi një idhujtar me flokë të gjata i cili i grahte kopesë e Pejgamberi s.a.v.s. i tha:

**"Shitje apo dhunti"** ose tha "...ose dhuratë?" U përgjegj: Jo, (janë) shitje. Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. e bleu një dele prej tij.

باب شراء المملوك من الحربي وهبته وعتقه

وقال النبي ﷺ لسلمان: كاتب، وكان حرا فظلموه وباعوه. وسبي عمار وصهيب وبلال

وقال الله تعالى [النحل ٧١]: ﴿ والله فضل بعضكم على بعض في الرزق، فما الذين فضلوا برادي رزقهم على ما ملكت أيمانهم فهم فيه سواء، أفبنعمة الله يجحدون﴾

## Blerja e robit prej (banorëve) të "Ehli harbit" pastaj falja dhe lirimi i tij

Pejgamberi s.a.v.s. i tha Selmanit: **"Ribleu!"** (Selmani) **atbotë ishte i lirë, por** (tregtarët) **i bënin dhunë dhe e shitën, kurse të rohëruar akoma gjendeshin: Ammari, Suhajbi dhe Bilali.**

All-llahu i madhëruar ka thënë:

**"All-llahu disave u ka dhënë më shumë sesa të tjerëve. Por ata të cilët janë të furnizuar nuk u japin atyre të cilët i kanë nën mbikëqyrjen e tyre, kurse në këtë, ata janë të barabartë. A dëshironi që të mohoni dhuntinë e All-llahut? EN-NAHL; 71?"**[64]

---

64 Selman Farisiu në atë kohë ishte i lirë, mirëpo disa tregtarë të huaj e rrëmbyen në Vadi-l-Kuran dhe ia shitën një hebrei në Medine e ky ia shiti një hebreu tjetëri nga fisi Kurejz. Muhammedi a.s. kur migroi në Medine, Selmani si rob i ka sjellur hurma, prej tyre diçka si dhuratë dhe një pjesë tjetër si lëmoshë për ta hulumtuar (Muhammedin a.s.) a do ta pranojë edhe lëmoshën apo jo, sepse dihej që Pejgamberët nuk pranojnë lëmoshë. Pasi që u vërtetua bindja e tij, ai menjëherë e pranoi Islamin dhe Muhammedi a.s. i urdhëroi që të punojë për lirimin e tij.

٢٢١٧ - حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب حدثنا أبو الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «هاجر إبراهيم عليه السلام بسارة، فدخل بها قرية فيها ملك من الملوك - أو جبار من الجبابرة - فقيل: دخل إبراهيم بامرأة هي من أحسن النساء. فأرسل إليه أن يا إبراهيم من هذه التي معك؟ قال: أختي. ثم رجع إليها فقال: لا تكذبي حديثي، فإني أخبرتهم أنك أختي، والله إن على الأرض من مؤمن غيري وغيرك. فأرسل بها إليه فقام إليها، فقامت توضأ وتصلي فقالت: اللهم إن كنت آمنت بك وبرسولك وأحصنت فرجي إلا على زوجي فلا تسلط علي الكافر. فغط حتى ركض برجله - قال الأعرج قال أبو سلمة بن عبد الرحمن إن أبا هريرة قال - قالت: اللهم إن يمت يقال هي قتلته. فأرسل ثم قام إليها فقامت توضأ وتصلي وتقول: اللهم إن كنت آمنت بك وبرسولك وأحصنت فرجي إلا على زوجي فلا تسلط علي هذا الكافر، فغط حتى ركض برجله - قال عبد الرحمن قال أبو سلمة قال أبو هريرة - فقالت اللهم إن يمت فيقال هي قتلته. فأرسل في الثانية أو في الثالثة فقال: والله ما أرسلتم إلي إلا شيطانا، أرجعوها إلى إبراهيم، وأعطوها آجر، فرجعت إلى إبراهيم عليه السلام، فقالت: أشعرت أن الله كبت الكافر وأخدم وليدة»

**2217.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani këtë e informoi Shuajbi, këtij i tha Ebu-z-Zinadi, ky dëgjoi prej El-Ea'rexhit e ky prej Ebu Hurejres r.a. tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ibrahimi a.s. ka udhëtuar me** (bashkëshorten) **Sarën dhe së bashku me te hyri në një fshat në të cilin gjendej një mbret respektivisht dhunues** (zullumqar) **e iu tha atij: "Ka hyrë Ibrahimi me një grua, e ajo është më e bukura ndër femrat".**

**Mbreti dërgoi dikë tek ai dhe e pyeti: "Ibrahim kush është kjo me ty?" U përgjegj: Është motra ime. Pastaj iu kthye asaj e i tha: "Mos e përgënjeshtro deklaratën time! Unë ua kumtova se ti je motra ime** (në bazë të fesë). **Për Zotin, në tokë s'ka besimtar më të mirë sesa unë e ti".**

**Ai më vonë** (sipas urdhëresës) **ia dërgoi** (Saren) **mbretit** (e ai) **u ngrit në drejtim të saj, kurse ajo menjëherë mori abdest, fali namazin dhe tha: "O All-llahu im, nëse unë me të vërtetë të besoj Ty dhe Pejgamberit Tënd dhe e ruaj organin e jashtëm vetëm për bashkëshortin tim, atëherë mos ma ngarko këtë pabesimtar!"**

(Në atë moment) **filloi t'i zihet fryma** (mbretit) **aq shumë saqë i kërciste këmbët e El-Ea'rexhi tha:**

**Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmani ka thënë që Ebu Hurejre ka thënë** (Sara) **shtoi: "O Zoti im, nëse ky tani vdes, do të thuhet: E ka mbytur ajo", prandaj të zënët e frymës e liroi.**

**Pastaj** (tha Ebu Hurejre) **përsëri u ngrit në drejtim të saj e ajo mori abdest, fali namazin e u lut: "O Zoti im, nëse të besojë Ty dhe Pejgamberit Tënd dhe e ruaj organin e jashtëm vetëm për bashkëshortin tim, mos ma leja këtë pabesimtar!"**

**Atëherë përsëri iu zu fryma aq sa filloi** (përsëri) **t'i përplasë këmbët.**

**Abdu-r-Rahmani tha:**

**- Ebu Seleme ka thënë që Ebu Hurejre deklaroi se ajo pastaj tha: "O Zoti im, nëse ky vdes tani, do të thuhet: E ka mbytur ajo". Kështu ka vepruar dy tri herë."**

**Pastaj ai tha: "Për Zotin më keni dërguar shejtanin. Ktheni** (këtë) **Ibrahimit dhe ia jipni** (si shërbetore Haxheren)". (Sara) **atëherë iu kthye Ibrahimit a.s. e i tha: "A e di se All-llahu e poshtroi atë pabesimtarin, ndërsa** (mua) **më dha një shërbetore?"**

٢٢١٨ – حدثنا قُتَيبةُ حدَّثَنا اللَّيثُ عن ابنِ شِهابٍ عن عُروةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها أنهـــا قالت «اختَصَمَ سَعدُ بنُ أبي وَقّاصٍ وعَبدُ بنُ زَمْعةَ في غلامٍ، فقال سعد: هٰذا يارسولَ اللهِ ابنُ أخي عُتبةَ بنِ أبي وقّاصٍ، عَهِدَ إليَّ أنهُ ابنهُ، انظرْ إلى شَبَهِهِ. وقال عبدُ بنُ زَمعةَ: هٰذا أخي يا رسولَ اللهِ وُلدَ على فِراشِ أبي من وَليدتهِ. فنَظَرَ رسولُ اللهِ ﷺ إلى شَبَهِهِ فرأى شَبَهاً بيِّناً بعُتبةَ، فقال: هوَ لكَ ياعبدُ، الوَلدُ للفِراشِ وللعاهِرِ الحَجَرُ، واحتَجِبي منهُ ياسَودةُ بنتَ زَمعةَ. فلم تَرَهُ سَودةُ قطُّ»

**2218.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Urves, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

- Janë kundërshtuar Sa'd b. Ebi-Vekkasi dhe Abd b. Zema për shkak të një fëmije.

Sa'di tha: **Ky, o Resulall-llah, është biri i vëllait tim Utbe b. Ebi-Vekkasit të cilin ma ka lënë me testament, që ai është biri i tij. Shiko ngjashmërinë ndërmjet tyre** (me Utben)!

Abd b. Zema' ka thënë: **"O Resulall-llah, ky është vëllai im. Është lindur në shtrojën e babait tim të robëreshës së tij."**

Pejgamberi s.av.s. shikoi dhe vërejti ngjashmëri të qartë me Utben pastaj tha: **"O Abd, ky është i yti, fëmija i përket shtrojës ndërsa kurorëshkelësit guri. Seude, bija e Zema's, fshehu prej tij?"** (Prej atij momenti) Seuda nuk e ka parë më.[65]

٢٢١٩ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا غندر حدثنا شعبة عن سعد عن أبيه قال عبد الرحمن بن عوف
رضي الله عنه لصهيب: اتق الله ولا تدع إلى غير أبيك. فقال صهيب: ما يسرني أن لي كذا وكذا وأني
قلت ذلك، ولكني سرقت وأنا صبي»

**2219.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij i tha Gunderi, këtij Shu'be, ky dëgjoi prej Sa'dit, ky prej të atit të tij, e ky prej Abdu-r-Rahman b. Aufit r.a. i cili i tha Suhajbit:

"Ruaju All-llahut dhe mos ia përshkruaj përveç atit tënd?"

- Suhajbi tha: **S'më gëzon mua kjo e kjo, unë** (tha ia) **e thashë atë, sepse unë jam vjedhur si fëmijë.**[66]

٢٢٢٠ – حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال: أخبرني عروة بن الزبير أن حكيم بن
حزام أخبره أنه قال «يا رسول الله، أرأيت أمورا كنت أتحنث – أو أتحنت – بها في الجاهلية من صلة
وعتاقة وصدقة، هل لي فيها أجر؟ قال حكيم رضي الله عنه قال رسول الله ﷺ: أسلمت على ما سلف
لك من خير»

**2220.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani këtë e informoi Shujabi prej Zuhriut duke thënë: Më ka lajmëruar Urve b. Ez-Zubejri që Hakim b. Hizami e ka informuar duke deklaruar:

---

65 Seuda është bija e Etbe b. Vekkasit dhe deri te kjo mosmarrëveshje rreth prejardhjes së dyshimtë të djaloshit, ajo këtë e konsideronte vëlla nga i aii.

66 Suhejbi vërtetonte që biri i Sinan b. Malikut stërnip i Nemir b. Kasitit, nënën e ka patur me prejardhje nga fisi Temim. Është rritur në mesin e grekëve si rob, dhe e ka njohur greqishten më mirë sesa arabishten. Pas çlirimit ka jetuar në Medine dhe shumë arabë mendonin se është me prejardhje greke.

**"Ç'mendon o Resulall-llah, jam ruajtur nga mëkatet në shumë çështje** (ose ka thënë) **në periudhën paraislame kam kryer shumë punë si: lidhjet familjare, lirimin** (e robëve) **dhe ndarjen e lëmoshës. Pra a kam për këto ndonjë shpërblim?"**

Hakimi r.a. ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj: "E ke pranuar Islamin** (në bazë) **të mirë, pikërisht siç të paraprin e mira".**

باب جلود الميتة قبل أن تدبغ

٢٢٢١ — حدثنا زهير بن حرب حدثنا يعقوب بن إبراهيم حدثنا أبي عن صالح قال حدثني ابن شهاب أن عبيد الله بن عبد الله أخبره أن عبد الله بن عباس رضي الله عنهما أخبره «ان رسول الله ﷺ مر بشاة ميتة فقال: هلا استمتعتم بإهابها؟ قالوا: إنها ميتة. قال: إنما حرم أكلها»

## Lëkurat e shtazëve të ngordhura para se të regjen

**2221.** Na ka treguar Zuhejr b. Harbi këtij i tha Ja'kub b. Ibrahimi, këtij ati im, e ky dëgjoi prej Salihut ky prej Ibn Shihabit, ky prej Ubejdull-llah b. Abdi-l-lahit, ky prej Abdull-llah b. Abbasit r.a i cili tha:

**- Pejgamberi s.a.v.s. kaloi pranë një delje të ngordhur e tha: "A do ta kishit shfrytëzuar lëkurën e saj?" U përgjigjën : Por kjo është e ngordhur.**

**Ai tha: Ndalohet vetëm ngrërja e saj.**

باب قتل الخنزير. وقال جابر: حرم النبي ﷺ بيع الخنزير

٢٢٢٢ — حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا الليث عن ابن شهاب عن ابن المسيب أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال رسول الله ﷺ «والذي نفسي بيده ليوشكن أن ينزل فيكم ابن مريم حكما مقسطا، فيكسر الصليب، ويقتل الخنزير، ويضع الجزية، ويفيض المال حتى لا يقبله أحد»

## Mbytja e derrit

Xhabiri ka thënë: **"Pejgamheri s.a.v.s. e ka ndaluar shitblerjen e derrave".**

**2222.** Na ka treguar Kutejb b. Seidi, këtë e informoi Lejthi, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Ibn Musejjebit, që e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë:

**"Për Atë, në duart e të cilit është shpirti im ndoshta** (shumë shpejt) **në mesin tuaj do të zbresë biri i Merjemes si gjykatës i drejtë, e do ta thyej kryqin, do të mbys derrat dhe do të pezulloj tatimin dhe kështu pasuria do të derdhet dhe s'do të dëshirojë askush ta pranojë".**[67]

**باب** لا يُذابُ شحمُ الميتةِ، ولا يُباعُ ودَكُهُ. رواهُ جابرٌ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ

٢٢٢٣ – **حدثنا** الحُمَيديُّ حدثنا سفيانُ حدثنا عمرُو بنِ دينارٍ قال أخبرَني طاوُسٌ أنهُ سمعَ ابنَ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما يقول «بلغَ عمرَ أنَّ فلاناً باعَ خمراً فقال: قاتلَ اللهُ فلاناً، ألم يَعلَمْ أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال: قاتلَ اللهُ اليهودَ، حُرِّمَتْ عليهمُ الشُّحومُ فجَمَلوها فباعوها»

## Nuk shkrihet dhjami (i shtazës) së ngordhur e as nuk shitet yndyra e eshtrave të saj

Xhabiri r.a. transmetoi prej Pejgamberit s.a.v.s.

**2223.** Na ka treguar El-Humejdi, ndërsa këtij i tha Sufjani, e këtij Amr b. Dinari, ky dëgjoi prej Tavusit, i cili po kështu dëgjoi prej Ibn Abbasit r.a. duke thënë:

**"Ummeri është informuar që një person shiste verë e tha: "Zoti e vraftë!" A s'e ka ditur që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Zoti i vraftë hebrenjtë, këtyre u është ndaluar dhjami, mirëpo ata e shkrinin dhe e shitnin atë".**

---

67 Sipas hadithit të mësipërm kryqi nuk është simbol i misionit së Isait, ndërsa ndalesa e ngrënies së mishit të derrit ka qenë ndaluar edhe për pjesëtarët e tij. Tahaviu thotë: "Muslimani nuk duhet të shfrytëzojë asgjë prej derrit. Derri qenësisht është kafshë e ndytë dhe as lëkura përmes regjjes nuk pastrohet".

٢٢٢٤ — حدثنا عَبدانُ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا يونسُ عن ابنِ شهابٍ سمعتُ سعيدَ بنَ المسيَّبِ عن أبي هُريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال «قاتَلَ اللهُ يَهوداً، حُرِّمَتْ عليهمُ الشُّحومُ فباعوها وأكلوا أثمانَها». قال أبو عبدِ الله: قاتَلَهمُ اللهُ لَعنَهم. ﴿قُتِلَ﴾: لُعِنَ. ﴿الخَرَّاصونَ﴾: الكذَّابون

**2224.** Na ka treguar Abdami, këtë e informoi Abdull-llahu, këtë Junusi, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ndërsa ky prej Seid b. El-Musejjebit ky prej Ebu Hurejres r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"All-llahu i vraftë hebrenjtë, ua ndaloi** (përdorimin) e **dhjamit, mirëpo ata e shitnin dhe fitimin e hanin.** (Ebu Abdullahu Buhariu ka thënë: **"Zoti i vraftë! do të thotë: ... i mallkoftë ata!"**.)

بابُ بيعِ التصاويرِ التي ليسَ فيها رُوحٌ، وما يُكرَهُ مِن ذلك

٢٢٢٥ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ عبدِ الوهَّابِ حدَّثنا يَزيدُ بنُ زُرَيعٍ أخبرَنا عَوفٌ عن سعيدِ بنِ أبي الحسنِ قال «كنتُ عندَ ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما إذ أتاهُ رجلٌ فقال: يا أبا عبَّاسٍ إني إنسانٌ إنما مَعيشتي مِن صَنعةِ يدي، وإني أصنعُ هذهِ التَّصاويرَ. فقال ابنُ عبَّاسٍ: لا أُحدِّثُكَ إلاّ ما سمعتُ من رسولِ اللهِ ﷺ، سمعتُهُ يقول: مَن صوَّرَ صُورةً فإنَّ اللهَ مُعذِّبُهُ حتَّى يَنفُخَ فيها الروحَ، وليسَ بنافخٍ فيها أبداً. فرَبا الرجلُ رَبوةً شَديدةً واصفرَّ وَجهُهُ. فقال: وَيحَكَ إنْ أبيتَ إلاّ أن تَصنعَ فعليكَ بهذا الشجرِ، كلِّ شيءٍ ليسَ فيهِ رُوحٌ». قال أبو عبدِ الله: سَمعَ سعيدُ بنُ أبي عَروبةَ منَ النَّضرِ بنِ أنسٍ هذا الواحدَ

## Shitblerja e pikturave të (qenieve) të pashpirta dhe papëlqyeshmëria (mekruh) e ushtrimit të këtij profesioni

**2225.** Na ka treguar Abdull-llah b. Abdul-l-Vehabi, këtij i tha Jezid b. Zureji, këtë e informoi Aufi, këtë Seid b. Ebu-l-Hasani, i cili tha:

"Kam qenë tek Ibn Abbasi r.a. kur i erdhi një njeri e i tha: **O ibn Abbas! Unë jam një njeri që jetoj prej punës së duarve të mia. pra qe punoj këto piktura?"**

Pastaj Ibn Abbasi tha: **"S'të flas asgjë** (tjetër) **përveç atë që kam dëgjuar prej Pejgamberit s.a.v.s. E dëgjova atë duke thënë: "Kush e bën një pikturë, All-llahu do ta mundojë derisa ta frymëzojë atë** (t'i japë shpirt) **e ai s'mundet assesi ta frymëzojë atë". Atëherë njerin** (piktori) **u ngrit shumë lart, ndërsa fytyra iu zverdh dhe Ibn Abbasi i tha: "Mjerë**

**ti! nëse refuzon të punosh** (diç tjetër) **përveç kësaj, atëherë mbaje këtë dru dhe** (pikturo) **çdo gjë që s'ka shpirt!"**

Ebu Abdull-llahu (Buhariu) tha: **"Seid b. Ebi Arube e ka dëgjuar prej Nadr b. Enesit të vetmin hadith** (të këtij lloji)".

باب تحريم التجارة في الخمر . وقال جابر رضي الله عنه : حرم النبي ﷺ بيع الخمر

٢٢٢٦ — حدثنا مسلم حدثنا شعبة عن الأعمش عن أبي الضحى عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها « لما نزلت آيات سورة البقرة عن آخرها خرج النبي ﷺ فقال : حرمت التجارة في الخمر »

## Ndalesa e tregtisë me alkool

Xhabiri r.a. ka thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s.e ka ndaluar tregtinë me verë".**

**2226.** Na ka treguar Muslimi, këtij i tha Shu'be, duke transmetuar përj El-E'ameshit, ndërsa ky prej Ebu-d-Duhait, ky prej Mesrukut, ky prej Aishes r.a.:

**- Kur u shpallën ajetet e fundit** të sures **el-Bekare, Pejgamberi s.a.v.s. doli** (nga shtëpia në Xhami) **dhe tha: "Ndalohet tregtia me alkool** (verë)".[68]

باب إثم من باع حرا

٢٢٢٧ — حدثني بشر بن مرحوم حدثنا يحيى بن سليم عن إسماعيل بن أمية عن سعيد بن أبي سعيد عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « قال الله : ثلاثة أنا خصمهم يوم القيامة : رجل أعطى بي ثم غدر ، ورجل باع حرا فأكل ثمنه ، ورجل استأجر أجيرا فاستوفى منه ولم يعطه أجره »

## Mëkati për atë që shet njeriun e lirë

**2227.** Na ka treguar Bishr b. Merhumi, këtij i tha Jahja b. Sulejmi, ky dëgjoi prej Ismail b. Umejjes, ky prej Seid b. Ebu Seidit, ky prej Ebu Hurejres r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

---

68 Ky aluzion ka të bëjë me suren: El-Bekare: 19).

**"All-llahu ka thënë: "Për tre lloje të njerëzve, unë do të jem paditës i tyre në Ditën e Gjykimit: njeriu i cili premton duke u betuar në Mua dhe tradhton; njeriu i cili ka shitur njeriun e lirë dhe fitimin e ka ngrënë dhe njeriu i cili ka dhënë me qira punëtorë dhe ka shfrytëzuar** (punën e tyre) **pa ua dhënë atyre fitimin".**

باب بيع العبد والحيوان بالحيوان نسيئة

واشترى ابن عمر راحلة بأربعة أبعرة مضمونة عليه يوفيها صاحبها بالربذة

وقال ابن عباس : قد يكون البعير خيراً من البعيرين . واشترى رافع بن خديج بعيراً ببعيرين فأعطاه أحدهما وقال : آتيك بالآخر غداً رهواً إن شاء الله . وقال ابن المسيب لا ربا في الحيوان : البعير بالبعيرين والشاة بالشاتين إلى أجل . وقال ابن سيرين : لا بأس ببعير ببعيرين ودرهم بدرهم نسيئة

## Ndërrimi i robit, dhe i shtazës me shtazën në bazë të pritjes

**Ibn Umeri e bleu një kafshë të shalës me katër deve** (të moshës 5 vjeçare) **duke i siguruar** (shitësit) **që do t'i dorëzojë ato zotëriut të tyre në Er-Rebdhetu.**

Ibn Abbasi ka thënë: "Një deve mund të jetë më e mirë sesa dy deve". **Rafi b. Hadixhi e ndërroi një deve për dy sosh dhe njërën prej tyre ia dha** (menjëherë shitësit) **e i tha: "Tjetrën do ta përgatis nesër in Sha All-llah".**

Ibn El-Musejjebi tha: **"S'ka kamatë** (fajde) **në** (ndërrimin) **e kafshëve: devja, delja për dy dele me kohë të caktuar.**

**Ibn Sirini ka thënë: s'është dëm** (dhënia) **e deves për dy deve me pritje.**

٢٢٢٨ — حدثنا سليمان بن حرب حدثنا حماد بن زيد عن ثابت عن أنس رضي الله عنه قال « كان في السبي صفية ، فصارت إلى دحية الكلبي ، ثم صارت إلى النبي ﷺ »

**2228.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij i tha Hammad b. Zejdi, ky dëgjoi prej Thabitit, ky prej Enesit r.a. i cili ka thënë:

("Në mesin e robërve (të Hajberit) **ishte edhe Safija e cila erdhi si** (pjesë) **e Dihjetu-l-Kelbiut, ndërsa më vonë u transferua tek Pejgamberi s.a.v.s."**

باب بيع الرقيق

٢٢٢٩ - حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال أخبرني ابن محيريز أن أبا سعيد الخدري رضي الله عنه أخبره أنه «بينما هو جالس عند النبي ﷺ قال: يا رسول الله إنا نصيب سبيا فنحب الأثمان فكيف ترى في العزل؟ فقال: أو إنكم تفعلون ذلك؟ لا عليكم أن لا تفعلوا ذلكم، فإنها ليست نسمة كتب الله أن تخرج إلا هي خارجة»

## Shitja e robërve

**2229.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtë e informoi Shuajbi, këtë Zuhriu, këtë Ibn Muhajrizi që Ebu Seid El-Huduriu r.a. ka lajmëruar se derisa qëndronte njëherë tek Pejgamberi s.a.v.s. tha:

**- O Resulall-llah, neve nga plaçka na pëlqen një robëreshë, mirëpo na dëshirojmë fitim, e çka mendon mbi "azlin"?**[69] (Muhammedi a.s.) **pyeti: A ju me të vërtetë këtë e bëni? Jo, këtë mos ta bëni, sepse s'ka krijesë që Ali-llahu ka urdhëruar të dalë** (në këtë botë) **e të mos i dalë edhe ajo".**[70]

باب بيع المدبر

٢٢٣٠ - حدثنا ابن نمير حدثنا وكيع حدثنا إسماعيل عن سلمة بن كهيل عن عطاء عن جابر رضي الله عنه قال «باع النبي ﷺ المدبر»

## Shitja (e robit të cilit zotëriu i ka premtuar lirimin e tij pas vdekjes së zotëriut)

**2230.** Na ka treguar Ibn Numejri, këtij i tha Vekiu, këtij Ismaili, ky dëgjoi prej Seleme b. Kuhejlit, ky prej A'tait r.a.... ose

٢٢٣١ - حدثنا قتيبة حدثنا سفيان عن عمرو سمع جابر بن عبد الله رضي الله عنهما يقول «باعه رسول الله ﷺ»

---

69 Nocioni "Azl" do të thotë nxerrja e organit të jashtëm para ejakulimit.

70 Në hadithe është theksuar çështja e robërve. Muslimanët kanë zënë rob gjatë luftës së Hunejnit në vitin e 8 të hixhrës nga fisi Havazin.

**2231.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Amrit, ky prej Xhabir b. Abdi-l-lahit, ndërsa sipas një senedi tjetër thuhet:

٢٢٣٢ ، ٢٢٣٣ — حدثني زهير بن حرب حدثنا يعقوب حدثنا أبي عن صالح قال حدث ابن شهاب أن عبيد الله أخبره أن زيد بن خالد وأبا هريرة رضي الله عنهما أخبراه أنهما سمعا رسول الله ﷺ يسأل عن الأمة تزني ولم تحصن، قال: اجلدوها، ثم إن زنت فاجلدوها، ثم بيعوها بعد الثالثة أو الرابعة »

**2232, 2233.** Më tha Zuhejr b. Harbi, ndërsa këtij i tregoi Ja'kubi, këtij ati im, ky dëgjoi prej Salihut, i cili tha që ka dëgjuar prej Ibn Shihabit që Ubejdull-llahu e informoi se Zejd b. Halidi dhe Ebu Hurejre r.a. e kanë informuar se kanë dëgjuar kur është pyetur Pejgamberi s.a.v.s. për robëreshën e cila kryen vepër amorale (bën zina) a s'është e martuar, tha:

- **Rrihe atë** (me shufër) e **nëse përsëri kryen vepër amorale, përsëri rrihe, por pas kryerjes së** (veprës) **amorale për herë të tretë dhe të katërt atëherë, shiteni atë!**

٢٢٣٤ — حدثنا عبد العزيز بن عبد الله قال أخبرني الليث عن سعيد عن أبيه عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: سمعت النبي ﷺ يقول « إذا زنت أمة أحدكم فتبين زناها فليجلدها الحد ولا يثرب عليها، ثم إن زنت فليجلدها الحد ولا يثرب عليها، ثم إن زنت الثالثة فتبين زناها فليبعها ولو بحبل من شعر »

**2234.** Na ka treguar Abdu-l-Aziz b. Abdi-l-lahi, i cili tha që më ka informuar Lejthi duke transmetuar prej Sei'dit, ky prej të atit e ky prej Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë:

**"Kur robëresha e ndonjërit prej jush kryen vepër amorale** (zina) **dhe vërtetohet amoraliteti, zbatoni ndaj saj dënimin** (sipas sheriatit 100 shufra) **dhe mos e qortoni atë! Nëse kryen vepër amorale përsëri,** (atëherë) **zbatoni dënimin** (sipas sheriatit) **mos e qortoni, e nëse kryen vepër amorale për herë të tretë dhe vepra amorale vërtetohet,** (atëherë) **zotëriu le ta shesë qoftë edhe** (në vlerën) **e një litari prej flokëve!"**

باب هل يسافر بالجارية قبل أن يستبرئها؟

ولم ير الحسن بأسا أن يقبلها أو يباشرها. وقال ابن عمر رضي الله عنهما: إذا وهبت الوليدة التي توطأ أو بيعت أو عتقت فليستبرأ رحمها بحيضة، ولا تستبرأ العذراء. وقال عطاء: لا بأس أن يصيب من جاريته الحامل ما دون الفرج. وقال الله تعالى ﴿إلا على أزواجهم أو ما ملكت أيمانهم﴾

## A mund të udhëtohet me robëreshën para se të pastrohet (nga ejakulimi i shitësit të saj)

**Hasan** (Basriu) **nuk sheh dëm që ajo** (në udhëtim) **të puthet ose të përkëdhelet.**

Ibn Umeri ka thënë: "**Kur robëresha i dhurohet** (dikujt) **e cila ka patur marrëdhënie** (seksuale) **ose shitet apo lirohet, para** (kontaktit seksual me tjetrin) **le ta pastrojë mitrën së paku me një menstruacion, ndërsa virgjëresha** (vajza) **këtë mos ta bëjë".**

**Atai ka thënë: S'ka dëm që të përkëdhelet robëresha shtatzënë, përveç organit vaginal, po edhe All-llahu i madhëruar ka thënë: "...përveç nga bashkëshortët e tyre, dhe atyre nën mbikëqyrjen e të cilëve janë".**

٢٢٣٥ – حدثنا عبد الغفار بن داود حدثنا يعقوب بن عبد الرحمن عن عمرو بن أبي عمرو عن أنس بن مالك رضي الله عنه قال « قدم النبي ﷺ خيبر، فلما فتح الله عليه الحصن ذكر له جمال صفية بنت حيي بن أخطب – وقد قتل زوجها وكانت عروسا – فاصطفاها رسول الله ﷺ لنفسه، فخرج بها، حتى بلغنا سد الروحاء حلت فبنى بها، ثم صنع حيسا في نطع صغير، ثم قال رسول الله ﷺ: آذن من حولك، فكانت تلك وليمة رسول الله ﷺ على صفية. ثم خرجنا إلى المدينة، قال فرأيت رسول الله ﷺ يحوي لها وراءه بعباءة، ثم يجلس عند بعيره فيضع ركبته، فتضع صفية رجلها على ركبته حتى تركب »

**2235.** Na ka treguar Abdu-l-Gaffar b. Davudi, këtij i tha Ja'kub b. Abdu-r-Rahmani, ky dëgjoi prej Amr b. Ebu Amrit, ky prej Enes b. Malikut r.a. i cili tha:

- **Pejgamberi s.a.v.s. arriti në Hajber, e kur All-llahu lejoi që të çlirohet fortifikata i është përmendur atij** (Muhammedit a.s.) **bukuria e Safijes, bijës së Hujeje b. Ahtabit. Bashkëshorti i saj ishte vrarë qysh kur kishte qenë nuse, dhe Pejgamberi s.a.v.s. e zgjodhi për vete dhe dolën së bashku** (prej Hajberit). **Kur arritën në Sedde-r-Reuhai, u pastrua nga menstruacionet dhe ai fjeti me te. Pastaj përgatiti ushqim prej hurmave, gjalpit dhe miellit të fërguar në një sofër të vogël lëkure. Më vonë Pejgamberi s.a.v.s. i tha** (Enesit): **"Bëru të ditur** (njerëzve) **përreth teje që kjo ishte dasma e Pejgamberit s.a.v.s. me Safijen!"**

**Pastaj u nisëm drejt Medines dhe e pashë** (shtoi Enesi) **Pejgamberin s.a.v.s. shtroi pas vete pallton e tij, dhe u ul afër deves së tij, i ngriti**

**gjunjët** (lart), **ndërsa Safija qëndroi në këmbë mbi gjunjët e tij për t'i hipur** (deves).

باب بيع الميتة والأصنام

٢٢٣٦ — حدثنا قتيبة حدثنا الليث عن يزيد بن أبي حبيب عن عطاء بن أبي رباح عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما أنه سمع رسول الله ﷺ يقول وهو بمكة عام الفتح «إن الله ورسوله حرم بيع الخمر والميتة والخنزير والأصنام. فقيل: يارسول الله أرأيت شحوم الميتة فانه يطلى بها السفن ويدهن بها الجلود ويستصبح بها الناس، فقال: لا، هو حرام. ثم قال رسول الله ﷺ عند ذلك: قاتل الله اليهود، إن الله لما حرم شحومها جملوه ثم باعوه فأكلوا ثمنه». وقال أبو عاصم: حدثنا عبد الحميد حدثنا يزيد كتب إلي عطاء «سمعت جابراً رضي الله عنه عن النبي ﷺ»

**Shitblerja e shtazëve të ngrodhura dhe figurave**

**2236.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Lejthi, ky dëgjoi prej Jezid b. Ebu Habibit, ky prej Ata b. Ebu Rebahit, ky prej Xhabir b. Abdi-l-Lahit r.a. që ky e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Vitin e çlirimit** (të Mekkes) **në Mekke, All-llahu dhe Pejgamberi i tij e kanë ndaluar tregtinë me verë, shtazë të ngordhura, derra dhe figura". Atëherë iu tha: "O Resulall-llah, ç'mendon për dhjamin e** (shtazëve) **të ngordhura; me të lyhen anijet, lëkurat** (gjatë regjjes) **dhe njerëzit prej tij bëjnë qirinj?"**

**- Jo, kjo ndalohet - u përgjegj ai. Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. lidhur me këtë tha: "Zoti i vraftë hebrenjtë sepse All-llahu ua ndaloi** (këtë lloj) **të dhjamit, mirëpo ata e mblidhnin dhe e shitnin, ndërsa fitimin e hanin.**

Ebu Asimi duke transmetuar prej Abdu-l-Hamidit, ky prej Jezidit tha:

- Më ka shkruar Ata'i: E kam dëgjuar Xhabirin r.a. (që hadithin e sipërpërmendur) e transmeton prej Pejgamberit s.a.v.s."

باب ثمن الكلب

٢٢٣٧ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن أبي بكر بن عبد الرحمن عن أبي مسعود الأنصاري رضي الله عنه «أن رسول الله ﷺ نهى عن ثمن الكلب، ومهر البغي، وحلوان الكاهن»

## Fitimi prej (shitblerjes) së qenve

**2237.** Na ka treguar Abdu-ll-llah b. Jusufi, këtë e informoi Maliku, ky dëgjoi prej Ibn Shihabit, ky prej Ebu Bekr b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Ebu Mesu'd El-Ensariut r.a.:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar** (shfrytëzimin) **e parave prej** (shitjes) **së qenit, dhuratat e robëreshës të fituara përmes prostitucionit dhe paratë e falltarëve".**

٢٢٣٨ — حدثنا حجاج بن منهال حدثنا شعبة قال أخبرني عون بن أبي جحيفة قال « رأيت أبي اشترى حجاماً فأمر بمحاجمه فكسرت، فسألته عن ذلك، فقال: إن رسول الله ﷺ نهى عن ثمن الدم وثمن الكلب، وكسب الأمة. ولعن الواشمة والمستوشمة، وآكل الربا وموكله، ولعن المصور »

**2238.** Na ka treguar Haxhxhaxh b. Minhali, këtij i tha Shu'be, këtij i tha Aun Ebu Xhuhajfe i cili tha:

**"E kam parë atin tim kur bleu një rob të shkathtë për marrjen e gjakut** (pastaj i theu instrumentet) **dhe e pyeta rreth tyre e ai tha:**

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar fitimin** (nga shitja e gjakut) **shfrytëzimin e parave nga** (shitja) **e qenit, pasurinë të cilën robëresha e ka fituar përmes prostitucionit, e ka mallkuar zbukuruesin e lëkurës, e tetuazhin, atë që han kamatën, atë që i jep kamatë (tjetrit) dhe e ka mallkuar piktorin".**[71]

---

71 Shitblerjen e qenit e lejojnë: Muhammed b. Sirini, Abdu-r-Rahman b. Ebi Lejla, Hakemi, Hammadi, Evzaiu, Shafiu, Ahmedi, Is-haku, Ebu Theuri, Ibn Mundhiri e shumë të tjerë. Ibn Kudame deklaron: "Shitblerja e qenit ligjërisht është e pabazuar". Shitblerjen e qenit të gjuetisë e lejojnë: Xhabiri, A'tai, Nehaiu dhe Ebu Hanife.
Sipas mendimit të Shafiut dhe Ahmedit qeni nuk prezenton kurrfarë vlere të pasurisë.
Qentë të cilët janë të dobishëm për njerëzit, paratë e fituara nga shitblerja e tyre i lejojnë të inkasohen dhe të shfrytëzohen: A'ta-i, Ibn ebi Rebaha, Ebu Hanife, dhe nxënësit e tij, ndërsa qentë të cilët janë të dëmshëm për njerëz Ebu Hanfie dhe Ebu Jusufi nuk lejojnë kurrëfarë fitimi nga kjo tregti.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

# ٣٥ - كتاب السلم

باب السَّلَم في كيل معلوم

٢٢٣٩ - حدثني عمرو بن زرارة أخبرنا إسماعيل بن عُلَيَّة أخبرنا ابن أبي نجيح عن عبد الله بن كثير عن أبي المنهال عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « قدم رسول الله ﷺ المدينة والناس يُسلِفون في التمر العامَ والعامين - أو قال عامين أو ثلاثة، شك إسماعيل - فقال: من سلَّف في تمرٍ فليُسلِف في كيلٍ معلوم ووزنٍ معلوم »

حدثنا محمد أخبرنا إسماعيل عن ابن أبي نجيح بهذا .. « في كيل معلوم ووزن معلوم »

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 35. Pagesa e shitblerjes së mallit para kohe

## Pagesa e shitblerjes së mallit para kohe në bazë të matjes së caktuar e të njohur me enë të zgavërt

**2239.** Na ka treguar Amr b. Zurare, këtij i tha Ismail b. Ulejje, këtë e informoi Ibn Ebi Nexhihi, ky dëgjoi prej Abdi-l-lah b. Kethirit, ky prej Ebu El-Minhalit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. erdhi në Medine, ndërsa njerëzit jepnin para, para kohe për frytin e palmës për një, por edhe për dy vite", ose** (Ibn

Abbasi) tha: "**... për dy ose për tre...**" ka dyshuar Ismaili. Atëherë (Pejgamberi s.a.v.s.) ka thënë:

**"Cili paguan një sasi të caktuar të hurmave para kohe, le ta paguaj** (duke matur) **me masë të zgavërt e të njohur ose me peshojë të njohur!"**

Na ka treguar Muhammedi, këtij i tha Ismaili, këtij Ibn Ebi Nexhihi **që kjo** (lejohet) **vetëm kur përcaktohet masa e njohur e zgavërt ose peshoja e njohur dhe e caktuar.**

باب السلم في وزن معلوم

٢٢٤٠ - حدثنا صدقة أخبرنا ابن عيينة أخبرنا ابن أبي نجيح عن عبد الله بن كثير عن أبي المنهال عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «قدم النبي ﷺ المدينة وهم يسلفون بالتمر السنتين والثلاث، فقال: من أسلف في شيء ففي كيل معلوم ووزن معلوم الى أجل معلوم»

حدثنا علي حدثنا سفيان قال حدثني ابن أبي نجيح وقال «فليسلف في كيل معلوم الى أجل معلوم»

## Pagesa e parakohshme e mallit në bazë të peshojës së caktuar e të njohur

**2240.** Na ka treguar Sadaka, këtë e informoi Ibn Ujejne, këtë Ibn Ebu Nexhihi, ky dëgjoi prej Abdull-llah b. Kethirit, ky prej Ebu-l-Minhalit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili tha:

- Pejgamberi erdhi në Medine, ndërsa banorët e saj paguanin për frytin e hurmave për dy dhe tri vite para kohe e ai tha:

**"Kush paguan diçka** (në mënyrë) **të parakohshme le ta kryejë me matje të njohur** (me enë të zgavërt) **dhe peshojë të njohur në afat të caktuar".**

Na ka treguar Aliu, këtij i tha Sufjani, këtij Ibn Ebu Nexhihi i cili ka thënë:

**"Le ta paguaj para kohe por vetëm duke matur me enë të zgavërt e të njohur në afat të caktuar!"**

٢٢٤١ – حدثنا قتيبة حدثنا سفيان عن ابن أبي نجيح عن عبد الله بن كثير عن أبي المنهال قال سمعت ابن عباس رضي الله عنهما يقول «قدم النبي ﷺ . وقال: في كيل معلوم، ووزن معلوم، إلى أجل معلوم»

**2241.** Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Ibn Ebi Nexhihit, ky prej Abdull-llah b. Kethirit, ky prej Ebu-l-Minhalit i cili tha:

- E kam dëgjuar Ibn Abbasin r.a. duke thënë: "**Pejgamberi s.a.v.s. arriti në Medine e tha: "... vetëm me peshojë të njohur dhe afat të caktuar".**

٢٢٤٢، ٢٢٤٣ – حدثنا أبو الوليد حدثنا شعبة عن ابن أبي المجالد. وحدثنا يحيى حدثنا وكيع عن شعبة عن محمد بن أبي المجالد حدثنا حفص بن عمر حدثنا شعبة قال أخبرني محمد أو عبد الله بن أبي المجالد قال «اختلف عبد الله بن شداد بن الهاد وأبو بردة في السلف، فبعثوني إلى ابن أبي أوفى رضي الله عنه، فسألته فقال: إنا كنا نسلف على عهد رسول الله ﷺ وأبي بكر وعمر في الحنطة والشعير والزبيب والتمر» وسألت ابن أبزى فقال مثل ذلك

**2242, 2243.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Shu'be, ndërsa ky dëgjoi prej Ibn Ebu-l-Muxhalidit. (Të njëjtin hadith) e ka transmetuar edhe Hafs b. Umeri, ky dëgjoi prej Shu'bes, ky prej Muhammedit ose Abdu-ll-llah b. Ebu-l-Muxhalidit i cili ka thënë:

"Mbi pagesën e parakohshme janë ndarë mendimet ndërmjet Abdu-ll-llah b. Sheddad b. El-Hadiut dhe Ebu Burdes kështu që më dërguan tek Ibn Ebi Eufa r.a. e unë rreth (kësaj çështjeje) e pyeta e ai u përgjegj:

**"Ne, në periudhën e Pejgamberit s.a.v.s. kemi paguar** (në mënyrë) **të parakohshme por edhe** (gjatë periudhës) **së Ebu Bekrit dhe Umerit, për grurë, elb, rrush dhe hurma".** (Për këtë çështje) e pyeti Ibn Ebzanë (ky është Abdu-r-Rahman El-Huzai njëri ndër asbabët më të rinj edhe ky deklaroi po të njëjtën gjë rreth këtij problemi. [72]

---

72 Shitblerja në bazë të pagesës para kohe të mallit është e kushtëzuar pikërisht si

باب السَّلَمِ إلى مَن ليسَ عندَهُ أصلٌ

٢٢٤٤ ، ٢٢٤٥ — حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدَّثنا عبدُ الواحدِ حدَّثنا الشيبانيُّ حدَّثنا محمدُ بنُ أبي المُجالِدِ قال «بعثَني عبدُ اللهِ بن شدّادٍ وأبو بُردةَ إلى عبدِ اللهِ بنِ أبي أوفى رضيَ اللهُ عنهما فقالا: سَلْهُ هل كان أصحابُ النبيِّ ﷺ في عهدِ النبيِّ ﷺ يُسلِفونَ في الحنطةِ؟ قال عبدُ اللهِ: كنّا نُسلِفُ نَبيطَ أهلِ الشامِ في الحنطةِ والشعيرِ والزيتِ في كَيلٍ معلومٍ إلى أجلٍ معلومٍ. قلتُ: إلى مَن كان أصلُهُ عندَه؟ قال: ما كنّا نسألُهم عن ذلك. ثمّ بعثاني إلى عبدِ الرحمنِ بنِ أبزى فسألتُه، فقال: كان أصحابُ النبيِّ ﷺ يُسلِفونَ على عهدِ النبيِّ ﷺ، ولم نسألْهم ألَهم حَرثٌ أم لا»

حدثنا إسحاقُ حدَّثنا خالدُ بنُ عبدِ اللهِ عنِ الشيبانيِّ عن محمدِ بنِ أبي مُجالِدٍ بهذا وقال «فنُسلِفُهم في الحنطةِ والشعيرِ». وقال عبدُ اللهِ بنُ الوليدِ عن سفيانَ حدَّثنا الشيبانيُّ وقال «والزيتِ». حدَّثنا قُتيبةُ حدَّثنا جريرٌ عن الشيبانيِّ وقال «في الحنطةِ والشعيرِ والزبيبِ»

## Pagesa e parakohshme e (individit) i cili nuk e posedon (mallin)

**2244, 2245.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij i tha Abdu-l-Vahidi, këtij Esh-Shejbaniu, këtij Muhammed b. Ebi-l-Muxhalidi i cili ka thënë:

- Më dërguan Abdull-llah b. Sheddadi dhe Ebu Burde tek Abdull-llah b. Eufa r.a. e thanë: "**Pyete, a kanë paguar për grurë para kohe as-habët e Pejgamberit s.a.v.s. në kohën e tyre?**

---

veprimtaria tregtare e ofruar dhe e përshtatur për palët e intersuara. Ky lloj i tregtisë është i vlershëm vetëm tek gjësendet të të cilat mund të caktohet sasia dhe cilësia, po edhe të vlerësohen anët e dobëta e të mira të mallit. Sasia e gjësendeve të cilat peshohen me peshojë të zgavërt ose me gjatësi, apo përmes matjes, këto të gjitha caktohen me peshojë të zgavërt si për shembull; masa e drithit e kësi soj, respektivisht duke matur ose me metër apo ndonjë matje tjetër të zakonshme për matjen e gjatësisë.

Tek gjërat të cilat maten me gjatësi, siç është pëlhura, duhet caktuar gjatësinë, gjerësinë, trashësinë, llojin dhe vendin e punuar të mallit.

- Abdull-llahu tha: **na, i paguanim para kohe banorët që merreshin me bujqësl nga Shami** (Siria) **për grurë, elb dhe vaj me një masë të njohur e të caktuar në afat të caktuar.**

Pyeta: E ai që posedonte bazë (pasuri)?

U përgjegj: Nuk i pyetëm rreth kësaj.

Pastaj më dërguan tek Abdu-r-Rahman b. Ebzai dhe e pyeta (për këtë çështje) e ai m'u përgjigj:

**"As-habët** (shokët) **e Pejgamberit s.a.v.s ua paguanin** (shitësve) **para kohe në periudhën e Pejgamberit s.a.v.s. dhe nuk i pyetëm, a kanë patur të mbjellura, apo jo".**

Na ka treguar Is-haku, këtij i tha Halid b. Abdull-llahu, këtij Esh-Shejbaniu, ky dëgjoi prej Muhammed b. Ebu Muxhalidit i cili ka thënë: **"U kemi paguar para kohe për grurë dhe elb".** Ndërsa Abdull-llah b. El-Velidi, duke transmetuar prej Sufjanit, ky prej Shejbaniut tha: **"... edhe për vaj".** Lidhur me këtë) Kutejbe duke transmetuar prej Xheririt e ky prej Esh-Shejbaniut tha: **"... për grurë, elb dhe rrush të thatë".**

٢٢٤٦ — حدثنا آدمُ حدَّثنا شُعبةُ أخبرَنا عمرٌو قال سمعتُ أبا البَختريَّ الطائيَّ قال « سألتُ ابنَ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما عن السَّلَم في النَّخلِ فقال: نَهى النبيُّ ﷺ عن بَيعِ النَّخلِ حتى يُؤكَلَ منهُ وحتى يُوزَنَ. فقال رجلٌ: وأيُّ شيءٍ يُوزَن؟ فقال رجلٌ الى جانبِهِ: حتى يُحرَزَ ». وقال مُعاذٌ: حدَّثنا شعبةُ عن عمرو قال أبو البَختريّ سمعتُ ابنَ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما « نَهى النبيُّ ﷺ » مثلَه

**2246.** Na ka treguar Ademi, këtij i tha Shu'be këtë e informoi Amri i cili tha që e kam dëgjuar Ebu-l-Bahteri Et-Tain duke thënë:

**"E kam peytur Ibn Abbasin r.a. rreth pagesës para kohe për hurma".**

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar** (u përgjigj ai) **shitblerjen e frytit të palmës deri sa s'hahet** (s'është pjekur) **dhe derisa s'peshohet me kandar".** Një njeri (pastaj) pyeti: **"Si mund të peshohet fryti?"**, tjetri nga një kënd u përgjigj: **"Derisa s'mblidhet".**

Muadhi tha që na ka treguar Shu'be duke transmetuar prej Amrit që Ebu-l-Bahteri ka thënë: "**Kam dëgjuar prej Ibn Abbasit r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. po këtë e ka ndaluar**".

باب السَّلَمِ فى النَّخلِ

٢٢٤٧، ٢٢٤٨ – حدثنا أبو الوَليد حدَّثنا شُعبةُ عن عمرو عن أبي البَختريِّ قال « سألتُ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما عنِ السَّلَمِ في النَّخلِ فقال: نُهِيَ عن بَيعِ النَّخلِ حتَّى يَصلُحَ، وعن بيعِ الوَرِقِ نَساءً بناجِز. وسألتُ ابنَ عبَّاسٍ عنِ السَّلَمِ في النخلِ فقال: نَهى النبيُّ ﷺ عن بَيعِ النخلِ حتَّى يُؤكَلَ منه أو يأكُلَ منه حتَّى يُوزَنَ »

## Pagesa e parakohshme e frytit të palmës

**2247, 2248.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij i tha Shu'be, ndërsa ky dëgjoi prej Amrit, ky prej Ebu-l-Bahteriut i cili tha:

- E kam pyetur Ibn Umerin r.a. mbi pagesën e parakohshme të frytit të palmës e ai tha:

**"Është ndaluar shitblerja e frytit të palmës derisa nuk piqet, si dhe këmbimi i ndonjë lloji të parave të gatshme me lloj tjetër të parave me pritje".**

E pyeta Ibn Abbasin mbi pagesën e parakohshme të frytit të palmës e ai u përgjigj: "**Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjblerjen e frytit të palmës derisa s'mund të hahet**" ose tha: "**Derisa pronari s'fillon të hajë dhe derisa nuk matet**".

٢٢٤٩، ٢٢٥٠ – حدثنا محمدُ بنُ بَشّارٍ حدَّثنا غُندَرٌ حدَّثنا شُعبةُ عن عمرو عن أبي البَختريِّ « سألتُ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما عنِ السَّلَمِ في النخلِ فقال: نَهى النبيُّ ﷺ عن بَيعِ الثَّمرِ حتَّى يَصلُحَ، ونَهى عنِ الوَرِقِ بالذَّهبِ نَساءً بناجِز. وسألتُ ابنَ عبَّاسٍ فقال: نَهى النبيُّ ﷺ عن بيعِ النخلِ حتَّى يأكُلَ أو يُؤكَلَ وحتَّى يُوزَنَ. قلتُ: وما يُوزَنُ؟ قال رجلٌ عندَه: حتَّى يُحزَرَ »

**2249, 2250.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij i tha Gunderi, këtij Shu'be, ky dëgjoi prej Amrit, ky prej Ebu-l-Bahteriut:

- E kam pyetr Ibn Umerin r.a. mbi pagesën e parakohshme të frytit të palmës e ai tha: **"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e frytit derisa nuk piqet dhe e ndaloi këmbimin e një lloji të parave të gatshme me llojin tjetër të parave në** (formë) **të pritjes".**

E pyeta Ibn Abbasin e ky u përgjigj: **"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitblerjen e fytit të palmës derisa s'mund të hahet** ose tha: **"Derisa pronari të mos fillojë të hajë dhe derisa nuk matet".**

Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij i tha Gunderi, këtij Shu'be, ky dëgjoi prej Amrit, ky prej Ebu-l-Bahteriut:

- E pyeta Ibn Umerin r.a. mbi pagesën e parakohshme të frytit të palmës e ky tha: **"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e frytit derisa nuk piqet si dhe e ndaloi argjendin e gatshëm me ar** (në formë) **pritjeje".**

E pyeta Ibn Abbasin e ai m'u përgjigj: **"Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitblerjen e frytit derisa pronari nuk fillon të hajë, respektivisht derisa s'mund të hahet, dhe derisa nuk matet".**

E pyeta: **"Çdo të thotë derisa nuk matet?"** e një njeri, i cili qëndronte tek ai, tha: **"Derisa nuk mblidhet".**

باب الكفيل في السلم

٢٢٥١ — حدثني محمد بن سلام، حدثنا يعلى حدثنا الأعمش عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت « اشترى رسول الله ﷺ طعاماً من يهودي بنسيئة، ورهنه درعاً له من حديد »

## Siguria gjatë pagesës së parakohshme

**2251.** Na ka treguar Muhammed b. Sel-lami, këtij i tha Ja'la, ndërsa këtij El-Ea'meshi, ky dëgjoi prej Ibrahimit, ky prej El-Esvedit, ky prej Aishes r.a. e cila tha:

**"Pejgamberi s.a.v.s. bleu ushqim prej një hebreji me kredi** (pritje) **dhe në shenjë sigurie ia dha pancirin e vet të hekurt".**

باب الرهن في السلم

٢٢٥٢ ـ حدثني محمد بن محبوب، حدثنا عبد الواحد حدثنا الأعمش قال « تذاكرنا عند إبراهيم الرهن في السلف فقال » حدثني الأسود عن عائشة رضي الله عنها أن النبي ﷺ اشترى من يهودي طعاماً إلى أجل معلوم، وارتهن منه درعاً من حديد »

## Pengu gjatë pagesës së parakohshme

**2252.** Na ka treguar Muhammed b. Mahbubi, këtij i tha Abdu-l-Vahidi, këtij El-Ea'meshi i cili tha:

- Kemi biseduar tek Ibrahimi mbi pengun gjatë pagesës së parakohshme e ai tha: **"Ma përcolli El-Esvedi prej Aishes r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. ka blerë prej një hebreu pakëz ushqim** (me kredi) **në afat të caktuar, e ai mori prej tij si peng pancirin e hekurt".**

باب السلم إلى أجل معلوم، وبه قال ابن عباس، وأبو سعيد والحسن والأسود
قال ابن عمر: لا بأس في الطعام الموصوف بسعر معلوم إلى أجل معلوم
مالم يكن ذلك في زرع لم يبد صلاحه

٢٢٥٣ ـ حدثنا أبو نعيم، حدثنا سفيان عن ابن أبي نجيح، عن عبد الله بن كثير عن أبي المنهال عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « قدم النبي ﷺ المدينة وهم يسلفون في الثمار السنتين والثلاث، فقال: أسلفوا في الثمار في كيل معلوم إلى أجل معلوم ». وقال عبد الله بن الوليد حدثنا سفيان حدثنا ابن أبي نجيح وقال « في كيل معلوم ووزن معلوم »

## Pagesa e parakohshme (duhet bërë) në afat të caktuar

Kështu deklarojnë: Ibn Abbasi, Ebu Seidi, El-Hasan (Basriu) dhe El-Esvedi, ndërsa Ibn Umeri ka thënë:

**"S'ka dëm që kështu të veprohet me ushqimin, çmimi i të cilit është i njohur e i përcaktuar deri në afat të duhur** (që t'i dorëzohet ushqimi blerësit), **ndërsa kjo nuk vlen për të mbjellurat të cilat akoma nuk janë pjekur".**

**2253.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij i tha Sufjani, ky dëgjoi prej Ibn Ebu Nexhihit, ky prej Abdi-l-lah b. Kethirit, ky prej Ebu-l-Minhalit, ky prej Ibn Abbasit r.a. i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. erdhi në Medine, ndërsa banorët e saj pagonin (frytet) nga dy e tri vite para kohe. (Atëherë) tha:

**"Pagoni frytet** (në mënyrë) **të parakohshme me kusht që të përcaktohet matja dhe të precizohet afati".**

Abdull-llah b. Velidi, duke transmetuar prej Sufjanit, e ky prej Ibn Ebi Nexhihit tha: (përmes) **matjes me masë të zgavërt ose me peshojë të njohur** (precize)".

٢٢٥٤ ، ٢٢٥٥ – حدثنا محمدُ بنُ مُقاتلٍ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا سُفيانُ عن سليمانَ الشيبانيِّ عن محمدِ بنِ أبي مُجالدٍ قال « أرسلَني أبو بُردةَ وعبدُ اللهِ بنُ شدّادٍ إلى عبدِ الرحمٰنِ بنِ أبزَى وعبدِ اللهِ بنِ أبي أوفى فسألتُهما عن السَّلَفِ فقالا : كنّا نُصيبُ المغانمَ معَ رسولِ اللهِ ﷺ ، فكان يأتينا أنباطٌ من أنباطِ الشام ، فنُسلِفُهم في الحنطةِ والشعيرِ والزَّبيبِ إلى أجلٍ مُسمّىً . قال قلت : أكانَ لهم زرعٌ ، أو لم يكنْ لهم زرعٌ ؟ قالا ما كنّا نسألُهم من ذٰلك »

**2254, 2255.** Na ka treguar Muhammed b. Mukatili, këtë e infromoi Abdull-llahu, këtë Sufjani, ky dëgjoi prej Sulejman Esh-Shejbaniut, ky prej Muhammed b. Ebi Muxhalidit i cili tha:

- Më dërguan Ebu Burde dhe Abdull-llah b. Sheddadi deri te Abdu-r-Rahman b. Ebzai dhe Abdull-llah b. Ebi Eufai e i pyeta për pagesën e parakohshme ata thanë:

**"E fitonim me Pejgamberin s.a.v.s. plaçkën e luftës dhe** (kur) **vinin bujqit e Shamit (Sirisë) i pagonim para kohe: grurë, elb, rrush të thatë** (me kusht që ta kthejnë) **në afat të caktuar". Tha:** (Muhammed b. Ebu-l-Muxhalidi) **a kanë patur të mbjellura** (të vetat), **apo jo? Për këtë nuk i kemi pyetur,** u përgjigjën ata të dy.

## بابُ السَّلَمِ إِلَى أَنْ تُنْتَجَ النَّاقَةُ

٢٢٥٦ – حَدَّثَنِي مُوسَى بْنُ إِسْمَاعِيلَ أَخْبَرَنَا جُوَيْرِيَةُ عَنْ نَافِعٍ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ «كَانُوا يَتَبَايَعُونَ الْجَزُورَ إِلَى حَبَلِ الْحَبَلَةِ، فَنَهَى النَّبِيُّ ﷺ عَنْهُ». فَسَّرَهُ نَافِعٌ: إِلَى أَنْ تُنْتَجَ النَّاقَةُ مَا فِي بَطْنِهَا

## Pagesa e parakohshme për deven e palindur

**2256.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtë e informoi Xhuvejriu, këtë Nafiu, ky dëgjoi prej Abdull-llahut r.a. i cili ka thënë:

"(As-habët) **kanë shitur e blerë deve për therje** (me afat të dorëzimit derisa të shtërzojë mbarësimin në bark të deves) **këtë Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar". Ndërsa Nafiu këtë e komentoi kështu: "Derisa të lind devja atë që ka në barkun e saj".**[73]

73 Nuk është kusht që shitësi në tregtinë konkrete që mallin ta ketë në depo, ose të jetë prodhues i drejtpërdrejtë; ai mund të jetë edhe blerës me shumicë, mirëpo edhe njëri edhe tjetri duhet t'i përmbahen terminit të marrëveshjes për dorëzimin e mallit për shtiblerje. Termini i dorëzimit të mallit duhet caktuar në mënyrë shumë precize duke theksuar në kontratë edhe datën e dorëzimit

بسم الله الرحمن الرحيم

# ٣٦ - كتاب الشفعة

**باب** الشفعة فيما لم يقسم، فإذا وقعت الحدود فلا شفعة

٢٢٥٧ – حدثنا مسدد حدثنا عبد الواحد حدثنا معمر عن الزهري عن أبي سلمة بن عبد الرحمن عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما قال «قضى النبي ﷺ بالشفعة في كل ما لم يقسم، فإذا وقعت الحدود وصرفت الطرق فلا شفعة»

*Bismi-l-Lahi-r-Rahmani-r-Rahim*

# 36.Pjesa mbi blerjen me të drejtë përparësie

## E drejta e përparësisë së blerjes (respektivisht) të asaj pjese e cila akoma s'është ndarë, e kur vihet kufiri, atëherë s'ka të drejtë përparësie të blerjes.

**2257.** Na ka treguar Museddedi, këtij i tha Abdu-l-Vahidi e këtij Ma'meri, ky dëgjoi prej Zuhriut, ky prej Ebu Seleme b. Abdu-r-Rahmanit, ky prej Xhabir b. Abdull-llahut r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka përcaktuar të drejtën e përparësisë së blerjes** (vetëm të asaj pasurie e cila është e mirë) **dhe akoma e pandarë** (ndërmjet bashkëpunëtorëve), **e nëse vihet kufiri dhe sqarohen rrugët, s'ka më të drejtë përparësie të blerjes".**

باب عرض الشفعة على صاحبها قبل البيع

وقال الحكم: إذا أذن له قبل البيع فلا شفعة له

قال الشعبي: من بيعت شفعته وهو شاهد لا يغيرها فلا شفعة له

٢٢٥٨ - حدثنا المكي بن ابراهيم أخبرنا ابن جريج أخبرني ابراهيم بن ميسرة عن عمرو بن الشريد قال «وقفت على سعد بن أبي وقاص فجاء المسور بن مخرمة فوضع يده على إحدى منكبي، إذ جاء أبو رافع مولى النبي ﷺ فقال: يا سعد ابتع مني بيتي في دارك. فقال سعد: والله ما أبتاعهما. فقال المسور: والله لتبتاعنهما. فقال سعد: والله لا أزيدك على أربعة آلاف منجمة أو مقطعة. قال أبو رافع: لقد أعطيت بها خمسمائة دينار، ولولا أني سمعت النبي ﷺ يقول: الجار أحق بسقبه ما أعطيتكها بأربعة آلاف وأنا أعطى بها خمسمائة دينار، فأعطاها إياه»

## Pronari i pjesës ideale (të pasurisë) është i detyruar që para shitjes t'ia ofrojë atij që ka të drejtë përparësie në blerje

Hakemi ka thënë: "**Nëse i lejon atij (shitblerjen) para shitjes së tij,** (atëherë) **ai s'ka të drejtë përparësie të blerjes".**

Sha'biu ka thënë: "**Atij që i është shitur** (pasuria) **me të drejtë përparësie të blerjes në prezencë të tij, e ky nuk e ka ndërruar marrëveshien** (s'ka reaguar fare), **e humb të drejtën e përparësisë së blerjes".**

**2258.** Na ka treguar El-Mekki b. Ibrahimi, këtë e informoi Ibn Xhurejxhi, këtë e informoi Ibrahim b. Mejsere, ky dëgjoi prej Amr b. Esh-Sheridit i cili tha:

- Qëndrova pakëz tek Sa'd b. Ebi Vekkasi e (aty) erdhi El-Misver b. Mahremi dhe ma vuri dorën mbi njërin krah, e në atë moment erdhi edhe Ebu Rafiu, rob i lirë i Pejgamberit s.a.v.s., e tha:

**"Sa'd, bleji prej meje dy dhomat e mia në shtëpinë tënde!"**

Sa'di iu përgjegj: "**Për Zotin s'të jap më tepër se 4.000 (grosh) dhe atë me këste.**

Ebu Rafiu tha: **Më kanë dhënë për ato 500 dinarë (5.000 dirhem), të mos e kisha dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:**

**"Fqinji ka më tepër të drejtë** (të drejtë përparësie të blerjes) **për shkak të afërsisë** (fqinjësisë), **unë s'do ta kisha dhënë as për 4.000** (dirhem), **ngase më është dhënë për ato 500 dinarë". Pastaj** (Ebu Rafiu) **ia dha atij.**[74]

**باب أيُّ الجوارِ أقربُ ؟**

٢٢٥٩ – **حدثنا** حجّاجٌ حدّثنا شعبةُ ح
وحدّثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدّثنا شَبابةُ حدّثنا شعبةُ حدّثنا أبو عِمرانَ قال: سمعتُ طلحةَ بنَ عبدِ اللهِ عن
عائشةَ رضيَ اللهُ عنها «قلتُ يارسولَ اللهِ إنّ لي جارَينِ فإلى أيِّهما أُهدي؟ قال: إلى أقربِهما منكِ بابا»

## Cili prej fqinjve konsiderohet më i afërt?

**2259.** Na ka treguar Haxhxhaxhi, ndërsa këtij i tha Shu'be e sipas një senedi tjetër thuhet: Na ka treguar Ali b. Abdi-l-lahi, këtij i tha Shebabe, këtij Shu'be, këtij Ebu Imrani i cili tha:

- E kam dëgjuar Talha b. Abdi-l-lahin se Aisheja r.a. ka thënë:

**"O Resulall-llah, kam dy fqinj e cilit prej tyre t'ia jap një dhuratë?"**

(Muhammedi a.s.) u përgjigj: **Atij që e ke më afër derës së shtëpisë".**[75]

---

74 Të drejtat themelore të parablerjes janë:
Të drejtë përparësie blerje i takon së pari atij që është bashkëpronar në mallin për shitblerje, së dyti bashkëpronarit me të drejtë parablerëse, ndërsa së treti fqinjit të parë. Secila renditje në bazë të prioritetit e anulon radhitjen pasuese. Nëse njëri kat në një ndërtesë i takon një njeriu e tjetri kat një njeriu tjetër, ata të dy konsiderohen fqinj të drejtpërdrejtë. Të drejtë parablerëse mund të ketë edhe tek pasuria e patundur.

75 Hadithi kryesisht potencon marrëdhëniet e mira fqinjësore ndihmën ndaj të varfërve. Muhammedi a.s. ka thënë: "Nuk është besimtar i mirë asnjëri prej jush të cilin e zë nata të ngopur, ndërsa fqinji i mbetet i uritur". Në një rast tjetër tha: "Xhibrili më shumë mi rekomandonte fqinjët sa që kam menduar se fqinji mund t'i caktohet trashëgimtar fqinjit".

# Shpjegimet e termave, të emrave, vendeve dhe të shkurtesave

## A

**Ahiret** - bota pas vdekjes, jeta e ardhshme.

**Ajet** - Një fjali e Kur'anit, argument, shenjë.

**Air** - vend afër Medines.

**Akabe** - vend ndërmjet Mekkes dhe Minnes.

**Alejhisselam** - (shkurtesa a.s.) epitet i cili theksohet dhe shkruhet pas emrave të secilit Pejgamber, por kur theksohet kjo shkurtesë pa emër atëherë aludohet në Muhammedin a.s. Kjo shkurtesë do të thotë: "Shpëtimi qoftë mbi te".

**Amber** - materje rrëshirnore me erë të këndshme.

**Arefat** - kodër pranë Mekkes.

**As-hab** - shokët e Muhammedit a.s.

**Asfan** - vend.

**Ashura** - dita e dhjetë e muajit muharrem (respektivisht muajit të parë sipas hixhretit).

**Auret** - pjesët e turpshme të trupit të njeriut që duhet mbuluar.

## B

**Beduin** - nomad, banor i shkretëtirës.

**Bejda** - vend ndërmjet Mekkes dhe Meddines.

**Beki** - emër tregu, panair.

**Bereqet** - begati, bollëk, përparim, fat.

**Burde** - mantel, xhaketë.

**But-ha** - luginë afër Mukkes.

**Dexhxhali** - mashtruesi, intriganti, ngatërrestari, për të cilin paramendohet se do të paraqitet pak para përfundimit të kësaj bote.

## D

**Duha**-namazi - namaz joobligativ i cili kryhet në kohën pas lindjes së diellit e deri para namazit të drekës.

## Dh

**Dhik'r** - shqiptimi i teksteve ose vetëm emrave të Zotit xh.sh.

**Dhu-l-Mexhaz** - emër tregu, panair, pranë Mekkes.

**Dhu-l-Hulejfe** - vend afër Medines.

## F

**Farzi kifaje** - detyrim i përbashkët i shkallës së parë.

**Fatiha** - Kaptina e parë e Kur'anit.

## H

**Hajber** - oazë ndërmjet Medines dhe Damaskut.

**Halife** - zëvendës, qeveritar.

**Haxhxhetu-l-Veda'i** - Haxhi Lamtumirës.

**Haxhi kiran** - haxhi dhe umra të kryera në muajin e haxhit.

**Hil** - emër lugine pranë Mekkes.

**Hixh'r - (el-Hatim)** vend në të cilin gjendet muri i lartë 2 arshinë në pjesën veriore të Qabes.

**Hutbe** - fjalim të cilin imami e mban ditëve të premte dhe bajrameve.

## I

**Ibadet** - devocion, përkushtim fesë, kryerje e detyrimeve fetare islame.

**Ibn** (shkurtesa b.) - i biri.

**Ibram** - veshje e posaçme (çarçaf) e haxhinjve gjatë ditëve të haxhit.

**I'tikaf** - qëndrimi i devotshëm në xhami, veçanërisht në dekatën e fundit të muajit Ramazan.

## J

**Jelemlem** - emër vendi.

**Jeumu-l-fitri** - dita kur nuk agjërohet.

**Jeumu-sh-shekki** - dita e dyshimtë kur përfundon agjërimi, apo kur fillon dita e parë e muajit shewal.

# K

**Kajnuka'** - treg, panair i njohur i Medines.

**Kahatu** - vend pranë Medines.

**Karin** - haxhiu i cili ka vendosur të kryejë haxhin dhe umren në Mikatë.

**Karnu-l-Menazil** - emër vendi.

**Kedid** - luginë.

**Kefaret** - kompenzim, formë e dënimit për shkelje të rregullave islame.

**Kijam** - qëndrimi në këmbë në namaz.

**Kiraet** - lexim, këndim i Kur'anit.

**Kurban** - sakrificë, kurban (dele apo lopë) e cila theret gjatë ditëve të Kurban-bajramit.

**Kudejd** - vend.

**Kunut-dua'** - lutje e cila lexohet në përfundim të reqatit të tretë të vitër-namazit.

# L

**Lamije** - poemë e cila rimohet me germën "L".

**Lejletu-l-Kadri** - Nata e 27 e Ramazanit.

**Lahji xhemel** - emër vendi.

# M

**Medh-heb** - shkollë juridike, sistem juridik në jurispondencën islame.

**Mekruh** - e papëlqyeshme.

**Merve** - bregore në Mekke.

**Mixhenne** - emër tregu, panair.

**Mikat** - vend jo larg Mekkes në të cilin haxhinjtë veshin ihramët dhe vendosin të kryejnë haxhin.

**Minber** - vend nga i cili kryhen predikimet, fjalimet e këshillat islame.

**Minne** - lagje e cila gjendet në rrugë prej Mekkes për në Arefat.

**Misvak** - lloj i brushës për pastrimin e dhëmbëve pa përdorimin e ujit.

**Mual-lim** - mësues.

**Mubah** - e lejuar.

**Muhaddith** - njohës i hadithit.

**Mufessir** - komentator i Kur'anit.

**Musal-la** - vend i hapur për kryerjen e namazeve indivuduale dhe të përbashkëta për tërë lagjen.

**Mu'temir** - haxhiu i cili gjatë muajit të haxhit e kryen umren dhe po në të njejtin vit e kryen edhe haxhin.

**Muzdelife** - vend ndërmjet Minnes dhe Arefatit.

**Mu'xhize** - mrekulli, sipas Islamit ka të bëjë me Shpalljet e Pejgamberëve me të cilën e dëshmonin pejgamberllëkun e tyre.

**Muxhtehid** - dijetar i cili zgjedh problemet dhe çështjet e ndryshme islame duke u bazuar në Kur'an dhe hadithë.

## N

**Nijet** - vendim, qëllim për të kryer një obligim.

## R

**Radijall-llahu anhu** (shkurtesa r.a.) epitet i cili theksohet dhe shkruhet pas emrave të sahabeve (shokëve) të Pejgamberit a.s. që do të thotë: Zoti është kënaqur me te.

**Rehdhetu** - vend ndërmjet Mekkes dhe Medines.

**Rekat (reqat)** - pjesë e namazit e cila përbëhet prej qëndrimit (kijam) përkuljes së trupit dhe të mbështeturit me duar mbi gjunjë dhe vënia e fytyrës në tokë (sexhde).

**Reuha** - emër vendi.

**Ruku' (ruqu)** - përkulja e trupit në pozitë të drejtë me ç'rast mbështetet me duar mbi gjunjë.

## S

**Sadekatu-l-fitri** - lëmoshë e cila jepet vetëm gjatë muajit Ramazan.

**Safa** - bregore në Mekke.

**Safer** - emër i muajit të dytë sipas kalendarit të hixhretit.

**Sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem** (shkurtesa s.a.v.s.) - shprehje e cila qëndron pas emrit të Muhammedit a.s. e që do të thotë: "Zoti e mëshirojtë dhe shpëtoftë atë".

**Salsal** - kodër pranë Dhu-l-Hulejfes.

**Sexhde** - pjesë e namazit kur personi i lëshon ballin, hundën, gjunjët dhe majet e gishtërinjve ngadalë në tokë.

**Sened** - një grup njerëzish kompetentë që merren me transmetimin e hadithit.

**Sedde-r-Reuha** - emër vendi.

**Serif** - emër vendi.

**Sukjer** - vend.

**Suhur** - shujta që han agjëruesi para se të fillojë koha e ditës vijuese të agjërimit.

**Sunnet** - fjalët dhe vepra e Muhammedit a.s.

**Sunneti muekkede** - veprim të cilin e ka punuar gjithmonë Pejgamberi a.s.

## Sh

**Shafran** - zbukurim, stolisje.

**Sham** - Siria.

**Shamet** - kodër pranë Mekkes.

**Shehid** - hero i cili vdes në emër të Zotit.

**Sheriat** - ligj, rregull.

**Shirk** - politeizëm.

## T

**Tabi'in** - gjeneratë e cila është shoqëruar me shokët e Muhammedit a.s.

**Tafil** - kodër afër Mekkes.

**Tahin** - emër vendi.

**Taif** - emër qyteti në Arabinë Saudite.

**Tavaf** - rrotullin rreth Qabes.

**Tebuk** - emër vendi afër Medines.

**Tejemmum** - pastrim me dhe të pastër në kohën kur s'ka ujë. (Gjatë marrjes së tejemumit veprohet kështu: Me dy shputat e duarve pas prekjes së dheut të pastër e të terur e prek tërë fytyrën. Herën e dytë, pasi e prek dheun përsëri e fërkon me dorën e majtë të djathtën dhe me të djathtën të majtën, deri në bërryla.

**Tekbir** - të madhëruarit e Zotit. Teksti fillon kështu: "All-llahu Ekber All-llahu Ekber..." që do të thotë: "Zoti është më i Madhi..."

**Telbije** - lutje. Telbia fillon kështu: "Lebbejke All-llahumme lebbejke..." këtë lutje haxhinjtë e theksojnë gjatë kryerjes së haxhit, që do të thotë: "Ty të përgjigjemi o Zot..."

**Ten'im** - vend në Medine.

**Tesbih** - rruzare, me të cilat njeriu duke e lëvizur çdo kokërr të saj i falenderohet dhe e madhëron Zotin xh.sh.

**Tevekkul** - mbështetje, zë besë, besim.

**Tehnijjetu-l-Veda'i** - emër vendi pranë Medines.

## U

**Uhud** - kodër afër Medines.

**Ukaz** - emër tregu, panair afër Mekkes.

**Umijun** - mosnjohje e shkrim-leximit.

**Umra** - ibadet i cili mund të kryhet gjatë tërë vitit me rastin e vizitës së Mekkes.

**Usfan** - emër vendi.

## V

**Vaxhib** - detyrim fetar i shkallës së dytë.

**Vukuf** - qëndrim obligativ i haxhiut në Arefat dhe Muzdelife.

## Xh

**Xhennet** - parajsë.

**Xhehennem** - ferr.

**Xhel-le Shanuhu** (shkurtesa **xh.sh.**) epitet i cili theksohet dhe shkruhet pas emrit të Zotit, që do të thotë: Lartmadhëria e Tij".

**Xhema'at** - grup njerëzish të cilët falen bashkarisht.

**Xhemret** - gurëz të imtë në Minne.

**Xhibril** - engjëll përmes të cilit Muhammedit a.s. e ka pranuar Shpalljen.

**Xhidde** - emër qyteti në Arabinë Saudite.

**Xhihad** - luftë, veprimtari, punë kontinuitive.

**Xhizje** - tatim të cilën jomuslimanët ia kanë paguar shtetit islam.

**Xhuhfe** - emër vendi.

**Xhumua'** - namazi kolektiv në xhami ditën e premte.

## Z

**Zekat** - lëmoshë detyrimore të cilën i pasuri ia jep muslimanit të varfër.

# Literatura


١ فتح الباري
بشرح صحيح الإمام أبي عبد الله محمد بن إسماعيل البخاري للإمام الحافظ أحمد بن علي بن حجر العسقلاني
الجزء الرابع الناشر دار المعرفة للطباعة والنشر بيروت - لبنان ٧٧٣ — ٨٥٢

٢ في ظلال القرآن
سيد قطب الجزء الأول الطبعة الخامسة ١٣٨٦ هـ — ١٩٦٧ م مزيدة ومنقحة دار إحياء التراث العربي بيروت - لبنان

٣ سبل السلام
شرح بلوغ المرام من أدلة الأحكام وهو شرح الإمام محمد بن إسماعيل الكحلاني ثم الصنعاني المعروف بالأمير (١٠٥٩ — ١١٨٢ هـ)
المكتبة التجارية الكبرى بمصر ص.ب ٥٧٨

٤ لسان العرب
لابن منظور طبعة جديدة محققة ومشكولة شكلاً كاملاً ومذيلة بفهارس مفصلة دار المعارف

٥ تاريخ الطبري
تاريخ الرسل والملوك لأبي جعفر محمد بن جرير الطبري ٢٢٤ — ٣١٠ هـ الطبعة الرابعة دار المعارف

٦ تاريخ العرب قبل الإسلام
تأليف الدكتور جواد علي ساعدت جامعة بغداد على نشره مكتبة النهضة بغداد دار العلم للملايين بيروت

- *Hasan ef. Škapur*: **Sahihu-l-Buhari, Buharijina zbirka hadisa,** *"Oslobođenje", Sarajevo, 1976.*
- *Hasan I. Nahi:* **Kur'ani i Madhëruar** (përkthim), *Zagreb, 1988.*
- *Hasan Kaleshi (koautor)* **Srpskohrvatski-Arapski rječnik,** *"Oslobođenje" Sarajevo, 1988.*
- *Feti Mehdiu:* **Kur'ani** (përkthim), *Prishtinë, 1985.*
- **Fjalor Serbokroatisht-Shqip** (grup autorësh), *Instituti Albanologjik i Prishtinës, Prishtinë 1974.*
- *Nerkez Smajlagić*: **Leksikon Islama,** *Svjetlost - Sarajevo, 1990.*
- *Teufik Muftić*: **Arapsko-Srpskohrvatski Rječnik** *"Oslobođenje", Sarajevo, 1973.*
- **Fjalori Drejtshkrimor i gjuhës shqipe,** *Instituti i Gjuhës dhe i Letërsisë, Tiranë.*

# صحيح البخاري

لأبي عبد الله محمد بن إسماعيل بن إبراهيم
ابن المغيرة بن بَرْدِزْبَه البخاري الجعفي
رضي الله تعالى عنه ونفعنا به
آمين

الجزء الثالث

